**Titulli origjinal:** NEBÎLER SİLSİLESİ - 2
*Ders kitabı*

**Përktheu:** Ilir Hoxha
**Redaktor:** Nexhat Gjuzi
**Redaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama

PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# PARAFJALA

Në këtë libër, që është edhe vazhdimi i librit Vargu i Profetëve -I-, janë respektuar të njëjtat parime që përmenden në parafjalën e librit të parë.

Në këtë libër, vazhdohet me pjesën tjetër të profetëve, të cilët janë:

**Musai** (a.s.), i cili me mrekullinë e shkopit të tij, e mbyti faraonin mendjelehtë në dallgët e Detit të Kuq. Vëllai i tij besnik, **Haruni** (a.s.), i cili e ndihmoi atë në çdo kohë dhe vend.

**Daudi** (a.s.), i cili me dhikrin[1] e tij entuziazmonte malet, gurët, madje edhe kafshët e egra.

**Sulejmani** (a.s.), i cili e mbajti jashtë zemrës së tij pasurinë dhe mbretërinë madhështore të kësaj bote.

**Uzejri** (a.s.), i cili u bë shembull i ringjalljes pas vdekjes, duke ardhur përsëri në jetë pas njëqind vitesh vdekje.

**Ejjubi** (a.s.), i cili me meditimin e tij të thellë, u bë simboli i durimit.

**Junusi** (a.s.), i cili kapërceu errësirat duke u thelluar në të vërtetën e duasë dhe dhikrit me dashuri dhe përkushtim të jashtëzakonshëm.

1. Dhikr: Përmendje e Allahut.

**Iljasi** (a.s.), i cili la emër të mirë ndër njerëz dhe meritoi selamin e Allahut; **"Paqja qoftë mbi Iljasin!"**

**Eljasai** (a.s.), i cili meritoi grada të larta.

**Dhulkifli** (a.s.), profeti i mirë që u mbyt në mëshirën hyjnore.

**Lukmani** (a.s.), i cili u bë i njohur për urtësinë e tij të jashtëzakonshme.

**Zekerijja** (a.s.), profeti dëshmor që vuajti shumë prej popullit të tij.

**Jahja** (a.s.), i cili e priti vdekjen si dëshmor, njësoj si babai i tij Zekerijja (a.s.).

**Isai** (a.s.), i cili shëronte të sëmurët dhe ngjallte të vdekurit me lejen e Allahut.

Falënderojmë të gjithë anëtarët e komisionit që morën pjesë në përgatitjen e këtij libri dhe i lutemi Allahut që kjo punë të jetë një sadaka xharije[2] për të gjithë ata.

I lutemi Allahut të Madhëruar, të na i falë gabimet që rrjedhin prej dobësisë dhe pafuqisë sonë dhe strehohemi në mëshirën e Tij të pafundme!

Suksesi vjen vetëm prej Allahut.

**Osman Nuri Topbash**

2. **Sadaka xharije:** Sadaka/bamirësi e përhershme, prej së cilës njerëzit do të përfitojnë vazhdimisht, ndërsa shpërblimet e kësaj sadakaje, do t'i shkojnë atij që e bën atë edhe pas vdekjes së tij.

## MUSAI
**-alejhi selam-**

**I cili me mrekullinë e shkopit të tij, e mbyti faraonin mendjelehtë në dallgët e Detit të Kuq**

**dhe vëllai i tij besnik**

## HARUNI
**-alejhi selam-**

**I cili e ndihmoi atë në çdo kohë dhe vend.**

Musai (a.s.), është profeti, emri i të cilit përmendet më shumë në Kuranin Fisnik[3]. Pas Jusufit (a.s.), ai është një nga profetët më të mëdhenj (ulu'l-adhm), të cilët Allahu i Madhëruar ia ka dërguar popullit hebre. Gjaku i Musait (a.s.), birit të Imranit, me anë të Jakubit dhe Is'hakut (alejhimesselam), shkon deri tek Ibrahimi (a.s.). Ndërsa Haruni (a.s.), është vëllai i tij.

Faraoni i Egjiptit, Rejjan bin Meliku, i cili e bëri Jusufin (a.s.), ministër të ekonomisë së vendit, ishte njeri që i besonte Allahut. Pas tij, në fronin e faraonit u ul një person me emrin Kabus. Ky faraon, megjithëse nuk i besoi Jusufit (a.s.), nuk e hoqi atë prej detyrës së tij. Kurse faraonët që erdhën më vonë, nuk i trajtuan fare mirë bijtë e Izraelit.

Pas Jusufit (a.s.), bijtë e Izraelit mbetën në Egjipt. Ata ishin të lidhur pas fesë së Jusufit, Jakubit, Is'hakut dhe Ibrahimit (alejhimusselam). Kurse egjiptianët vendës, koptët, ishin idhujtarë, të cilët adhuronin idhujt dhe yjet. Ndërsa Izraelitët i shihnin me sy të keq.

3. Musa (a.s.), përmendet në 136 ajete të Kuranit.

Faraonët koptë ishin njerëz të këqij dhe mizorë. Ata nuk e dëshironin shtimin e popullsisë Izraelite, sepse nëse beni Izrailët, që quheshin "sipti", do të shtoheshin, pushteti mund të kalonte në duart e tyre. Për këtë arsye, koptët, me në krye faraonin, filluan të ushtronin dhunë dhe presion mbi bijtë e Izraelit.

Ndërkaq, siptinjtë që nuk mund ta duronin më dhunën e tyre, e cila shtohej çdo ditë e më shumë, u lodhën së tepërmi nga vuajtjet dhe vështirësitë që po hiqnin. Tashmë, ata i kishin humbur të gjitha të drejtat e tyre shoqërore dhe politike në atë vend. Për rrjedhojë, ata deshën të ktheheshin në rajonin e Ken'anit, ku ishte edhe atdheu i Jakubit (a.s.). Mirëpo, nuk ia arritën dot qëllimit të tyre, sepse faraoni i përdorte ata në punë të rënda si ndërtimi i piramidave dhe nuk mund t'i lejonte të shkonin.

Faraoni, i mundonte shumë bijtë e Izraelit, të cilët përbëheshin nga dymbëdhjetë fise, ku secili prej tyre ishte i lidhur me njërin prej bijve të Jakubit (a.s.). Ai i mbante nën shtypje të vazhdueshme dhe u vinte taksa të rënda edhe atyre që s'ishin në gjendje të punonin. Ndërsa atyre që nuk e sillnin taksën ditore pa perënduar dielli, ua lidhte duart dhe i mbante ashtu për një muaj!

**"Me të vërtetë që Faraoni madhështohej në Tokë dhe banorët e saj i kishte përçarë në grupe; disa prej tyre i përndiqte, ua vriste fëmijët meshkuj, ndërsa femrat ua linte gjallë. Ai ka qenë vërtet keqbërës."** (Kasas, 4)

**"Pa dyshim, Faraoni, Hamani dhe ushtria e tyre ishin në rrugë të gabuar!"** (Kasas, 8)

Në këtë kohë dhune dhe padrejtësish, Allahu i Madhëruar, u dërgoi atyre Musain (a.s.), si profet:

**"Por vullneti Ynë ishte që t'u jepnim mirësi atyre që qenë të shtypur në Tokë, t'i bënim prijës e trashëgimtarë, t'i forconim ata në Tokë dhe t'u tregonim Faraonit, Hamanit dhe ushtrisë së tyre atë prej së cilës ata frikësoheshin."** (Kasas, 5-6)

### Ëndrra që tmerroi faraonin

Një natë, faraoni pa një ëndërr, ku një zjarr që doli prej një tempullit të Jeruzalemit (Bejti Makdis), dogji shtëpitë e koptëve, por nuk u shkaktoi asnjë dëm shtëpive të Izraelitëve.

Kur kërkoi t'ia shpjegonin ëndrrën, i thanë:

“Prej bijve të Izraelit, do të dalë një fëmijë, i cili do ta shkatërrojë mbretërimin tënd!”

Pas kësaj, faraoni i urdhëroi ushtarët e vet, që të vrisnin të gjithë foshnjat djem që do të lindnin nga bijtë e Izraelit. Për këtë arsye, ata bënë disa mjete prej kallami, me anë të të cilave i detyronin gratë pranë lindjes të bënin lindje të detyruar dhe, nëse lindte djalë, e vrisnin në vend.

Ndërkohë, prej brezit të Jakubit (a.s.), erdhi në jetë Musai, biri i Imranit. Kur lindi Musai, njëra prej mamive, që ishte e afërmja e tij, pa një dritë në ballin e tij dhe mbeti e mahnitur.

Kur mbaroi lindja, mamitë dolën jashtë. Pa kaluar shumë, erdhën njerëzit e faraonit dhe hynë në shtëpi. Me ta kuptuar rrezikun që po afrohej, nëna e Musait (a.s.), e hutuar dhe e frikësuar, me shpejtësi e fsheh fëmijën në furrën e zjarrit. Pasi kontrolluan për njëfarë kohe dhe nuk e gjetën atë që kërkonin, ushtarët dolën jashtë dhe u larguan. Nëna e Musait (a.s.), ishte e shqetësuar dhe e hidhëruar, sepse mendonte se fëmija do të ishte djegur në furrë. Mirëpo, kur e hapi furrën, pa se djali i saj qëndronte mes flakëve i qetë dhe pa u djegur, ashtu si Ibrahimi (a.s.). Ajo u gëzua shumë dhe menjëherë e mori djalin e saj në gji, duke falënderuar Allahun. Më pas, i erdhi një frymëzim nga Allahu, me anë të të cilit urdhërohej që t’i jepte gji fëmijës dhe, në çast rreziku, ta lëshonte atë në Nil. Po ashtu, ajo u përgëzua me lajmin se, një ditë, ai do t’i kthehej përsëri dhe do të bëhej një profet i madh!

**“Kështu, Ne e frymëzuam nënën e Musait: “Jepi gji atij dhe, kur të trembesh për sigurinë e tij, hidhe në lumë, pa pasur frikë dhe as dëshpërim. Me siguri që Ne do të ta kthejmë ty atë dhe do ta bëjmë të dërguar.”** (Kasas, 7)

Për këtë arsye, nëna e Musait (a.s.), shkoi tek marangozi dhe bëri një arkë, ku vendosi Musain, të cilin më pas e lëshoi në lumin Nil. Arka, e cila po notonte në ujërat e Nilit, qëndroi në bahçen para pallatit të faraonit. Shërbëtoret që e pikasën, e morën dhe ia çuan Asijes.

### Musai në pallatin e faraonit

Asija, e cila rridhte nga gjaku i Rejjan bin Melikit, faraonit që i pati besuar Jusufit (a.s.), ishte gruaja e faraonit. Sapo e pa Musain, të cilin ia prunë brenda një arke, në zemrën e saj lindi një dashuri e madhe për të, sepse fëmija ishte

shumë i bukur. Ajo e mori në krahë dhe e shtrëngoi fort në gji. Pastaj, e çoi tek faraoni dhe e bindi atë që ta mbanin, duke i thënë:

"Ky do të bëhet fëmija jonë. Në të ardhmen do të na ndihmojë dhe do të na mbrojë! Le të jetë biri ynë i dashur! Prandaj mos e vrit!"

**"Gruaja e Faraonit i tha atij: «Ky** (djalë) **është gëzim për mua dhe ty, prandaj mos e vrisni, sepse mund të jetë i dobishëm ose mund ta birësojmë». Por ata nuk e dinin se çfarë po bënin."** (Kasas, 9)

Pasi u vendos që Musai (a.s.), të qëndronte në pallat, ata kërkuan një mëndeshë (nënë qumështi), për ta ushqyer me gji. Mirëpo, fëmija nuk pranonte të pinte prej asnjë mëndeshe. Ndërkohë, motra e madhe e Musait, Merjemja, e cila kishte dëgjuar për këtë, i lajmëroi se, nëse e pranonin në pallat, nëna e saj do ta ushqente fëmijën me gji në mënyrë vullnetare. Në fakt, nëna e Musait (a.s.), e kishte porositur vajzën e saj, Merjemen:

**"...«Shko pas tij!» E motra e vrojtonte atë nga larg, pa u parë nga të tjerët. Ne bëmë që ai të mos pranonte asnjë mëndeshë. Kështu, e motra i tha atyre** (që kishin birësuar Musain)**: «A doni t'ju gjej një familje, e cila do të kujdeset për të, duke e edukuar me kujdes?» Kështu, Ne e kthyem atë te nëna e vet, që ajo të gëzohej e të mos pikëllohej dhe që ta dinte se premtimi i Allahut është i vërtetë; por, shumica e njerëzve nuk e dinë."** (Kasas, 11-13)

Nëna e Musait (a.s.), nuk dyshonte aspak se premtimi hyjnor do të realizohej. Prandaj, me qëllim që të mos dyshonin, ajo nuk e pranoi menjëherë kërkesën për t'i dhënë gji Musait.

"Unë e kam një fëmijë që e quajnë Harun[4]. Po më pranuat bashkë me të, do t'i jap gji fëmijës, përndryshe, nuk mundem!.."

Kështu, ata nuk e kuptuan se ajo ishte nëna e Musait dhe e pajtuan t'i jepte gji fëmijës me pagesë.

Kur faraoni dhe e shoqja dëshiruan ta birësonin Musain, padyshim se ata mendonin se ai do të edukohej në mënyrën dhe kulturën e tyre dhe se do të

4. Haruni kishte lindur më parë se Musai dhe ishte më i madh në moshë. Për rrjedhojë atë nuk e kishin vrarë ushtarët e Faraonit.

ndiqte hapat e tyre. Mirëpo, gjatë edukimit, ekzistojnë dy faktorë të rëndësishëm që i japin drejtim jetës së njeriut: trashëgimia dhe edukata. E para, janë cilësitë e trashëguara që i jepen njeriut që në lindje. E dyta, është edukimi të cilit njeriu i nënshtrohet që prej lindjes. Për rrjedhojë, njeriu herë mbetet nën ndikimin e trashëgimisë, herë të edukatës dhe herë të të dyjave. Kjo e vërtetë, shprehet në një mënyrë plot finesë, në ajetin 9. të sures el-Kasas: **"...Por ata nuk e dinin se çfarë po bënin!"**

Derisa e gjeti Musain, faraoni vrau 980.000 fëmijë të pafajshëm! Ndërsa Allahu i Madhëruar, po e edukonte dhe përgatiste Musain (a.s.), në pallat dhe, me të do ta fundoste faraonin së bashku me mbretërinë e tij. Kjo, sepse profetët janë nën edukimin dhe vullnetin e Allahut. Lidhur me këtë, Profeti (a.s.), në një hadith të tij, shprehet:

*"Mua më edukoi Zoti im me një edukatë të bukur."* (Sujuti, xhamiu's-Sagir, I, 12)

Nëna e Musait (a.s.), filloi t'i jepte gji djalit të saj në pallatin e faraonit. Mirëpo, kryeministri, Hamani, dyshoi dhe i tha nënës së Musait (a.s.):

"Mos vallë është i yti ky fëmijë? Sepse ai nuk e pranoi gjirin e asnjë gruaje veç teje!"

Nëna e Musait (a.s.), iu përgjigj, duke e bindur atë:

*"Nuk e di pse, por të gjithë fëmijët më duan dhe unë i dua ata, sepse qumështi im është i ëmbël."*

Si përfundim, asaj i lidhën një pagesë dhe e shpërblyen me florinj.

Kjo, ishte një mirësi e madhe prej Allahut. Lidhur me këtë, në Kuran urdhërohet:

**"...Edhe pak dhe çdo gjë do të zbulohej, sikur Ne të mos ia kishim forcuar zemrën, që të bëhej besimtare e vërtetë."** (Kasas, 10)

Kur Asijen e merrte malli për Musain, e sillte atë në pallat së bashku me mëndeshën e tij dhe e priste me dhurata. Një ditë, Musai u dërgua në dhomën e faraonit, i cili e mori në prehër. Musai ia tërhoqi fort mjekrën faraonit dhe i shkuli një qime. Më pas i ra me shpullë. Sipas një transmetimi, Musai mori kamxhikun që mbante në dorë faraoni dhe e qëlloi. Faraoni u nevrikos shumë dhe tha:

"Ja ky qenka armiku që kërkoj unë!.."

Pastaj, vendosi ta vriste Musain. Por gruaja e tij, Asija, e dëgjoi këtë vendim dhe erdhi me të shpejtë, duke thënë:

"Ai është fëmijë, nuk kupton se çfarë bën! Po deshe, le ta vëmë në provë. Le t'i vendosim para një pjatë me diamante e rubin dhe një pjatë me prush. Nëse fëmija merr diamantet, do të thotë që është i mençur. Por, nëse merr prushin, dije se ai është vetëm një fëmijë që s'di se çfarë bën!"

Faraoni e pranoi këtë propozim dhe, menjëherë i sollën dy pjata: njërën me diamante dhe tjetrën me prush. Sapo Musai po e çonte dorën tek pjata me diamante, Xhebraili (a.s.), ndërhyri me urdhër të Allahut dhe ia shtyu dorën drejt pjatës tjetër. Për rrjedhojë, Musai kapi një prush dhe e futi në gojë. Gjuha iu dogj dhe kur u rrit nuk i shqiptonte mirë fjalët. Problemi me gjuhën e tij, vazhdoi derisa ai iu lut Allahut në malin Tur.

Kur i pa ato që ndodhën, faraoni tha:

"Po, është fëmijë prandaj veproi ashtu!" Dhe më pas e fali Musain.

Allahu i Madhëruar, bëri që të gjithë njerëzit përreth Musait (a.s.), ta donin atë:

**"...Unë kam hedhur në ty dashurinë Time, që të rritesh nën Syrin** (kujdesin) **Tim."** (Ta-Ha, 39) Në sajë të kësaj mirësie, çdokush që e shihte Musain (a.s.), ndiente në zemër dashuri për të.

Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Dhe, kur ai arriti moshën madhore dhe pjekurinë e duhur, Ne i dhamë atij mençuri dhe dituri. Kështu, i shpërblejmë Ne ata, që bëjnë punë të mira."** (Kasas, 14)

Pas kësaj periudhe, Musai (a.s.), filloi të shprehet hapur se, feja e faraonit ishte e prishur dhe besëtyte.

### Vdekja e koptit

Faraoni kishte një bukëpjekës kopt shpirtkeq, të quajtur Fatun. Një ditë, ky po rrihte një sipti të quajtur Samir. Samiri kërkoi ndihmë prej Musait (a.s.), i cili ndërhyri për t'i ndarë. Ai e shtyu Fatunin dhe e goditi. Kjo goditje, e rrëzoi Fatunin në tokë, ku edhe dha shpirt.

Musai (a.s.), u hidhërua shumë prej kësaj që ndodhi. Ai nuk kishte qëllim të vriste Fatunin, por vetëm të mbronte Samirin. Me një hidhërim të madh, iu drejtua Allahut dhe i kërkoi falje. Lidhur me këtë, në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"Një herë Musai hyri në qytet, pa u vënë re nga banorët e tij. Atje pa dy njerëz që rriheshin. Njëri ishte nga të vetët, kurse tjetri ishte nga kundërshtarët. Ai i grupit të vet i kërkoi ndihmë kundër atij të popullit armik. Dhe Musai i ra me grusht atij** (kundërshtarit)**, duke e vrarë. Pastaj tha: «Kjo është punë e shejtanit! Ai është armik i betuar i njeriut dhe ngatërrestar i hapur!»"** (Kasas, 15)

Për shkak se Musai (a.s.), kishte filluar të kumtonte besimin monoteist dhe t'u tregonte njerëzve për të vërtetat, koptët, që ishin populli i faraonit, morën qëndrim kundër tij. Për këtë arsye, ai preferonte të hynte në qytet në një kohë kur banorët kishin hyrë nëpër shtëpitë e tyre. Në këtë kohë, ai pa edhe dy personat që po rriheshin. Fakti që pasi e vrau me një grusht koptin, Musai (a.s.), tha; "Kjo është punë e shejtanit!", tregon se ai nuk kishte pasur qëllim ta vriste. Pra, ai u përball me një përfundim që as që e kishte menduar. I hidhëruar dhe i penduar jashtë mase për atë që bëri, ai thotë:

**"«O Zoti im! Njëmend, Unë i kam bërë keq vetes, andaj më fal!» Dhe Ai e fali. Padyshim, Ai është Falësi e Mëshirëploti. Musai tha: «O Zoti im! Falë të mirave që më ke dhënë, unë nuk do të bëhem ndihmës i të këqijve!»"** (Kasas, 16-17)

Ndërkohë, koptët i kërkuan faraonit të gjente vrasësin e njeriut të tyre. Për këtë arsye, faraoni kërkoi të silleshin dëshmitarë në lidhje me vrasësin. Por, askush nuk mundi të sillte një dëshmitar. Prandaj, për të gjetur personin e shumëkërkuar, faraoni doli jashtë qytetit.

Të nesërmen, Musai (a.s.), pa se i njëjti sipti, po grindej përsëri me një kopt tjetër. Sipti kërkoi përsëri ndihmë prej Musait (a.s.), i cili i tha:

"Për shkakun tënd i bëra padrejtësi vetes sime!"

Kopti, që i dëgjoi këto fjalë, vrapoi menjëherë tek faraoni dhe e paditi Musain (a.s.), duke thënë:

"Vrasësi i bukëpjekësit tuaj është Musai!"

Pas kësaj, faraoni mori vendim ta dënojë me vdekje Musain (a.s.). Mirëpo, djali i xhaxhait të faraonit, në mënyrë të fshehtë e lajmëron Musain (a.s.), për vendimin që ishte marrë, sepse ai ishte prej atyre që e donin shumë Musain.

Gjendja e Musait (a.s.), pasi vrau koptin dhe iu lut Allahut për falje, në Kuran përshkruhet në këtë mënyrë:

**"Teksa Musai ecte në mëngjes i frikësuar në qytet, duke pritur se ç'do të ndodhte, ai që të djeshmen e kishte thirrur në ndihmë, e thirri sërish në ndihmë. Musai i tha: «Ti qenke me të vërtetë një ngatërrestar i hapur!» Dhe, kur deshi të sulmonte atë që ishte armik i të dyve, ai i tha: «O Musa, a do të më vrasësh edhe mua, siç vrave atë tjetrin dje?! Ti dëshiron vetëm që të bëhesh dhunues në Tokë e nuk dëshiron të bëhesh nga ata që ndreqin e vendosin drejtësi». Aty erdhi një njeri, duke nxituar prej skajit të qytetit, e tha: «O Musa, paria është mbledhur e po bisedon për të të vrarë, prandaj ik, sepse po ta jap një këshillë të sinqertë». Musai doli prej qytetit i frikësuar, duke pritur se ç'do të ndodhte dhe tha: "O Zoti im, më shpëto prej popullit keqbërës!»"** (Kasas, 18-21)

## Nga Egjipti në Medjen

Pa humbur kohë, Musai (a.s.), mori udhën drejt Medjenit. Në fakt, ai kurrë s'kishte dalë jashtë qytetit dhe as që e dinte se nga duhej të shkonte. Madje, me vete s'kishte marrë asgjë për të ngrënë. Mirëpo, Allahu i Madhëruar, i dërgoi Xhebrailin (a.s.), i cili i tregoi rrugën për në Medjen. Në kushtet e asaj kohe, Medjeni ishte tetë ditë larg Egjiptit.

**"Teksa drejtohej nga Medjeni, ai tha: «Shpresoj se Zoti im do të më tregojë rrugën e drejtë!»"** (Kasas, 22)

Mendohet se, mes popullit të Medjenit dhe Musait (a.s.), kishte lidhje farefisnore. Në fakt, edhe medjenasit, edhe Musai (a.s.), ishin prej gjakut të Ibrahimit (a.s.). Madje, Medjen, ka qenë edhe emri i njërit prej djemve të Ibrahimit (a.s.). Gjithashtu, ky vend nuk ndodhej nën administrimin e faraonit.

Më në fund, Musai (a.s.), arriti në Medjen. Aty pa një pus uji, pranë të cilit u ul për të pushuar. Atë çast, banorët e Medjenit, po nxirrnin tufat e bagëtive jashtë qytetit. Sapo dolën nga muret e qytetit, tufat e bagëtive u drejtuan menjëherë për tek pusi i ujit. Pak më vonë, të gjithë çobanët u mblodhën rreth pusit për

t'i dhënë ujë bagëtive të tyre. Ndërkohë, Musait (a.s.), i tërhoqën vëmendjen dy vajza, të cilat rrinin mënjanë bashkë me bagëtitë e tyre, duke mos u përzierë me të tjerët. Ai u afrua dhe i pyeti:

"Po ju çfarë prisni? Pse nuk u jepni ujë bagëtive tuaja?"

Vajzat iu përgjigjën:

"Nuk mund t'u japim ujë bagëtive pa u larguar barinjtë!.."

Musai (a.s.), i pyeti:

"A s'keni njeri?"

Ato i thanë:

"Kemi një baba të moshuar dhe të pafuqishëm. Prandaj, ne jemi të detyruara t'i kullosim e t'u japim ujë vetë bagëtive. Megjithatë, ne nuk duam të hyjmë mes burrave. Por presim të largohen ata, pastaj u japim ujë bagëtive. Mirëpo, për shkak se ata u japin ujë para nesh, ndodh që uji të mbarohet dhe ne nuk mund t'u japim ujë bagëtive tona!.."

Në Kuran urdhërohet:

**"Kur arriti tek pusi i Medjenit, ndeshi rreth tij shumë njerëz që u jepnin ujë kafshëve. Përveç tyre, ai vuri re dy vasha që po mbanin kafshët e veta. Ai tha: «Si e keni hallin ju?» Ato thanë: «Ne nuk u japim ujë, pa u larguar barinjtë. Babai ynë është shumë plak»."** (Kasas, 23)



Shumica e dijetarëve, janë të mendimit se, dy vajzat ishin bijat e profetit Shuajb (a.s.), Safura dhe Sufejra! Ndërsa disa të tjerë, mendojnë se babai i vajzave, ka qenë djali i vëllait të Shuajbit (a.s.). Megjithëse Musai (a.s.), kishte tetë ditë pa ngrënë, me shumë vështirësi nxori ujë nga pusi dhe u dha për të pirë bagëtive të Safuras dhe Sufejras. Ndërsa vajzat e falënderuan dhe u larguan.

**"Kështu, Musai u dha ujë kafshëve të tyre e pastaj u kthye te një hije dhe tha: «Zoti im, çfarëdo mirësie të më japësh, unë jam nevojtar!»"** (Kasas, 24)

Prej fjalëve të Musait (a.s.); **"«Zoti im, çfarëdo mirësie të më japësh, unë jam nevojtar!»**, në njëfarë mënyre, kuptohet se ai kishte rënë në një gjendje të mjerë. Kur jetonte pranë faraonit, ai kishte gjithçka që donte. Megjithatë, këto fjalë të Musait (a.s.), nuk janë aspak ankesë, por falënderim ndaj Allahut të Madhëruar, që e shpëtoi prej faraonit dhe lutje për t'i shuar urinë!

Kur babai pa se vajzat u kthyen shpejt, u habit shumë dhe i pyeti për shkakun. Vajzat, i treguan për ndihmën që u kishte dhënë një njeri i mirë, i cili nuk ishte nga ato anë.

### Babai i vajzave fton Musain (a.s.).

**"Më vonë, njëra nga ato dyja, erdhi me ndrojtje dhe i tha: «Babai im të fton për të të shpërblyer, se i dhe ujë (tufës sonë)». Kur Musai shkoi tek ai dhe i tregoi çfarë kishte ndodhur, ai tha: «Mos u frikëso, sepse ke shpëtuar prej një populli keqbërës!»"** (Kasas, 25)

Nisur nga ajeti i mësipërm, komentuesit e Kuranit, theksojnë faktin se, vajza që shkoi për ta ftuar Musain (a.s.), ka qenë me virtyte të larta morale. Ajo i afrohet me ndrojtje Musait (a.s.) dhe e fton me fjalë të qarta dhe të prera duke thënë: "Babai im të fton për të të shpërblyer, se i dhe ujë (tufës sonë)". Pra, pa e zgjatur fjalën dhe pa e përdredhur zërin. Madje, kur po ecnin drejt shtëpisë, Musai (a.s.), ecte para, ndërsa vajza e ndiqte nga mbrapa.

Kur Musai (a.s.), arriti në shtëpinë e vajzave, babai i tyre e pyeti se kush ishte. Ndërsa Musai (a.s.), iu përgjigj:

"Unë jam Musai, i biri i Imranit nga gjaku i Jakubit." Pastaj i tregoi ato që i kishin ndodhur. Babai i vajzave, i tha:

"Mos ki frikë! Ligjet e faraonit s'kanë fuqi në këtë vend!"

Kur i nxorën ushqim për të ngrënë, Musai (a.s.), ngurroi të hante, megjithëse ishte tepër i uritur. Plaku, e pyeti për shkakun. Ndërsa Musai (a.s.), i tha:

"Ne jemi një familje e tillë, që edhe sikur të na i japin gjithë botën, nuk e ndërrojmë me asnjë mirësi të botës tjetër! Unë nuk ju ndihmova për ushqim, por vetëm për hir të Allahut."

Babai i vajzave, mbeti shumë i kënaqur nga kjo përgjigje dhe tha:

"Ky ushqim nuk është si shpërblim për ndihmën, por sepse je mysafiri ynë. Ha tani!"

Atëherë, Musai (a.s.), i cili ishte shumë i lodhur dhe i uritur, hëngri dhe më pas u shtri të pushonte. Ndërkohë, Safura i propozoi të atit ta merrnin këtë njeri si shërbyes me pagesë:

**"...«O babai im, - tha njëra nga ato të dyja - merre këtë njeri në shërbim! Sigurisht që njerëzit e fortë dhe të besueshëm janë më të mirët, që dikush mund të marrë në shërbim»."** (Kasas, 26) Më pas shtoi:

"Këto cilësi gjenden tek ky njeri. Ai është aq i fuqishëm, sa mund të ngrejë një shkëmb të madh dhe ta hedhë në mes të pusit. Madje, ai nuk na e hodhi fare shikimin dhe në rrugë ecte para nesh. Kjo, tregon se ai është një njeri shumë i besueshëm!"[5]

Në ajetin e mësipërm, janë radhitur shumë bukur cilësitë që duhet të ketë njeriu të cilit do t'i ngarkohet një detyrë:

**1. Aftësia:** Të dijë si bëhet puna që do t'i jepet dhe të ketë fuqi për ta kryer atë punë.

**2. Besnikëria:** Të jetë i drejtë dhe të ngjallë besim tek njerëzit.

* * *

Në librin *"Araisi Mexhalis"*, përmenden dy gra me intuitë të fortë, të cilat kanë dhënë mendim të saktë për Musain (a.s.):

Njëra është gruaja e faraonit, Asija, sepse kur Musai u soll në pallat brenda arkës, në zemrën e saj lindi një dashuri për të. Për këtë arsye, ajo e çoi tek

5. shih. Hejthemi, Mexhmeu'z-Zeuaid, VII, 88.

faraoni, të cilit i tha: “Le të jetë ky fëmijë drita e syve tanë! Mos e vrit!”.

Ndërsa tjetra, është vajza e Shuajbit (a.s.), e cila i tha babait të saj: “Baba i dashur! Punësoje me pagesë atë, që të na kullotë bagëtitë! Ai është më i miri prej atyre që mund të punësosh me pagesë. Ai është i fuqishëm dhe besnik!”

Mençuria dhe intuita, është një ndjenjë shpirtërore që shfaqet tek besimtarët e sinqertë. Kjo ndjenjë që përfshin zgjuarsinë, mençurinë dhe intuitën, është një aftësi perceptimi shpirtëror që formohet në zemër. Si shembull për këtë, mund të përmendim një ngjarje shumë mbresëlënëse lidhur me Osmanin (r.a.).

Osmani (r.a.), kishte parë dikë që i kishte shkuar syri në haram (në diçka të ndaluar) dhe i tha:

“Ruaje syrin nga harami!”

Ndërsa personi e pyeti:

“O prijës i besimtarëve, nga e di që syri im po sheh në haram?”

Ndërsa Osmani (r.a.), i përgjigjet me hadithin profetik:

*“Kini frikë nga intuita e besimtarit, sepse ai sheh me dritën e Allahut!”* (Tirmidhi, Tefsir, 15.)[6]

Gjithashtu, edhe nënat tona, Hadixhja, Aishja dhe Fatma -Allahu qoftë i kënaqur me to për shkak të urtësisë së lartë që i karakterizonte, përbëjnë shembuj shumë të bukur për të gjithë ne.

Hadixheja (r.anha), e flijoi pasurinë dhe jetën e saj për të Dërguarin e Allahut (a.s.). Ajo ishte e para që meritoi gradën e lartë të njeriut që i besoi dhe e pranoi atë. Aishja (r.anha), zotëronte aftësinë për ta kuptuar Profetin (a.s.), në mënyrë të mrekullueshme dhe ndjeshmërinë e lartë që përfaqësonte moralin profetik. Ndërsa Fatma (r.anha), karakterizohej nga mëshira, dhembshuria dhe devocioni, që babai i saj (Profeti), reflektonte tek ajo. Edhe pse tek ato gjendeshin virtyte të përbashkëta, secilën prej tyre e karakterizonte një gjendje shpirtërore e veçantë.

6. Kushejri, Risale, 238.

### Martesa e Musait (a.s.), me Safuran

Plakut i pëlqeu shumë Musai (a.s.). Prandaj, deshi ta mbante pranë. Për këtë, mendoi një zgjidhje dhe, më në fund, i propozoi të martohej me vajzën e tij, Safuran. Mirëpo, Musai (a.s.), i tha:

"Unë nuk kam asnjë lloj pasurie. Si do të martohem?"

Pas këtyre fjalëve, plaku, i propozoi që ai të kujdesej tetë vjet për bagëtitë e tij, në këmbim të mehrit[7] që duhej të jepte për martesë. Por, nëse i plotësonte dhjetë vjet, do ishte më mirë.

"(Plaku) **Tha: «Unë dua të të jap për grua njërën prej këtyre dy bijave të mia, me kusht që të më shërbesh mua tetë vjet; por, nëse dëshiron, mund të qëndrosh dhjetë vjet. Unë nuk dëshiroj të t'i rëndoj gjërat. Ti do të shohësh, në dashtë Allahu, se jam një njeri i mirë.»**

**Musai tha: «Le të jetë kështu** (kjo marrëveshje) **midis meje dhe teje. Cilindo prej të dy afateve që të plotësoj, nuk do të jetë padrejtësi për mua. Allahu është Dëshmues për atë që folëm.»"** (Kasas, 27-28)

Në këtë ajet fisnik, tërhiqet vëmendja në një çështje, me të cilën përballemi shpesh në jetën shoqërore. Dhe kjo, është marrëveshja në çështje të ndryshme. Plaku dhe Musai (a.s.), folën hapur që në fillim dhe vendosën disa rregulla në lidhje me një marrëveshje, duke sqaruar të gjitha çështjet e mundshme me të cilat mund të përballen në të ardhmen. Ndërsa në përfundim të aktmarrëveshjes, ata mbështeten tek Allahu i Madhëruar, duke e marrë Atë si dëshmitar të fjalëve të tyre.

* * *

Sipas marrëveshjes që bënë, Musai (a.s.), filloi të shërbejë si bari i bagëtive të plakut. Puna e bariut, ka qenë profesioni i pothuajse të gjithë profetëve. Në këtë mënyrë, Allahu i Madhëruar, para se t'u jepte detyrën e kumtesës profetike, i ka pajisur profetët me disa cilësi të domosdoshme për të administruar.

Kur u plotësuan tetë vjet, plaku ia dhuroi dhentë dhëndrit dhe të bijës. Por,

7. Mehir: Sipas ligjeve të Allahut, burri duhet t'i japë gruas me të cilën do të martohet, një sasi paraje ose malli, të cilën e përcakton gruaja ose kujdestari i saj.

Musai (a.s.), vazhdoi detyrën e tij gjer në vitin e dhjetë. Në përgjithësi, qengjat laramanë, të cilët ishin shumë të preferuar, lindnin rrallë. Mirëpo, në vitin e dhjetë, gjendja ndryshoi dhe të gjitha delet lindën qengja binjakë dhe laramanë.

Për këtë arsye, plaku i moçëm tha:

"Kjo është dhuratë e Allahut për familjen e Musait!"

### Kthimi në Egjipt dhe lugina Tuva

**"Kur Musai e plotësoi afatin e caktuar dhe u nis me familjen e vet, vuri re nga larg një zjarr në anën e** (malit të) **Turit. I tha familjes së vet: «Pritni, sepse kam parë një zjarr. Ndoshta mund t'ju sjell prej tij ndonjë lajm ose një urë zjarri për t'u nxehur»."** (Kasas, 29)

Me mbarimin e afatit, Musai (a.s.), mori familjen e tij dhe bagëtitë që i kishte dhënë vjehrri dhe doli për udhë, që sipas shumë komentuesve të Kuranit, ishte drejt Egjiptit. Sipas këtyre dijetarëve, Musain (a.s.), e kishte marrë malli për familjen e tij që gjendej në Egjipt dhe donte t'i takonte fshehurazi.

Kur dolën për udhë, bënte ftohtë dhe binte shi i madh. Çdo anë ishte zhytur në një errësirë të thellë. Për rrjedhojë ata humbën rrugën dhe u strehuan në një shpellë pranë malit Tur, për të kaluar natën. Në këtë natë të ftohtë dhe të errët, ata kishin nevojë për ngrohje dhe dritë. Musai (a.s.), provoi të ndizte zjarr me gurë stralli, por nuk ia arriti dot. Mes këtyre vështirësive që po përjetonin, Musai (a.s.), pa një dritë zjarri që shkëlqente diku larg. Prandaj ai e porositi familjen të qëndronte aty ku gjendeshin, sepse vetë do të shkonte tek ajo dritë për të marrë ndonjë lajm ose zjarr për t'u ngrohur.

"(O i Dërguar) **A e ke dëgjuar historinë e Musait?**

**Kur pa një zjarr, i tha familjes së vet: «Rrini këtu, sepse pashë një zjarr! Ndoshta mund t'ju sjell një urë të ndezur ose të gjej pranë tij ndonjë udhërrëfyes»."** (Ta-Ha, 9-10)

Musai (a.s.), u nis drejt dritës dhe, kur arriti atje, pa një dru të gjelbër që digjej.

**"Kur u afrua, një zë e thirri nga ana e djathtë e luginës, nga një pemë në një vend të bekuar: «O Musa, në të vërtetë, Unë jam Allahu, Zoti i botëve!»"** (Kasas, 30)

**"Kur arriti te zjarri, një zë e thirri: «O Musa! Në të vërtetë, Unë jam Zoti yt! Prandaj, hiqi nallanet, sepse ndodhesh në luginën e shenjtë të Tuvasë. Unë të kam zgjedhur ty, prandaj dëgjo atë që po të shpallet! Me të vërtetë, Unë jam Allahu, s'ka zot tjetër përveç Meje, prandaj, vetëm Mua më adhuro dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua!**

**Ora** (e Kiametit) **do të vijë me siguri, por Unë e mbaj tepër të fshehur, që secili të shpërblehet për atë që ka bërë. Prandaj, mos e lejo atë që nuk beson në të** (Ditën e Kiametit) **dhe që jepet pas epsheve të veta, të të nxjerrë (nga rruga e drejtë), përndryshe do të humbisje.»"** (Ta-Ha, 11-16)

Shprehja "hiqi nallanet", që përmendet në ajet, për shumë komentues të Kuranit, ka kuptimin e respektimit të vendit ku po shkelet, sepse ai ishte një vend i shenjtë. Ashtu siç hiqen këpucët apo sandalet kur hyhet në Qaben e shenjtë, ashtu hiqen edhe në vendet e tjera, të cilat Allahu i ka shpallur të tilla.

### Profetësia e dhënë me dy mrekulli

Pas urdhrit "**hiqi nallanet!**", Musai (a.s.), u urdhërua të hidhte shkopin në tokë. Kur shkopi u kthye në një gjarpër të madh, Musai (a.s.), u frikësua shumë. Mirëpo, atij iu tha që të mos frikësohej, sepse ishte i mbrojtur dhe i sigurt. Në Kuran urdhërohet:

**"Ç'është ajo që mban në dorën e djathtë o Musa?"**

**Ai u përgjigj: «Ky është shkopi im, me të cilin mbahem dhe shkund gjethe për dhentë e mia; më shërben edhe për punë të tjera.»**

(Allahu) **I tha: «Hidhe atë, Musa!»**

**Ai e hodhi atë dhe, menjëherë,** (shkopi) **u bë gjarpër që zvarritej."** (Ta-Ha, 17-20)

**"...Kur e pa se shkopi po lëvizte shpejt, si të ishte gjarpër, u zmbraps me të shpejtë, pa shikuar pas, ndërsa zëri i tha: "O Musa! Afrohu dhe mos u frikëso, sepse ti je i mbrojtur."** (Kasas, 31)

"(Allahu) **i tha: "Merre atë dhe mos u frikëso! Ne do ta kthejmë në gjendjen e tij të mëparshme."** (Ta-Ha, 21)

Më pas, Musai (a.s.), u urdhërua të fuste dorën nën sqetull. Sapo e zbatoi

këtë urdhër, dora e tij u bë krejt e bardhë, e ndritshme si hënë dhe e pastër, pa asnjë lloj sëmundjeje.

Mrekullia e dorës së bardhë, në Kuran përshkruhet në këtë mënyrë:

**"Fute dorën tënde nën sqetull: ajo do të dalë e bardhë, pa kurrfarë sëmundjeje. Ja, kjo është një shenjë tjetër, për të të treguar ty të tjera mrekulli Tonat edhe më të mëdha!"** (Ta-Ha, 22-23)

**"Fute dorën tënde në gji dhe ajo do të dalë e bardhë, e pa të meta. Shtrëngoje krahun pas vetes që të çlirohesh prej frikës! Këto janë dy mrekulli prej Zotit tënd për Faraonin dhe parinë e tij; ata janë njëmend popull i mbrapshtë!"** (Kasas, 32)

Kështu, Allahu i Madhëruar, së bashku me profecinë, i dha Musait (a.s.), edhe dy mrekulli të mëdha. Më pas, e urdhëroi:

**"Shko te Faraoni! Ai, me të vërtetë, i ka shkelur të gjithë kufijtë."** (Ta-Ha, 24)

Ndërsa **"Musai tha: «O Zoti im, unë kam vrarë një njeri të tyre, prandaj kam frikë se do të më vrasin.»"** (Kasas, 33)

Më pas, Musai (a.s.), vazhdoi dhe bëri këtë lutje madhështore:

**"«O Zoti im! Zgjeroma kraharorin, lehtësoma punën dhe zgjidhma nyjën e gjuhës sime, që ata të kuptojnë fjalën time! Më jep një ndihmës nga familja ime, Harunin, vëllain tim!»"** (Ta-Ha, 25-30)

**"Vëllai im, Haruni, është më gojëtar se unë në të folur..."** (Kasas, 34)

**"Ma rrit fuqinë nëpërmjet atij dhe bëma ortak në punën time, që të thurim shumë lavde për Ty e të të përmendim Ty vazhdimisht! Vërtet, Ti do të jesh gjithnjë Mbikëqyrësi ynë".** (Ta-Ha, 31-35)

Më vonë, Allahu i Madhëruar, i kujtoi Musait (a.s.), mirësitë që i kishte dhënë dhe i tha se gjithmonë do të ishte nën mbrojtjen hyjnore:

**"Edhe më parë, Ne të kemi bërë mirë ty, kur i frymëzuam nënës tënde atë që iu frymëzua: «Vëre atë** (foshnjën) **në një sënduk e hidhe në lumë! Lumi do ta nxjerrë në breg e atë do ta marrë armiku Im dhe armiku i tij.» Unë kam hedhur në ty dashurinë Time, që të rritesh nën Syrin** (kujdesin) **Tim.**

**Kur shkoi motra jote e tha: «A doni t'ju tregoj dikë që do të kujdeset për atë?», Ne të kthyem te nëna jote, që ajo të gëzohej dhe të mos pikëllohej më. Pastaj ti vrave një njeri, por Ne të shpëtuam nga brenga dhe të vumë në sprova të shumta. Ti qëndrove me vite të tëra midis banorëve të Medjenit, pastaj erdhe sipas porosisë së caktuar, o Musa!"** (Ta-Ha, 37-40)

Allahu i Madhëruar, ia plotësoi kërkesat Musait (a.s.) dhe i tha:

**"«Ne do të të forcojmë ty me vëllain tënd dhe që të dyve do t'ju japim fuqi. Kështu, ata nuk do të mund t'ju afrohen juve. Me mrekullitë Tona, ju të dy dhe ata që do t'ju pasojnë, do të jeni ngadhënjimtarë».** (Kasas, 35) Mirëpo, në të njëjtën kohë, i porositi të bënin kujdes në lidhje me një çështje:

**"Shkoni ti dhe vëllai yt me mrekullitë e Mia dhe mos reshtni së përmenduri Mua!"** (Ta-Ha, 42)

* * *

Megjithëse Musai dhe Haruni (alejhimaselam), ishin profetë, Allahu i Madhëruar i porositi që ta përmendin Atë vazhdimisht. Nga kjo, kuptohet qartë se çfarë rëndësie të madhe ka ky urdhër hyjnor për ne! Edukimi shpirtëror, është i domosdoshëm për çdo besimtar. Për shkak se epiqendra e thelbit të besimit është zemra, edhe epiqendra e thelbit të përmendjes së Allahut, është zemra. Kjo, sepse devotshmëria e vërtetë, fillon atëherë kur përmendja e Allahut zë vend në zemër. Ky fakt, në Kuranin Fisnik, shprehet në këtë mënyrë:

"(këta janë) **ata që besojnë dhe zemrat e të cilëve, qetësohen kur përmendet Allahu. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!"** (Ra'd, 28)

Ashtu siç urdhërohet në ajetin 28 të sures Nisa, njeriu është krijuar i dobët. Kur në zemër mbizotërojnë ndjenjat fetare, dëshirat egoiste largohen. Feja nuk kërkon ta shohë njeriun në planin formal. Njeriu është një qenie madhështore dhe duhet të lartësohet. Pa i dhënë rëndësi jetës shpirtërore, është e pamundur të bëhesh një mysliman i ndjeshëm dhe i mirë. Allahu i Madhëruar, nuk dëshiron që adhurimet të mbeten thjesht në planin formal. Për shembull, Ai dëshiron që namazi të falet me përkushtim dhe përqendrim të lartë shpirtëror. Në Kuran urdhërohet:

**"Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur** (të përkushtuar) **në namazin e tyre."** (Mu'minun, 1-2)

Përndryshe, Allahu nuk do një namaz pa ndjenja, pa përulësi e përkushtim:

**"Mjerë për ata, të cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për namazet."** (Maun, 4-5)

Gjithashtu, Allahu i Madhëruar, në lidhje me atë që nuk e lartëson shpirtin e tij me anë të përmendjes së Tij, urdhëron:

**"...Mjerë ata që e kanë zemrën të pandjeshme, kur përmendet Allahu! Njerëz të tillë janë në humbje të qartë!"** (Zumer, 22)

Përmendja e Allahut, është shumë e domosdoshme për ta mbrojtur zemrën prej ndikimit të egos. Kjo, sepse është e pamundur t'i afrohesh Allahut me një zemër të mbushur me gjynahe.

* * *

Musai dhe Haruni (alejhimaselam), u takuan në breg të lumit Nil dhe u përqafuan. Musai (a.s.), i tha vëllait:

"Eja të shkojmë tek faraoni, sepse Allahu na ka ngarkuar me këtë detyrë!"

Pastaj, të dy së bashku thanë:

**"«O Zoti ynë! Ne kemi frikë se ai do të na dënojë menjëherë ose do të ndërkryhet më tepër».**

"(Allahu) **Tha: «Mos u frikësoni! Në të vërtetë, Unë jam me ju, dëgjoj dhe shoh.»"** (Ta-Ha, 45-46)

**"Shkoni te Faraoni dhe i thoni: «Ne jemi të dërguarit e Zotit të botëve, që të lejoni bijtë e Izraelit të vijnë me ne!»"** (Shu'ara, 16-17)

Në të njëjtën kohë, kur Allahu i Madhëruar po i urdhëronte, i porositi edhe në lidhje me një çështje të rëndësishme:

**"Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!"** (Ta-Ha, 44)

Megjithëse Allahu e dinte se faraoni s'kishte për ta pranuar besimin mo-

noteist, Ai e këshilloi Musain (a.s.), të përdorte gjuhë të butë kur të fliste me të. Kjo porosi që bëhet duke iu drejtuar Musait (a.s.), vlen për të gjithë besimtarët që urdhërojnë të tjerët për të mirë dhe i ndalojnë nga të këqijat.

Po ashtu, lidhur me këtë çështje, Allahu i Madhëruar, me ajetin e mëposhtëm, e ka lavdëruar edhe butësinë e Profetit (a.s.) dhe metodën e tij të kumtimit:

**"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta** (o Muhamed)**. Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin, kërkoi falje Allahut për ta dhe këshillohu me ata për çështje të ndryshme. Kur të vendosësh për diçka, mbështetu tek Allahu. Vërtet, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai.**" (Ali Imran, 159)

### Faraoni mendjelehtë

Musai dhe Haruni (alejhimaselam), sipas urdhrit hyjnor, shkuan së bashku te faraoni. Faraoni e pyeti Musain (a.s.):

- Kush je ti?

- Unë jam i dërguari i Zotit të botëve!- u përgjigj ai.

Faraoni u çudit shumë dhe, duke ia kujtuar të mirat që i pati bërë dikur, i tha:

- Ti u rrite në sarajin tim dhe vrave bukëpjekësin tim. Si guxon të veprosh kështu tani!?

**"Faraoni tha: «Vallë, a nuk të kemi rritur në gjirin tonë si fëmijë?! A nuk ke qëndruar midis nesh shumë vjet të jetës sate?! E pastaj bëre veprën që ti e di, duke qenë mosmirënjohës?!»"** (Shu'ara, 18-19)

Musai (a.s.), tha: "Unë koptin nuk e vrava me dashje!"

**"E kam bërë atë, kur nuk kam qenë i udhëzuar. Pastaj ika prej jush, kur u frikësova prej jush dhe Zoti im më dhuroi mençuri dhe më bëri një nga të dërguarit. A e quan mirësi atë që më bëre mua, ndërkohë që bijtë e Izraelit (popullin tim) i bëre skllevër"?** (Shu'ara, 20-22)

Musai (a.s.), vazhdoi:

“Ti më ndave prej familjes sime dhe na bëre padrejtësi! Mirëpo, Zoti im më dha dituri e urtësi dhe më bëri prej të dërguarve.”

Por faraoni e pyeti:

**“«E, kush është Zoti juaj, o Musa?»**

**Musai tha: «Zoti ynë është Ai që çdo gjëje i ka dhënë trajtën e vet e pastaj e ka udhëzuar».”** (Ta-Ha, 49-50)

Më pas:

“(Musai) **u përgjigj: «Është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse besoni me bindje.»”** (Shu’ara, 24)

“(Faraoni) **tha: «Si është gjendja e brezave të mëparshëm** (të cilët adhuronin idhuj)**?»**

(Musai) **tha: «Dituria lidhur me ta gjendet te Zoti im, në Libër. Zoti im nuk gabon dhe nuk harron!»”** (Ta-Ha, 51-52)

“(Faraoni) **u tha atyre rreth vetes: «Vallë, a nuk po dëgjoni?!» Ai tha: «Zoti juaj dhe Zoti i të parëve tuaj.»** (pastaj) **tha: «Me të vërtetë, i Dërguari që ju është sjellë, është i çmendur».**

(Musai) **tha: «Zoti i Lindjes dhe i Perëndimit dhe i gjithçkaje që gjendet midis tyre, nëse kuptoni.»”** (Shu’ara, 26-28)

Pas këtyre fjalëve, faraoni e kërcënoi Musain (a.s.), duke thënë:

“(Faraoni) **tha: «Nëse ti merr për zot tjetërkënd, përveç meje, me siguri, do të të fus në burg!»**

(Musai) **u përgjigj: «Vallë, edhe pasi të të kem sjellë mrekulli të qartë?»**

(Faraoni) **tha: «Tregoje pra, nëse thua të vërtetën!»**

(Musai) **lëshoi shkopin e vet e ai u shndërrua në gjarpër të vërtetë!”** (Shu’ara, 29-32)

Faraoni u tremb shumë nga ajo që pa dhe i tha:

- Mbaje atë! Do t’i liroj të gjithë beni Izrailët!

Musai (a.s.), e mori shkopin në dorë dhe ai u kthye në gjendjen e mëparshme.

Faraoni e pyeti:

- A ke gjë tjetër?

**"Pastaj,** (Musai) **nxori dorën e vet dhe ajo, menjëherë u duk e bardhë para shikuesve!"** (Shu'ara, 33)

Faraoni u frikësua përsëri. Pas kësaj mrekullie, faraoni pothuajse do t'i besonte Musait (a.s.). Por, kryeministri i tij, Hamani, e pengoi dhe e nxiti faraonin, duke i thënë:

- Ti je zot! Nuk të ka hije të adhurosh tjetërkënd! Gjithkush ty të njeh për zot, mos zbrit në nivelin e robit, ndërkohë që je zot! Do ta zgjidhim këtë çështje!

Me të shpejtë, formoi një këshill dhe bëri mbledhje.

"(Faraoni) **i tha parisë së tij, që e kishte përreth: «Ky qenka magjistar vërtet i dijshëm! Me magjitë e veta, ai dëshiron t'ju dëbojë nga toka juaj, prandaj ç'më këshilloni ju?»"** (Shu'ara, 34-35)

### Përballja e mrekullisë me magjinë

Mrekullitë që tregoi Musai (a.s.), i përmbysën ndjenjat arrogante të faraonit, i cili i la mënjanë pretendimet për hyj dhe mbeti i detyruar të marrë këshilla nga njerëzit përreth:

**"Ata thanë: «Lëre këtë dhe vëllain e tij për pak kohë dhe ço lajmëtarë nëpër qytete, që të t'i sjellin ty të gjithë magjistarët e dijshëm»."** (Shu'ara, 36-37)

Atë kohë magjia kishte përparuar shumë. Prandaj, faraoni e pranoi menjëherë këtë propozim, duke shpresuar se do të dalë ndonjë magjistar, i cili do ta mundë Musain (a.s.). Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Ne ia treguam atij** (Faraonit) **të gjitha shenjat Tona, por ai i mohoi, nuk pranoi** (të besonte) **dhe tha: «O Musa, a ke ardhur që të na nxjerrësh nga toka jonë me magjinë tënde?! Ne do të të sjellim ty një magji të ngjashme. Cakto, midis nesh dhe teje, një takim në një vend të sheshtë, ku nuk do të mungojmë as ne, as ti!»**

(Musai) **tha: «Takimi me ju është në ditën e kremtes dhe njerëzia le të tubohen paradite».**

**Faraoni u largua, i mblodhi magjistarët e vet e pastaj erdhi.”** (Ta-Ha, 56-60)

**“Magjistarët u mblodhën në ditën e caktuar, e popullit iu tha: «A jeni mbledhur të gjithë?»”** (Shu’ara, 38-39)

Ditën e përballjes, ishin mbledhur të gjithë. Populli mezi priste të shihte ato që kishin për të ndodhur.

**“Kur erdhën magjistarët, i thanë Faraonit: «Vërtet do të shpërblehemi, nëse dalim fitues?» Ai u përgjigj: «Po, madje do të jeni vërtet ndër të afërmit e mi».”** (Shu’ara, 41-42)

Më pas, faraoni i pyeti magjistarët: “Mirë, po a do të mund të dilni fitues mbi Musain?”

Kryemagjistari tha: “Ne jemi në kulmin e magjisë! Nuk ka njeri mbi tokë që ta dijë këtë punë më mirë se ne! Pra, ne jemi maja e majave në çështje të magjisë! Padyshim se ne jemi më të fortët.!”

Kurse Musai (a.s.), i paralajmëroi magjistarët:

**“Të mjerët ju! Mos trilloni gënjeshtra për Allahun, duke bërë që Ai t’ju shkatërrojë me dënim. Padyshim se, ata që trillojnë gënjeshtra do të dështojnë!”** (Ta-Ha, 61)

Mirëpo, faraoni, për t’u dhënë zemër magjistarëve, përpiqej t’ua prezantonte Musain (a.s.), si magjistar.

**“Ata diskutuan me njëri-tjetrin për punën e tyre, duke pëshpëritur fshehurazi. Njëri prej tyre tha: «Në të vërtetë, këta** (Musai dhe Haruni)**, janë dy magjistarë, që duan t’ju shporrin nga toka juaj me magjitë e tyre dhe të shkatërrojnë fenë tuaj tejet të mirë.»”** (Ta-Ha, 62-63)

Pas këtyre fjalëve, Musai (a.s.), tha:

**“Prandaj, bashkojini dredhitë** (magjitë) **tuaja dhe ejani me radhë. Sot do të shpëtojë ai që ka epërsi!”** (Ta-Ha, 64)

Megjithatë, magjistarët, duke treguar respekt për Musain (a.s.), i thanë:

**"Ata thanë: «O Musa, ose hidh ti, ose t'i hedhim ne të parët».**

Ndërsa Musai (a.s.), **tha: «Jo, hidhni ju!..»"** (Ta-Ha, 65-66)

**"Ata hodhën litarët dhe shkopinjtë e tyre dhe thanë: «Për madhërinë e Faraonit, me të vërtetë, Ne patjetër do të jemi fitues!»"** (Shu'ara, 44)

**"Dhe ja, tek i dukeshin atij litarët dhe shkopinjtë e tyre se po rendnin vërtet, për shkak të magjisë së tyre. Atëherë Musai ndjeu frikë në vetvete. Ne i thamë:**

**«Mos u frikëso, se, në të vërtetë, ti do të fitosh! Hidhe atë që mban në dorën e djathtë! Ai do të gëlltisë gjithçka që kanë bërë ata, sepse ajo që kanë bërë ata, është vetëm një mashtrim i magjistarëve; e, magjistari nuk do të ketë sukses kudo që të gjendet»."** (Ta-Ha, 66-69)

Pas kësaj, Musai (a.s.), mblodhi veten dhe iu largua e gjithë frika që ndiente.

**"Kur ata i hodhën, Musai tha: «Kjo që keni sjellë ju, është magji dhe vërtet, Allahu do ta shkatërrojë atë. Allahu, me siguri që do ta prishë punën e ngatërrestarëve.»"** (Junus, 81)

Siç kuptohet nga ajeti, magjia s'është gjë tjetër veçse mashtrim dhe iluzion.

**"Pastaj, Musai hodhi shkopin e tij, që i kapërdiu përnjëherësh sajimet e tyre të rreme!"** (Shu'ara, 45)

### Magjistarët bien në sexhde

Magjistarët hodhën disa shkopinj dhe litarë para syve të faraonit dhe popullit. Ato filluan të dridhen dhe të duken si gjarpërinj. Mirëpo, me ta hedhur Musai (a.s.), shkopin me urdhrin hyjnor, ai u kthye në gjarpër të madh që gëlltiti të gjitha mjetet e magjisë së magjistarëve.

Magjistarët, e kuptuan se kjo nuk ishte mjeshtëri njerëzore, por një mrekulli hyjnore, sepse, po të ishte punë njeriu, sapo të merrte fund magjia, shkopinjtë dhe litarët e tyre do të mbeteshin prapë aty në vend. Mirëpo, ashtu siç u prish dhe u shkatërrua magjia, ashtu edhe shkopinjtë dhe litarët u zhdukën përfundimisht.

**“Në këtë mënyrë, doli në shesh e vërteta dhe dështoi ajo që kishin bërë ata.”** (A’raf, 118)

**“Atëherë magjistarët ranë përmbys, duke bërë sexhde dhe thanë: «Ne besojmë në Zotin e botëve, Zotin e Musait dhe të Harunit!»**

(Faraoni) **tha: «I besuat atij** (Musait) **para se t’ju lejoja unë! Patjetër që ai është i madhi juaj, i cili ju ka mësuar magjinë. Ta dini se unë, në të vërtetë, do t’jua këpus duart dhe këmbët tuaja tërthorazi dhe do t’ju kryqëzoj të gjithëve!»”** (Shuara, 46-49)

Jeta e një lidhjeje dhe uniteti të mbështetur në interes, zgjat aq sa vazhdon edhe interesi! Nëse magjistarët, nuk do të besonin dhe do të vazhdonin ta mbështesnin faraonin, do të nderoheshin dhe do të notonin në të mira. Mirëpo, sapo besimi ua ndriçoi zemrat dhe i udhëzoi, ata zgjodhën mirësitë e përjetshme, ndaj të mirave të përkohshme.

**“(Magjistarët) u përgjigjën: «Ne kurrë nuk do të të japim ty përparësi ndaj provave që na kanë ardhur neve dhe ndaj Atij që na ka krijuar ne. Prandaj, gjyko si të duash; ti gjykon vetëm në jetën e kësaj bote!»”** (Ta-Ha, 72)

Më pas:

**“Ata thanë: «S’ka gjë! Sigurisht, Ne do të kthehemi te Zoti ynë.»”** (Shu’ara, 50)

Duart dhe këmbët që do priteshin tërthorazi, i përkisnin kësaj bote. Në fund të fundit, trupi është një kurban që do t’i jepet tokës. Trupi ka veçorinë e përkohshmërisë (vdekjes), ndërsa shpirti ka veçorinë e përhershmërisë, (pavdekshmërisë). Nuk mund të zgjidhet e përkohshmja para të përhershmes. Për këtë arsye, kur magjistarët panë mrekullitë e qarta, mbajtën një qëndrim, që siç tregohet në ajet, faraoni nuk e priste, duke thënë:

“E keqja jote nuk mund të na dëmtojë ne! Dëmi yt i përket kësaj bote, kurse lumturia e jetës tjetër është e përjetshme!”

**“Ne besojmë në Zotin tonë, që të na i falë gabimet dhe magjitë, për të cilat na ke detyruar ti. Allahu është më i Miri dhe i Përjetshmi.”** (Ta-Ha, 73)

**“Ne shpresojmë se Zoti ynë do të na i falë gjynahet, meqë jemi besimtarët e parë.”** (Shu’ara, 51)

Pastaj, iu përgjëruan Allahut me këto fjalë:

**"...O Zoti ynë, na jep durim të madh dhe bëna të vdesim myslimanë!"** (A'raf, 126)

Si përfundim, magjistarët që në mëngjes dolën përballë Musait (a.s.), si mohues, pas një kohe të shkurtër, u ekzekutuan të gjithë dhe u bashkuan me Zotin e tyre si besimtarë dhe dëshmorë.

Mendimtari i famshëm turk, Xhelaleddin Rumiu, Mevlana -Allahu e mëshiroftë-, në veprën e tij *"Mesnevi"*, thotë se: Magjistarët, u nderuan me besimin e vërtetë monoteist, për shkak të konsideratës dhe respektit që treguan ndaj një profeti të lartë, një robi të afërt të Zotit. Mirëpo, për shkak se gabuan rëndë, duke dalë përballë atij profeti të lartë, ata pësuan edhe ndëshkimin.

Me të vërtetë që, magjistarëve iu dhurua besimi për shkak se treguan sadopak respekt për Musain (a.s.). Në fakt, dashuria ndaj atij që e meriton dhe armiqësia ndaj atij që e ka bërë hak është një faktor i rëndësishëm që e lartëson jetën e njeriut.

Mevlana, urtësinë e kësaj ndodhie e analizon në këtë mënyrë:

"Faraoni i mallkuar e mizor, duke i kërcënuar me vdekje magjistarët për shkak të besimit të tyre, u tha: «Do t'jua pres tërthorazi këmbët e duart dhe pastaj do t'ju var!»

Atë çast, faraoni pandehu se magjistarët do të trembeshin dhe do t'i përuleshin atij duke u dridhur. Mirëpo, faraoni nuk e dinte se magjistarët kishin shpëtuar prej shqetësimit e frikës dhe kishin njohur të vërtetën hyjnore!

Edhe sikur të bluheshin njëqind herë e të bëheshin miell, tashmë ata nuk kthenin, sepse ishin treguar të aftë ta ndanin hijen prej trupit të vet! (Pra e kishin kuptuar se shpirti është esenca, ndërsa trupi është thjesht një hije.)

O njeri! Kjo botë është vetëm gjumë dhe ëndërr. Ti mos u mashtro prej shkëlqimit dhe pompozitetit të saj! Edhe sikur të të pritet dora në ëndërr apo të të grihet trupi copë-copë, ti mos ki frikë!"

## Zonja Mashita

Ajo, ishte shërbëtorja e vajzës së faraonit. Një ditë, kur ishte duke marrë krehrin për të krehur flokët e vajzës së faraonit, tha "Bismilah". Vajza e dëgjoi dhe menjëherë shkoi dhe lajmëroi të atin.

Faraoni e thirri Mashitan dhe i kërkoi llogari. Ajo, me entuziazmin e besimit në zemër, iu përgjigj faraonit me trimëri:

"Edhe ti je i vdekshëm si ne! Si mund të jesh zot?"

Faraoni u zemërua shumë nga kjo:

"Domethënë edhe ti i besove Musait? Pra, edhe ti ndoqe atë?"

Më pas, faraoni filloi ta torturonte Mashitan. Mirëpo, pavarësisht vuajtjeve që po hiqte, ajo nuk e lëshonte besimin e saj! Atëherë, ata i sollën para vajzën e vet pesë vjeçe dhe e kërcënuan;

"Nëse nuk e pranonte se faraoni ishte zot, do t'ia prisnin fytin vajzës!"

Mirëpo, Mashita përsëri nuk u kthye nga besimi i saj. Më në fund, ata e vranë vajzën para syve të saj dhe me gjakun e vajzës ia lyen fytyrën. Megjithatë, ajo vazhdoi të thotë me forcë dhe pasion të madh:

"Allahu është një! Allahu është një! Musai është i Dërguari i Tij"

Faraoni dhe njerëzit e tij u nevrikosën shumë nga e gjithë kjo. Këtë radhë i sollën djalin tremuajsh dhe ia zgjatën ta merrte, ndërkohë që fëmija qante nga uria. Fëmija filloi të kërkojë gjirin e nënës për të pirë qumësht, por ata e tërhoqën menjëherë dhe i thanë:

"Nëse vazhdon të mos heqësh dorë, do ta hedhim djalin në furrë!"

Mashita, e duroi edhe këtë dhimbje dhe nuk u kthye nga besimi i saj. Më në fund edhe fëmijën tremuajsh ia hodhën në furrë. Sipas një transmetimi, thuhet se foshnjës tremuajshe i erdhi goja në mes të flakëve dhe tha:

"Nënë e dashur! Duro, mos u kthe nga besimi! Po shoh se mes teje dhe xhenetit ka mbetur vetëm një hap!"

Shumica e tyre që dëgjuan këto fjalë, i besuan Musait (a.s.).

Më në fund, zonja Mashita u martirizua dhe shkoi në xhenet pranë vogëlushëve të saj!

Në një hadith fisnik, lidhur me zonjën Mashita, thuhet:

Sipas një transmetimi të Ubej bin Ka'bit (r.a.), Resulullahu (a.s.), në natën e Miraxhit[8], ndjeu një aromë shumë të këndshme dhe pyeti Xhebrailin (a.s.).

"O Xhibril! Ç'është kjo aromë e këndshme?"

Xhebraili (a.s.), i përgjigjet:

"Kjo është aroma e varreve të zonjës Mashita, dy fëmijëve dhe burrit të saj." (Ibn Maxhe, Fiten, 23.)

## Martirizimi i Asijes

Pas mizorive ndaj zonjës Mashita dhe fëmijëve të saj, gruaja e faraonit, Asija, u zemërua shumë me faraonin dhe iu kundërvu me fjalë të rënda. Për rrjedhojë, faraoni e kuptoi se edhe Asija i kishte besuar Musait (a.s.). Tashmë, as ajo nuk e fshehu këtë të vërtetë dhe tha me zë të lartë:

"Po, edhe unë i besova Zotit të Musait!"

Sipas një transmetimi, thuhet se faraoni e shtriu Asijen në shpinë dhe ia lidhi duar dhe këmbët në katër shtylla. Sipër i vuri një gur mulliri dhe e martirizoi me tortura të ndryshme.

Njëherë, kur Musai (a.s.), po kalonte në mëhallën e torturave, pa se Asijes po i bëheshin tortura të rënda. Për t'i shprehur vuajtjen, ajo i bëri me shenjë dhe ai u lut për të. Më pas Asija nuk ndjeu më dhimbje dhe vuajtje. Në Kuranin Fisnik, flitet me lavdërim për të:

**"Allahu ka dhënë si shembull për besimtarët gruan e Faraonit, kur ajo tha: «O Zoti im! Ndërtomë një banesë tek Ti, në Xhenet; më shpëto nga Faraoni dhe veprat e tij dhe më shpëto nga populli keqbërës!»"** (Tahrim, 11)

Sipas një transmetimi, thuhet se ajo e bëri këtë lutje kur po e torturonin. Atë çast ajo u frymëzua me këto fjalë:

8. Mrekullia e ngritjes së Profetit (a.s.), në qiell.

“Ngrije kokën lart!”

Kur Asija e ngriti kokën lart dhe pa nga qielli, asaj iu hoqën perdet e syve dhe iu tregua pallati me perla të bardha që ishte ndërtuar për të në xhenet. Atëherë, ajo filloi të sodiste pallatin e buzëqeshur dhe nuk ndiente asnjë dhimbje!

## Kulla

Sa më shumë që e kumtonte fenë Musai (a.s.), aq më i madh bëhej numri i atyre që besonin. Por krahas kësaj, rritej edhe zemërimi dhe dhuna e faraonit! Faraoni, ndërtoi një kullë madhështore, ndërtimi i së cilës zgjati shtatë vjet. Këtë kullë, e ngjisnin hipur në kafshë.

Faraoni, u ngjit në majë të kësaj kulle, gjoja për të biseduar me Zotin e Musait (a.s.)! Për shkak se ai nuk e njihte besimin monoteist, imazhi i Zotit në mendjen e tij, ishte i kufizuar me format e botës njerëzore. Për këtë arsye, faraoni e imagjinonte Allahun me forma dhe veçori njerëzore. Kjo, i ngjan imagjinatës së feve me shumë zota në Greqinë e Lashtë, ku besohej se kishte zota të ndryshëm, si zoti i tokës, zoti i qiellit, zoti i dashurisë, etj.



Nga kjo kullë, faraoni do të hidhte shikimin drejt qiejve dhe do t'i thoshte popullit se s'e kishte parë askund Zotin e Musait (a.s.)! Përveç kësaj, ai do të turbullonte mendjet e njerëzve duke thënë se: "Me gjithë fuqinë dhe mundësitë që kemi, ne nuk arritëm të takohemi më Zotin. Si na qenka ngjitur Musai atje në qiell dhe na paska prurë lajm prej tij?" Në Kuranin fisnik urdhërohet:

**"Dhe Faraoni tha: «O Haman, ndërtoma një kullë që t'i arrij rrugët, rrugët e qiellit e të shoh Zotin e Musait, sepse jam i bindur se ai (Musai) gënjen». Kështu, Faraonit iu dukën të bukura veprat e tij të shëmtuara dhe u shmang nga rruga e drejtë, por dredhia e tij e çoi vetëm në rrënim."** (Gafir, 36-37)

Pasi nuk ia arriti qëllimit me këtë që bëri, zemërimi i faraonit u shtua edhe më shumë. Ndërsa dhuna e koptëve ndaj siptinjve arriti kulmin:

**"Paria e popullit të Faraonit tha: «A mos vallë do ta lësh Musain dhe popullin e tij që të bëjnë ngatërresa në Tokë dhe që të braktisin ty dhe zotat e tu?» Faraoni u përgjigj: «Meqenëse jemi sundues mbi ata, ne do t'i vrasim djemtë e tyre dhe do t'i lëmë gjallë gratë e tyre»."** (A'raf, 127)

Beni Izrailët u ankuan tek Musai (a.s.), për gjendjen. Por ai i këshilloi të durojnë:

**"Musai i tha popullit të vet: «Kërkoni ndihmë nga Allahu dhe duroni, sepse toka është e Allahut. Ai ia jep atë trashëgim cilit të dojë prej robërve të Vet. Fundi i lumtur u takon atyre që i frikësohen Allahut»."** (A'raf, 128)

Mirëpo, populli i tij filloi ta kundërshtojë disi Musain (a.s.) dhe duke u treguar të paduruar, po ia shtonin vështirësitë dhe ngarkesën profetit të tyre.

**"Ata i thanë: «Ne kemi vuajtur para se të vish ti dhe ende po vuajmë». Musai tha: «Ndoshta Zoti juaj do ta zhdukë armikun tuaj dhe do t'ju bëjë sundimtarë në Tokë, për t'ju parë se si do të vepronі»."** (A'raf, 129)

Në këtë mënyrë, Allahu u tregoi se e ardhmja u takonte besimtarëve.

Megjithatë, dhuna e koptëve ende vazhdonte. Musai (a.s.), u lut shumë që kjo dhunë të merrte fund. Për rrjedhojë, filluan të shfaqen një pas një shenja të katastrofës dhe mbi koptët filluan të binin fatkeqësi të ndryshme.

**"Dhe Ne e goditëm popullin e Faraonit me thatësi, me vite zie, që të**

**zinin mend. Por sa herë që u vinte ndonjë e mirë, ata thoshin: «Këtë e kemi merituar!» E kur i godiste ndonjë e keqe, atë e merrnin si ogur të zi që vinte prej Musait dhe popullit të tij. Por jo! Allahu ishte Ai që ua ndillte fatin e zi, ndonëse shumica e tyre nuk e dinin!"** (A'raf, 130-131)

### Argumente të njëpasnjëshme

**"Ata i thoshin** (Musait)**: «Çfarëdo argumenti të na sjellësh për të na magjepsur me të, ne nuk do të të besojmë.» Prandaj, Ne u dërguam atyre përmbytje, karkaleca, rriqra, bretkosa dhe gjak, si shenja të qarta, por ata krekoseshin dhe ishin popull keqbërës."** (A'raf, 132-133)

Kur koptët shihnin fatkeqësitë, fillonin t'i thoshin Musait (a.s.): "Dijetar i madh!". Mirëpo, kur kalonte e keqja, vazhdonin kryeneçësinë e tyre dhe thoshin: "Fundja, këto ishin kalimtare!"

Fatkeqësitë nisën atëherë kur dhuna dhe e keqja arritën kulmin. Ashtu thuhet edhe në Kuran, kur dhuna dhe poshtërsitë e koptëve arritën kulmin, mbi ta filluan të bien fatkeqësi të shumta.

### 1. Tufani

Allahu i Madhëruar, lëshoi shira të furishëm dhe çdo vend e mbuloi uji. Aq, sa shtëpitë e koptëve u mbushën plot me ujë. Ata u zhytën në ujë deri në fyt dhe pothuajse do të shkatërroheshin komplet. Ndërkohë, siptinjëve, nuk po u ndodhte asgjë. Koptët, vrapuan menjëherë tek Musai (a.s.) dhe i thanë:

"O Musa! Lutju Zotit tënd, se nëse kjo fatkeqësi largohet, ne do të besojmë ty dhe do të lejojmë të shkoni së bashku me popullin tuaj!"

Musai (a.s.), u lut dhe ujërat u tërhoqën. Më pas filloi një begati e madhe. Mirëpo, koptët filluan sërish të tregohen të pabindur dhe thanë:

"Ky ujë, s'paska qenë dënim për ne, por veçse një e mirë! Fundja, kjo do të kalonte! Këto nuk ndodhën me lutjen e Musait!"

### 2. Karkalecat

Pas kësaj, Allahu i Madhëruar, dërgoi mbi ta tufa karkalecash. Këta karkale-



ca, hëngrën të gjitha bimët dhe të mbjellat, duke shkatërruar gjithçka që kishin. Mirëpo përsëri, vetëm bijtë e Izraelit nuk u dëmtuan. Koptët shkuan përsëri tek Musai (a.s.) dhe i thanë:

"O njeri i ditur! Lutu për ne, sepse edhe ne do ta pranojmë atë që ke sjellë dhe do të të besojmë!"

Musai (a.s.), u lut përsëri dhe tufat e karkalecave u larguan. Por, sapo koptët panë se fatkeqësia mbi ta u largua, ata nuk e mbajtën fjalën dhe filluan prapë të tregohen të pabindur.

### 3. Morri dhe pleshti

Atëherë, Allahu i Madhëruar u lëshoi morrat dhe pleshtat. Edhe kur hanin bukë, enët iu mbusheshin me morra e pleshta. Kjo, për ta ishte një e keqe e madhe. Prandaj, përsëri vrapuan tek Musai (a.s.), i cili përsëri u lut për ta dhe ata shpëtuan edhe asaj radhe. Mirëpo, prapë iu kthyen mosbindjes!

### 4. Bretkosat

Pasi edhe kësaj radhe nuk erdhën në rrugë të drejtë, Musai (a.s.), shkoi në lumin Nil dhe, sapo e preku ujin me shkop, të gjitha bretkosat dolën prej lumit

dhe pushtuan Egjiptin! Çdo vend u mbush me bretkosa, madje edhe enët e ushqimit! Koptët shkuan përsëri tek Musai (a.s.) dhe i thanë:

"O i ditur! Tashmë me të vërtetë jemi penduar!"

Mirëpo, sapo u largua edhe kjo fatkeqësi në sajë të lutjes së Musait (a.s.), ata filluan të sillen përsëri si më parë.

### 5. Gjaku

Pasi koptët nuk u bindën në asnjë mënyrë, Allahu i Madhëruar, e ktheu ujin e Nilit në gjak. Njerëzit nuk po gjenin më ujë për të pirë. Kur bijtë e Izraelit pinin dhe përdornin ujin e Nilit, ai e ruante pastërtinë e tij. Ndërsa kur u afroheshin koptët, uji kthehej në gjak. Pas kësaj, koptët vrapuan përsëri tek Musai (a.s.) dhe iu përgjëruan. Allahu ua largoi edhe këtë fatkeqësi. Mirëpo, koptët gënjeshtarë dhe mosmirënjohës filluan prapë me poshtërsitë e tyre.

Mevlana Xhelaleddin Rumi, e përshkruan shumë bukur ndodhinë e kthimit të Nilit në gjak:

"Një kopt i përvëluar prej nxehtësisë, shkoi në shtëpinë e një siptiu:

Unë jam i afërm dhe miku yt! Sot kam nevojë të madhe për ty! Mbushe për vete një tas ujë prej Nili, që ky miku yt i vjetër të pijë ujë prej dorës tënde! Po ta mbushësh për vete, s'do të ketë më gjak në të, por do të jetë i pastër e i kulluar prej magjisë!"

Siptiu, për ta bërë koptin të kuptojë mrekullinë, mbushi një tas ujë në Nil. Siptiu piu deri në gjysëm dhe më pas ia zgjati ujin koptit:

- Eja, pi!- i tha.

Kopti i gëzuar, e çoi tasin në gojë. Mirëpo uji u kthye në gjak! Pas kësaj, siptiu e ktheu tasin nga vetja dhe uji u bë i kulluar! Kopti u nxeh shumë dhe u ul derisa i kaloi zemërimi. Pastaj iu kthye siptiut dhe i tha:

- O vëlla! Si zgjidhet kjo nyjë? Cila është e fshehta e kësaj gjëje?"

Siptiu tha:

- Ujin e pastër e të kthjelltë të Nilit mund ta pinë vetëm ata që i besojnë

fesë së Musait. Nëse e lë rrugën e faraonit dhe hyn në rrugën e Musait, vetëm atëherë mund ta përdorësh ujin e mirë e të pastër të Nilit!

Më pas, siptiu vazhdoi ta këshillonte koptin me këto fjalë:

- Bëj paqe me hënën që ta shohësh dritën e saj! (me hënën nënkuptohet Musai, kurse me dritën e hënës, të vërtetat hyjnore.).

Urrejtja jote ndaj robërve të mirë të Allahut, të ka verbuar dhe shurdhuar, duke vënë mijëra perde midis teje dhe tyre! Ti vërtitesh verbërisht në luginën e mohimit dhe devijimit, pa mundur ta shohësh të vërtetën!

Shkrije me pendesë mohimin tënd sa një mal, që ta gjesh rrugën e drejtë! Atëherë, edhe ti do të mund të pish nga gota e atyre që kanë gjetur të vërtetën!

Nëse Allahu i Madhëruar e ka bërë haram ujin e Nilit për mohuesit, si mund të pish ti prej tij me hile apo duke më përdorur mua si ndërmjetës?

O kopt! E ku ka fuqi Nili të kundërshtojë urdhrin hyjnor, e të bëhet ujë i pastër për mohuesit?"

* * *

Sa herë që faraoni ndihej i shkatërruar prej të gjitha këtyre ngjarjeve, thoshte:

**"«Më lini ta vras Musain e ai le ta thërrasë në ndihmë Zotin e vet. Unë vërtet druhem mos ai do t'jua ndryshojë fenë tuaj ose do të shkaktojë trazira në Tokë»."** (Gafir, 26)

Kjo mënyrë e të folurit e faraonit, tregon se njerëzit e tij të afërt, e pengonin atë për të vrarë Musain (a.s.). Ata i thoshin:

"Ai nuk është dikush nga i cili duhet të kesh frikë! Ti je zot! Nëse e vret, do të hedhësh dyshim në zemrat e njerëzve! Të gjithë njerëzit do të mendojnë se ti je i pafuqishëm para mrekullive të Musait!"

Megjithatë, fjalët e faraonit tregojnë se sa frikë kishte ai prej Musait (a.s.)! Në të vërtetë, faraoni, në shpirt e pranonte se Musai (a.s.), ishte profet. Mirëpo, krenaria, mendjemadhësia dhe inati i verbër e pengonin të besonte. Përballë këtij qëndrimi të faraonit, Musai (a.s.), thoshte:

**"Unë i lutem Zotit Tim dhe Zotit tuaj për të më mbrojtur prej çdo mendjemadhi, që nuk beson në Ditën e Llogarisë!"** (Gafir, 27)

Për këtë arsye, një pjesë e komentueseve të Kuranit, faktin që faraoni vazhdonte të kundërshtonte edhe pas gjithë këtyre mrekullive, e shpjegojnë me fjalët që shpreh Musai (a.s.), në lutjen e tij. Pra, mosbesimi në botën tjetër dhe mendjemadhësia e tepërt, janë faktorët më të rëndësishëm, të cilët e pengojnë njeriun të besojë. Kjo, sepse mendjemadhi kërkon që çdo njeri ta shohë poshtë vetes. Për këtë shkak, në hadithet fisnike, mendjemadhësia, përkufizohet si një gjynah i madh:

"Njeriut i mjafton si gjynah, përçmimi i vëllait të tij mysliman!" (Muslim, Birr, 32; Ebu Daud, Edeb, 35; Tirmidhi, Birr, 18.)

Ndërsa në një transmetim tjetër, thuhet:

"Nuk hyn në xhehenem ai, që në zemrën e tij ka besim, qoftë edhe sa një kokërr elbi. Dhe, nuk hyn në xhenet ai, që në zemrën e tij ka mendjemadhësi, qoftë edhe sa një kokërr elbi." (Muslim, Iman, 147.)

Sa bukur e këshillon Lukmani (a.s.), djalin e tij në lidhje me mendjemadhësinë dhe mburrjen:

**"Mos i trajto njerëzit me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët!"** (Lukman, 18)

Ndërsa në ajetin 37 të sures el-Isra, urdhërohet:

وَلَا تَمْشِ فِي الْأَرْضِ مَرَحًا إِنَّكَ لَن تَخْرِقَ الْأَرْضَ وَلَن تَبْلُغَ الْجِبَالَ طُولا

**"Mos ec në Tokë me mendjemadhësi, se ti, në të vërtetë, nuk mund ta çash tokën e as të arrish lartësinë e maleve."**

Allahu i Madhëruar, urtësinë e ndëshkimit të faraonit dhe të njerëzve të tij, të cilët kishin rënë në batakun e mburrjes dhe mendjemadhësisë, e shpreh me këto fjalë:

**"Çdo argument që Ne u tregonim atyre, ishte më i madh se ai para tij. Prandaj Ne i dënonim ata me ndëshkim, që të ktheheshin** (në rrugën e drejtë)**."** (Zuhruf, 48)

Populli i faraonit, në kohët e fatkeqësive të mëdha bëhej si qengj, kurse në ditët e qeta bëhej si ujk! Këto sjellje të paqëndrueshme dhe shkeljet e premtimeve nga ana e tyre, Allahu i Madhëruar, i shpjegon në këtë mënyrë:

**"E kur i godiste dënimi, ata thoshin: «O Musa, lutju Zotit tënd për ne, meqë ka besëlidhje me ty! Nëse na liron nga kjo vuajtje, patjetër që do të të besojmë ty dhe do t'i lëmë bijtë e Izraelit të ikin me ty»."** (A'raf, 134)

**"Ata i thoshin** (Musait)**: «O magjistar! Lutju Zotit tënd për ne, ashtu sipas besëlidhjes tënde me Atë, sepse ne do të kthehemi në rrugë të drejtë!» Por, sapo ua largonim dënimin, ata e shkelnin premtimin."** (Zuhruf, 49-50)

## Propaganda e mjerë e faraonit

Faraoni, i cili kishte mbetur i pafuqishëm para mrekullive të Musait (a.s.) dhe i frikësuar se populli do të pranonte fenë e një Zoti të vetëm, kishte ngritur një çadër madhështore në breg të Nilit, ku për dy vjet me radhë, atyre që vinin e shkonin aty, u thoshte:

"Mos i besoni Musait! Unë jam zoti juaj së bashku me zotat e tjerë që adhuroni!"

**"Faraoni i thërriste popullit të vet: «O populli im! Vallë, a nuk më përket mua sundimi i Egjiptit dhe i këtyre lumenjve që rrjedhin pranë meje? A nuk shihni? Vallë, a nuk jam unë më i mirë se ky i mjerë, i cili mezi mund të shprehet?»"** (Zuhruf, 51-52)

Me këto fjalë, nga një anë, faraoni kërkonte të tregonte mbretërimin, fuqinë, pasurinë dhe madhështinë e vet, ndërsa nga ana tjetër, theksonte se Musai (a.s.), ishte njeri i dobët, i varfër dhe i paaftë për të folur, duke pretenduar se, një njeri i tillë nuk mund të ishte profet:

**"«Përse nuk i janë dhënë atij byzylykë ari? Përse nuk kanë ardhur bashkë me të engjëjt?» Kështu, ai e mashtroi popullin e vet. Ata iu nënshtruan atij, sepse ishin vërtet një popull i pabindur."** (Zuhruf, 53-54)

## Dalja nga Egjipti

Faraoni dhe njerëzit e tij, jo vetëm që nuk besonin, por e përdornin edhe

fuqinë e tyre të kësaj bote për të shtypur ata që besonin. Më në fund, Musai (a.s.), u detyrua t'i mallkonte:

**"Musai tha: «O Zoti ynë! Ti i ke dhënë Faraonit dhe parisë së tij stoli dhe pasuri në jetën e kësaj bote, por ata, o Zoti ynë, na largojnë nga rruga Jote! O Zoti ynë! Shkatërroje pasurinë e tyre dhe ngurtësoi zemrat e tyre, që të mos besojnë, derisa të shijojnë dënimin e dhembshëm!»**

(Allahu) **tha: «U pranua lutja e ju të dyve! Qëndroni të dy në rrugën e drejtë dhe kurrsesi mos ndiqni rrugën e të paditurve!»"** (Junus, 88-89)

Pas kësaj, çdo familjeje kopte, u vinin fatkeqësi të veçanta. Filloi thatësira dhe tek popullsia kopte u shfaq një sëmundje lëkure. Për rrjedhojë, faraoni u detyrua t'u jepte leje beni Izrailëve të dilnin nga Egjipti. Mirëpo, tashmë dihej se, sapo të kalonte e keqja, ata përsëri do t'i ktheheshin poshtërsive!

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Pastaj, Ne i shpallëm Musait: «Ti udhëto natën me robërit e Mi, por do të jeni të ndjekur»."** (Shu'ara, 52)

**"Ne i thamë Musait: «Udhëto natën me robërit e Mi, hapu atyre një rrugë të tharë nëpër det dhe mos u frikëso se do të të kapë ndokush e as se do të mbyteni!»"** (Ta-Ha, 77)

Në zbatim të urdhrit të Allahut të Madhëruar, Musai (a.s.), doli natën së bashku me bijtë e Izraelit drejt Suezit. Atë mëngjes, të gjitha vajzat e familjes së faraonit u sëmurën nga murtaja dhe vdiqën. Faraonit të zemëruar me Musain (a.s.), pas kësaj ndodhie iu shtua edhe më tepër zemërimi dhe tha:

- Këtë e ka bërë Musai!

Ndërkohë që faraoni po merrej me varrimin e vajzave, Musai (a.s.), kishte fituar shumë kohë në udhëtim. Kur faraoni mësoi se ata kishin ikur, ishte tepër vonë. Megjithatë, faraoni filloi të organizohej:

**"Faraoni dërgoi lajmëtarë nëpër qytete (për të thënë): «Këta janë një grup i vogël që na kanë provokuar, por ne jemi kurdoherë të gatshëm!»"** (Shu'ara, 53-56)

**"Në agim, ata** (njerëzit e Faraonit) **iu afruan atyre. Kur dy grupet panë**

**njëri-tjetrin, shokët e Musait thirrën: «Me të vërtetë, na zunë!» Ai tha: «Kurrsesi! Në të vërtetë, me mua është Zoti im. Ai do të ma tregojë rrugën.»”** (Shu'ara, 60-62)”

Para Musait ishte Deti i Kuq, ndërsa pas tij, faraoni!

**Deti i Kuq: Deti i shpëtimit dhe shkatërrimit**

**“Dhe Ne i shpallëm Musait: «Bjeri me shkopin tënd detit!» Menjëherë deti u nda dhe çdo pjesë e tij u bë si mal i madh.”** (Shu'ara, 63)

Sipas një transmetimi nga Ibn Abasi (r.a.), deti u hap në dymbëdhjetë shtigje, prej nga ku kaluan dymbëdhjetë fiset e beni Izrailëve. Rrugët nga ku kalonin ishin midis dy anëve të larta të ujit që u ngjanin maleve. Ndërsa sipas një transmetimi tjetër, thuhet se në çdo mur të ujit, u hapën dritare, nga ku njerëzit mund të shihnin njëri-tjetrin.

Faraoni ishte një njeri që kërkonte të përfitonte nga çdo rast. Ai u kthye nga ushtria dhe u foli:



“Shikoni detin! Ai u ça prej madhështisë sime, që të më hapë rrugën për të kapur skllevërit e mi! Të gjithë kam për t’i vrarë! Ecni para në det!”

Mirëpo, për një çast u frikësua dhe ngurroi. Deshi të hiqte dorë. Por atë çast, Xhebraili (a.s.), hipur mbi një kalë të bardhë, u doli para dhe u tha:

“Ecni, shkoni para!”

Kurse Mikaili (a.s.), doli pas ushtrisë së faraonit dhe u tha atyre që vinin nga pas:

“Ecni, mos mbetni pas!”

E gjithë ushtria u hodh përpara. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“Ne i afruam aty të tjerët!”** (Shu’ara, 64)

Pas Musait (a.s.) dhe njerëzve të tij, në rrugët e hapura në det u futën edhe faraoni me ushtrinë e tij. Mirëpo, ata u asgjësuan në thellësitë e detit, si ndëshkim hyjnor!

**“Musain dhe të gjithë ata që ishin me të, i shpëtuam, kurse të tjerët i fundosëm.”** (Shu’ara, 65-66)

**“Kështu, Ne u hakmorëm dhe i fundosëm në det, ngaqë ata i mohuan shenjat Tona dhe nuk ua vunë veshin.”** (A’raf, 136)

**“Ne i bëmë ata shembull dhe mësim për popujt e mëvonshëm.”** (Zuhruf, 56)

**“Pa dyshim, në këtë ka shenja treguese, por shumica e njerëzve nuk janë besimtarë.”** (Shu’ara, 67)

Në sajë të mirësisë së Allahut, shpëtuan të gjithë beni Izrailët! Atë ditë ishte dita e dhjetë e muajit Muharrem, në të cilën u mbajt agjërimi i falënderimit. Lidhur me mirësinë e Tij ndaj tyre, Allahu i Madhëruar urdhëron:

**“Kujtoni se si ju shpëtuam nga populli i Faraonit, i cili ju shtypte mizorisht: jua therte djemtë e jua linte të gjalla femrat. Kjo ka qenë një sprovë e madhe për ju - nga Zoti juaj. Kujtoni se si e çamë detin e ju shpëtuam, ndërsa në praninë tuaj i fundosëm njerëzit e Faraonit.”** (Bekare, 49-50)

**Besim i papranueshëm: Besimi i faraonit**

**"Ne i mbartëm Izraelitët përtej detit dhe Faraoni me ushtrinë e tij i ndoqi ata nga ligësia dhe armiqësia. Por, kur po mbytej, (Faraoni) tha: «Besoj se s'ka zot tjetër përveç Atij që i besojnë bijtë e Izraelit; dhe unë jam ndër myslimanët.»"** (Junus, 90)

Ndërkohë që po mbytej në dallgët e detit, faraoni i detyruar, u mundua të kapet pas litarit të besimit. Por Allahu i Madhëruar, i tha:

**"Vallë, tani** (po beson)**, ndërkohë që më parë ishe i padëgjueshëm dhe ngatërrestar?! Sot do të shpëtojmë vetëm trupin tënd, që të bëhesh mësim për ata që vijnë pas teje." Por, në të vërtetë, shumica e njerëzve nuk ua vënë veshin shenjave Tona."** (Junus, 91-92)

Komentuesi i famshëm i Kuranit, Zemahsheriu, këtë ajet e ka komentuar kështu:

"Do të të hedhim në një qoshe në breg të detit. Kufomën tënde të zhveshur do ta ruajmë të plotë, të pacenuar e të paprishur, që t'u shërbejë njerëzve si mësim shumë shekuj pas teje."



### Pas kalimit të detit

Musai (a.s.), i udhëhoqi bijtë e Izraelit drejt tokës së Kenanit. Gjatë rrugës, ata panë një popull që adhuronte statujat dhe demin. Prandaj, disa prej tyre thanë:

"O Musa! Na e bëj edhe neve një gjë të tillë, që ta adhurojmë!"

Për këtë arsye, Musai (a.s.), i këshilloi:

"Zoti ju shpëtoi prej së keqes. Koptët jua vrisnin djemtë, kurse vajzat jua bënin shërbëtore. Megjithatë, ju përsëri kërkoni ta kundërshtoni Allahun dhe t'i bëni shok Atij?"

Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Ne i kaluam bijtë e Izraelit përtej detit, ku ndeshën një popull që adhuronin idhujt e vet. Ata i thanë Musait: «Na bëj edhe neve një zot, ashtu si kanë ata». Musai tha: «Ju qenkeni vërtet një popull i paditur! Fenë që ndjekin këta idhujtarë, e pret shkatërrimi dhe ajo që bëjnë, është krejt pa vlerë. A mos vallë doni të kërkoj për ju zot tjetër përveç Allahut, që ju ka ngritur mbi të tjerët?!»**

**Kujtoni kur Ne ju shpëtuam nga populli i Faraonit, i cili ju mundonte pa masë: fëmijët meshkuj jua vriste, kurse femrat tuaja jua linin gjallë. Kjo ka qenë sprovë e madhe për ju nga Zoti juaj."** (A'raf, 138-141)

Musai (a.s.), formoi dy ushtri prej 12.000 vetash dhe e dërgoi në Egjipt. Pas lanë vetëm fëmijët, gratë, pleqtë dhe të sëmurët. Një ushtri e komandonte Jusha bin Nun, ushtrinë tjetër, Kalib bin Juhne. Ushtria u kthye me fitore. Tashmë koptët ishin shkatërruar plotësisht. Kjo gjendje përshkruhet kështu në Kuranin Fisnik:

**"Kështu, Ne i bëmë ata të lënë kopshtijet dhe lumenjtë, thesaret e pallatet e mrekullueshme."** (Shu'ara, 57-58)

**"Ndërsa popullit të përndjekur Ne i dhamë në zotërim viset lindore dhe perëndimore të tokës që kishim bekuar. Kështu u përmbush premtimi i bukur i Zotit tënd ndaj Izraelitëve, për shkak të durimit që treguan. Ndërsa ndërtesat dhe kullat e Faraonit dhe të popullit të tij Ne i shkatërruam."** (A'raf, 137)

**“Kështu ndodhi, dhe Ne ia dhamë të gjitha këto bijve të Izraelit.”** (Shu’ara, 59)

**“Eh, sa e sa kopshte dhe burime i lanë ata, sa ara të mbjella dhe ndërtesa fisnike dhe sa begati, në të cilat kënaqeshin! Kështu, Ne ua lamë trashëgim ato një populli tjetër. Ata nuk i vajtoi as qielli, e as Toka, e as nuk iu dha afat.”** (Duhan, 25-29)

Sa bukur e përshkruan Allahu i Madhëruar në ajetin e mëposhtëm fundin e hidhur të popujve të goditur nga ndëshkimi hyjnor dhe të humbur në mënyrë të hidhur në plehërishtën e historisë:

**“Sa e sa brezni kemi shkatërruar Ne para tyre! Vallë, a po sheh ndonjërin prej tyre dhe a po dëgjon pëshpëritjen më të vogël të tyre?!”** (Merjem, 98)

## Zbritja e Teuratit

Pasi Musai (a.s.), bashkë me popullin e tij dolën prej Egjiptit dhe shpëtuan prej armikut, ai i tha popullit të tij se do të sillte një libër. Më pas, lë zëvendës vëllain e tij Harunin (a.s.), duke i thënë:

“Ti merru me përmirësimin e gabimeve të këtyre! Ndërsa unë, me urdhër të Zotit tim, po shkoj në malin Tur. Prej andej, do të kthehem me një libër që do të më zbritet prej Zotit tim!”

Mirëpo, populli mosmirënjohës i thotë Musait (a.s.):

“Ne duam bashkë me ty të ketë edhe dëshmitarë prej nesh!”

Për këtë arsye, zgjodhën shtatëdhjetë vetë nga mesi i tyre dhe së bashku shkuan në malin Tur.

Musai (a.s.), iu lut Allahut për “Librin”, që i ishte premtuar. Ndërsa Allahu i Madhëruar, e urdhëroi të mbante tridhjetë ditë agjërim. Këto janë tridhjetë ditët e muajit Dhilkade, muajit të njëmbëdhjetë të kalendarit hënor. Më pas, duke vazhduar edhe me dhjetë ditët e para të muajit Dhilhixhe, ky agjërim u mbajt dyzet ditë. Në këtë mënyrë, Musait (a.s.), iu dha Libri dhe iu caktua detyra e udhëzimit të popullit të vet në rrugë të drejtë.

Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“Ne i premtuam Musait se do t’i flisnim pas tridhjetë netësh, të cilat ia shtuam edhe me dhjetë të tjera...”** (A’raf, 142)

Musai (a.s.), ishte ftuar në malin Tur-i Sina për dyzet ditë adhurim të gjithanshëm me qëllim që të fitonte pjekurinë e nevojshme për detyrën me të cilën ishte ngarkuar. Gjatë këtyre dyzet ditëve, Musai (a.s.), do të përgatitej për t’u takuar me Zotin. Ne malin Tur-i Sina, ai bëri një jetë larg njerëzve, me qëllim që të largohej prej angazhimeve të kësaj bote, të zhytej në heshtjen e qiejve dhe, në fund, duke arritur Krijuesin Madhështor, të humbte në oqeanin e bashkimit me Të. Kjo, sepse ai kishte nevojë të ndriçonte shpirtin e tij!

Me sa kuptohet, në tridhjetë ditët e para të agjërimit, Musai (a.s.), është lutur dhe ka medituar, me qëllim të pastrimit dhe ndriçimit shpirtëror. Ndërsa në ditët në vijim, ka ndodhur bisedimi me Zotin dhe zbritja e Teuratit (Testamentit të Vjetër). Domethënë se brenda kësaj kohe prej dyzet ditësh, Musai (a.s.) është lartësuar në një nivel të tillë shpirtëror, që të mund të pranojë shpalljen hyjnore.

Arsyeja që Kurani nuk përdor shprehjen për “dyzet ditë”, por për “dyzet net”, është se dalja e hënës dhe fillimi i ditës (24 orëshit), bëhet natën. Përveç kësaj, në krahasim me ditën, nata ka cilësi të posaçme vetëm për të. Zbritja e Kuranit nga Levhi Mahfudh në qiellin e tokës ka ndodhur natën; Profeti ynë (a.s.), në miraxh është ngritur natën. Madje edhe shpalljet, në përgjithësi i kanë ardhur natën.

Me qëllim që njerëzit e përkushtuar në rrugën e Zotit të mund të arrijnë një mëngjes afiniteti hyjnor, u duhet të kalojnë net të errëta plot mundim dhe vuajtje. Për shkak se frymëzimi dhe begatia hyjnore, në përgjithësi shfaqen gjatë natës, të gjitha mëngjeset e suksesit, pasojnë agimin e netëve plot vuajtje.

Në tefsirin e Ibn Kethirit, thuhet: “Komentuesit e Kuranit, thonë se Musai (a.s.), në Malin Tur-i Sina agjëroi tridhjetë ditë rresht dhe më pas i pastroi dhëmbët me një lëvore peme. Mirëpo, më pas Allahu i Madhëruar, e urdhëroi që ai të shtojë edhe dhjetë ditë të tjera...”

Për shkak se Allahu i Madhëruar i ka folur Musait (a.s.), ai është quajtur “Kelimullah”. Mirëpo, mënyra dhe forma se si i ka folur Allahu Musait (a.s.), është e panjohur. Megjithatë, dihet se asnjë prej atributeve të Allahut nuk u përngjet

atributeve njerëzore. Ai di dhe kjo dije nuk është si dija jonë. Ai ka fuqi dhe kjo fuqi nuk i përngjet fuqisë sonë. Ai flet dhe kjo e folur nuk i përngjet të folurës sonë, nuk ka të bëjë me tinguj e mjete për prodhimin e tyre. Tingujt janë gjëra të krijuara, kurse fjala e Zotit nuk është krijesë. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"...Sa i takon Musait, Allahu i ka folur atij drejtpërdrejt."** (Nisa, 164)

## Urdhri për luftë dhe shkretëtira Tih

**"Kujto kur Musai i tha popullit të vet: «O populli im! Kujtoni mirësinë e Allahut ndaj jush, kur prej jush bëri profetë, bëri sundimtarë dhe ju dha atë që nuk ia kishte dhënë asnjë populli para jush!»"** (Maide, 20)

Këto ajete, janë në lidhje me bijtë e Izraelit në kohën e Musait (a.s.). Prandaj, edhe dhënia e mirësive, të cilat nuk u ishin dhënë askujt tjetër para tyre, edhe përcaktimi i tokës së shenjtë si tokë e tyre, janë të vlefshme për atë kohë. Përndryshe, ka qindra ajete dhe hadithe që shprehin se Profeti ynë (a.s.), është një mirësi e pashoqe e Allahut të madhëruar, për të gjithë njerëzimin. Sa për çështjen se kush do ta trashëgojë tokën e shenjtë, përcaktimi i Allahut është kështu:

**"Ne shënuam në Zebur, pas Teuratit, që tokën do ta trashëgojnë robërit e Mi të mirë."** (Enbija, 105)

Nga ky ajet kuptohet se, e keqja dhe të këqijtë s'kanë për të qenë gjithmonë dominues; se e mira është thelbësore, kurse e keqja është e përkohshme dhe se, më në fund sundimi do të kalojë në duart e të mirëve. Dhe kjo, parashtron pikëpamjen universale të Islamit në lidhje me jetën e kësaj bote.

* * *

Musai (a.s.), mori udhën për të çuar popullin e tij në zonën Ken'an. Ata do të vendoseshin në vendin e quajtur Tokë e Premtuar. Musai (a.s.), zgjodhi nga një përfaqësues për secilin krah të ushtrisë dhe i dërgoi për t'u njohur me popullsinë vendëse nën kryesinë e Jusha bin Nunit dhe Kalib bin Juhnes. Grupi që shkoi, pa se popullsia vendëse, ishte shumë e fuqishme. Mirëpo, ata u morën vesh mes tyre, që kur të ktheheshin, këtë të mos ua tregonin popullit të tyre, me qëllim që të mos shkaktonin frikë dhe pesimizëm tek ata. Fundja kështu i

kishte paralajmëruar edhe Musai (a.s.), nëse do të gjendeshin përballë një situate të tillë. Mirëpo, përveç Jusha bin Nunit dhe Kalib bin Juhnes, të tjerët nuk e mbajtën fjalën dhe ua treguan njerëzve të vërtetën. Për rrjedhojë, bijtë e Izraelit u tërhoqën nga lufta.

Musai (a.s.), tha:

**"«O populli im! Hyni në Tokën e shenjtë që Allahu e ka caktuar për ju dhe mos u ktheni prapa, se atëherë do të ktheheni të humbur!»**

**Ata thanë: «O Musa! Në atë tokë gjendet një popull i fortë dhe ne nuk do të hyjmë pa dalë ata e, nëse ata dalin, ne atëherë, me siguri do të hyjmë në të.»**

**Dy burra nga ata që i frikësoheshin Allahut dhe që Ai i kishte pajisur me mirësi, thanë: «Hyni në portën e qytetit! Kur të kaloni nëpër të, me siguri do të jeni fitues. Në qoftë se jeni besimtarë, atëherë mbështetuni tek Allahu!»**

**Ata thanë: «O Musa! Kurrsesi nuk do të hyjmë atje, derisa aty të gjenden ata. Kështu që shko ti bashkë me Zotin tënd dhe luftoni, se ne do të rrimë këtu»."** (Maide, 21-24)

Bijtë e Izraelit, pasi shpëtuan prej faraonit, i kishin harruar ditët e vuajtjeve dhe tashmë ishin mësuar me rehat. Ata i kishin shtuar kërkesat dhe dëshirat për mirësitë e kësaj bote. Ata i kërkonin Musait (a.s.), mana (një lloj ushqimi i ëmbël) dhe mish thëllëze. Dhe, këto të mira u jepeshin për ditë. Përveç këtyre përmenden edhe dymbëdhjetë burime uji të nxjerra nga Musai duke e goditur tokën me shkop! Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Pastaj bëmë që retë t'ju bënin hije dhe ju zbritëm manën dhe thëllëza, duke thënë: "Hani nga ushqimet e mira, që ju kemi dhënë!"** (Ata nuk ishin mirënjohës dhe kështu) **nuk na bënë keq Neve, por i bënë keq vetes."** (Bekare, 57)

**"Kur Musai kërkoi ujë për popullin e tij, Ne i thamë: «Bjeri gurit me shkopin tënd!» Atëherë, nga ai shpërthyen dymbëdhjetë burime, dhe çdo fis e dinte burimin e vet. Ne thamë: «Hani e pini prej begative të Allahut dhe mos bëni të këqija e mbrapshti në Tokë!»."** (Bekare, 60)

Bijtë e Izraelit, ishin një popull, dëshirat e të cilit nuk kishin të sosur dhe që nuk dinte të falënderonte. Ata vazhdonin t'i bëheshin peshë profetëve të tyre, duke u treguar edhe mosmirënjohës. Për rrjedhojë, në ajetin e mëposhtëm shprehet qartë mosmirënjohja e tyre:

**"Kujtoni kur i thatë: «O Musa! Ne nuk mund të kënaqemi vetëm me një lloj ushqimi, prandaj lutju Zotit tënd për ne të na dhurojë nga ato që jep toka: perime, tranguj, thjerrëza, qepë dhe hudhra!» Ai ju tha: «Vërtet doni të ndërroni atë që është më e mirë me atë që është më e dobët?! Shkoni në qytet, atje do të gjeni atë që kërkoni!»**

**Ata i kaploi poshtërimi dhe përulja dhe merituan zemërimin e Allahut. Kjo ndodhi, sepse ata i mohonin shpalljet e Allahut dhe i vrisnin të dërguarit pa asnjë të drejtë. Kjo ndodhi, sepse ata kundërshtonin dhe kalonin çdo kufi."** (Bekare, 61)

* * *

**"Musai tha: «O Zoti im! Unë nuk kam fuqi për askënd tjetër veç vetes dhe vëllait tim, prandaj na veço neve prej këtij populli të pabindur!»**

**Allahu tha: «Ajo** (toka e shenjtë) **u është ndaluar atyre për dyzet vjet. Ata do të bredhin të çoroditur nëpër tokë, por ty mos të të vijë keq për atë popull të pabindur»."** (Maide, 25-26)

**"Me të vërtetë, Allahu mori besëlidhjen e bijve të Izraelit dhe nga mesi i tyre caktoi dymbëdhjetë mbikëqyrës dhe u tha: «Unë jam me ju! Në qoftë se do të kryeni namazin, do të jepni zekatin, do të besoni të dërguarit e Mi, do t'i ndihmoni ata dhe do t'i jepni vullnetarisht hua Allahut, atëherë, patjetër që Unë do t'jua shlyej gjynahet dhe do t'ju shpie në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Por, kushdo nga ju që mohon pas kësaj, me të vërtetë, e ka humbur rrugën e drejtë."** (Maide, 12)

Mirëpo, populli i bijve të Izraelit, vazhdoi të tregojë mosmirënjohje ndaj të mirave që u kishte falur Allahu i Madhëruar dhe të kundërshtonte profetin e tyre, Musain (a.s.), që ishte i treti prej profetëve të mëdhenj! Për më tepër, duke e imagjinuar Allahun me cilësi të një krijese të gjallë, ata u thoshin profetëve të tyre:

“Shko ti bashkë me Zotin tënd lufto dhe fito! Më pas do të vijmë ne.”

Për këtë shkak, Allahu i Madhëruar, i dënoi ata të qëndronin dyzet vjet në shkretëtirën Tih, një vend i ngushtë dhe i vështirë. Megjithëse ata përpiqeshin vazhdimisht për të dalë nga ai vend, ata vinin rrotull po aty në një vend, derisa lindi dhe u rrit një brez i ri.

Më në fund, me këtë brez të ri besimtar dhe të gjallë, ata dolën fitues mbi popullin vendës, që ishin të fortë dhe mizorë. Pas kësaj bijtë e Izraelit hynë në tokën e premtuar. Ata morën vendet në bregun lindor të lumit Sheria dhe u vendosën në atë rajon. Në këtë mënyrë u realizua edhe premtimi i Musait (a.s.). Në këtë kohë, ndërroi jetë edhe Haruni (a.s.).

### Kërkesa e Musait (a.s.), për të parë Allahun

Në sajë të bashkëbisedimit me Allahun, Musai (a.s.), kishte arritur një gradë të lartë. Ai kënaqej aq shumë gjatë bisedës me Zotin e tij, saqë dëshira për ta parë Atë, u shtua jashtë mase. Pasi e shprehu dëshirën e tij për ta parë Allahun, Ai, i tha:

“Ti nuk mund të më shohësh Mua! Por shihe atë mal! Nëse ai do të mund të qëndrojë, edhe ti do të mund të më shohësh Mua!” (Thuhet se ai ishte mali i madh Zubejr në zonën e Medjenit).

Allahu i tregoi Musait (a.s.) një rreze prej dritës së tij. Rrezja preku malin i cili shpërtheu dhe u bë copë e thërrime. Musai (a.s.), u frikësua jashtë mase nga e gjithë kjo fuqi e jashtëzakonshme dhe i ra të fikët. Kjo ngjarje, në Kuran shprehet kështu:

**“Kur Musai erdhi në kohën e caktuar dhe Zoti foli me të, ai tha: «O Zoti im, shfaqu që të shoh!» Zoti tha: «Ti nuk mund të më shohësh! Por shiko në atë mal: nëse ai mbetet në vendin e vet, atëherë ti do të më shohësh Mua». E kur Zoti i tij iu shfaq malit, e thërrmoi atë dhe e bëri pluhur, ndërsa Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, ai tha: «I lavdëruar qofsh Ti o Zot! Kthehem te Ty i penduar. Unë jam i pari i besimtarëve!»”** (A’raf, 143)

Pas kësaj ndodhie, filloi zbritja e Teuratit. Ai zbriti në formën e shtatë apo dhjetë tabelave.

**Një bisedë në malin Tur**

Musai (a.s.), pyeti:

- O Zot! Cilët rob janë më të dashur për Ty?

Allahu u përgjigj:

- Robërit e Mi, që më përmendin dhe nuk më harrojnë!

Musai (a.s.), pyeti përsëri:

- Cili prej robërve të Tu është më i ditur?

Allahu u përgjigj:

- Ai që ua mëson njerëzve ato që di; që u tregon të drejtën, që e dëgjon atë dhe duke e zbatuar atë në veten e vet, ruhet prej së keqes!

**Viçi i artë**

Pasi bijtë e Izraelit kaluan detin së bashku me Musain (a.s.), gjatë rrugës rastisën në një popull që adhuronte statuja me kokë lope. Për këtë arsye, ata i thanë Musait (a.s.):

“Na bëj edhe ti një zot të tillë që ta adhurojmë!”

Ndërsa Musai (a.s.), i këshilloi dhe ua bëri të qartë se, ky lloj adhurimi ishte idhujtari dhe shirk[9] ndaj Allahut të Madhëruar. Për rrjedhojë, ata u penduan dhe kërkuan falje.

Mirëpo, kur Musai (a.s.), shkoi në malin Tur-i Sina dhe la si zëvendës vëllain e vet, Harunin (a.s.), një person mosmirënjohës prej hebrenjve, i quajtur Samir, i cili e fshihte mosbesimin e vet ndaj Musait (a.s.), përfitoi nga mungesa e Musait (a.s.) dhe duke mbledhur flori prej popullit, bëri një viç të artë dhe u tha njerëzve:

“Ky është Zoti i Musait, por ai e ka harruar Zotin e tij!

Më pas, kërkoi që populli ta adhuronte atë statujë. Samiri ishte mjeshtër.

9. Shirk: Në terminologjinë Islame, nënkupton adhurimin e dikujt tjetër në vend të Allahut, ose të dikujt tjetër së bashku me Allahun, duke i bërë ortak ose shok Allahut në adhurim.



Ai e kishte bërë viçin me një mjeshtëri të tillë, saqë kur era frynte në brendësi të viçit, ai pëlliste si i gjallë. Këtë e kishte bërë me anë të vrimave të hapura në vende të posaçme, gjë e cila realizonte prodhimin e tingujve të ndryshëm. Samiri, duke e shfrytëzuar këtë veçori të statujës, u thoshte njerëzve:

"Shikoni, Zoti juaj po bisedon me ju!"

Në këtë mënyrë, duke ua mbushur mendjen se viçi ishte zot, Samiri i largoi prej feje një pjesë të beni Izrailëve. Megjithëse Haruni (a.s.), u përpoq mjaft t'i këshillonte dhe paralajmëronte, ata nuk e dëgjuan:

**"Ndërkohë, Haruni u kishte thënë atyre qysh më parë: «O populli im! Kjo është vetëm një provë për ju! Zoti juaj është i Gjithëmëshirshmi, andaj ndiqmëni mua dhe dëgjoni urdhrin tim!»**

**Ata u përgjigjën: «Ne do t'i lutemi atij, derisa të na kthehet Musai»."** (Ta-Ha, 90-91)

"(Allahu) **tha: «Ne e vumë në provë popullin tënd gjatë mungesës tënde, e Samiri i nxori ata nga rruga e drejtë»."** (Ta-Ha, 85)

**"Populli i Musait, pas largimit të tij, filloi të adhurojë një viç të bërë nga stolisjet e tyre të arta. Ai kishte një zë si të lopës. A nuk e shihnin ata se ai as nuk mund t'u fliste, as t'i udhëzonte në rrugë të drejtë?! Ata e zgjodhën këtë viç për adhurim dhe u bënë keqbërës."** (A'raf, 148)

**"Kur Musai u kthye te populli i tij, i zemëruar dhe i pikëlluar, thirri: «Shumë e keqe është ajo që keni bërë pas ikjes sime! A mos vallë donit të shpejtonit ndëshkimin e Zotit tuaj?» Pastaj i hodhi pllakat dhe, duke e kapur vëllain për koke, e tërhoqi drejt vetes. Haruni i tha: «O djali i nënës sime! Në të vërtetë, këta njerëz më quajtën për të dobët dhe gati më mbytën. Mos më turpëro para armiqve dhe mos më llogarit ndër keqbërësit!»"** (A'raf, 150)

"(Musai) **tha: «O Harun, ç'të pengoi ty, kur i pe ata se kishin humbur, që të vije tek unë?! A mos e kundërshtove urdhrin tim?»**

(Haruni) **tha: «O biri i nënës sime, mos më kap për mjekre e as për koke! Unë kisha frikë se do të thoshe: Ke mbjellë përçarje midis bijve të Izraelit e nuk i ke mbajtur porositë e mia»."** (Ta-Ha, 92-94)

Musai me Harunin (alejhimeselam), ishin vëllezër të një babe dhe të një nëne. Megjithatë, shkaku që Haruni (a.s.), i thotë "o bir i nënës sime!", është për t'i kujtuar Musait (a.s.), të tregohet i mëshirshëm. Kjo, sepse nëna është më e mëshirshme, se babai dhe vëllai. Në të njëjtën kohë, nëna e tyre, ishte një grua e mirë, që i kishte besuar Allahut dhe kishte fituar respektin e bijve të vet!

**"Musai u lut: «O Zot! Më fal mua dhe vëllain tim dhe na prano në mëshirën Tënde! Ti je më i Mëshirshmi i mëshiruesve»."** (A'raf, 151)

**"Musai u kthye te populli i vet i zemëruar dhe i pikëlluar. Tha: «O populli im, vallë, a nuk ju dha Zoti juaj një premtim të mirë? A mos ju duk e gjatë koha** (e përmbushjes së premtimit) **apo dëshironi që t'ju godasë zemërimi i Zotit tuaj?! Prandaj nuk i jeni përmbajtur premtimit që më dhatë?!»**

**Ata u përgjigjën: «Ne nuk e kemi thyer premtimin që të patëm dhënë me vullnetin tonë, por ishim të ngarkuar rëndë me stolitë e popullit** (të Faraonit)**, andaj i hodhëm ato** (në zjarr për t'u lehtësuar)**. Po kështu i hodhi edhe Samiri dhe nga këto ai bëri një trup viçi që pëlliste. Atëherë tha: «Ky është zoti juaj dhe zoti i Musait. Ai** (Musai) **ka harruar** (t'ju tregojë për të)**!»"** (Ta-Ha, 86-88)

Për shkak të kësaj vepre të shëmtuar që bënë, Musai (a.s.), u kërkoi të pendohen. Por, ai ua bëri të qartë se, falja e tyre, varej nga pendimi i madh që do të bënin ose nga pranimi me dëshirë i dënimit me vdekje. Ndërsa ata thanë:

"Do të durojmë" Dhe filluan të prisnin gjykimin.

**"Kur ai** (Musai) **i tha popullit të vet: «O populli im, ju vetëm vetes i bëtë keq, kur e adhuruat viçin si zot! Prandaj kthehuni të penduar te Krijuesi juaj dhe vritni njëri-tjetrin! Kjo është më mirë për ju në sy të Krijuesit tuaj. Ai jua fali gabimin, sepse Ai i pranon shumë pendimet dhe është Mëshirëploti»"** (Bekare, 54)

Ata që do të kryenin ekzekutimet, rrinin gati me thika në duar mbi kokën e atyre që do të ekzekutoheshin. Për çdo njeri që kishte adhuruar idhullin, ishte caktuar një ekzekutues. Mes dy palëve kishte edhe prej atyre që ishin të afërm!

**"Por, kur u penduan dhe e kuptuan se kishin hyrë në rrugë të gabuar, ata thanë: «Nëse Zoti ynë nuk na mëshiron dhe nuk na fal, me të vërtetë, do të jemi të humbur!»"** (A'raf, 149)

Pas kësaj, Musai dhe Haruni (alejhimeselam), si njerëz të butë e të mëshirshëm që ishin, filluan të qanin dhe u lutën. Më pas, zbriti ky ajet, ku thuhet se pendimi i tyre u pranua:

**"Ndërsa ata që kryejnë vepra të këqija e pastaj pendohen dhe bëhen besimtarë, ta dinë se pas kësaj, Zoti yt është vërtet Falës e Mëshirëplotë."** (A'raf, 153)

Allahu i Madhëruar, urdhëroi:

**"Pastaj Ne ju falëm, që të bëheni mirënjohës."** (Bekare, 52)

Më pas, Musai (a.s.), iu kthye Samirit:

"(Musai) **tha: «Si është puna jote, o Samiri?»**

(Samiri) **u përgjigj: «Unë pashë atë, që ata nuk e panë. Mora një grusht nga gjurmët e të Dërguarit dhe atë e hodha mbi viçin dhe kështu më nxiti vetja** (e keqja) **ime!»** (Ta-Ha, 95-96)

Sipas komentuesve, i dërguari që përveç Samirit nuk e kishte parë askush

tjetër dhe prej gjurmës së të cilit ai kishte marrë një grusht dhé, ishte Xhebraili (a.s.), që kishte ardhur tek Musai (a.s.). Samiri kishte parë se vendi ku shkelte kali i tij, gjelbëronte. Prandaj, kishte marrë një grusht nga dheu i gjurmës dhe e kishte hedhur në zjarr.

"(Musai) **tha:«Atëherë ik! Tërë jetën do të të duhet të thuash: 'Mos më prekni'. Por të është caktuar një premtim, i cili doemos do të zbatohet. Shikoje zotin tënd që ti e ke adhuruar vazhdimisht: Ne do ta djegim e pastaj do ta hedhim në det hirin e tij.»**" (Ta-Ha, 97)

Sipas një transmetimi, pas mallkimit të Musait (a.s.), që tregohet në ajetin e mësipërm, Samirin e kapi një sëmundje e rëndë ngjitëse, për shkak të së cilës mbeti i detyruar të jetojë larg njerëzve gjatë gjithë jetës.

**"Ata që zgjodhën viçin për zot të vetin, do t'i zërë zemërimi i Zotit të tyre dhe poshtërimi në këtë jetë. Kështu i ndëshkojmë Ne ata që shpifin."** (A'raf, 152)

* * *

**"Kur Musait i kaloi zemërimi, i mori Pllakat, në të cilat ishin shënuar udhëzimet për rrugën e drejtë dhe mëshira për ata që i frikësohen Zotit të tyre."** (A'raf, 154)

Allahu i Madhëruar, kërkoi nga Musai (a.s.), që të zgjidhte shtatëdhjetë persona prej atyre që u penduan për gjynahun e adhurimit të viçit, si përfaqësues të popullit të tyre, për të bërë një pendesë masive para Allahut.

Musai (a.s.), në zbatim të urdhrit hyjnor, mori shtatëdhjetë vetë dhe shkoi në malin Tur. Mirëpo, kur arritën atje, këta njerëz mosmirënjohës, guxuan të kërkonin të shikonin Allahun. Për rrjedhojë, Allahu i goditi me tërmet e rrufe dhe ata ranë në tokë të vdekur. Pas kësaj Musai (a.s.), filloi t'i lutet e përgjërohet Allahut të Madhëruar, i Cili i ringjalli përsëri një nga një. Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"Kujtoni kur i thatë Musait: «O Musa! Ne nuk do të të besojmë ty, derisa të shohim Allahun haptazi!». Atëherë një rrufe ju goditi, ndërsa ishit duke parë. Pas vdekjes suaj, Ne ju ringjallëm, që të bëheni falënderues."** (Bekare, 55-56)

**"Më pas Musai zgjodhi nga populli i tij shtatëdhjetë burra, për takimin Tonë. Kur i goditi tërmeti, ai tha: "O Zoti im! Sikur të doje Ti, do t'i zhdukje ata dhe mua që më përpara. Por, a do të na shkatërroje për atë që bënë disa mendjelehtë mes nesh?! Ajo ishte veç një sprovë e urdhëruar prej Teje, për të shpënë në humbje atë që Ti do dhe për të udhëzuar atë që Ti dëshiron. Ti je Mbrojtësi ynë, andaj falna dhe mëshirona! Ti je më i Miri i mëshiruesve!"** (A'raf, 155)

Për një farë kohe, bijtë e Izraelit jetuan të qetë në rrugë të drejtë. Më pas filluan të harbohen përsëri. Ata i thanë Musait (a.s.), se urdhrat e Teuratit ishin të rënda dhe se ata e kishin të vështirë t'i zbatonin. Ata e harruan fjalën që dhanë kur u penduan. Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar, ngriti mbi kokat e tyre malin Tur-i Sina, duke e mbajtur pezull në ajër si një mrekulli e qartë. Ata u tmerruan shumë dhe ranë menjëherë në sexhde, duke pritur se kur po bie mali mbi ta.

**"Kujtoni** (o hebrenj) **kur morëm besën tuaj dhe ngritëm mbi ju malin Tur, duke thënë: «Merreni seriozisht atë që ju dhamë dhe mbani në mendje rregullat e saj, në mënyrë që të ruheni nga gjynahet!» Por më pas, ju i kthyet shpinën** (besëlidhjes) **dhe, sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, do të ishit të humbur."** (Bekare, 63-64)

Pavarësisht gjithë këtyre, bijtë e Izraelit vazhduan me kryeneçësinë e tyre. Ndërsa ata që i kaluan kufijtë, pësuan dënimin hyjnor.

**"Sigurisht që ju keni dëgjuar për ata prej jush që shkelën Sabatin dhe të cilëve Ne u thamë: «Bëhuni majmunë të përçmuar e të urryer!». Këtë dënim e bëmë paralajmërim për bashkëkohësit dhe për brezat e tyre pasardhës, si dhe këshillë për ata që i frikësohen Allahut."** (Bekare, 65-66)

Allahu i Madhëruar, hebrenjtë që ngulnin këmbë me vetëdije në punët e këqija, në fillim i shndërroi në majmunë, pastaj i asgjësoi. Kjo ndodhi, nuk ka lidhje me pretendimin se njeriu e ka origjinën nga majmuni. Njerëzit që u kthyen në majmunë, nuk jetuan gjatë, por vdiqën pas një kohe të shkurtër. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Për shkak se ata e thyen besëlidhjen e tyre, Ne i mallkuam ata dhe ua bëmë zemrat të ashpra. Ata i kanë shtrembëruar fjalët e Shkrimeve të shenjta dhe kanë harruar një pjesë të mirë nga ato këshilla. Ti** (Muhamed)

**përherë do ta vëresh tradhtinë e tyre, përveç një pakice të tyre; pra, falua fajet dhe mos i qorto! Se, Allahu i do bamirësit.”** (Ma’ide, 13)

Atë kohë, Teurati ishte vetëm një ekzemplar dhe askush nuk e dinte të tërin përmendësh. Kur bijtë e Izraelit ranë robër të babilonasve, ekzemplari i vetëm i Teuratit humbi. Pas shumë vitesh, kur bijtë e Izraelit shpëtuan nga robëria, e rishkruan Teuratin me aq sa mbanin mend. Teurati i sotëm, përbëhet nga pjesët e rishkruara dhe nga jetëshkrimi i Musait (a.s.).

### Flijimi i lopës

Në lidhje me këtë ngjarje, transmetohen versione të ndryshme, të cilat në përgjithësi janë marrë nga librat e vetë hebrenjve. Midis disa versioneve, në tefsirin e Ibn Kethirit, shënohet se: Muhammed ibn Xheriri ka thënë se, nga Ibn Abbasi transmetohet të ketë thënë kështu në lidhje me çështjen e lopës:

Në kohën e Musait (a.s.), jetonte një burrë i moshuar dhe shumë i pasur, por pa fëmijë. Ndërsa djemtë e vëllait të tij ishin shumë të varfër dhe prisnin që xhaxhai i tyre të vdiste, me qëllim që t’i trashëgonin pasurinë. Për shkak se plaku i moshuar nuk po vdiste, dy vëllezërit nuk po duronin dot më dhe thurën një plan për ta vrarë. Pasi e realizuan planin e tyre dhe e vranë, ata e hodhën trupin e xhaxhait të tyre midis dy fshatrave, me mendimin që të merrnin dëmshpërblim nga njëri prej fshatrave. Banorët e fshatit u betuan në Allahun se nuk e kishin vrarë ata. Për këtë arsye, populli shkoi drejt e tek Musai (a.s.), për të marrë gjykimin e tij. Pasi të dyja palët thanë versionin e tyre të ngjarjes, Musait (a.s.), i erdhi Xhebraili (a.s.) dhe i komunikoi urdhrin e Allahut për të prerë një lopë. Populli i tha Musait (a.s.):

“E ç’lidhje ka mes vrasësit dhe flijimit të lopës? A mos po tallesh me ne?”

Musai iu tha:

“Unë po ju komunikoj vetëm urdhrin e Zotit tim!”

Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**“Kujto kur Musai i tha kombit të vet:**

**«Allahu ju urdhëron të therni një lopë!» Ata thanë:**

**«A do të tallesh me ne?»**

**«Zoti më ruajt!» - tha Musai - «të bëhem unë nga të padituri!».**

**Ata thanë: «Lutju Zotit tënd, që të na shpjegojë si duhet të jetë ajo!» Musai tha:**

**«Ajo të jetë një lopë as plakë, as e re, por e mesme; pra, bëni atë që ju është urdhëruar!» Ata thanë:**

**«Lutju Zotit tënd që të na shpjegojë çfarë ngjyre të ketë ajo!» Musai tha:**

**«Ai thotë se ajo duhet të jetë lopë me ngjyrë të verdhë të ndezur, të cilën e pëlqejnë shikuesit.» Ata thanë:**

**«Lutju Zotit tënd, që të na shpjegojë çfarë lloji të jetë, sepse lopët të gjitha na duken njësoj e ne, në dashtë Zoti, do të udhëzohemi në rrugën e drejtë.» Musai tha:**

**«Ai thotë se lopa s'duhet të jetë e lodhur nga lërimi apo nga ujitja e tokës, por të jetë e shëndoshë dhe pa asnjë të metë.». Ata thanë:**

**«Tani na the të vërtetën!»**

**Kështu, ata e therën lopën, por desh e lanë pa flijuar."** (Bekare, 67-71)

Ibn Abbasi, thotë se; nëse ata do të kishin gjetur menjëherë një lopë dhe do ta kishin therur, ajo do të mjaftonte si zbatimi i urdhrit të Allahut. Por, për arsye se ata filluan të pyesnin shumë dhe ta vinin në vështirësi Musain (a.s.), edhe Allahu i Madhëruar ua vështirësoi punën.

Në fakt, lopë me këto karakteristika, e gjetën tek një grua që jetonte me një fëmijë jetim (sipas disa versioneve, e gjetën tek një burrë i moshuar). Pronarja e lopës, u kërkoi një çmim shumë të lartë, gjë e cila i futi në vështirësi bijtë e Izraelit. Prandaj ata nuk pranuan ta merrnin dhe shkuan përsëri tek Musai (a.s.), i cili i tha pronares së lopës që t'ua shiste atyre. Sipas një versioni, më në fund, pronarja ua shiti lopën në këmbim të lëkurës së lopës të mbushur plot me florinj.

Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“Pasi vratë një njeri e u grindët me njëri-tjetrin në lidhje me të, Allahu e nxori në shesh atë që fshihnit ju. Ne ju thamë:**

**«Prekeni të vrarin me një copë të lopës së flijuar!» Dhe kështu, Allahu do t’i ngjallë të vdekurit dhe do t’ju tregojë mrekullitë e veta, që ju të kuptoni. ”** (Bekare, 72-73)

Padyshim se Allahu i Madhëruar ka fuqi t’i ngjallë të vdekurit pa përdorur metoda të tilla. E gjithë kjo, ishte një sprovë për atë popull të pagdhendur dhe kryeneç.

Më në fund, kur i ranë të vdekurit me një pjesë të lopës, ai u ngrit dhe e tregoi se kush e kishte vrarë. Më pas, ra prapë i vdekur. Më vonë, vrasësit u dënuan me vdekje dhe u ekzekutuan.

Nga kjo ngjarje, mund të nxjerrim këto mësime:

Nëse bijtë e Izraelit, do të kishin therur një lopë çfarëdo sapo erdhi urdhri i Allahut, puna do të kishte marrë fund dhe urdhri do të ishte zbatuar. Mirëpo, pyetjet e njëpasnjëshme që bënë, treguan se ata nuk donin ta zbatonin urdhrin. Në këtë mënyrë, çështja u rëndua vetvetiu dhe pas çdo kundërshtimi, vuajtjet e tyre vazhduan të shtohen. Kjo, tregon qartë se, një besimtar, duhet t’i zbatojë menjëherë urdhrat e të Dërguarit të Allahut. Përndryshe, vonimi dhe shtyrja e zbatimit të tyre, e ngarkon besimtarin me përgjegjësi dhe dënime më të mëdha. Pra, nuk duhen bërë pyetje të panevojshme, sepse çdo pyetje i shton pyetësit edhe më tepër përgjegjësi.

Për shkak se më parë adhuruan lopën si zot, bijtë e Izraelit u urdhëruan të bëjnë kurban një lopë, me qëllim që të kuptonin se tek lopa nuk gjendet asnjë veti hyjnore. Kjo, sepse njeriu, për shkak të nevojës për të besuar, ndonjëherë mashtrohet nga ndjenjat e tij për të adhuruar dhe mund të hyjë në devijimin i cili e shpie atë të kërkojë Zotin brenda dimensionit dhe botëkuptimit të tij njerëzor. Për këtë arsye, gjithmonë ekziston rreziku që njeriu të bjerë në shirk[10]për shkak të vlerave dhe dashurisë së tepërt që u jep njerëzve apo sendeve.

Për shkak se vrasësit nuk po gjendeshin, fërkimet dhe trazirat kishin filluar të shtoheshin. Mirëpo, gjetja e vrasësit pas prerjes së lopës, e normalizoi dhe e qetësoi gjendjen e popullit. Siç kuptohet prej kësaj, zbatimi i urdhrave hyjnorë me

10. Shirk: Adhurimi i dikujt tjetër përveç Allahut ose së bashku me Allahun.

bindje të plotë, është e domosdoshme për qetësinë dhe paqen e një shoqërie.

Tek disa prej të bijve të Izraelit, kishte lëkundje lidhur me besimin në "ringjalljen pas vdekjes". Kjo ngjarje, bëri që çdo gjë të qartësohet.

**Karuni**

Sipas shumicës së dijetarëve Islamë, Karuni ishte djali i xhaxhait të Musait (a.s.). Ndërsa një pjesë tjetër e dijetarëve, thonë se ishte xhaxhai i Musait (a.s.). Para se t'i besonte Musait (a.s.), Karuni punonte si përfaqësuesi i bijve të Izraelit pranë faraonit. Gjatë kësaj kohe, ai i shtypte dhe u bënte padrejtësi atyre që kishte nën vete. Për këtë arsye, edhe Musai (a.s.), nuk u dërgua vetëm për Faraonin, por edhe për Hamanin dhe Karunin. Lidhur me këtë, në një ajet fisnik, urdhërohet:

**"Më parë Ne e dërguam Musain me mrekullitë Tona dhe me një autoritet të qartë te Faraoni, Hamani dhe Karuni, por ata thanë: «Ky është magjistar dhe gënjeshtar!»"** (Gafir, 23-24)

Mirëpo, më pas, Karuni i besoi Musait (a.s.) dhe iu përkushtua dijes e adhurimit. Madje, transmetohet se Karuni e kishte mësuar përmendësh dhe këndonte Teuratin më bukur ndër të gjithë bijtë e Izraelit.

Allahu i kishte dhënë Karunit aq shumë pasuri, saqë çelësat e thesareve të tij barteshin me vështirësi edhe nga një grup njerëzish të fuqishëm. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Me të vërtetë, Karuni ka qenë nga populli i Musait, por i shtypte ata. Ne i patëm dhënë atij aq thesare, saqë çelësat e tyre vështirë se do të mund t'i mbante një grup njerëzish të fuqishëm. Njerëzit e popullit të tij i thanë: "Mos u ngazëlle me pasurinë që ke, sepse Allahu nuk i do ata që ngazëllehen!"** (Kasas, 76)

Mirëpo, siç kuptohet edhe nga ajeti i mësipërm, Karuni filloi të ngazëllehet dhe të bëhet arrogant për shkak të pasurisë që kishte. Për këtë arsye, një grup njerëzish të ditur prej popullit të tij, e qortuan për sjelljet e tij dhe përveç kësaj, ata e këshilluan duke i thënë:

**"...Përpiqu me atë që të ka dhënë Allahu të fitosh jetën e botës së ardhshme, duke mos harruar pjesën tënde në këtë botë. Bëju mirë të tje-**

**rëve, ashtu si të ka bërë mirë ty Allahu. Mos kërko ngatërresa në Tokë, sepse Allahu nuk i do ngatërrestarët."** (Kasas, 77)

Pavarësisht gjithë këtyre këshillave, Karuni vazhdoi me arrogancën e tij dhe atyre që e këshilluan, i tha se nuk kishte nevojë për këshillat e tyre, sepse Allahu i Madhëruar ia kishte dhënë ato pasuri për shkak se e meritonte dhe e donte shumë:

**"Kjo më është dhënë vetëm prej diturisë sime".**

Ndërsa Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Vallë, a nuk e dinte ai, se Allahu kishte zhdukur para tij shumë brezni, që kishin qenë më të fuqishëm dhe që kishin grumbulluar më shumë pasuri se ai? Por keqbërësit nuk do të pyeten për gjynahet e tyre.**

**Kur ai dilte para popullit të vet me stolitë e tij, ata që lakmonin jetën e kësaj bote thanë: «Ah! Sikur të na ishte dhënë edhe neve si Karunit! Vërtet që ai është njeri me fat.»**

**Ndërsa njerëzit e dijshëm thoshin: «Të mjerët ju! Shpërblimi i Allahut është më i mirë për atë që beson dhe bën vepra të mira. Ai do t'u jepet vetëm të duruarve»."** (Kasas, 78-80)

### Shpifja e shëmtuar

Sipas transmetimeve, thuhet se shkatërrimi i Karunit, ndodhi në sajë të lutjes që bëri Musai (a.s.). Mirëpo, dijetarët kanë kundërshtime në lidhje me shkakun që e bëri Musain (a.s.), të lutej kundër tij.

Sipas transmetimit të Ibn Abbasit dhe Suudit, një ditë, Karuni pagoi një grua të përdalë dhe e urdhëroi të akuzonte Musain (a.s.), për amoralitet në mes të popullit, ndërkohë që ai ishte duke lexuar Teuratin.

Gruaja veproi ashtu siç i tha Karuni dhe e akuzoi Musain (a.s.), në mes të popullit. Musai (a.s.), u drejtua nga gruaja dhe i tha:

"O grua! Për hir të Allahut që çau detin dhe e bëri rrugë dhe i Cili na zbriti Teuratin, më thuaj! Kush është ai që të urdhëroi të thuash këto?"

Gruaja, e penduar për atë që bëri, i thotë Musait (a.s.):

“O Musa! Karuni më dha shumë para dhe më bindi të shpif për ty! Unë pendohem dhe kërkoj falje nga Allahut!”

Pas kësaj, Musai (a.s.), ra në sexhde dhe u lut kundër Karunit. Ndërsa Allahu i Madhëruar, i tha Musait (a.s.): Unë e urdhërova tokën të të bindet ty në lidhje me Karunin. Më pas, Musai (a.s.), e urdhëroi tokën të gëlltitë Karunin me gjithë pasurinë e tij dhe ashtu u bë!

Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“Ne bëmë që Karunin dhe shtëpinë e tij t’i gëlltiste toka dhe askush nuk arriti që ta mbronte nga dënimi i Allahut, madje as ai vetë nuk mund ta mbronte veten.”** (Kasas, 81)

Karunin e shkatërroi dashuria e madhe për këtë botë dhe smira ndaj të tjerëve. Në fakt, fundi i smirëzinjve, është humbja e sigurt. Ashtu siç përgatitin fundin e tyre të hidhur, njerëzit smirëzinj, dëmtojnë edhe njerëzit që kanë përreth. Në Kuranin Fisnik, na tregohet se duhet t’i lutemi Allahut për t’u ruajtur nga e keqja e njerëzve smirëzinj:

**“Thuaj: “Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit, që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje** (duke bërë magji) **dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë.”** (Felek, 1-5)

Më në fund, kur populli e pa shkatërrimin e Karunit dhe të përkrahësve të tij dhe u pendua:

**“Të nesërmen, ata që më parë dëshironin të kishin qenë në vend të tij, thoshin: «Është shumë e qartë se Allahu është Ai që i jep bollëk dhe ia pakëson kujt të dojë prej robërve të Tij. Sikur Allahu të mos kishte mëshirë për ne, me të vërtetë që do të na kishte bërë të na gëlltiste toka. Ububu! Është shumë e qartë se mohuesit nuk kanë shpëtim!»**

**Sa për shtëpinë e botës tjetër, Ne do ta caktojmë atë për ata që nuk kërkojnë as madhështi e as ngatërresa në Tokë. Përfundimi** (i mirë) **është për ata që ruhen nga të këqijat.”** (Kasas, 82-83)

Në rrëfimin mbi Karunin, trajtohet fundi i hidhur i njerëzve arrogantë e smirëzinj, të cilët e harrojnë botën tjetër dhe zhyten në mashtrimet e kësaj

bote. Në këtë ngjarje, ka mësime të rëndësishme për t'u nxjerrë nga populli i Muhamedit (a.s.).

### Musai (a.s.) dhe Hidri (a.s.)

Në periudhën pas mbytjes së faraonit në det, Musai (a.s.), i mbante popullit predikime plot urtësi dhe emocione. Ndërsa populli mahnitej pas dijes dhe urtësisë së tij. Ibn Abbasi (r.a.), transmeton se Ubej bin Ka'bi ka thënë se e ka dëgjuar Profetin tonë (a.s.), të ketë thënë:

Musai mbante hutbe përpara popullit. Një ditë, ai u pyet se kush ishte njeriu më i ditur. Dhe, ai u përgjigj: "Unë". Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar e qortoi dhe i komunikoi një shpallje, në të cilën urdhërohej:

"Në vendin ku bashkohen dy dete, ndodhet një rob Imi, të cilit i kam dhënë dituri të veçantë (hyjnore). Në të vërtetë, ai është më i ditur se ti."

Kur Musai (a.s.), e pyeti Allahun, se si ta gjente atë, Allahu i Madhëruar i tha:

"Merr me vete një peshk dhe në vendin ku do ta humbësh peshkun, aty do ta gjesh edhe robin Tonë". Musai (a.s.), mori një peshk dhe pasi e futi në çantë, u nis për udhë. Së bashku me të shkoi edhe një djalë i ri, për të cilin thuhet se ka qenë, Jusha bin Nun.

Gjatë udhëtimit, kur u ulën për të pushuar, Musain (a.s.), e kishte zënë gjumi, ndërsa Jusha bin Nun, pa se peshku u ngjall dhe menjëherë u hodh në ujë. Kur Musai (a.s.), u zgjua, i tha shokut të tij:

"Eja të vazhdojmë rrugën, se ndoshta kemi edhe shumë për të bërë!"

Në Kuran, kjo ndodhi tregohet në këtë mënyrë:

**"**(Kujto) **kur Musai i tha djaloshit që e shoqëronte: «Nuk do të pushoj së ecuri, derisa të arrij në vendin ku takohen dy detet, edhe nëse do të më duhet të udhëtoj për shumë kohë.»"** (Kehf, 60)

Kur Musai (a.s.) dhe Jusha bin Nun **"...arritën në vendin, ku bashkoheshin dy detet, ata e harruan peshkun e tyre dhe ai rrëshqiti në det, duke e hapur atë si tunel."** (Kehf, 61)

Në fakt, Jusha bin Nun, e kishte parë peshkun kur ishte ngjallur dhe ishte hedhur në det. Por, kishte harruar t'ia thotë këtë Musait (a.s.). Ata e vazhduan rrugën së bashku. Pasi ecën për një kohë, më në fund u ulën nën një pemë.

**"Kur kaluan më tej, Musai i tha shoqëruesit të vet: «Na jep drekën tonë, sepse jemi lodhur nga ky udhëtimi ynë»."** (Kehf, 62)

Jusha bin Nun, u kujtua menjëherë dhe tha:

**"...«Shiko! Kur ndaluam tek ai shkëmbi, unë e harrova peshkun. Vetëm shejtani më bëri ta harroj e nuk ta thashë se peshku mori rrugën nga deti në mënyrë të habitshme!»**

(Musai) **tha: «Kjo është ajo që po kërkojmë». Andaj u kthyen nëpër gjurmët e veta dhe gjetën një prej robërve Tanë, të cilit i patëm dhuruar mëshirë prej Nesh dhe i kishim mësuar dije nga ana Jonë."** (Kehf, 63-65)

Ata i ndoqën me kujdes gjurmët e tyre dhe më në fund arritën në vendin ku ndodhej shkëmbi. Aty gjetën një njeri të mbuluar me rrobën e vet dhe e përshëndetën me selam. Më pas Musai (a.s.), u prezantua duke thënë:

- Unë jam Musai!

Ndërsa, njeriu e pyeti:

- Musai, profeti i bijve të Izraelit?

Musai (a.s.), tha:

- Po! Kam ardhur tek ti që të më mësosh prej dijes që të ka mësuar Allahu!

Njeriu (Hidri), tha:

- O Musa! Ti nuk mund të durosh ndaj atyre që veproj unë. Unë veproj në bazë të një dijeje që më ka dhënë Allahu dhe të cilën ti nuk e njeh. Po ashtu, edhe ti vepron në bazë të një dijeje që të ka dhënë Allahu, të cilën as unë nuk e njoh.[11]

Mirëpo, Musai (a.s.), nguli këmbë, duke i shfaqur Hidrit dëshirën për ta njohur diturinë e tij. Në këtë mënyrë, Musai (a.s.), do të mësonte prej Hidrit

11. shih. Buhari, Tefsir, 18/2, 3, 4; Enbija, 27; Muslim, Fedail, 170.

urtësinë e disa ndodhive që dukeshin të çuditshme dhe të pamundura për t'u kuptuar me mendje.

**"Musai i tha atij: «A mund të të pasoj ty, që të më mësosh edhe mua diçka prej diturisë së drejtë që të është dhënë ty?»**

**Ai u përgjigj: «Ti nuk mund të durosh dot me mua! E si mund të durosh** (pa pyetur) **para diçkaje për të cilën nuk di asgjë»?"** (Kehf, 66-68)

Me këto fjalë, Hidri (a.s.), na bën të ditur gjendjen psikologjike të Musait (a.s.) dhe e parapërgatit atë për ato që do të ndodhnin më vonë.

Musai (a.s.), i tha:

**"Në dashtë Allahu, do të më gjesh të durueshëm, e nuk do të të kundërshtoj për asgjë."** (Kehf, 69)

Ndërsa Hidri (a.s.), i tha:

**"Nëse vjen pas meje, mos më pyet për asgjë, derisa të ta shpjegoj unë!"** (Kehf, 70) Pra, jo vetëm s'do të debatosh me mua, por as pyetje s'do të më bësh!

Sapo u mirëkuptuan në këtë çështje, Musai (a.s.) dhe Hidri (a.s.), dolën në udhëtimin e tyre të famshëm. Në Kuran, urtësitë dhe mësimet e këtij udhëtimi përshkruhen në këtë mënyrë:

**"Kështu,** (ata) **u nisën. Kur hipën në një anije, ai** (Hidri) **hapi një vrimë poshtë.** (Musai) **tha: «Mos vallë, e hape vrimën për t'i mbytur udhëtarët e saj? Me të vërtetë, ke bërë punë shumë të keqe!»** (Hidri) **i tha:**

**«A nuk të thashë se ti nuk mund të durosh me mua?» Ai** (Musai) **u përgjigj:**

**«Mos më qorto për atë që harrova dhe mos më ngarko me vështirësi në punët e mia!» Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa takuan një djalosh, të cilin ai** (Hidri) **e vrau.** (Musai) **Tha:**

**«Përse vrave një njeri të pafajshëm që nuk ka vrarë askënd?! Vërtet që ke bërë një punë të tmerrshme!» Ai** (Hidri) **tha:**

**«A nuk të thashë se ti nuk mund të durosh me mua?»** (Musai) **tha:**

«**Nëse pas kësaj do të të pyes sërish për çfarëdo gjëje, atëherë mos më mbaj më në shoqërinë tënde! Tashmë ke arsye** (të mjaftueshme) **nga ana ime** (për t'u ndarë prej meje)**!» Dhe që të dy vazhduan të ecin, derisa arritën në një fshat dhe u kërkuan banorëve të tij, që t'u jepnin për të ngrënë, por ata nuk i pranuan mysafirë. Aty ndeshën një mur që ishte duke u rrëzuar dhe ai** (Hidri) **e drejtoi.** (Musai) **tha:**

«**Sikur të kishe dashur ti, mund të kërkoje shpërblim për këtë.» Ai** (Hidri) **tha:**

«**Kjo është ndarja ndërmjet meje dhe teje. Unë do t'i shpjegoj ty ato gjëra për të cilat nuk munde të durosh:**

**Sa i përket anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve, që punonin në det. Unë desha ta dëmtoj, sepse prapa tyre gjendej një mbret, i cili merrte me dhunë çdo anije të mirë.**

**Sa për djaloshin, prindërit e tij ishin besimtarë. Ne e dinim se** (dashuria për të) **do t'i çonte ata në të keqe dhe mohim, dhe dëshiruam që Zoti i tyre, në vend të atij t'u jepte një më të mirë, më të pastër dhe më të mëshirshëm.**

**E, sa i përket murit, ai u takonte dy djelmoshave jetimë në qytet dhe, nën të gjendej një thesar i tyre. Babai i tyre kishte qenë njeri i mirë, prandaj Zoti yt dëshiroi që ata të arrinin moshën e pjekurisë e ta nxirrnin thesarin e tyre, si mëshirë nga Zoti yt. Unë këtë nuk e kam bërë sipas gjykimit tim. Ky është shpjegimi i asaj, për të cilën ti s'munde të duroje!"** (Kehf, 71-82)

Këtu, kuptohet qartë se, Musai (a.s.), është një profet që nuk di gjithçka dhe se ekziston një dituri, si pjesë e diturisë hyjnore, që nuk i ishte dhënë atij.

Një kuptim tjetër, të cilin e nxjerrim nga rrëfimi me Hidrin, është se njerëzit mund t'i konceptojnë ndodhitë dhe dukuritë vetëm të lidhura me shkaqet. Por, nëse eliminohen shkaqet dhe faktorët, mendja e njeriut mbetet e paaftë dhe nuk mundet t'i kuptojë urtësitë dhe thellësitë e çështjeve.

Fakti që mendja është e paaftë për t'i kuptuar shumë ngjarje, i ngjan syrit që nuk mund të shohë pas një distance të caktuar, ose veshit, që nuk mund të dëgjojë valët e zërit poshtë apo lart një kufiri të caktuar. Në të njëjtën mënyrë, edhe mendja ka një kufi të caktuar në konceptimin e gjërave. Kur kalohen këto kufij, mendja mbetet e dobët dhe e paaftë për të kuptuar.

Kështu, nëse ngjarjet në rrëfimin e Hidrit analizohen me anë të mendjes, do të shihet se shpimi i anijes është padrejtësi dhe dhunë ndaj të zotëve të saj. Por në fakt, ajo i pengoi piratët ta rrëmbenin anijen, e cila ishte mjeti i vetëm i jetesës për të varfrit. Po ashtu, edhe vrasja e të riut, në dukje përbën një vepër kriminale. Mirëpo në fakt, ky veprim, shpëtoi jetën e botës tjetër të prindërve të tij të mirë. Edhe rindërtimi i murit të një fshati që nuk i mikpriti, duket si diçka e palogjikshme. Por në fakt, në sajë të këtij veprimi, u ruajt thesari i dy jetimëve. Nëse ai mur do të rrëzohej, thesari do të zbulohej dhe do të binte në dorë të banorëve shpirtzinj të atij fshati.

Lidhur me këtë rrëfim, në librin me hadithe të Buhariut -Allahu e mëshiroftë-, zë vend ky hadith finsik:

*"Allahu e mëshiroftë Musain, birin e Imranit! Nëse ai do të kishte bërë durim, Hidri do t'i mësonte kushedi edhe sa ngjarje të tjera të çuditshme!"* (Buhari, Enbija, 27; Ahmed b.Hanbel, V, 118.)

## TRE NJERËZ TË MIRË

Në një hadith të Profetit tonë (a.s.), tregohet një ngjarje shumë mësimdhënëse, e cila i ka ndodhur disa njerëzve të mirë prej bijve të Izraelit:

“Tre presona, të cilët kanë jetuar kohë më parë, dolën për udhë dhe, për të kaluar natën, u futën në një shpellë. Ndërkohë (që ishin në shpellë), një shkëmb bie nga mali dhe zë hyrjen e shpellës. Pas kësaj që ndodhi, tre shokët i thanë njëri-tjetrit:

“Neve nuk na shpëton dot gjë prej këtu, përveçse të lutemi me veprat tona të mira!”

Njëri prej tyre tha:

“Zoti im! Unë kisha dy prindër shumë të moshuar. Unë nuk u jepja të hanë e të pinë as fëmijëve të mi dhe as kafshëve para se t’u jepja atyre. Një ditë kisha shkuar larg për dru dhe nuk munda të kthehem para se ata t’i zinte gjumi. Unë e përgatita ushqimin e darkës, por i gjeta në gjumë. Prandaj, nuk mu duk me vend t’i zgjoja, por, as ta pinim si familje qumështin e darkës pa qenë edhe ata. Prita me enë në dorë që të zgjoheshin. Më në fund zbardhi dita. Ndërsa fëmijët qanin tek këmbët e mia nga uria. Atë çast, prindërit e mi u zgjuan dhe e pinë qumështin e mbrëmjes.

Zoti im! Nëse këtë vepër e kam bërë për kënaqësinë Tënde, na shpëto prej belasë së këtij shkëmbi!”

Shkëmbi lëvizi pak, por jo aq sa mund të dilnin.

I dyti u lut kështu:

“O Zot! Xhaxhai im kishte një vajzë, të cilën e doja më shumë se çdokush tjetër. Unë desha të bashkohesha me të. Por ajo nuk ma pranoi propozimin. Disa vjet më vonë, kur e kapi një kohë zie, erdhi tek unë. Unë i dhashë njëqind derhem me kusht që të pranonte dëshirën time. Ajo, pranoi e detyruar. Por, sapo unë iu afrova, ajo më tha:

“Ki frikë Zotin dhe mos ma merr nderin pa asnjë të drejtë!”

Ndërsa unë duke u frikësuar nga Zoti, u largova nga ajo femër që e dëshiroja aq shumë, megjithëse ajo ishte e detyruar t’i dorëzohej dëshirës sime. Madje, edhe florinjtë që ia pata dhënë, ia lashë asaj.

Zoti im! Nëse këtë gjë e kam bërë vetëm për të fituar kënaqësinë Tënde, na e largo belanë e këtij shkëmbi!”

Hyrja e shpellës u hap edhe ca, por përsëri jo aq sa për të dalë ata.

Personi i tretë tha:

“Zoti im! Mora disa argatë me pagesë dhe, pasi mbaruam punën, i pagova. Mirëpo, njëri prej tyre iku pa e marrë pagesën. Unë i bashkova paratë e tij me të miat dhe shtova mallin. Pas një farë kohe njeriu erdhi tek unë dhe më tha:

- Ma jep pagesën time!

Ndërsa unë i thashë:

- Këto tufa devesh, lopësh dhe delesh, janë shtuar prej parave të tua. Merri, janë të gjitha të tuat!

Ai tha:

- O rob i Zotit! Mos u tall me mua!

- Jo nuk tallem me ty! Po them të vërtetën!

Pas kësaj, njeriu i mori të gjitha dhe shkoi pa lënë asgjë.

O Zot! Nëse e kam bërë këtë për kënaqësinë Tënde, na e largo këtë të keqe!

Më në fund, shkëmbi rrëshqiti prej hyrjes së shpellës. Më pas, ata dolën dhe vazhduan rrugën e tyre. (Buhari, Buju, 98; Ixhare, 12; Muslim, Dhikir, 100.)

Ky hadith profetik, është shembull i qartë i faktit se, njerëzit të cilët në jetën e tyre vënë në plan të parë kënaqësinë e Allahut, kanë për të merituar edhe mirësitë e Tij. Prandaj, njeriu nuk duhet të shkojë pas dëshirave të egos, por duhet t’u nënshtrohet urdhrave dhe ndalimeve të Krijuesit. Domethënë, t’i përshtatet dhe t’i dorëzohet kënaqësisë së Tij, sepse t’i përshtatesh dhe t’i dorëzohesh

kënaqësisë së Allahut, është fryti më i ëmbël i dashurisë së robit ndaj Allahut.

Grada më e lartë që mund të arrijë njeriu në rrugën e Allahut, është që Allahu të jetë i kënaqur me të, gjë e cila për robin është edhe shpërblimi më i madh i kënaqjes së tij ndaj Allahut.

Lidhur me këtë të vërtetë, Allahu i Madhëruar, në Kuranin Fisnik shprehet:

**"...Allahu është i kënaqur me ta, por dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është dhurata për ata që e kanë frikë Zotin e vet."** (Bejjine, 8)

## FQINJI I MUSAIT NË XHENET

Një ditë, Musai (a.s.), iu lut Allahut të Madhëruar:

- O Zot! Cili është fqinji im në xhenet?"

Si përgjigje, atij iu tha:

"Në filan vend, jeton një rob dhe miku im, i cili punon si kasap. Mirëpo, përveç punës si kasap, ai ka edhe një punë tjetër shumë të rëndësishme. Prandaj, edhe po ta ftosh, ai nuk të vjen. Ai pra do të jetë fqinji yt në xhenet o Musa!"

Musai (a.s.), u nis menjëherë për ta vizituar kasapin. Kur shkoi tek ai, pa i treguar se kush ishte, i tha:

- Kam ardhur mysafir tek ti!

Kasapi, e priti me një buzëqeshje shumë të ngrohtë këtë njeri me fytyrë të ndritshme, i cili i kishte ardhur si mysafir dhe që në çdo aspekt dukej se ndryshonte prej njerëzve të tjerë. Pastaj, e çoi në shtëpi, ku e uli në krye të vendit, e nderoi dhe e gostiti. Ai i poqi mish me duart e veta dhe ia vuri para. Më pas, i thotë Musait (a.s.), që të hante dhe të mos e priste atë, sepse ai vetë kishte një punë shumë të rëndësishme. Pastaj, pjesën tjetër të mishit të pjekur e copëtoi në kafshata të vogla. Pas kësaj, ai u ngrit dhe me shumë kujdes zbriti nga muri një kanistër ku gjendej një grua shumë e moshuar, e pafuqishme dhe e imët sa një zog. Ai filloi ta mëkonte atë me copat e vogla të mishit që kishte përgatitur. Kur mbaroi së ushqyeri, ia fshiu buzët mirë e mirë dhe i bëri pastrimin e përgjithshëm. Më pas, e ledhatoi me dashuri dhe e vuri përsëri në vendin e vet me një kujdes të madh. Ndërkohë që ai kryente këto shërbime, gruaja e moshuar, lutej vazhdimisht për të.

Musai (a.s.), këtë kanistër, e kishte parë edhe në dyqanin e mishit, por nuk e kishte pyetur. Ai po priste duke e parë i mahnitur.

Kasapi e mbaroi tërë shërbimin dhe shkoi pranë Musait (a.s.). Mirëpo, kur e pa se ai ende nuk kishte filluar së ngrëni, e pyeti:

- O mysafiri im fytyrë ndritur! Pse s'paske filluar të hash?

Musai (a.s.), i tha:

- Pa ma treguar sekretin e kësaj kanistre, unë nuk mund të ha!"

Atëherë kasapi i tha:

- Gruaja e moshuar që ndodhet brenda kësaj kanistre, është nëna ime. Për shkak se është plakur shumë, ajo nuk ka fuqi. Dhe, unë s'kam asnjeri që mund të kujdeset për të. Prandaj, kur jam i detyruar ta lë vetëm, e vendos sipër, brenda në kanistër, nga frika se mos e ngacmon ndonjë kafshë. Ndonjëherë e marr me vete edhe në dyqan. E gjithë qetësia ime shpirtërore, rrjedh nga shërbimi që i bëj asaj. Unë e ushqej nënën time të dashur dy herë në ditë dhe të gjitha shërbimet ndaj saj i bëj me kënaqësi e dëshirë.

Musai (a.s.), e pyeti:

- Mirë, por çfarë pëshpërit ajo ndërkohë që bën këto shërbime?

Kasapi tha:

- Sa herë që i shërbej, nëna ime lutet për mua duke thënë: "Allahu të bëftë fqinj me Musain në xhenet!" Ndërsa unë i them "Amin!" kësaj lutjeje të bukur! Mirëpo, ku jam unë, e ku janë punët e mia me të cilat do t'i bëhem fqinj atij profeti të lartë në xhenet!?

Musai (a.s.), i cili deri në atë moment e kishte fshehur identitetin e vet, buzëqeshi dhe tha:

- O njeri i mirë! Qofsh i përgëzuar, unë jam Musai! Allahu më dërgoi tek ti dhe më tha: "Atë njeri të mirë që i shërben nënës së vet pa asnjë mangësi, duke fituar kënaqësinë dhe lutjet e saj, ta kam caktuar si fqinj në xhenet!"

Falëndero! Bekuar të qoftë kjo mirësi e Allahut!

Kasapi, me sytë e mbushura me lot dhe me dashuri të madhe, puthi dorën e Musait (a.s.). Më pas, hëngrën ushqimin të gëzuar dhe falënderuan Allahun e Madhëruar.

**Vdekja e Musait (a.s.).**

Lidhur me vdekjen e Musait (a.s.) ka transmetime të ndryshme. Njërin prej këtyre, e ka shënuar edhe Buhariu në Sahihun e tij, në kapitullin "Vdekja e Musait".

Transmetohet se Ebu Hurejra (r.a.), ka thënë:

"Kur meleku i vdekjes u dërgua tek Musai (a.s.) dhe iu afrua t'ia merrte shpirtin, Musai (a.s.), e shtyu dhe ai ra në tokë (në një transmetim tjetër, thuhet se "e goditi dhe i nxori syrin melekut"). Pas kësaj, meleku u kthye tek Allahu dhe i tha: «Më ke dërguar tek njeriu, i cili ende nuk do që të vdesë.» Allahu i Madhëruar, i tha: «Kthehu e thuaj atij që ta vërë dorën mbi shpinën e një kau dhe, aq sa qime t'i mbulojë (dora e tij), aq vite të jetojë.» Kur i tha kështu, Musai (a.s.), pyeti: «Po pastaj o Zoti im!» Sërish vdekja!- i përgjigjet Allahu. «Atëherë le të ndodhë tani!» - tha Musai (a.s.)." Më tej, Ebu Hurejra (r.a.), vazhdon: "Musai (a.s.), e luti Allahun e Madhëruar, që ta afronte tek toka e shenjtë, aq sa mund të gjuajë një gur." Ebu Hurejra (r.a.), thotë se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë: *"Sikur të isha atje, do t'jua tregoja varrin e tij, afër rrugës tek dina e kuqe."*[12]

Lidhur me moshën kur ka vdekur Musai (a.s.), shumica e dijetarëve të Ehli Sunetit, janë të mendimit se ai ka vdekur në moshën njëqindenjëzet vjeçare.

**Alejhisselam!**

12. Buhari, 60, 31, 3407; Muslim, 43, 42, 157.

# HEBRAIZMI SOT

Hebraizmi, i cili i ka rrënjët që në shekullin e trembëdhjetë para erës sonë, sot numëron afërsisht tetëmbëdhjetë milion pjesëtarë. Përqendrimi më i madh i hebrenjve është në Izrael, Amerikë, Rusi dhe disa vende të tjera. Parimet themelore të besimit dhe adhurimit në fenë hebraike, kanë ndryshuar shumë me kalimin e kohës, duke e larguar këtë fe nga të vërtetat hyjnore që solli Musai (a.s.). Në këtë kapitull, do të trajtojmë shkurtimisht, besimin dhe konceptin e Zotit, librat e shenjtë, besimin në profetët dhe në botën tjetër të fesë hebraike.

## Koncepti i Zotit në Hebraizëm

Hebrenjtë, thonë se besojnë në një Zot të vetëm. Mirëpo, nëse i shohim disa pjesë të Teuratit (Besëlidhjes së Vjetër/Torës) të sotëm, do të shohim se koncepti i Zotit tek ata, përmban disa cilësi antropomorfe[13]. Pra, shohim se ata i atribuojnë Zotit disa cilësi njerëzore. Hebrenjtë, Zotin e njohin me emrat Jahve (Jahova) dhe Elohim.

Jahovai, është një zot që i përket vetëm kombit hebre. Sipas tyre, zoti Jahova e ka zgjedhur popullin hebre dhe kujdeset vetëm për ta. Ai ka krijuar edhe krijesat dhe njerëzit e tjerë, por këta nuk kanë vlerën e hebrenjve. Sipas tyre, hebrenjtë, janë popull "zotëri", ndërsa popujt e tjerë, janë krijuar vetëm për t'u shërbyer atyre. Për këtë arsye, Hebraizmi nuk është përhapur në të gjithë botën dhe asnjëherë nuk është ndërtuar ndonjë civilizim gjithëpërfshirës i mbështetur në Hebraizëm.

13. Antropomorfizëm: Atribuimi i cilësive njerëzore tek disa krijesa apo qenie të tjera. Në këtë rast, ashtu si edhe në shumë fe të tjera, në Hebraizëm, Zotit i mvishen disa cilësi njerëzore, gjë e cila është në kundërshtim me besimin në një Zot të vetëm e të pashoq.

Në konceptin e Zotit të Hebraizmit, lidhur me cilësitë njerëzore që i atribuohen Zotit, mund të japim këto shembuj:

Në Teurat (Besëlidhjen e vjetër), në Librin e Zanafillës, kapituj 6/5-7; 8/21-22, tregohet:

"Dhe tani Zoti pa që ligësia e njerëzve ishte e madhe mbi tokë dhe që tërë synimet e mendimeve të zemrës së tyre nuk ishin gjë tjetër veçse e keqja në çdo kohë. Dhe Zoti u pendua që kishte krijuar njeriun mbi tokë dhe u brengos për këtë në zemër të vet. Kështu Zoti tha: "Unë do të shfaros nga faqja e dheut njeriun që kam krijuar, duke filluar nga njeriu deri te kafshët, te rrëshqanorët, te zogjtë e qiellit, sepse pendohem që i kam krijuar".

"Dhe Zoti ndjeu një erë të këndshme dhe ai tha në zemër të vet: "Unë nuk do ta mallkoj më tokën për shkak të njeriut, sepse synimet e zemrës së njeriut janë të këqija qysh në fëmijërinë e tij; dhe nuk do të godas më çdo gjallesë, siç kam bërë. Deri sa të jetë toka, nuk do të pushojnë kurrë së ekzistuari mbjellja dhe korrja, të ftohtit dhe të nxehtit, vera dhe dimri, dita dhe nata."

Megjithëse dijetarët hebrenj të kohëve të fundit thonë se këto shprehje janë metaforike, përmendja e cilësive njerëzore si, "gabimi", "pendimi", "ndryshimi i vendimit", etj, si cilësi të Zotit, janë çështje shumë serioze dhe të rrezikshme, të cilat nuk mund të interpretohen. Kjo, tregon qartë se sa të dobëta janë pretendimet e tyre.

Në shumë pjesë të Teuratit, mund të gjejmë shumë cilësi njerëzore, të cilat i atribuohen zotit Jahova. Disa prej këtyre janë:

Në Librin Jeremia, kapitulli 15/6, lidhur me punët e këqija që s'kishin të sosur, të hebrenjve, Zoti thotë: *"Jam lodhur nga pendimet!"*.

"Ndërkaq ditën e shtatë Perëndia mbaroi veprën që kishte kryer dhe ditën e shtatë u çlodh nga gjithë vepra që kishte kryer." (Zanafilla, 2/2.) Ky është një shembull, ku Zotit i atribuohet dobësi dhe lodhje. Në fakt, çlodhja, pendimi dhe lodhja, janë cilësi të njerëzve dhe krijesave të tjera, të cilat tregojnë dobësi.

Më tej, në Teurat, zënë vend shprehje të tilla si më poshtë, të cilat nuk është e mundur të ndodhen në një shpallje hyjnore:

"Djemtë e Perëndisë panë që vajzat e njerëzve ishin të bukura, dhe morën

për gra të gjitha ato që i zgjodhën vetë." (Zanafilla, 6/2)

Gjithashtu, në Teurat tregohet edhe përleshja e Jakubit (a.s.), me zotin Jahova, gjë e cila është shumë e çuditshme. Sipas këtij tregimi, kur Jakubi (a.s.), po kthehej me gjithë familjen e tij prej dajës për në tokat e Kenanit, në shkretëtirë u takua me një person, me të cilin u përlesh derisa zbardhi dita. Kur njeriu e pa që nuk po e mundte dot, i tha që ta lëshojë. Por Jakubi (a.s.), i thotë se, nuk të lëshoj pa me bekuar. Atëherë, personi i tha:

"Emri yt nuk do të jetë më Jakob, por Israel, sepse ti ke luftuar me Perëndinë dhe me njerëzit, dhe ke fituar". (Zanafilla, 32/28.)

Siç u shprehëm edhe më sipër, në Teurat, Zotit i atribuohen disa dobësi njerëzore, të cilat bien ndesh me cilësitë e Tij absolute hyjnore, që janë larg çdo të mete.

Po ashtu, në Teurat tregohet edhe një ndodhi e tillë, që nuk përputhet aspak me besimin në Zot:

"Pastaj dëgjuan zërin e Zotit Perëndi që shëtiste në kopsht në flladin e ditës; dhe burri e gruaja e tij u fshehën nga prania e Zotit Perëndi midis pemëve të kopshtit. Atëherë Zoti Perëndi thirri njeriun dhe i tha: "Ku je?". Ai u përgjigj: "Dëgjova zërin tënd në kopsht, dhe pata frikë sepse isha lakuriq dhe u fsheha." (Zanafilla, 3/8-10.)

Sado të interpretohen këto shprehje, është e qartë se po u prish njëherë fjala hyjnore, është e pamundur të shpëtohet me interpretime njerëzore. Sot, shumë prej dijetarëve thonë se, në formimin e besimit të një zoti me cilësi njerëzore që tregohet në ndodhitë e Teuratit, kanë ndikuar shumë idhujtaria dhe besimet legjendare në lidhje me Zotin, të cilat i gjejmë në Egjiptin e vjetër dhe në Babiloni. Pra, këto besime, kanë ndikuar edhe në shoqërinë hebraike, edhe në shkrimet e Teuratit.

### Teurati

Libri i shenjtë që ndodhet sot në dorën e hebrenjve, përbëhet nga tre pjesë, të cilat janë Teurati (Tora ose Besëlidhja e Vjetër), Nebiim (Profetët) dhe Ketubiim (Librat). Pjesa më e rëndësishme e librit të shenjtë, që është Teurati, përbëhet nga pesë librat, të cilët janë: Zanafilla, Eksodi, Levitiku, Numrat dhe

Ligji i Përtërirë. Libri i shenjtë i hebrenjve, ndryshe njihet edhe me emrin "Besëlidhja apo Dhjata e Vjetër".

Në Teurat, përveç ligjeve fetare, trajtohen edhe temat që prej krijimit të gjithësisë, e deri në vdekjen e profetit Musa (Moisi). Në kapitullin e fundit të Librit të Përtërirë, tregohet vdekja, varrosja dhe ceremonia e zisë së popullit hebre. Mirëpo, Teurati është zbritur në kohën kur Musai (a.s.), ka qenë gjallë. Kjo, do të thotë që Musai (a.s.), ka treguar vdekjen e vet kur ka qenë ende gjallë, gjë e cila është e pamundur.

Hebrenjtë ia kanë gjetur interpretimin edhe këtij problemi. Ata thonë se: "Zoti ia ka shpallur Moisiut që më parë dhe ai i shkroi në Teurat." Ndërsa një pjesë tjetër, thonë se këto janë shkruar nga Jeshuja (Jusha), i cili mori drejtimin e bijve të Izraelit pas vdekjes së Musait (Moisiut).

Megjithatë, përshkrimi në këtë libër i ceremonive të përgatitjes së kufomës dhe ceremonisë së varrimit të Musait (a.s.), është një argument i qartë i ndërhyrjes së dorës së njeriut në periudhat e mëvonshme.

Tekstet e Dhjatës së Vjetër, ku ndodhet edhe Teurati dhe të cilat pretendohet t'i takojnë Musait (a.s.), janë plotësuar dhe pranuar zyrtarisht në vitet 90 dhe 100 pas erës sonë. Dhjata e Vjetër, është zgjedhur dhe është mbledhur midis shumë kopjeve nga një këshill hebre në datat e mësipërme dhe i është dhënë forma që ne njohim sot. Pra, 1300 vjet pas vdekjes së Musait (a.s.), ata kanë vendosur se cilin libër apo pjesë të librit të vendosin në "librin e shenjtë". Ky proces dhe këto ngjarje historike, vërtetojnë pavlefshmërinë e pretendimeve se fjala hyjnore që iu shpall Musait (a.s.), është ruajtur e paprekur.

### Talmudi

Talmudi, është një komentim i Teuratit, i cili përmban shpjegimet e Musait (a.s.), mbi Teuratin. Në fillim këto komente, mësoheshin duke u transmetuar gojarisht midis hebrenjve. Në shekujt e mëvonshëm, kjo kulturë e transmetuar gojë më gojë, u hodh në shkrim. Dhe kjo, u quajt "Mishna", e cila përmbante shpjegimet praktike të urdhrave fetare. Në periudhat e mëvonshme të erës sonë, në shkollat fetare hebreje që gjendeshin në Palestinë dhe Babiloni u kryen punime mbi Mishnan. Në përfundim të këtyre punimeve që u kryen në shekullin e katërt dhe të pestë të erës sonë, Mishnat u transformuan në Talmudin e

sotëm. Për rrjedhojë, sot ndodhen dy Talmudë të ndryshëm, ai i Jerusalemit dhe ai i Babilonisë.

"Mishna", do të thotë përsëritje, ndërsa "Talmud" do të thotë udhëzime. Në këtë kuptim, Talmudi është një përmbledhje e interpretimeve dhe mendimeve që përmbajnë shpjegimet dhe gjykimet e Teuratit. Në fakt, gjykimet e Teuratit janë të përgjithshme. Për shembull, në Teurat thuhet:

"Në vitin e shtatë nuk do ta mbjellësh tokën!"

"Ditën e shtunë nuk do të punosh!"

Mirëpo, nuk jep hollësi se si do të realizohen këto. Hollësitë në lidhje me këto i jep Talmudi.

Nëse shohim mënyrën dhe kushtet e daljes në dritë të Talmudit, të cilin hebrenjtë e konsiderojnë të shenjtë po aq sa Teuratin, do të kuptohet qartë se prirjet njerëzore mbizotërojnë ndaj fjalëve hyjnore.

Besimi i përgjithshëm që vërehet në Talmud, është epërsia e racës çifute mbi çdo rac tjetër. Dhjetë urdhrat (hyjnorë), që zënë vend aty, vlejnë vetëm në marrëdhëniet midis hebrenjve. Ndërsa në marrëdhëniet me jo hebrenjtë, nuk kanë asnjë kuptim apo përgjegjësi.

Shkurtimisht, elementi mbizotërues në librat e shenjtë të hebrenjve, është se bijtë e Izraelit janë një popull i zgjedhur prej Zotit dhe se ata kanë një vlerë të veçantë tek Ai. Për rrjedhojë, trajtimet historike në Dhjatën e Vjetër, kanë dalë jashtë mesazhit kryesor që libri i shenjtë kërkon të japë. Ndodhitë e detajuara dhe gjenealogjitë e gjata dhe të mërzitshme, janë vetëm disa shembuj të këtij fakti. E përmbledhur në një fjali, mund të themi se libri i shenjtë i hebrenjve, përbëhet vetëm prej historisë së bijve të Izraelit dhe marrëdhënies së tyre me Zotin. Nga ky aspekt, hebraizmi është larg prej qëllimit për të siguruar lumturinë e të gjithë njerëzimit. Kjo, e bën atë fenë e një populli, e cila synon vetëm lumturinë dhe sundimin e hebrenjve.

## Botëkuptimi profetik

Në hebraizëm, ka gjithsej dyzetetetë profetë, duke filluar prej Abrahamit (Ibrahimit -a.s.-). Gjashtëmbëdhjetë prej këtyre profetëve, janë kanonikë. Domethënë se, janë profetë të përmendur në Librin e Shenjtë dhe të cilëve u janë

shpallur tekste hyjnore. Shtatë prej tyre janë gra. Sipas Teuratit, ka dy lloje profetësh; të vërtetë dhe të rremë.

Profetët e vërtetë:

1. Duhet të ftojnë njerëzit për të adhuruar Zotin dhe nuk duhet të shkojnë pas zotave të tjerë. (Jeremia, 14/14, 23/21, 32.)

2. Duhet të japin lajme për të ardhmen dhe thëniet e tyre duhet të realizohen. (Ligji i Përtërirë, 18/20-22)

Siç shihet, në fenë hebraike, profetët nuk i kanë të pesta cilësitë të cilat për fenë Islame janë të domosdoshme, si besnikëria, drejtësia, zgjuarsia, pafajësia dhe kumtesa. Ashtu siç e kuptojmë edhe nga ngjarjet e ndryshme që i gjejmë në burimet e hebraizmit, në fenë e beni Izrailëve, profeti mund të bëjë hile, mund të bëjë amoralitet, mund të jetë mizor, mund të gënjejë, mund të ketë një karakter individualist që mendon vetëm për vete, etj.

Megjithatë, mënyra se si mendojnë hebrenjtë në lidhje me profetët e tyre, bie ndesh edhe me kushtet e profecisë të cilat janë përcaktuar në librat e tyre të shenjtë. Për shembull, në Teurat, profeti Harun akuzohet se ka bërë viçin e artë dhe ka urdhëruar adhurimin e tij:

“Por populli, duke parë që Moisiu po vononte të zbriste nga mali, u mblodh rreth Aaronit dhe i tha: «Hajt tani, na bëj një perëndi të shkojë para nesh, sepse sa për Moisiun, njeriun që na nxorri nga vendi i Egjiptit, nuk dimë çfarë i ka ndodhur».

Aaroni iu përgjigj atyre: «Hiqni unazat prej ari që janë në veshët e grave tuaja, të bijve tuaj, dhe të bijave tuaja dhe m`i sillni mua».

Kështu tërë populli hoqi unazat prej ari që kishin në veshët dhe ia çoi Aaronit, i cili i mori nga duart e tyre dhe, mbasi i modeloi me daltë, bëri një viç prej metali të shkrirë. Atëherë ata thanë: «O Izrael, ky është perëndia yt që të nxori nga vendi i Egjiptit!». (Eksodi, 32/1-5, 24, 35).

Hebrenjtë, Harunin (a.s.), (Aaronin), më tepër se një profet, e konsiderojnë si ndihmësin e Musait (a.s.) dhe si një parashikues. Edhe pse ata e interpretojnë këtë ndodhi duke thënë se Haruni e bëri viçin nën presionin e popullit, kjo, kurrsesi nuk mund të përputhet me detyrën dhe cilësitë profetike. Kjo, sepse profetët gëzojnë ndihmën dhe mbështetjen hyjnore. Ndërsa Kurani Fisnik, duke

e hedhur poshtë këtë shpifje, ka transmetuar versionin e saktë të ngjarjes. Pra, sipas Kuranit, Haruni (a.s.), nuk e ka bërë idhullin në fjalë, por është përpjekur me forcë për ta penguar bërjen e tij. Madje, për këtë shkak, një pjesë e bijve të Izraelit, të cilët ishin të prirë për idhujtari, deshën ta linçonin.[14]

Ashtu si në besimin e tyre në lidhje me Zotin, edhe botëkuptimi i tyre në lidhje me profecinë, është i mbushur plot me kontradikta. Për rrjedhojë, duke përfshirë profetin Idris (a.s.) dhe Nuh (a.s.), profetët që prej Ademit (a.s.), e deri tek Ibrahimi (a.s.), nuk pranohen si profetë. Megjithatë, atyre u ngarkohet një detyrë e vogël profecie. Në fakt, në Dhjatën e Vjetër, në kapitullin e Gjenezës, tregohet se, kohë pas kohe, Zoti u ka dërguar atyre ndonjë shpallje. Po ashtu, edhe pse profetët Daud dhe Sulejman (alejhimesselam), i pranojnë vetëm si mbretër, në Teurat shihet se ata kanë një lidhje të veçantë me Zotin.

Sa i përket numrit të profetëve, nuk ka asnjë numër të caktuar. Por sipas Talmudit, thuhet se numri i profetëve që kanë dalë vetëm prej bijve të Izraelit, është sa dyfishi i numrit të personave që dolën prej Egjiptit. Pra, nëse kemi parasysh se sipas Teuratit, vetëm numri i meshkujve që kanë dalë nga Egjipti ka qenë 600.000, atëherë mund të themi se numri i profetëve duhet të ketë qenë mbi 1.200.000, gjë e cila është shumë e ekzagjeruar.

Hebrenjtë u veshin profetëve disa atribute të çuditshme dhe të papranueshme:

a. Sipas tyre, Nuhu (Noah) (a.s.), ishte një pijanec, i cili pas tufanit, është marrë me kultivimin e rrushit dhe ka bërë verë për të siguruar jetesën. Një ditë piu aq shumë saqë e humbi veten duke mbetur i shtrirë në mes të çadrës. Ndërkohë djali i tij i vogël, Hami, hyn në çadër dhe e sheh të atin lakuriq... Më pas, ai lajmëroi dy vëllezërit e tjerë, Samin dhe Jafesin, të cilët erdhën dhe e mbuluan babanë e tyre duke ecur mbrapsht për të mos e parë. Kur Nuhu erdhi në vete, merr vesh për atë që i ka bërë djali i vogël, mallkon jo të birin, por nipin, Kenanin. Prandaj emri i Kenanit në hebraizëm është ndër emrat më të këqij. (Shih. Zanafilla, 9/20-29.)

b. Sipas Teuratit, profeti Lut (a.s.), ka kryer amoralitet me vajzat e veta. Pas shkatërrimit të Sodomit dhe Gomorres, shpëtojnë vetëm Luti me dy vajzat e tij, të cilët strehohen në një shpellë. Më pas:

14. Shih. El-Araf, 150; Ta-Ha, 90-94

“Më e madhja i tha më të voglës: «Babai ynë është plak, dhe nuk ka asnjë burrë në vend që mund të bashkohet me ne, ashtu siç ndodh mbi gjithë tokën. Eja, t`i japim verë babait tonë e të shtrihemi bashkë me të; kështu do të mund t`i sigurojmë pasardhës babait tonë.» Kështu po atë natë i dhanë verë babait të tyre dhe e madhja u shtri bashkë me të atin, por ai nuk u kujtua as kur ajo u shtri me të, as kur u ngrit. Të nesërmen vajza më e madhe i tha më të voglës: «Ja, natën e kaluar unë rashë në shtrat bashkë me babanë tim; le të bëjmë që ai të pijë verë edhe sonte; pastaj ti futu dhe shtrihu me të, që të mund t`i sigurojmë pasardhës babait tonë». Edhe atë natë i dhanë verë babait të tyre dhe më e vogla shkoi të shtrihet bashkë me të, dhe ai nuk u kujtua as kur u shtri, as kur u ngrit. Kështu dy bijat e Lotit (Lutit) u ngjizën nga babai i tyre. (Shih. Zanafilla, 19/30-36.)

c. Ndërsa Jakubi (a.s.), për të marrë bekimin e të atit, i bën hile vëllait binjak, Ijsit. (Zanafilla, 9/27.) Përsëri, Jakubi (a.s.), bën një hile edhe në marrëveshjen që bëri me vjehrrin e tij, duke marrë për vete delet më të mira të tufës. (Shih. Zanafilla 30/32-42; 31/7-16.)

d. Sipas Teuratit, Daudi (a.s.), ishte një mbret që kishte shumë gra. Megjithatë, sapo sheh gruan e Urjasë, jepet pas saj dhe kryen amoralitet me të. Pasi gruaja e Urjas ngelet shtatzanë, Daudi bën një plan për ta hequr qafe Urjan duke e çuar në frontin e parë të luftës dhe ia arrin qëllimit. Mirëpo, djali i parë që kishte me gruan e Urjas vdes, gjë e cila ishte një ndëshkim për të. Ndërsa djali i dytë ishte profeti Sulejman. Kjo ndodhi tregohet në librin e shenjtë të hebrenjve dhe për Daudin (a.s.), thuhet vetëm: “Bëri atë që në sytë e Zotit konsiderohet e keqe…” (shih. II Samuel, 11/2; 12/22.)

e. Ndërsa Sulejmani kishte vetëm një grua. Mirëpo, në periudhën e fundit të jetës së tij, ai ka rendur pas femrave idhujtare dhe adhuronte idhujt si ato. Kështu, edhe për Sulejmanin thuhet se ka vepruar keq para Zotit:

“Por mbreti Salomon, veç bijës së Faraonit, dashuroi shumë gra të huaja, moabite, amonite, idumeje, sidonie dhe hiteje, që u përkisnin popujve për të cilët Zoti u kishte thënë bijve të Izraelit: «Ju nuk do të lidhni martesë me ta, as ata me ju, sepse ata do ta kthejnë me siguri zemrën tuaj nga perënditë e tyre». Por Salomoni u bashkua me këto gra nga dashuria. Ai pati si bashkëshorte shtatëqind princesha dhe treqind konkubina; dhe bashkëshortet e tij ia çoroditën zemrën. Kështu, kur Salomoni u plak, bashkëshortet e tij ia kthyen zemrën në drejtim të perëndive të tjera; dhe zemra e tij nuk i përkiste plotësisht Zotit, Perëndisë të tij, ashtu si zemra e Davidit, atit të tij. Salomoni ndoqi, pra, Ashtorethin,

perëndeshën e Sidonëve, dhe Milkomin, të neveritshmin e Amonitëve. Kështu Salomoni bëri atë që ishte e keqe në sytë e Zotit dhe nuk e ndoqi tërësisht Zotin, ashtu si kishte bërë i ati David. (Shih. I. Mbretërit, 11/1-6.)

Përveç këtyre, në librat e shenjtë të hebrenjve, flitet keq edhe për të afërmit e disa profetëve. Për shembull, djali i profetit Jakub (a.s.), Jahuda, kryen amoralitet me nusen e djalit të vet, duke kujtuar se ishte prostitutë. (shih. Zanafilla, 38/12-26.) Ndërsa djali tjetër i Jakubit (a.s.), Rubeni, kryen amoralitet me skllaven e Jakubit. (shih. Zanafilla, 35/22.) Po ashtu, edhe njëri prej djemve të Daudit (a.s.), përdhunon motrën e tij prej babai. (shih. II. Samuel, kapitulli 13.) Ndërsa djali tjetër, bën amoralitet me një prej skllaveve të babait të vet. (II. Samuel, 16/15, 20-23.)

Sigurisht, që të gjitha këto janë shpifje të shëmtuara të hebrenjve. Kjo sepse hebrenjtë, dëshirat epshore në botën e tyre të brendshme, poshtërsitë dhe të këqijat që bënin vetë, ua hidhnin profetëve, gjë e cila është pasqyruar edhe në Teurat. Madje, ata kanë shkuar edhe më larg, duke i vrarë profetët e tyre. Zekerija (a.s.), dhe djali i tij Jahja (a.s.), janë dy profetë të pafajshëm të vrarë prej tyre. Këto poshtërsi të hebrenjve, Kurani fisnik i shpjegon në këtë mënyrë:

"(Ne i mallkuam ata) **për shkak të shkeljes së besëlidhjes nga ana e tyre, për shkak të mohimit që i bënë Shpalljeve të Allahut, për shkak të vrasjes së profetëve pa kurrfarë të drejte dhe për thënien e tyre: «Zemrat tona janë të mbyllura në këllëf** (prandaj s'i kuptojmë fjalët e Profetëve)**». Nuk është kështu, por Allahu ua ka vulosur ato për shkak të mohimit të tyre, prandaj pak prej tyre besojnë."** (Nisa, 155)

### Botëkuptimi në lidhje me jetën tjetër

Në Teurat, nuk ka njohuri të qarta mbi jetën e përtejme. Në broshurat e mëvonshme, vihet re besimi se mëkatarët do të shkojnë në ferr, ndërsa besimtarët në parajsë. Mirëpo, nëse shohim historinë e hebraizmit, në periudhat e para të saj është e pamundur të haset një ide e qartë në lidhje me jetën tjetër. Në Teurat, për vdekjen përdoret shprehja "të flesh me etërit" (shih. Zanafilla, 47/30; Ligji i Përtërirë, 31/16.)

Në periudhat e mëvonshme, mes bijve të Izraelit filloi të diskutohej çështja: "Ç'do të bëhen të vdekurit?" Më pas, zuri vend besimi se të vdekurit shkojnë në vendin e quajtur "Sheol".

Në hebraizëm, lidhur me ringjalljen pas vdekjes, shpërblimin dhe dënimin në jetën tjetër, flitet hapur vetëm në Librin e Danjelit, në Kapitullin 12/2.

Në hebraizëm, besimi në lidhje me jetën tjetër, vihet re më tepër në Talmud. Në bazë të këtij teksti, bijtë e Izraelit do të jetojnë përgjithmonë në xhenet. Ndërsa gjynahqarët prej bijve të Izraelit do të qëndrojnë vetëm dymbëdhjetë muaj në zjarr dhe më pas edhe ata do të hyjnë në xhenet.

Sipas besimit të hebrenjve, të gjithë johebrenjtë janë idhujtarë. Dhe, për këtë arsye ata do të hyjnë të gjithë në zjarr, ku do të mbeten përjetësisht nën ndëshkim. (Shih. Rosh Ha-Shana, 17a.)

# PYETJE VLERËSIMI

## A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme:

1. Cilët janë profetët "Ulu'l-Adhm"?
2. Për kë përdoren termat, sipti, koptë dhe faraon?
3. Përse faraoni dha urdhër të vriten të gjithë fëmijët meshkuj që do të lindnin prej bijve të Izraelit?
4. Si e tregon Kurani faraonin, i cili vriste fëmijët e bijve të Izraelit, duke i lënë ata të pafuqishëm?
5. Si ndodhi që Musai (a.s.), hyri në pallatin e faraonit dhe u rrit aty, ndërkohë që faraoni i vriste të gjithë fëmijët e bijve të Izraelit?
6. Nëse shohim jetët e profetëve, vëmë re se pothuajse të gjithë profetët kanë qenë barinj. Cili është shkaku dhe urtësia e kësaj?
7. Kur Musai (a.s.), arriti në Luginën Tu'ua, ai u urdhërua të hiqte nallanet. Cila është urtësia e kësaj?
8. Shpjegoni arsyet, se përse Musai (a.s.), kërkoi që Allahu t'ia jepte vëllain e tij Harunin (a.s.), si ndihmës.
9. Kur Musai dhe Haruni (alejhimesselam), shkuan tek faraoni për t'i kumtuar fjalën hyjnore, Allahu i Madhëruar, edhe pse e dinte se faraoni nuk do të besonte, i urdhëroi ata: **"Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!"** (Ta-Ha, 44) Komentojeni këtë urdhër nga aspekti i ditëve të sotme.
10. Shpjegoni shkaqet që i çuan magjistarët e faraonit të besonin Musain (a.s.), edhe pse faraoni i kërcënoi me vdekje të tmerrshme!

11. Për çfarë arsyeje e ndërtoi kullën faraoni?

12. Kur faraoni ishte duke u mbytur në mes të dallgëve të detit, ai shprehu besimin në Zotin e Musait (a.s.). Mirëpo, besimi i tij nuk u pranua nga Allahu i Madhëruar. Cilat janë arsyet e mospranimit të besimit të faraonit?

13. Pasi faraoni u mbyt mes dallgëve të detit, Allahu i Madhëruar, thotë: **"Sot do të shpëtojmë vetëm trupin tënd!.."** Cila është arsyeja që Allahu i Madhëruar, shpëtoi trupin e pajetë të faraonit?

14. Cila është arsyeja që Allahu i Madhëruar, e urdhëroi Musain (a.s.), të agjërojë tridhjetë ditë, duke ia shtuar edhe dhjetë ditë të tjera, para se të takohet me Të?

15. Cila është arsyeja që Musai (a.s.), nuk mundi ta shohë Allahun e Madhëruar?

16. Cilat ishin shkaqet e shkatërrimit të Karunit dhe çfarë mësimi nxjerrim nga historia e tij?

17. Cili është mësimi kryesor që nxjerrim nga historia e "Lopës"?

18. Çfarë mësimesh nxjerrim prej historisë së Hidrit dhe Musait (a.s.)?

**B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.**

1. Musai (a.s.), është një profet i dërguar tek ..................................

2. Musai (a.s.), është profeti, emri i të cilit përmendet më shumë në .........................

3. ................ (a.s.), u ngarkua me detyrën e ndihmësit të Musait (a.s.).

4. Për shkak se Musai (a.s.), është një profet me të cilin ka folur Allahu i Madhëruar, ai është quajtur edhe ..................

5. Libri që përmban shpjegimet dhe interpretimet e Teuratit, quhet ..................

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk shpreh</u> arsyet që i detyruan Izraelitët të largohen nga Egjipti?**

**a.** Dhuna dhe shtypja që u bënte faraoni dhe koptët.

**b.** Humbja e respektit dhe të drejtave shoqërore në sy të banorëve të Egjiptit.

**c.** Shtimi i torturave dhe mundimeve ndaj siptijve për shkak të rritjes së numrit të tyre.

**d.** Faraoni nuk dëshironte t'i strehonte Izraelitët në Egjipt, prandaj i dëboi.

**2. Në librat e shenjtë të hebrenjve, profetëve u atribuohen vepra dhe sjellje të turpshme, të cilat nuk mund t'u atribuohen as njerëzve të thjeshtë. Çfarë tregon ky lloj besimi i tyre?**

**a.** Ato që mësojmë prej librave të shenjtë të hebrenjve, janë të pranueshme dhe shumë normale.

**b.** Tregon se për hebrenjtë të dërguarit e Zotit janë thjesht njerëz që mund të bëjnë veprime dhe gabime të tilla.

**c.** Tregon se hebrenjtë, dëshirat dhe veprimet e veta të poshtra ua atribuojnë profetëve.

**d.** Tregon se librat e shenjtë të hebrenjve janë transformuar nga dora e njerëzve të caktuar gjatë historisë.

**3. Faraoni, i cili nuk la gjallë asnjë fëmijë të porsalindur të hebrenjve, e rriti Musain (a.s.), me duart e tij në pallatin e vet. Nga kjo histori, mund të nxjerrim shumë mësime. Por cila nga e fjalitë e mëposhtme <u>nuk shpreh</u> një mësim prej kësaj historie?**

**a.** Allahu i Madhëruar, i ka sprovuar që në fëmijëri robërit e Vet të cilët ka dëshiruar t'i bëjë profetë.

**b.** Nëse Allahu ka vendosur për një çështje, vullneti i pjesshëm i njeriut nuk mund të bëjë diçka kundër këtij vendimi. Për këtë arsye, besimtarët e vërtetë, nuk ndjejnë frikë prej të keqes së krijesave.

**c.** Nëse Allahu dëshiron ta mbrojë një rob të Tijin, asnjë fuqi nuk mund t'i bëjë dëm atij.

Për rrjedhojë, përkundër tiranisë dhe mizorisë së faraonit, Musai (a.s.), u rrit në pallatin e faraonit.

**d.** Allahu i Madhëruar, është e vetmja Qenie ku mund të strehohesh në çdo moment. Ai është shpëtim i sigurt për këdo që strehohet tek Ai.

**4. Megjithëse Musai (a.s.), u rrit në pallatin e faraonit, ai nuk u edukua sipas besimeve dhe botëkuptimit të tyre moral, por sipas besimit monoteist dhe moralit të bukur. Cilat të vërteta shpreh kjo histori në lidhje me edukimin e njeriut?**

**a.** Edukimi i fëmijëve në rrugë të mirë apo të keqe, varet plotësisht prej dëshirës së prindërve të tyre.

**b.** Allahu i Madhëruar, edukimin e besimit dhe të moralit të profetëve, e bën nëpërmjet njerëzve që nuk besojnë.

**c.** Allahu i Madhëruar, robërit që i zgjedh si profetë, u jep edukim hyjnor dhe i mbron ata në mënyrë të veçantë.

**d.** Në edukimin e një fëmije, nuk ndikojnë aspak shembujt e besimit të drejtë dhe moralit të bukur.

**5. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk shpreh</u> botëkuptimin e sotëm të hebrenjve në lidhje me Zotin?**

**a.** Zoti ka dobësi të tilla, si pendimi, ndryshimi i vendimit dhe lodhja.

**b.** Zoti Jahova, është vetëm Zoti i hebrenjve dhe vetëm për ta kujdeset.

**c.** Zoti është i pastër dhe larg çdo të mete.

**d.** Zoti mund të flasë me njerëzit, mund të debatojë, madje mund edhe të përleshet me ta dhe të humbasë.

**6. Cilat nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk mund</u> të nxirret si përfundim nga historia e therjes së lopës?**

**a.** Nëse populli do të kishte pranuar ta therë lopën menjëherë pas urdhrit të Allahut, çështja do të ishte zgjidhur shumë lehtë dhe shpejt.

**b.** Shumica e hebrenjve, tregohen të pabindur dhe kundërshtarë ndaj urdhrave të Zotit dhe të profetëve të tyre.

**c.** Lopa me cilësitë e kërkuara prej Allahut, ishte e pamundur të gjendej, prandaj atyre iu duk

i vështirë urdhri për therjen e lopës.

**d.** Nuk është mirë të bëhen pyetje të panevojshme, sepse çdo pyetje i shton pyetësit edhe më tepër përgjegjësi.

**7. Cilat nga pikat e mëposhtme janë të sakta sipas radhës, në lidhje me cilësitë e atyre që dëshirojnë pasurinë e jetës së kësaj bote dhe harrojnë botën tjetër dhe atyre që preferojnë mirësitë e botës tjetër në krahasim me pasuritë e kësaj bote?**

**a.** Mburravecë – Të përkëdhelur

**b.** Sakrifikues – Të durueshëm

**c.** Të pangopur – Të kënaqur me pak

**d.** Duan të pasurit – Përçmojnë të varfrit.

**8. Në ajetin:** "Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!", **Allahu i Madhëruar urdhëron që ndaj faraonit, i cili i kishte kaluar kufijtë në mohim dhe mizori, të përdoret gjuhë dhe fjalë të buta. Cila nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk mund</u> të nxirret si mësim nga kjo histori?**

**a.** Allahu i Madhëruar, e këshilloi të Dërguarin e Tij të sillet me butësi, me qëllim që ta ruajë atë nga e keqja e faraonit.

**b.** Sido që të jetë gjendja e njerëzve në aspektin e besimit dhe të moralit, ne duhet të sillemi mirë dhe t'u flasim me butësi.

**c.** Fjala e butë, gjuha e ëmbël dhe sjellja e mirë, ndikojnë shumë në ndryshimin e mendimeve dhe të besimeve të njerëzve.

**d.** Nëse faraonit do t'i shkohej me një sjellje të ashpër dhe sfiduese, kjo do të bëhej shkak i shtimit të mohimit dhe egërsisë së tij.

**9. Nëse e krahasojmë botëkuptimin Islam me hebraizmin e sotëm në lidhje me profetësinë, cilat nga cilësitë e mëposhtme gjendet tek të dyja fetë?**

**a.** Amaneti (Besnikëria)

**b.** Fetaneti (Zgjuarsia)

**c.** Ismeti (Pafajësia)

**d.** Teblig (Kumtesa e shpalljes)

**10. Cila nga pikat e mëposhtme është <u>e gabuar</u> në lidhje me gjendjen psikologjike që kanë përjetuar magjistarët e faraonit, të cilët edhe pse kishin**

**besuar pak çaste më parë, nuk ndjenin asnjë frikë apo shqetësim në lidhje me këtë botë?**

**a.** Për shkak se ata u lidhën me një besim të palëkundur me Allahun, në zemrat e tyre nuk ngeli asnjë fije dyshimi.

**b.** Ata arritën shijen e besimit dhe kuptuan urtësinë hyjnore.

**c.** Për shkak se ata i besuan Allahut, menduan se tashmë faraoni nuk do të mund t'u bënte asnjë dëm.

**d.** Të mbushur me frikën dhe shpresën ndaj Allahut, të gjitha shqetësimet dhe frika që zinte zemra e tyre, ia lanë vendin kënaqësisë absolute.

**11. Për çfarë kishte më tepër nevojë Musai (a.s.), kur ishte duke mësuar prej Hidrit dhe për çfarë kanë nevojë të gjithë ata që mësojnë dituri?**

**a.** Të jenë të zgjuar.

**b.** Të jenë punëtorë.

**c.** Të udhëtojnë.

**d.** Të jenë të duruar.

**12. Cilën të vërtetë ka theksuar Allahu në ajetin e mëposhtëm për të na bërë që ta kuptojmë më mirë se njeriut nuk i ka hije të jetë mendjemadh:** "Mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi, se ti, në të vërtetë, nuk mund ta çash tokën e as të arrish lartësinë e maleve."?

**a.** Trupi i njeriut, i cili përbëhet nga mishi dhe kockat, është aq i dobët, saqë nuk mund të matet as edhe me një copë toke apo shkëmbi.

**b.** Vlera e tokës dhe e maleve, është më e madhe se ajo e njeriut.

**c.** Forca shpirtërore e njeriut, është më e madhe se forca trupore e tij.

**d.** Njeriu nuk zotëron asnjë fuqi për të kapërcyer malet dhe për të shpuar tokën.

**13. Cila nga fjalitë e mëposhtme, <u>nuk tregon</u> një nga fatkeqësitë që iu dërguan faraonit dhe egjiptianëve?**

**a.** Pushtimi nga kolonitë e karkalecave dhe të bretkosave.

**b.** Vërshimi i lumit dhe tufani.

**c.** Shndërrimi i ujit të pijshëm të Nilit në gjak.

**d.** Nxirja e fytyrave të tyre për shkak të gjynaheve të shumta.

**14. Cila nga fjalitë e mëposhtme, shprehin arsyen e vërtetë që e bëri kasapin të meritojë të jetë fqinji i Musait (a.s.), në xhenet?**

**a.** Kasapi ishte njeri i mirë dhe bujar.

b. Kasapi e vendoste nënën në kanistër për ta ruajtur nga kafshët.

**c.** Pasi kryente të gjitha shërbimet ndaj nënës dhe e ledhatonte, nëna lutej për të.

**d.** Kasapi nuk e linte nënën vetëm edhe kur shkonte në punë.

**15. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk tregon</u> një nga faktorët që luajti rol në prishjen e Teuratit që iu zbrit Musait (a.s.)?**

**a.** Në fillim, Teurati ruhej vetëm në një ekzemplar.

**b.** Qëndrimi i Izraelitëve nën robërinë e babilonasve për një kohë të gjatë, çoi në humbjen e ekzemplarit të vetëm të Teuratit.

**c.** Për shkak se ishin të pabindur dhe kundërshtarë të fjalës së Zotit, shumica e Izraelitëve i ndërronin vendin fjalëve të Teuratit.

**d.** Në përmbajtjen e Teuratit, kishte shumë të pavërteta dhe njohuri që kundërshtonin njëra-tjetrën.

**16. Kur arriti në Medjen, babai i dy vajzave që ndihmoi Musai (a.s.), e ftoi atë në shtëpinë e tij, e martoi me njërën prej vajzave të tij dhe i fali atij një pjesë të pasurisë. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk shprehin</u> cilësitë e Musait (a.s.), për të merituar të gjitha këto mirësi?**

**a.** Musai (a.s.), ishte njeri i besueshëm dhe i fuqishëm.

**b.** Musai (a.s.), besonte dhe mbështetej fuqishëm tek Allahu.

**c.** Musai (a.s.), ishte profet.

**d.** Musai (a.s.), ishte punëtor dhe nuk bënte hile.

# DAUDI
## -alejhi selam-
## I cili, me dhikrin e tij, entuziazmoi malet, gurët dhe kafshët e egra

Prejardhja e Daudit (a.s.), mbështetet te Jehuda i biri i Jakubit (a.s.), i biri i Is'hakut (a.s.), i biri i Ibrahimit (a.s.). Daudi (a.s.) ka lindur në Jeruzalem dhe ka vdekur afërsisht njëqind vjeç. Daudit (a.s.), së bashku me profetësinë, i është dhënë edhe sundimi. Sipas historianëve, mendohet se sundimi i tij shtrihet mes viteve 1015-975 p.e.r. Emri i Daudit (a.s.), në Kuran përmendet në gjashtëmbëdhjetë vende. Atij i është zbritur libri i shenjtë Zeburi[15] në gjuhën hebraike.

### Taluti, Xhaluti dhe Tabuti

Profetët që iu dërguan bijve të Izraelit pas Musait (a.s.), vepronin dhe gjykonin sipas Teuratit. Ndërkohë, edhe hebrenjtë i ndiqnin profetët që i udhëzonin në rrugën e drejtë për sa kohë që ata ishin gjallë. Mirëpo, pas vdekjes së profetëve e deri në ardhjen e një profeti të ri, ata i ktheheshin përsëri poshtërsive të tyre

15. Zebur: Libri i Psalmeve të Davidit


Mediterranean Sea
Damask
Haifa
Tiberias
Nazaret
Busra
Lumi Jordan
Palestina
Jaffa
Ramla
Jericho
Amman
Jerusalem
Ashdod
Betlehem
Deti i vdekur
Sodom

të vjetra. Ata i devijonin urdhrat hyjnorë që u kishin ardhur, duke i interpretuar sipas dëshirave dhe ambicieve të veta. Kur vinte një profet i ri, ata përmirësoheshin. Por, sapo ai ndërronte jetë, ata i ktheheshin përsëri intrigave dhe poshtërsive.

Ato kohë, mes Egjiptit dhe Damaskut jetonte populli **Amalika**, të cilët kishin një prijës shumë te fuqishëm, të quajtur Xhalut. Allahu i Madhëruar, bijve të Izraelit u çoi si bela Xhalutin, i cili i mposhti Izraelitët dhe ua robëroi gratë e fëmijët.

Bijtë e Izraelit kishin një arkë të çmuar ku ruheshin amanetet e shenjta që prej kohës së Musait (a.s.). Në Kuranin Fisnik, kjo arkë përmendet me emrin "Tabut". Arka ra në dorë të Xhalutit, i cili, për t'i poshtëruar edhe më tepër Izraelitët, e hodhi në plehra këtë arkë me vlerë të madhe shpirtërore. Kjo gjendje i hidhëroi pa masë Izraelitët. Tashmë, qëllimi dhe të gjitha përpjekjet e tyre, ishin për të rimarrë arkën e shenjtë.

Atë kohë, ata kishin një profet, i cili mendohet se quhej Ishmoil. Hebrenjtë kërkuan prej tij një sundimtar që do t'i shpëtonte. Atëherë, Ishmoili iu lut Zotit, i Cili i shpalli se do të caktonte për sundimtar një person me emrin "Talut". Mirëpo, një pjesë e hebrenjve nuk deshën që Taluti të bëhej sundimtar, prandaj e kundërshtuan këtë vendim duke thënë:

"Ai nuk ka gjak sundimtari!"

Kjo, sepse deri atëherë, profetët e bijve të Izraelit vinin prej sojit të Lavit, birit të Jakubit (a.s.), ndërsa sundimtarët, prej sojit të Jahudas, birit të Jakubit (a.s.). Mirëpo, Taluti ishte nga gjaku i Benjaminit, birit të Jakubit (a.s.). Lidhur me këtë, në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"A nuk e ke dëgjuar ti** (o Muhamed) **se çfarë i tha paria e bijve të Izraelit, pas Musait, një profeti të tyre? I tha: «Na dërgo një mbret, që të luftojmë në rrugën e Allahut!» Profeti u tha: «Po sikur të mos luftoni kur të shpallet lufta?» Ata thanë: «E përse të mos luftojmë në rrugën e Allahut, ne që jemi dëbuar nga atdheu ynë dhe jemi ndarë nga fëmijët tanë?!» Mirëpo, kur u urdhëruan të luftojnë, ata nuk luftuan, me përjashtim të një pakice. Allahu i njeh mirë keqbërësit.**

**Profeti i tyre u tha: «Allahu ka dërguar Talutin si mbretin tuaj.» Ata thanë: «Si mund të bëhet ai mbreti ynë, kur ne kemi më tepër merita se**

**ai për të sunduar?! Përveç kësaj, ai nuk ka ndonjë pasuri të madhe.» Ai u përgjigj: «Allahu e ka zgjedhur atë për mbretin tuaj dhe e ka pajisur me dijeni të gjerë dhe me fuqi trupore. Allahu ia jep pushtetin e Vet kujt të dojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.»"** (Bekare, 246-247)

Sipas parisë së bijve të Izraelit, pushteti duhet të ishte në dorë të të pasurve. Mirëpo, ky mendim bie në kundërshtim me interesat dhe drejtësinë shoqërore. Për rrjedhojë, në pushtet duhet të vijnë jo të pasurit, por ata që janë të aftë për të. Ndërsa për përcaktimin nëse personi që do të marrë pushtetin, e meriton apo jo këtë, duhet parë forca shpirtërore e personit, dija, përvoja, fuqia dhe guximi i tij.

Kësaj here, bijtë e Izraelit që kundërshtonin sundimin e Talutit, thanë:

"Nëse ai është me të vërtetë sundimtar, le të na sjellë një argument për këtë!"

Atëherë, **"Profeti u tha atyre: «Shenjë e sundimit të tij është ardhja e Arkës. Aty ka qetësi për ju nga Zoti juaj dhe relikte të lëna nga familja e Musait dhe Harunit. Atë e bartin engjëjt. Sigurisht që kjo është një shenjë për ju, nëse jeni besimtarë!»"** (Bekare, 248)

Sipas një transmetimi, kur amalikasit e rrëmbyen arkën, e vendosën nën një idhull të tyre. Mirëpo, ku u gdhinë në mëngjes, arka gjendej në kokën e atij idhulli. Ata përsëri e vendosën nën atë idhull, por ajo përsëri gjendej mbi kokën e idhullit në mëngjesin tjetër. Pasi e përsëritën disa herë, më në fund u bindën se kishte diçka që s'shkonte dhe vendosën ta çonin në një fshat, të cilin pa kaluar shumë kohë, e goditi një sëmundje e keqe që vrau shumë prej banorëve të fshatit. Më në fund, ata e vendosën arkën mbi një qerre të tërhequr nga qetë dhe e dërguan pas tek Izraelitët. Po sipas këtij transmetimi, thuhet se qerren e drejtonin melekët, të cilët me urdhrin e Allahut, e sollën arkën para Izraelitëve (Allahu e di më mirë, por shumica e komentatorëve, e përkrahin këtë transmetim). Kur bijtë e Izraelit e panë këtë gjë, e pranuan sundimin e Talutit dhe u qetësuan.

## Sprova

Pasi u bë sundimtar, Taluti e organizoi ushtrinë dhe u nis kundër Xhalutit. Për shkak se ishte stinë e nxehtë, ushtria kishte shumë nevojë për ujë. Mirëpo, Allahu dëshiroi t'i sprovojë ata me këtë gjendje, prandaj i dërgoi Ishmoilit (a.s.), një shpallje. Pastaj ai ia komunikoi Talutit, i cili u tha ushtarëve:

“Allahu do t’ju sprovojë me anë të ujit. Kush do të pijë ujë sa të ngopet, nuk është më ushtari im!..”

Sipas urdhrit, ushtarët kishin leje të pinin vetëm një grusht ujë. Ibn Abasi (r.a.), thotë se ky është lumi i Jordanisë me emri Sher’a[16].

Taluti me ushtarët arritën buzë lumit për të cilin bëhet fjalë. Es-Sudiji, thotë se, ushtria përbëhej nga 80 mijë vetë. Nga këta, 76 mijë, në kundërshtim me porosinë, pinë ujë gjersa u ngopën. Vetëm 4 mijë prej tyre iu bindën urdhrit. Ndërsa një pjesë e sahabëve të Profetit (a.s.), thonë se, numri i sahabëve në betejën e Bedrit, ishte po aq sa numri i ushtarëve të Talutit. Dhe, numri i sahabëve, ka qenë pak më shumë se 310 besimtarë[17] (Allahu e di më së miri). Megjithatë, sipas transmetimeve, pasi dezertuan edhe shumë të tjerë, në fund mbetën vetëm 313 vetë besnikë.

Atyre që pinë më shumë se një grusht ujë, iu shtua etja, iu thanë buzët dhe u rraskapitën. Kurse atyre që u treguan të bindur, iu forcua besimi dhe iu shtua guximi dhe fuqia.

Në Kuran urdhërohet:

**“Kur Taluti u nis për luftë bashkë me ushtrinë, u tha atyre: «Allahu do t’ju provojë me një lumë. Kush pi ujë në të, nuk është ushtari im. Ndërsa kush nuk pi ujë në të ose kënaqet vetëm me një grusht ujë, është ushtari im». Por ata pinë prej tij** (ujit)**, përveç një pakice prej tyre. Pasi ai me ata** (ushtarë) **që ishin besimtarë kaluan lumin, shumë prej tyre thanë: «Ne sot nuk kemi fuqi të luftojmë me Xhalutin dhe ushtrinë e tij». Por ata që ishin të bindur se do të takoheshin me Allahun, thanë: «Sa herë, me ndihmën e Allahut, një ushtri e vogël ka ngadhënjyer mbi një ushtri të madhe! Allahu është me të durueshmit».”** (Bekare, 249)

Në këtë ajet tërhiqet vëmendja në disiplinën ushtarake. Që një ushtri të jetë e suksesshme, duhet që, para se gjithash, t’i bindet plotësisht urdhrave të komandantit. Fitorja në luftë, nuk varet nga numri, por nga e drejta e luftës që bën, nga besimi dhe gjendja shpirtërore.

16. shih. Ibn Kethir, Kisasu’l-Enbija, fq. 504.

17. Buhari, Megazi 6.

## Daudi (a.s.) dhe fitorja

Në ushtrinë e Talutit ishte një i ri 18 vjeçar, të cilin e quanin Daud. Sipas Bejzaviut, në ushtrinë e Talutit kishin marrë pjesë edhe i ati i Daudit (a.s.), bashkë me trembëdhjetë djemtë e tij.

Daudi (a.s.), ishte bari dhensh. Ai kishte shumë aftësi në hedhjen e hobes dhe ishte shumë i guximshëm. Daudi (a.s.), shpesh i thoshte babait të tij:

"Të gjithë malet dhe gurët bëjnë dhikër[18] bashkë me mua!"

Ndërsa i ati i thoshte:

"Qofsh i përgëzuar, o Daud!"

Zëri i Daudit (a.s.), ishte i kumbueshëm dhe shumë i bukur. Për këtë arsye, atë e nxorën para Talutit, i cili e mbajti pranë si shok. Kur Daudi (a.s.), u bë pjesë e ushtrisë së Talutit kundër fisit Amalika, Taluti tha:

"Kush e vret Xhalutin, kam për t'i dhënë vajzën time për grua!"

**"Dhe kur u përballën me Xhalutin dhe ushtrinë e tij, thanë: «Zoti ynë! Na pajis me durim, na forco këmbët tona dhe na ndihmo kundër këtij populli jobesimtar!»"** (Bekare, 250)

Nga ky ajet, kuptojmë se ata që shkojnë të luftojnë kundër armikut për të fituar kënaqësinë e Allahut, duhet të zotërojnë tre cilësi të rëndësishme. Këto janë durimi ndaj vështirësive, guximi dhe qëndresa dhe mos humbja e shpresës nga ndihma hyjnore.

Kur të dy ushtritë u vendosën ballë përballë, Xhaluti kërkoi prej tyre që të nxirrnin një njeri të guximshëm për t'u matur me të. Pas kësaj sfide që bëri Xhaluti, përpara tij doli Daudi (a.s.). Të gjithë mbetën të habitur, sepse Xhaluti ishte trupmadh dhe shumë i fuqishëm në krahasim me Daudin. Xhaluti, e pyet Daudin me përçmim:

"A ti erdhe o vogëlsirë? Për çfarë erdhe?"

Daudi (a.s.), u përgjigj:

18. Dhikër: Përmendje e Allahut.

"Erdha të luftoj me ty!" Ndërsa Xhaluti filloi të tallej me të.

Ndërkohë, Daudi (a.s.), nxori hoben dhe duke e vendosur në të gurin që kishte përgatitur më parë, ia lëshoi Xhalutit. Guri e goditi Xhalutin mu në mes të ballit dhe ai ra i vdekur në tokë.

Xhaluti ishte një mbret trupmadh, që mburrej me fuqinë e tij. Mirëpo, pavarësisht kësaj, Daudi (a.s.), e mundi. Me këtë, Allahu i Madhëruar ka treguar se në të vërtetë, çështjet janë vetëm në dorën e Tij, duke na mësuar se njeriu që në sy të njerëzve duket i dobët, me lejen e Tij mund të bëhet i fuqishëm. Sado të fuqishëm të duken mohuesit e Allahut, kur realizohet vullneti i Allahut, ata dobësohen më tepër se sa një fëmijë i vogël.

Në këtë ndodhi, ka edhe shumë urtësi të tjera që Allahu ka dashur të realizohen. Allahu i Madhëruar, dëshiroi që pas Talutit, sundimin ta merrte Daudi (a.s.) dhe më pas, në vendin e tij të vinte Sulejmani (a.s.). Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"Me ndihmën e Allahut, ata i thyen armiqtë dhe Dauti e vrau Xhalutin. Allahu i dha atij pushtetin dhe Profecinë dhe i mësoi dituritë që deshi. Sikur Allahu të mos i ndihmonte njerëzit e mirë kundër të këqijve, bota do të ishte shkatërruar. Por Allahu është shumë Bujar me krijesat e Veta."** (Bekare, 251)

Në këtë ajet fisnik, tregohen edhe urtësitë e rregullit hyjnor që mbizotëron në jetën e kësaj bote. Allahu i Madhëruar, ekuilibrin social mes njerëzve, e ka lidhur me disa shkaqe. Për rrjedhojë, një pjesë e njerëzve janë të pasur dhe një pjesë të varfër; një pjesë janë të fuqishëm dhe një pjesë të dobët; një pjesë janë të shëndetshëm dhe një pjesë të sëmurë; një pjesë janë besimtarë dhe një pjesë tjetër mohues, me qëllim që marrëdhëniet midis tyre të sigurojnë vazhdimësinë e rregullit të jetës së kësaj bote. Njësoj si transmetimi i energjisë midis poleve negative dhe pozitive, edhe luftërat midis njerëzve janë një faktor i vazhdimësisë së rregullit shoqëror.

Pas fitores, në bazë të ligjit të Musait (a.s.), Taluti e dogji tërë plaçkën e luftës që mori nga lufta. Kur u kthyen në Jerusalem, Taluti i tregoi Ishmoilit (a.s.), çdo gjë që kishte ndodhur. Ndërsa Ishmoili (a.s.), i tha:

"Atëherë, edhe ti çoje në vend fjalën që ke dhënë!"

Pas kësaj, Taluti e martoi vajzën e tij me Daudin (a.s.).

Pas vdekjes së Talutit, Daudi u bë sundimtar. Pas një farë kohe, atij i erdhi edhe profecia. Kështu, ai u bë profeti i parë që zotëronte edhe profeci, edhe pushtet. Allahu e ngriti atë edhe në moral, edhe në aftësi shpirtërore. Atij iu zbrit Zeburi, njëri prej katër librave të mëdhenj.

**"Zoti yt i di më së miri ata që gjenden në qiej dhe në Tokë. Ne i kemi ngritur disa profetë mbi të tjerët dhe Daudit i kemi dhënë Zeburin."** (Isra, 55)

Daudi (a.s.), gjatë gjithë jetës së tij, sundoi me drejtësi. Ai ndërronte veshjen për të mos u njohur dhe futej midis popullit dhe i pyeste ata, nëse ishin apo jo të kënaqur nga drejtimi i vendit dhe se çfarë mendonin në lidhje me sundimtarin. Mirëpo, askush nuk jepte përgjigje negative dhe askush nuk ankohej.[19]

Në Kuran, tregohet se ai mbështetej fort në Allahun dhe për këtë arriti ndihmën e Tij dhe suksese të shumta.

**"Ti duroje atë që thonë ata dhe kujtoje robin Tonë të fuqishëm, Daudin, që përherë i drejtohej Zotit."** (Sad, 17)

Siç rrëfehet, Daudi (a.s.), kishte shumë dëshirë dhe kënaqësi për të kryer adhurime. Një ditë agjëronte, një ditë hante. Natën flinte vetëm një të tretën, kurse kohën tjetër e kalonte me adhurim. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Ne ia nënshtruam malet që, bashkë me të, t'i luteshin Allahut, në mbrëmje dhe në mëngjes, edhe shpendët e tubuar. Të gjithë i drejtoheshin Atij."** (Sad, 18-19)

Allahu i kishte dhuruar Daudit (a.s.), zë të bukur e të kumbueshëm. Kur ai këndonte Zeburin, të gjitha kafshët e egra mblidheshin përreth dhe dëgjonin atë.

**"Me të vërtetë, Ne i dhamë Daudit mirësi prej Nesh** (dhe thamë)**: «O male dhe zogj! Lavdërojeni emrin Tim bashkë me Daudin». Ne ia zbutëm atij hekurin,"** (Sebe', 10)

**"Ne i mësuam atij** (Dautit) **punimin e parzmoreve prej hekuri për ju, për t'ju mbrojtur në luftë me armikun, andaj, a jeni mirënjohës?"** (Enbija, 80)

19. Kurtubi, Tefsir, XIV, 266.



Daudi (a.s.), me prodhimin e parzmoreve, jo vetëm që ruante jetën e ushtarëve të tij, por fitonte edhe bukën me djersën e ballit. Megjithëse ai ishte një profet me autoritet të lartë politik dhe mundësi të mëdha ekonomike, ai preferonte të fitonte me punën e dorës së vet. Kjo, është shumë domethënëse, sepse sjellja e tij ishte një shembull, si për ata që ndodheshin nën drejtimin e tij, ashtu edhe për të gjithë brezat që do të vinin pas tij. Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Askush nuk ka ngrënë risk më të mirë sesa prej asaj që ka fituar vetë. Edhe i Dërguari i Allahut, Daudi (a.s.), hante prej punës së duarve të veta."* (Buhari, Buju, 15; Enbija, 37)

Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

"(dhe i thamë)**: «Puno parzmore të gjera! Thuri ato me maja të baraspeshuara dhe bëj vepra të mira! Pa dyshim, Unë shoh çfarë punoni ju.»**" (Sebe', 11)

**"O Daud, Ne të kemi bërë mëkëmbës në Tokë, prandaj gjyko ndërmjet njerëzve me drejtësi dhe mos shko pas dëshirave dhe tekave, se ato të largojnë nga rruga e Allahut! Me të vërtetë, për ata që largohen nga rruga e Allahut, ka dënim të ashpër, ngaqë e kanë harruar Ditën e Llogarisë."** (Sad, 26)

Daudi (a.s.), u mbështet nga ndihma hyjnore dhe komandoi ushtri të mëdha. Ai kishte edhe shumë roje. Përveç profecisë dhe Zeburit, atij iu dha edhe një dituri e lartë. Ai ishte vepërmirë dhe kishte mendime të sakta. Gjithashtu, atij iu dhanë edhe mirësi të tjera, si oratoria dhe urtësia në të folur. Këtë, e vërteton edhe ky ajet i Kuranit Fisnik:

**"Ne ia forcuam mbretërinë dhe i dhamë mençuri e dijeni për të gjykuar."** (Sad, 20)

Daudi (a.s.), i cili në të njëjtën kohë ishte edhe profet edhe sundimtar, e përdorte me vend kohën e tij, duke e ndarë atë në katër pjesë:

**Në pjesën e parë të kohës,** merrej me adhurime.

**Në pjesën e dytë,** merrte vendim për çështjet juridike.

**Në pjesën e tretë,** predikonte para popullit dhe i jepte këshilla.

**Dhe, në pjesën e katërt,** kryente punët personale.

### Sprovimi i Daudit (a.s.)

Ashtu si shumë profetë të tjerë, edhe Daudi është përballur me disa sprova. Në këtë mënyrë, atij i janë treguar dobësitë e tij njerëzore dhe gabimet e mundshme. Ndërsa ai menjëherë është penduar dhe Allahu i Madhëruar e ka falur.

Kur Daudi (a.s.), hynte në faltore për të kryer adhurime, qëndronte vetëm dhe nuk mbante askënd pranë. Njëherë, kur ishte duke kryer adhurimet në këtë mënyrë, i erdhën pranë dy vetë. Daudi (a.s.), u shtang përballë kësaj situate të papritur, sepse ai nuk e mendonte se dikush mund të hynte në faltore ndërkohë që dera e saj ishte e mbyllur. Megjithëse atyre që erdhën u tha se ndodhej në kohën e caktuar për adhurim, ata thanë:

- Adhurimi nuk ka kohë të caktuar!.. Dhe vazhduan të shprehin kërkesat e tyre:

- Mos ki frikë! Kemi ardhur para teje që të gjykosh midis nesh. Ne jemi dy persona që ankohemi ndaj njëri-tjetrit. Prandaj gjyko ti me drejtësi!

Daudi (a.s.) u tha:

- Urdhëroni, atëherë!

Njëri prej ankuesve tha:

- Vëllai im ka 99 dele, kurse unë kam vetëm një. Megjithatë, ky deshi të ma merrte edhe këtë dhe më mundi.

Duke e konsideruar si një padrejtësi të hapur këtë ngjarje, Daudi (a.s.), i revoltuar dhe pa e pyetur fare ankuesin tjetër, thotë:

- Nëse ai kërkon të ta marrë edhe atë dele të vetme, vëllai po të bën padrejtësi. Kështu veprojnë ata që nuk besojnë tek Zoti. Në fakt, njerëz të mirë gjen shumë pak.

Ata të dy qeshën dhe shkuan.

Daudi (a.s.), u nxitua në gjykim dhe pa e pyetur fare palën tjetër, dha vendimin. Mirëpo, nëse dëgjohet edhe pala tjetër, mund të ndryshojë e gjithë çështja ose një pjesë e saj. Ai që duket i drejtë, mund të dalë i padrejtë dhe anasjelltas.

Sapo u larguan dy personat, Daudi (a.s.), e kuptoi se kishte bërë gabim dhe se kjo ishte një provë hyjnore për të. Për rrjedhojë, ai ra menjëherë në sexhde duke shprehur pendesë e duke kërkuar falje. Dhe, Allahu i Madhëruar e fali.[20]

Këto lloj ngjarjesh, në sajë të të cilave sprovohen profetët, janë me qëllim që t'u tregojnë atyre dobësitë që kanë. Dhe, kjo gjë nuk e dëmton aspak profecinë dhe cilësinë e tyre të pafajësisë. Pra, këto ndodhi që duken si gabime të profetëve, ndodhin me qëllim që të na tregojë neve se si duhet të sillemi nëse biem në ndonjë gabim të tillë.

Në këtë ngjarje të Daudit (a.s.), ka shumë mësime të rëndësishme që duhet të marrim. Në bazë të kësaj, personat që janë të detyruar të gjykojnë midis njerëzve, ose që kanë marrë këtë përgjegjësi, duhet të jenë shumë të kujdesshëm

20. Shih. Sad, 21-25.

dhe duhet të sillen me drejtësi ndërmjet njerëzve. Lidhur me këtë çështje, Profeti ynë (a.s.), është shprehur:

*"Ata që gjykojnë me drejtësi, në Ditën e Kiametit do të jenë mbi ndenjëse prej drite në të djathtë të Allahut... Këta, janë sjellë me drejtësi në gjykimet e tyre ndaj familjeve dhe atyre për të cilët janë përgjegjës."* (Ahmed bin Hanbel, Musned, II, 160.)

Në një hadith tjetër, Profeti (a.s.), shprehet:

*"Në Ditën e Kiametit, njeriu më i dashur tek Allahu dhe ai që do të jetë më afër Tij, është drejtuesi i drejtë. Ndërsa njeriu më i urryer tek Allahu në Ditën e Kiametit dhe ai që do të jetë më larg Tij, është drejtuesi i padrejtë."* (Tirmidhi, Ahkam, 4; Nesai, Zekat, 77.)

### Ndodhia e "As'hab-i Sebt"

Midis Egjiptit dhe Medinës, në bregun e Detit të Kuq, jetonte një popull, që është quajtur "As'habi sebt", që do të thotë "Populli i të shtunës". Kjo, sepse ditën e shtunë, këta nuk bënin gjë tjetër veç adhurimit për shkak se punët e tjera veç adhurimit atë ditë ishin të ndaluara. Përveç kësaj, ata i kishin dhënë fjalën edhe Daudit (a.s.), se nuk do të gjuanin peshk.

Mirëpo, shejtani ua prishi mendjen dhe duke u thënë:

"Juve nuk ju është ndaluar gjuetia, por të ngrënët!"

Në fakt, ditët e shtuna peshku shtohej, kurse ditët e tjera pakësohej. Prandaj, pëshpëritja e shejtanit, e joshi një grup prej tyre. Për rrjedhojë, populli u nda në tre grupe:

**Grupi i parë**, nuk iu bind urdhrit të Allahut dhe vazhduan të gjuajnë peshk. Më pas, ata edhe hëngrën vetë, edhe shitën. Këta e hidhnin rrjetën të shtunën dhe e nxirrnin të dielën.

**Grupi i dytë**, megjithëse nuk u treguan të pabindur dhe nuk peshkuan ditën e shtunë, ata vetëm heshtën përballë atyre që e thyen urdhrin hyjnor, duke mos i këshilluar e qortuar.

**Grupi i tretë**, e zbatuan urdhrin hyjnor që u erdhi dhe i këshilluan e qortuan

ata që nuk u treguan të bindur. Ndërsa atyre që heshtnin, u thanë se nuk po vepronin drejtë. Pra, ata u përpoqën të urdhëronin në të mirë.

Ata që heshtnin, këtyre që urdhëronin për mirë, u thoshin:

“Përse e këshilloni popullin që Allahu do ta zhdukë ose do ta ndëshkojë ashpër?!”

Kurse ata që urdhëronin për të mirë, u përgjigjeshin:

“Për t’u arsyetuar para Zotit tuaj dhe për t’i ruajtur ata nga mëkatet!”

Më vonë, këta që heshtën ndaj gjynaheve të tyre, ngritën një mur ndarës ndërmjet pjesës së pabindur, me qëllim që të mos i prekte fatkeqësia e cila do t’u binte atyre. Pas një farë kohe, në anën tjetër të murit zërat e njerëzve u prenë. Kur ç’të shohin, pjesa e pabindur qenë kthyer të gjithë në majmunë brenda një nate!

Ata filluan të vijnë vërdallë me pamje majmuni, të zymtë e të pashpresë dhe, pas tri ditësh vdiqën të gjithë.

Kjo ngjarje, në Kuranin Fisnik, tregohet në këtë mënyrë:

**“Pyeti ata për qytetin që gjendej në bregdet dhe për çfarë i gjeti banorët e tij kur thyen urdhëresën e Sabatit** (së shtunës)**! Atë ditë u vinin peshqit me shumicë, ndërsa ditëve tjera që nuk i kremtonin, nuk u vinin. Kështu, Ne i vumë në provë, sepse bënin punë të mbrapshta.**

**Kur disa prej tyre thanë: «Përse e këshilloni popullin që Allahu do ta zhdukë ose do ta ndëshkojë ashpër?!» Këshilltarët u përgjigjën: «Për t’u arsyetuar para Zotit tuaj dhe që ju të mund të ruheni nga gjynahet!».**

**Por, kur e harruan atë për të cilën ishin paralajmëruar, Ne i shpëtuam ata që këshillonin, kurse i ndëshkuam ashpër keqbërësit, për shkak të mosbindjes së tyre. Kur ata ngulmuan me mendjemadhësi të bënin atë që u ishte ndaluar, Ne u thamë: «Bëhuni majmunë të përbuzur!».”** (A’raf, 163-166)

Allahu i Madhëruar, thotë se kjo ndodhi, është një mësim për njerëzit:

**“Këtë dënim e bëmë paralajmërim për bashkëkohësit dhe për brezat e tyre pasardhës, si dhe këshillë për ata që i frikësohen Allahut.”** (Bekare, 66)

Ashtu siç shprehet edhe në ajet, Allahu i Madhëruar, ata që me këmbëngulje u treguan të pabindur, në fillim i ktheu në majmunë, pastaj i shkatërroi.

**Kujtimi i mbetur prej Daudit (a.s.): Agjërimi i Daudit**

Agjërimi një ditë po, një ditë jo, që bënte Daudi (a.s.), është një adhurim i mbetur si kujtim për bashkësinë e Muhammedit (a.s.), prej Daudit (a.s.). Për shkak se ky ishte një adhurim i posaçëm për Daudin (a.s.), ky quhet "Saum-i Daud/Agjërimi i Daudit".

Transmetohet se, Abdullah bin Amr bin el-As (r.a.) ka thënë:

Unë u betova se, sa të jem gjallë, do të agjëroj ditën dhe do të falem natën. Këtë ia kishin thënë Profetit (a.s.), i cili më pyeti:

*"Ti je ai që ke thënë kështu?"*

"T'u bëfshin kurban nëna me babanë tim, o i Dërguar i Allahut! Po unë kam thënë!"- u përgjigja unë.

Dhe ai më tha:

*"Ti s'ke fuqi për këtë! Ndonjëherë agjëro, ndonjëherë ha, ndonjëherë fli dhe ndonjëherë ngrihu për namaz nate! Agjëro tri ditë për çdo muaj. Shpërblimi i një të mire, është sa dhjetëfishi i saj. Kjo, është sikur ta kalosh gjithë vitin me agjërim!"*

"Unë kam fuqi për më shumë se kaq!"- thashë unë

*"Atëherë, një ditë agjëro, e dy ditë ha!"- tha ai.*

"Por unë mund të bëj edhe më shumë se kaq!" – i thashë.

*"Atëherë, një ditë agjëro, e një ditë jo. Ky është agjërimi i Daudit (a.s.)! Dhe është agjërimi më normal (mesatar)!"* – Urdhëroi ai.

"Por unë kam fuqi edhe për më shumë se kaq!" – i thashë unë përsëri.

*"Më shumë se kaq nuk bën!"* – më tha ai." (Buhari, Saum, 55, 56, 57; Tehexhud, 7; Muslim, Sijam, 181-193.)

**Vdekja e Daudit (a.s.).**

Në lidhje me vdekjen e Daudit (a.s.), në Musnedin e tij, Imam Ahmedi –Allahu e mëshiroftë-, shënon këtë hadith:

Nga Ebu Hurejre (r.a.), transmetohet se Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Daudi (a.s.), ishte tepër i kujdesshëm në lidhje me namusin (nderin). Prandaj, kur dilte nga shtëpia, i kyçte dyert, me qëllim që askush të mos hynte tek antarët e familjes së tij derisa të ai të kthehej.*

*Një ditë, doli duke e lënë shtëpinë të kyçur. Kur gruaja e tij po kontrollonte shtëpinë, papritur vërejti një person që qëndronte në mes të shtëpisë dhe pyeti njerëzit e shtëpisë: «Si ka hyrë ky njeri këtu, ndërkohë që dyert e shtëpisë janë të mbyllura? Për Allahun, do të turpërohemi para Daudit!»*

*Kur u kthye Daudi (a.s.) dhe e pa atë njeri në mes të shtëpisë, pyeti:*

*«- Kush je ti?»*

*«- Ai i cili nuk u frikësohet sundimtarëve dhe për të cilin nuk ka pengesa!» - U përgjigj personi.*

*«- Atëherë, për Allahun ti qenke meleku i vdekjes! Urdhëro, unë po i përgjigjem urdhrit të Allahut!»*

*Pas kësaj, ai ia mori shpirtin. Ata e lanë, e mbështollën me qefin dhe e përgatitën. Më pas, mbi të ra dielli dhe, Sulejmani urdhëroi shpezët: «Bëni hije Daudit!» Ato dëgjuan dhe i bën hije Daudit (a.s.), derisa e mbuloi dheu. Atëherë, Sulejmani u tha shpezëve: «Mblidhni krahët!»*

*Ebu Hurejre (r.a.), thotë: «I Dërguari i Allahut (a.s.), filloi të tregonte se si e bënin këtë shpezët, duke mbledhur shuplakën e vet.» Atë ditë, më të shumtë në numër, ishin krahëgjatët."*[21]

Lidhur me moshën kur ka vdekur Daudi (a.s.), ka shumë mendime, ndër të cilët më i pranuari, është se ai ka ndërruar jetë në moshën njëqind vjeçare. Ndërsa sundimi i tij ka zgjatur rreth dyzet vjet. Këto ishin vitet më të arta të Izraelitëve. Pas tij, sundimin e mori djali i tij, Sulejmani (a.s.), të cilit iu dha edhe profecia.

21. Ahmed bin Hanbel, Musned, II, 419.

### Virtytshmëria e Daudit (a.s.).

* Daudi (a.s.), në çdo punë që bënte, i drejtohej Allahut të Madhëruar.

* Atij iu zbrit Zeburi, njëri prej katër librave të mëdhenj.

* Malet dhe zogjtë bënin dhikër së bashku me të.

* Ai dinte kuptimin e cicërimave të zogjve dhe dinte gjuhën e tyre.

* Ai kishte një zë shumë të bukur. Kur ai këndonte Zeburin, malet, gurët dhe zogjtë e dëgjonin me vëmendje.

* Megjithëse ishte një sundimtar shumë i pasur, ai mbahej me punën e duarve të veta. Ai e punonte hekurin si dyllë blete dhe me të bënte parzmore lufte.

* Ai ishte i aftë dhe kishte urtësinë ta ndante të vërtetën nga e kota.

* Sundimi i tij, ishte sundimi më i fuqishëm dhe më madhështori i kohës.

* Daudi (a.s.), ishte një rob që e falënderonte shumë Zotin e tij.

* Ai ishte një profet, i cili meritoi mirësitë e larta hyjnore: **"Me të vërtetë, Ne i dhamë Daudit mirësi prej Nesh!.."** (Sebe', 10)

### Zeburi dhe përmbajtja e tij

Në Kuran, fjalët "Zebur" dhe "Zubur", përdoren në vende të ndryshme. Zebur, do të thotë "libër", kurse Zubur, "libra". Në lidhje me Daudin (a.s.), fjala "Zebur", përmendet në tre vende. Ndërsa fjala "Zubur", nuk përdoret në lidhje me Daudin (a.s.), por në lidhje me librat hyjnorë që u janë dhënë profetëve. Këtë e shohim edhe në ajetin e mëposhtëm:

وَإِنَّهُ لَفِي زُبُرِ الْأَوَّلِينَ

**"Vërtet, ai është përmendur në Shkrimet** (librat) **e të parëve."** (Shuara, 196)

Në këtë ajet, theksohet se emri i Profetit tonë (a.s.), përmendet edhe në libra që u janë zbritur profetëve të mëparshëm, duke e përgëzuar botën dhe profetët me ardhjen e tij.

Ndërsa në lidhje me Zeburin, që iu dha Daudit (a.s.), në Kuran urdhërohet:

**“...Ne i kemi ngritur disa profetë mbi të tjerët dhe Daudit i kemi dhënë Zeburin.”** (Isra, 55)

**“Ne shënuam në Zebur, pas Teuratit, që tokën do ta trashëgojnë robërit e Mi të mirë.”** (Enbija, 105)

Lidhur me Zeburin, Kurani nuk jep shumë të dhëna. Ndërsa në burimet islame, kur flitet për Daudin (a.s.), fakti që atij i është dhënë libër, përmendet si një ndër veçoritë e tij të larta. Dijetarët Islam, shprehen se në Zebur, nuk përfshihen çështje, si urdhra apo ndalesa hyjnore. Në të bëjnë pjesë vetëm lutje dhe përgjërime drejtuar Allahut.

Për shkak se Daudi (a.s.), ka ardhur pas Musait (a.s.), në zbatimin e gjykimeve fetare, ai ka vepruar në bazë të Teuratit. Ndërsa Zeburi, ishte më tepër një libër që nxirrte në pah dashurinë e njerëzve ndaj Allahut; pra, një libër ku lutjet dhe përgjërimet drejtuar Allahut, shpreheshin në formë poezish.

Zeburi i sotëm, bën pjesë në Librin e Shenjtë (Teurat), në një pjesë të quajtur “Psalmet”. Kuptimi i fjalës “Psalm”, është këndimi i disa pjesëve prekëse dhe me kuptim nën shoqërimin e një melodie. Gjithsej janë 150 psalme. Rreth shtatëdhjetë prej tyre i atribuohen Daudit (a.s.). Ndërsa pjesa tjetër, kanë burime të tjera.

Për rrjedhojë, Zeburi i sotëm, nuk është Zeburi për të cilin flitet në Kuran që i është zbritur Daudit (a.s.). Kjo, sepse pjesët e Librit të Shenjtë, nuk janë shënuar dhe ruajtur në formën origjinale, në të cilën kanë zbritur për herë të parë. Për shkak se më vonë i është nënshtruar ndërhyrjeve njerëzore, është e pamundur që Zeburi të ekzistojë në formën e tij të parë origjinale.

Gjithashtu, Zeburi i sotëm, ka filluar të shkruhet pesëqind vjet pas vdekjes së Daudit (a.s.) dhe, krahas jetës dhe misionit të tij profetik, në të janë shtuar edhe poezitë e rreth 100 poetëve anonimë.

Botëkuptimi lidhur me Zotin në Zebur, është i njëjti me atë në Teurat. Domethënë, se edhe në Zebur, Zotit i atribuohen cilësi njerëzore, të cilat nuk përputhen aspak me Madhështinë e Tij hyjnore. Ashtu si në pjesët e tjera të Teuratit, edhe në Zebur, Zotit i atribuohet një “bir”, gjë e cila është në kundër-

shtim me besimin monoteist (në një Zot të vetëm). Në një nga psalmet e Zeburit të sotëm, Daudi (a.s.), shprehet në këtë mënyrë:

"Zoti më tha: "Ti je biri im! Unë sot ty të bëra birin tim!" (Psalmet, 2/7)

Si përfundim, Zeburi i sotëm është vetëm një libër poezish. Aty s'ka gjë tjetër veç disa lutjeve të atribuara Daudit (a.s.) dhe disa të tjerëve. Për rrjedhojë, është e pamundur të kuptosh se, sa prej tij është shpallje hyjnore, sa është frymëzim personal dhe sa është prej mendjes njerëzore!

## LEXIMI I BUKUR I FJALËS SË ALLAHUT

Për një ndikim më të plotë të fjalës së Allahut tek njeriu dhe xhinët, përveç leximit të saktë e pa gabime, është shumë e rëndësishme edhe bukuria e zërit. Ashtu siç mund të marrin kuptime të ndryshme sipas mënyrës së shqiptimit, fjalët mund të ndikojnë në mënyrë të ndryshme edhe tek njerëzit, sipas gjendjes shpirtërore, mimikës apo gjesteve të atij që flet.

Për shembull, stili i përgjërimit të një lypësi, dallohet jo vetëm nga fjalët e zgjedhura, por, në të njëjtën kohë, edhe nga mënyra e shqiptimit të tyre. Po ashtu, një shembull i mirë i kësaj, është edhe fuqia ndikuese që merr nga harmonia e fjalëve fjalimi i një komandanti para një beteje të përgjakshme, ku ai nxit ushtarët e tij për luftë.

Është e qartë se ky fakt që vlen për fjalët e thjeshta të njeriut, ka shumë më tepër rëndësi kur bëhet fjalë për Librin e Allahut, Kuranin Fisnik. Në fakt, leximi/këndimi i Kuranit Fisnik, është bërë një degë më vete mes shkencave Islame. Kësaj dege, të quajtur “Shkenca e Këndimit”, i është dhënë një rëndësi aq e madhe, saqë në këtë fushë kanë dalë kolosë diturie, ashtu siç kanë dalë edhe në fushën e jurisprudencës Islame.

Siç e dimë edhe prej Kuranit Fisnik, me fjalën hyjnore që e lexonte me zërin e tij të mrekullueshëm, Daudi (a.s.), entuziazmonte zogjtë dhe malet, të cilët i nënshtroheshin atij. Në dhikrin që bënte ai me zërin e tij të mrekullueshëm, merrnin pjesë të gjitha krijesat.

Zëri, është një prej dhuntive më të mëdha që na ka falur Allahu i Madhëruar. Nëse nuk do të ekzistonte zëri, kushedi çfarë zbrazëtie do të kishte në gjithësi! Ashtu siç ka shumë mirësi të veta, zëri mund të përdoret edhe në forma negative.

Si çdo gjë në gjithësi që ka të kundërtën e vet, në të njëjtën mënyrë, ka edhe zë të mirë, edhe zë të keq. Për shembull, aq sa kënaqësi e prehje i jep zëri i bilbilit një shpirti të ndjeshëm, duke ia mbushur zemrën me hare, po aq shqetësim i jep edhe zëri i një korbi.

Ashtu si midis njerëzve, zëri ka ndikim pozitiv dhe negativ edhe midis kafshëve. Ndërkohë që ulërima e luanit në pyll u shtie frikën në zemër të gjithë kafshëve të dobëta, gjarpri, që është një kafshë me gjak të ftoftë, del nga shporta e nis të lëvizë me harmoni kur dëgjon fyellin e një fakiri indian! Po ashtu, melodia përdoret edhe për të shtuar shpejtësinë e ecjes së devesë në shkretëtira.

Siç tregohet, edhe gjahtarët i gjuajnë sorkadhet duke i tërhequr me melodinë e një fyelli në krye të një burimi. Sorkadhet që dëgjojnë tingujt e fyellit, dalin nga pylli, afrohen tek melodia pranë burimit, bien në gjunjë dhe derdhin lot të ngrohtë. Në këtë mënyrë, gjahtarët e fshehur përreth, dalin dhe i kapin këto kafshë energjike duke përfituar nga gjendja e tyre.

Zëri, që ndikon kaq shumë edhe tek kafshët, është e pamundur të mos ndikojë edhe tek njeriu, i cili është më i përsosur se ato! Për shembull, tingulli i monedhës, është burim kënaqësie për ata që janë të dhënë pas kësaj bote; tingulli i ujit dhe bilbilit, është kënaqësi për romantikët dhe njerëzit me shpirt poeti; ndërsa këndimi i Kuranit dhe ezanit, janë burim kënaqësie e prehjeje për udhëtarët e rrugës së Zotit që e kanë të pastruar shpirtin.

Kur çështjet e kësaj bote ia rëndonin shpirtin, Profeti ynë (a.s.), i thoshte Bilalit:

*"O Bilal! Na këndo një ezan, të qetësohemi!..."*[22]

Kur këndon bilbili, nga malet përballë nuk jehon tjetër veçse zëri i tij; kështu ndodh edhe kur tingujt e ezanit qëndisin hapësirën qiellore… Dhe, aq sa të ndjeshëm jemi në një moment të tillë, po aq do të ndikojë edhe ai zë tek ne.

Në fakt, të gjalla dhe jo të gjalla qofshin, të gjitha krijesat, e përmendin Allahun në mënyrë të vazhdueshme. Këtë, e mësojmë nga Kurani Fisnik, ku urdhërohet:

**"Atë e madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithçka gjendet në to. Dhe**

22. shih. Ebu Daud, Edeb, 78.

**nuk ka asgjë që nuk e madhëron Atë, duke e lavdëruar, por ju** (o njerëz) **nuk e kuptoni madhërimin që i bëjnë ata. Ai, me të vërtetë, është i Butë dhe Falës."** (Isra, 44)

Madhërimin që bëjnë ato, mund ta ndjejnë vetëm njerëzit me zemër të ndjeshme. Ata, ndodhen në pasionin e këtij madhërimi.

Këta tinguj dhikri, janë fjalë hyjnore pa shkronja e të heshtura që nuk mund t'i dëgjojë kushdo. Dëgjimi i tyre është diçka e posaçme vetëm për njerëzit e urtë, zemrat e të cilëve janë gjithmonë të zëna me dhikër dhe që e kanë bërë dhikrin natyrë të vetën, çdo zë e perceptojnë si dhikër.

Shkurtimisht, dhikri është zëri më i bukur tek Allahu, qoftë ai me tinguj apo jo. Fjala dhikër, ka kuptime të gjera, ku krahas kuptimit të vet të veçantë, është bërë titull edhe për librat hyjnorë. Për rrjedhojë, në ajetet e Kuranit, lidhur me Teuratin dhe Kuranin përdoret edhe fjala "dhikr".

Nisur nga kjo, zërat dhe frymët, si domosdoshmëri e urdhrit **"Lexo me emrin e Zotit tënd!"**, që është edhe fermani i parë i Allahut, kanë fituar nder dhe dinjitet, me anë të "zërit" të Kuranit. I Dërguari Allahut (a.s.), na mëson:

*"Stoliseni Kuranin me zërin tuaj!"* (Ibn Maxhe, Ikamet, 176.)

Me këtë, Profeti (a.s.), ka theksuar se edhe zëri i bukur mund ta zbukurojë Kuranin, duke e bërë atë më ndikues tek të tjerët. Po ashtu, edhe ky hadith, shpreh të njëjtin kuptim:

*"Zbukurojeni Kuranin me zërin tuaj, sepse zëri i bukur ia shton edhe më tepër bukurinë Kuranit."* (Darimi, Fadailu'l-Kuran, 34.)

Ndërsa në një transmetim tjetër, Profeti (a.s.), thotë:

*"Nuk është prej nesh ai që nuk e zbukuron zërin kur këndon Kuranin!"* (Buhari, Teuhid, 44; Ebu Daud, Vitr, 20.) Sipas dijetarëve, edhe ai që nuk ka zë të bukur, duhet të mundohet ta këndojë Kuranin me zë të bukur me aq sa ka mundësi.

Për shkak se Kurani është më e bukura e fjalëve, edhe bukuria dhe madhështia e zërit të njeriut del në pah me anë të leximit të Kuranit. Çdo zë të ngop, por zëri i Kuranit, kurrë!..

Profeti (a.s.), ka thënë:

*“Allahu i Madhëruar, nuk është kënaqur me asgjë tjetër, më shumë se sa është kënaqur nga këndimi i Kuranit me zë të bukur dhe të lartë nga një profet me zë të bukur.”* (Buhari, Fadailu’l-Kur’an, 19; Teuhid, 32; Muslim, Musafirin, 232-234.)

Edhe kënaqësia, edhe prehja e pendestarëve, gjendet në madhështinë e tingujve të Kuranit, e cila deh shpirtrat! Të ngushëlluarit me tingullin e tij ushqehen. Gjuha e tij, është edhe gjuha e xhenetit!

Mirëpo, indiferentët që nuk ia hapin zemrën zërit të Kuranit, njohin vetëm anën e jashtme të jetës dhe mbeten të privuar prej të vërtetave të brendshme dhe botës shpirtërore. Ata vrapojnë pas kënaqësive dhe epsheve të kësaj bote, prandaj nuk e kuptojnë urtësinë hyjnore. Ata përfitojnë me pangopësi nga sofra e kësaj bote dhe nuk e njohin pronarin e kësaj sofre, Allahun e Madhëruar, i Cili është “Rrezzak” (furnizues, ushqyes). Ata i varrosin të afërmit në varre, por jetojnë pa ditur asgjë për nëntokën. Sa çudi është me ata që jetojnë në pronën hyjnore, por i bëhen armiq Pronarit të saj!

Kurse besimtarët me zemrën mbushur me Kuran, jetojnë duke medituar mbi të vërtetat e larta. Fjala hyjnore që lexojnë, i thotë kështu zemrës së tyre:

“Ti je rob i Zotit dhe jeton në pronën e Tij! Ti furnizohesh me mirësitë e Tij! Prandaj zhytu në urtësinë dhe të fshehtën e Kuranit dhe udhëto drejt Zotit tënd me zemrën të pastër!”

Ata, zemra e të cilëve mbushet me Kuran, jetojnë të vetëdijshëm se janë rob të Zotit. Ata falënderojnë për të mirat që u jepen dhe jetën e tyre të përkohshme e përdorin për të fituar jetën e përjetshme. Nisur nga kjo, për ata që marrin frymëzim shpirtëror prej Profetit tonë (a.s.), Kurani është gjuha e tokës dhe e qiellit; është thesari i begatisë shpirtërore. Kjo, sepse Profeti dhe Kurani janë dy burime drite të dhuruara nga Zoti për robërit e Tij. Aq sa është e shuar bota pa njeriun, aq është edhe njeriu pa Kuranin. Profeti (a.s.), ka thënë:

*“Ai që nuk ka qoftë edhe një copëz Kuran në zemrën e tij, është si një shtëpi gërmadhë!”* (Tirmidhi, Fadailu’l Kur’an, 18; Darimi, Fedailu’l-Kur’an, 1.)

Gjithësia është një Kuran pa zë, Kurani është një gjithësi me zë. Ndërsa njeriu, si një monument ku shfaqen enigmat hyjnore, është thelbi i këtyre. Kurani është mrekulli e fjalës dhe ligjëratë e Krijuesit. Zemra e cila qëndron larg të vërtetave Kuranore, është e dënuar të humbë në të dyja botët. Ndërsa një jetë

e cila jetohet në bazë të të vërtetave Kuranore, është jetë e xhenetit. Lidhur me këtë, Profeti ynë (a.s.), ka thënë:

*"Zemrat ndryshken ashtu siç ndryshket hekuri!"* Kur e pyetën se çfarë mund ta pastrojë e ta shkëlqejë atë, ai tha:

*"Leximi i shpeshtë i Librit të Allahut dhe përmendja e shpeshtë e Allahut."* (Ali el-Muttaki, Kenzu'l-ummal, II, 241.)

Po ashtu, në një hadith tjetër, Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Jepuni syve pjesën e vet të adhurimit!"* Ndërsa sahabët, pyetën:

- Cila është pjesa e syve o i Dërguari i Allahut?

*"Shikimi i Kuranit, mendimi i përmbajtjes së tij dhe marrja mësim prej urtësive të tij."* – u përgjigj Profeti (a.s.). (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 39.)

Leximi i Kuranit, është aq i rëndësishëm në jetën e një besimtari, saqë Allahu i Madhëruar, lexuesit e Kuranit i përmend në krye të atyre që do të arrijnë shpërblime të pafundme:

**"Pa dyshim, ata që lexojnë Librin e Allahut, falin namazin dhe japin fshehtazi apo haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne, mund të shpresojnë në një fitim që nuk do të humbasë. Allahu do t'ua plotësojë atyre shpërblimin dhe do t'ua shtojë nga dhuntitë e Tij. Me të vërtetë, Ai është Falës dhe Falënderues."** (Fatir, 29-30)

**"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten!"** (Enfal, 2)

* * *

Leximi i Fjalës së Allahut, është padyshim një nga adhurimet më të pëlqyeshme. Për rrjedhojë, është e domosdoshme që ajo të lexohet në mënyrën më të bukur. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

وَرَتِّلِ الْقُرْآنَ تَرْتِيلا

**"... dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë!"** (Muzzemmil, 4)

Nga ana tjetër, përkrah leximit të Kuranit, është shumë e rëndësishme të dëgjosh në heshtje ndërkohë që këndohet Kurani. Kjo, sepse leximi i Kuranit është sunet, ndërsa dëgjimi i tij, është farz (i detyrueshëm). Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

وَإِذَا قُرِئَ الْقُرْآنُ فَاسْتَمِعُوا لَهُ وَأَنصِتُوا لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ

**"Kur të lexohet Kurani, dëgjoni dhe heshtni, në mënyrë që të mëshiroheni!"** (A'raf, 204)

Qoftë në namaz, qoftë jashtë tij, kur lexohet Kuran, domethënia e tij duhet kuptuar mirë. Për të përfituar prej këshillave të tij dhe për t'i rregulluar sjelljet dhe veprimet tona sipas tij, duhet të heshtet dhe e gjithë vëmendja duhet të përqendrohet tek ai.

Kjo, sepse heshtja jep mundësi për të dëgjuar mirë; dëgjimi i mirë, shton urtësinë; urtësia e nxit njeriun në besim dhe vepra të mira; ndërsa besimi dhe veprat e mira, e bëjnë njeriun të përfitojë mëshirën dhe dhuntinë hyjnore.

Të Dërguarit të Allahut (a.s.), i pëlqente ta dëgjonte Kuranin prej të tjerëve. Ndonjëherë, ia kërkonte Ibn Mes'udit (r.a.), të cilin e dëgjonte më një kënaqësi të madhe shpirtërore. Njëherë e dëgjoi Ibn Mes'udin (r.a.), duke kënduar Kuran dhe iu përlotën sytë e bekuar.

Këtë ngjarje, **Abdullah Ibni Mes'udi** (r.a.) e përcjell kështu:

"Një herë, Profeti (a.s.), më tha:

*"O Ibni Mes'ud! Këndo Kuran për mua!"*

- O i Dërguar i Allahut! Si ta këndoj unë për ju, ndërkohë që Kurani ju është shpallur ju?" – i thash unë.

Pastaj i Dërguari i Allahut më tha:

*"Mua më pëlqen ta dëgjoj Kuranin edhe prej të tjerëve!"*

Për këtë arsye, unë fillova të këndoja suren Nisa. Kur arrita në ajetin e 41[23] të saj, më tha:

*"Mjafton!"*

Atë moment pashë se po i rridhnin lot nga sytë…" (Buhari, Tefsir, 4/9; Muslim, Musafirin, 247)

Një natë, Usejd bin Hudajri (r.a.), po këndonte suren "Bekare" apo "Kehf" me zë të ëmbël, duke i lexuar fjalët një e nga një. Pranë kishte lidhur kalin, i cili papritmas filloi të frikësohej. Kur Usejdi (r.a.), pushoi, kali u qetësua. Sapo filloi të këndonte përsëri, kali u nervozua prapë. Kur Usejdi (r.a.) pushoi, edhe kali u qetësua përsëri. Më pas, kur Usejdi (r.a.), filloi të këndonte, me kalin ndodhi e njëjta gjë. Atëherë Usejdi (r.a.), e la këndimin e Kuranit. Aty pranë po flinte djali i tij, Jahja. Prandaj, nga frika se mos ia shkelte kali e tërhoqi djalin më tutje. Ndërkohë, e ngriti kokën lart nga qielli dhe pa disa gjëra që ndriçonin si kandil. Kur erdhi mëngjesi, ai shkoi tek Profeti (a.s.) dhe ia tregoi ngjarjen. Ndërsa Profeti (a.s.), i tha:

*"Këndo, o biri i Hudajrit, këndo o biri i Hudajrit!"* Më pas, Profeti (a.s.), e pyeti:

*"A e di se çfarë ishin ato që pe në qiell?"*

"Jo!" – tha Usejdi (a.s.):

Atëherë, Profeti (a.s.), tha:

*"O Usejd! Ata ishin melekë, të cilët u afruan prej zërit tënd. Nëse do të kishe vazhduar të këndoje, ata do të dëgjonin deri në mëngjes. Atëherë edhe njerëzit do t'i shihnin dhe nuk do të mund t'u shpëtonin syve të tyre..."* (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 15; Muslim, Musafirin, 240-243.)

Ky hadith, tregon se zëri i Kuranit ndikon shumë tek melekët. Madje edhe tek kafshët. Për rrjedhojë, kush e di se si ndikon Kurani në zemrat që kanë shpëtuar prej turbullirës dhe janë ndriçuar me dritën e tij!

Omeri (r.a.), e ka përfunduar suren Bekare për dymbëdhjetë vjet dhe, në

23. Kuptimi i ajetit është: **"Si do të bëhet kur prej çdo populli të sjellin dëshmitarë dhe të të sjellin ty** (o Muhamed!) **për dëshmitar mbi të gjithë ata?!"**

shenjë falënderimi ndaj Allahut, ka bërë kurban një deve.[24] Kjo, është diçka shumë domethënëse, sepse kjo tregon se ai nuk lexonte vetëm fjalët e Kuranit. Por përkundrazi, ai e lexonte duke kuptuar urtësinë e tij dhe detajet hyjnore që ndodhen në të dhe i vinte në jetë të gjitha ato që mësonte prej tyre. Vetëm në këtë mënyrë është i mundur përfitimi prej Kuranit në kuptimin e vërtetë të fjalës.

Poeti Xhelaleddin Rumiu thotë:

"Fjalët e Kuranit mund të shkruhen me një sasi boje. Ndërsa për të fshehtat e tij nuk mjaftojnë as detet dhe as oqeanet pa anë e pa fund!.."

Për rrjedhojë, hafiz i vërtetë i Kuranit është ai që ndien shije me këndimin e tij, që punon sipas rregullave të tij, që është i pajisur me moralin e tij e që është përplotësuar me urtësitë e tij.

Kur këta njerëz të tillë të ndërrojnë jetë, tokës do t'i jepet urdhri: "Mos e tret trupin e tij!"

Kështu, një nga miqtë e Zotit, Mahmud Sami Ramazanogllu, tregon si dëshmitar okular se, kur varri i një hafëzi që kishte këto cilësi është hapur pas tridhjetë vitesh, me qëllim të shpërnguljes së varrit për shkak të ndërtimit të një rruge, u vu re se trupi i tij nuk ishte tretur aspak. Madje edhe qefini i tij qëndronte i pastër dhe i pacenuar.

* * *

I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Më i dobishmi prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë edhe të tjerëve!"* (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 21.)

Kurani Fisnik, është një fjalë e lartë hyjnore dhe dhurata më e madhe e dërguar nga Allahu i Madhëruar për njerëzimin. Lidhur me këtë, Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Epërsia e Fjalës së Allahut ndaj fjalëve të krijesave, është si epërsia e Allahut ndaj robërve të Tij."* (Darimi, Fedailu'l-Kur'an, 6.)

Fjala madhështore e Allahut, duhet të lexohet me një zemër vigjilente. Ai që

24. shih. Kurtubi, Tefsir, I, 40.

lexon Kuranin Fisnik, përfiton prej tij aq sa zotëron pjekuri dhe ndjeshmëri shpirtërore. Kjo, sepse Kurani Fisnik, perden e enigmave hyjnore ua hap vetëm zemrave që kanë arritur pjekurinë e duhur për t'i kuptuar ato. Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Besimtari që lexon Kuran, është si fruti i qitros, i cili edhe aromën, edhe shijen e ka të këndshme. Besimtari që nuk lexon Kuran, është si hurma, e cila s'ka aromë, por shijen e ka të mirë. Hipokriti që lexon Kuran, është si bima e rejhanit, e cila ka aromë të mirë, por shije të hidhur. Hipokriti që nuk lexon Kuran, i ngjan bostanit të hidhur[25], i cili është pa aromë dhe me shije të hidhur."* (Buhari, Et'ime, 30; Fedailu'l-Kur'an, 17, 36; Muslim, Musafirin, 243.)

Ndërsa në një hadith tjetër, Profeti (a.s.), ka thënë:

*"Ata lexojnë Kuran, por ai nuk u kalon poshtë fytit!"* (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 36.) Me këtë, Profeti (a.s.), ka dashur të thotë se, Kurani që lexohet pa medituar mbi të, nuk ka asnjë begati. Lidhur me njerëzit që e lexojnë Kuranin me indiferencë, Allahu i Madhëruar, ka thënë:

أَفَلَا يَتَدَبَّرُونَ الْقُرْآنَ أَمْ عَلَىٰ قُلُوبٍ أَقْفَالُهَا

**"Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura?!"** (Muhammed, 24)

Robërit zemërgjerë që mendojnë thellë, përfitojnë shumë prej këtij paralajmërimi. Kur Profetit tonë (a.s.), iu shpall, ajeti **"...O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto! Lartësuar qofsh** (nga çdo e metë) **dhe na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit."**[26], ai qau deri në mëngjes me lotët e tij të bekuar e të bukur si perla, të cilët do t'i kishin zili edhe yjet në qiej.

Ata bin Ebi Rebah (Allahu e Mëshiroftë), transmeton se e ka pyetur nënën tonë Aishen (r.anha.):

- A më tregon për një nga gjendjet më të mahnitshme që ke vënë re tek i Dërguari i Allahut? Aishja (r.a.), është përgjigjur:

- E cila prej gjendjeve të tij nuk është e mahnitshme!? Dhe vazhdoi!..; Një natë, erdhi pranë meje dhe hyri në shtrat. Më vonë tha:

25. Profeti (a.s.), e ka quajtur "bostani apo shalqiri i Ebu Xhehlit".

26. Al-Imran, 191.

*"Nëse më lejon, dëshiroj të ngrihem e të adhuroj Zotin tim!"*

- Për Zotin, unë dëshiroj shumë të jemi bashkë, por më tepër më kënaq ajo që të kënaq edhe ty. – i thashë unë. Më pas u ngrit, mori abdest, qëndroi në namaz dhe filloi të qajë. Ai qau aq shumë, saqë lotët i rrodhën mbi kraharor. Më pas u përkul në ruku dhe qau përsëri. Edhe kur ra në sexhde qau. Po ashtu edhe kur ngriti kokën nga sexhdja. Kjo gjendje, vazhdoi derisa erdhi Bilali (r.a.), për të thirrur ezanin e sabahut. Kur Bilali (r.a.), e pa të Dërguarin e Allahut (a.s.), duke qarë, e pyeti:

- O i Dërguari i Allahut! Ç'të bëri të qash, ndërkohë që ty të janë falur të gjitha gjynahet e të shkuarës dhe të ardhmes!? Profeti (a.s.), u përgjigj:

*"A të mos bëhem një rob që e falënderon shumë Allahun? Për Allahun! Këtë natë, më zbritën ajete të tillë, që turp të ketë ai që i lexon dhe nuk mediton mbi to!"* – dhe lexoi këto ajete:

إِنَّ فِي خَلْقِ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ وَاخْتِلَافِ اللَّيْلِ وَالنَّهَارِ لَآيَاتٍ لِّأُولِي الْأَلْبَابِ
الَّذِينَ يَذْكُرُونَ اللَّهَ قِيَامًا وَقُعُودًا وَعَلَىٰ جُنُوبِهِمْ وَيَتَفَكَّرُونَ فِي خَلْقِ السَّمَاوَاتِ
وَالْأَرْضِ رَبَّنَا مَا خَلَقْتَ هَٰذَا بَاطِلًا سُبْحَانَكَ فَقِنَا عَذَابَ النَّارِ

**"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për njerëzit e mençur, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës** (duke thënë)**: «O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto! I lartësuar qofsh (nga çdo e metë) dhe na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit.»"** (Al-Imran, 190-191)[27]

Nisur nga kjo, lotët e besimtarëve të derdhura nga frika prej Allahut, janë stolitë e paçmueshme të netëve të përkohshme, yjet e errësirave të varreve dhe vesa me aromë trëndafili e bahçeve të xhenetit. Allahu na ruajtë të gjithëve prej syrit që nuk loton dhe zemrës që është e pandjeshme përballë urtësisë dhe bukurisë së Kuranit Fisnik!

O Zot! Mos na i ndaj zemrat prej dritës së Kuranit dhe prej dashurisë së të Dashurit Tënd! Amin!..

27. shih. Ibn-i Hibban, II, 386.

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme:

1. Përse Allahu u ka dërguar bijve të Izraelit shumë profetë? Analizojeni nga aspekti i marrëdhënies së tyre me fenë dhe profetët e tyre.
2. Përse bijtë e Izraelit nuk donin që Taluti të bëhej mbret i tyre?
3. Siç e dimë, Daudi (a.s.), e kishte ndarë kohën e vet në katër pjesë. Një për adhurim, një për çështjet e drejtësisë, një për të këshilluar dhe një për punët e veta. Nisur nga kjo, nëse edhe neve do ta ndanim kohën tonë për punë të caktuara, si do të vepronim?
4. Si e sprovoi Allahu i Madhëruar Daudin (a.s.)?
5. Si e mashtroi shejtani popullin e të shtunës?
6. Sipas një transmetimi, në mesin e popullit të së shtunës, përveç atyre që nuk iu bindën urdhrave hyjnorë, Allahu i Madhëruar i shkatërroi edhe ata që iu bindën urdhrave hyjnorë, por që nuk u bënin zë atyre që ishin të pabindur. Cili mund të jetë shkaku i kësaj?
7. Si e kuptojmë që Zeburi i sotëm, nuk është Zeburi origjinal që i është shpallur Daudit (a.s.)?
8. Pse leximi i Kuranit është sunet, ndërsa dëgjimi i tij është farz? Cila është urtësia e kësaj?
9. Cilat ishin disa nga cilësitë më të spikatura të profetit Daud (a.s.)?
10. Si duhet lexuar Kurani, me qëllim që të përfitohet maksimalisht prej tij?

**B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.**

1. Daudit (a.s.), iu zbrit ............. si shpallje hyjnore.
2. ................. është njeriu i parë që i është dhënë edhe mbretërim edhe profeci.
3. Edhe pse ishte mbret i fuqishëm, Daudi (a.s.), e siguronte jetën duke punuar ........................
4. Një nga adhurimet që i ka ngelur si kujtim umetit të Muhamedit (a.s.), nga profeti Daud (a.s.), është ...................

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> është e nevojshme që njeriu të bëjë për të përkujtuar Allahun e Madhëruar, të Cilin e përkujtojnë gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë?**

**a.** Arritja e ndjeshmërisë shpirtërore me anë të pastrimit të egos.

**b.** Leximi i fjalës së Allahut me zë të lartë.

**c.** Përmendja e Allahut në vete dhe në mënyrë të vazhdueshme.

**d.** Mbushja e zemrës me dritën e Kuranit.

**2. Cila nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga cilësitë e atyre që e kanë zemrën të mbushur me Kuran dhe që e lexojnë shpesh atë?**

**a.** Ta lexosh Kuranin duke menduar se askush tjetër nuk e lexon më bukur se ai.

**b.** Të jetosh gjithmonë me vetëdijen se je rob i Allahut.

**c.** Konsiderimi i mirësive që i janë dhënë, si kapital për të fituar jetën e botës tjetër.

**d.** Meditimi rreth ndodhive në gjithësi dhe vlerësimi i tyre nga dritarja e urtësisë për të marrë mësim.

3. **Në bazë të ajetit të mëposhtëm:** "Profeti i tyre u tha: «Allahu ka dërguar Talutin si mbretin tuaj.» Ata thanë: «Si mund të bëhet ai mbreti ynë, kur ne kemi më tepër merita se ai për të sunduar?! Përveç kësaj, ai nuk ka ndonjë pasuri të madhe.» Ai u përgjigj: «Allahu e ka zgjedhur atë për mbretin tuaj dhe e ka pajisur me dijeni të gjerë dhe me fuqi trupore. Allahu ia jep pushtetin e Vet kujt të dojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm.»" (Bekare, 247), **cilat nga cilësitë e mëposhtme nuk duhet të gjenden tek një prijës që drejton një shoqëri?**

**a.** Të rrjedhë prej një familje që njihet dhe pranohet nga të gjithë.
**b.** Të jetë një njeri i mirëedukuar, i ditur dhe me urtësi.
**c.** Të jetë i shëndetshëm në shpirt dhe në trup.
**d.** Të jetë trim, i guximshëm dhe me forcë shpirtërore.

4. **Cila nga shprehjet e mëposhtme nuk tregon punët që bënte Daudi (a.s.), gjatë jetës së përditshme?**

**a.** Adhurimi.
**b.** Mësimdhënia në shkollë.
**c.** Marrja e vendimeve gjyqësore.
**d.** Këshillimi i popullit.

5. **Cila nga pikat e mëposhtme nuk është një nga mësimet që mund të nxjerrim prej ndodhisë së vrasjes së Xhalutit nga ana e Daudit (a.s.)?**

**a.** Allahu i Madhëruar, nuk lejon që besimtarët të humbasin në luftë.
**b.** Nëse dëshiron, Allahu mund t'ia japë fitoren robit të tij ndaj armikut, sado i dobët të jetë ai.
**c.** Sado të fortë të duken armiqtë e Allahut, ata janë plotësisht të dobët përballë vullnetit të Tij.
**d.** Besimtari duhet të strehohet vetëm tek Allahu dhe vetëm prej Tij duhet të kërkojë ndihmë. Pasi të ketë bërë gjithçka që mundet, duhet të mbështet tek Allahu.

6. **Cila nga pikat e mëposhtme nuk tregon një nga mirësitë që Allahu i Madhëruar i ka dhënë Daudit (a.s.)?**

**a.** Kthimi i hekurit në flori.
**b.** Përmendja e Allahut së bashku me malet dhe zogjtë.
**c.** Mbretëria e fortë dhe aftësia e të folurit bukur dhe me urtësi.
**d.** Aftësia e punimit të parzmoreve për t'u mbrojtur nga goditjet e armikut.

7. **Cila nga përfundimet e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirren nga hadithi i Profetit (a.s.), ku thuhet:** "Askush nuk ka ngrënë risk më të mirë sesa prej asaj që ka fituar vetë. Edhe i Dërguari i Allahut, Daudi (a.s.), hante prej punës së duarve të veta." (Buhari, Buju, 15; Enbija, 37.)?

   **a.** Fitimi më i mirë prej hallallit, është ai që njeriu e ka fituar me punën e duarve të veta.

   **b.** Islami nuk pranon që të jetohet në kurriz të të tjerëve.

   **c.** Edhe pse mund të pasurohesh pa bërë asnjë punë, për njeriun është më mirë të hajë prej punës së vet.

   **d.** Fitimi që siguron njeriu kur punon me trupin e tij, është më i mirë se sa fitimi që siguron kur punon brenda në zyrë.

8. **Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga provat se Zeburi i sotëm nuk është origjinal?**

   **a.** Në Zeburin e sotëm pranohet besimi se Zoti ka cilësi njerëzore.

   **b.** Zeburi nuk është shkruar nga askush në kohën që ka zbritur.

   **c.** Zeburi përbëhet vetëm prej fjalëve të urta në formë poezish.

   **d.** Zeburi është shkruar vetëm pesëqind vjet pas vdekjes së Daudit (a.s.).

9. **Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirren si mësim prej hadithit:** "Ata lexojnë Kuran, por ai nuk u kalon poshtë fytit!" (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 36.)?

   **a.** Ai që lexon Kuran, e ka farz të paktën ta dëgjojë edhe vetë atë që lexon.

   **b.** Kur lexon Kuran, duhet medituar hollë-hollë mbi kuptimin e tij.

   **c.** Pasi lexojmë Kuranin, e kemi për detyrë t'i zbatojmë ato që kemi mësuar.

   **d.** Nuk mjafton vetëm të lexojmë Kuran, por është e nevojshme që edhe të ndikohemi prej tij.

10. **As'habi Sebt (shokët e të shtunës), u ndanë në tre grupe. Cili prej grupeve të mëposhtme <u>nuk</u> është një prej tyre?**

    **a.** Ata që nuk iu bindën urdhrave të Allahut dhe vazhduan të gjuajnë peshk.

    **b.** Ata që nuk gjuajtën peshk, por nuk i këshilluan as ata që gjuajtën peshk.

    **c.** Ata që nuk gjuajtën peshk, por i këshilluan ata që e thyen urdhrin e Allahut dhe gjuajtën.

    **d.** Ata që e braktisën Medjenin për shkak se u shkelën urdhrat e Allahut.

**11.** Gjithësia dhe çdo atom që ndodhet në të, varet nga një ligj madhështor ekuilibrash. Edhe në shpirtin dhe trupin e njeriut ka ekuilibra hyjnorë. Njeriu që dëshiron t'i ruajë këto ekuilibra, është i detyruar të marrë frymëzim dhe begati prej Kuranit Fisnik, në të cilin janë mbledhur të gjitha elementet e duhur në përputhje me cilësitë natyrore të njeriut. **Nisur nga kjo, cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirren si përfundim prej paragrafit të mësipërm?**

**a.** Kurani e udhëzon njeriun në lidhje me mënyrën e jetesës në këtë botë.

**b.** Vetëm myslimanët e kanë për detyrë të adhurojnë Allahun dhe të ndjekin udhëzimet e Kuranit. Njerëzit e tjerë nuk janë përgjegjës për parimet dhe mësimet e Kuranit.

**c.** Njeriu që nuk e organizon jetën sipas parimeve të Kuranit, nuk mund të gjejë qetësi.

**d.** Një shkencëtar, e di më mirë nga të gjithë se si përdoret një mjet që ai ka shpikur. Po kështu, edhe Allahu i Madhëruar, i Cili e ka krijuar njeriun, e di më mirë se kushdo tjetër se si duhet të jetojë krijesa e tij.

12. "Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten." (Enfal, 2) **Duke u nisur nga përmbajtja e këtij ajeti në lidhje me cilësitë e një besimtari, cila nga fjalitë e mëposhtme është <u>e gabuar</u>?**

**a.** Zemra e një besimtari, duhet të dridhet me ndjenja kur dëgjon të lexohet Kuran.

**b.** Besimtari që mediton kur lexohet Kurani, duhet t'i perceptojë cilësitë e Allahut dhe duhet t'i shtohet besimi.

**c.** Për të kuptuar se një njeri është besimtar apo jo, duhet parë nëse zemra e tij dridhërohet kur lexohet Kurani dhe a mbështetet apo jo tek Allahu i Madhëruar.

**d.** Njeriu i cili lexon Kuranin, e dëgjon atë dhe mediton mbi të, duke u brumosur me kulturën e Kuranit, e njeh siç duhet Zotin e tij dhe në çdo çështje mbështet tek Ai.

# SULEJMANI

**-alejhi selam-**

**I cili pasurinë dhe sundimi madhështor në këtë botë, i barti jashtë zemrës së tij.**

Sulejmani (a.s.), ka lindur në rajonin e Gazas, e cila sot ndodhet në tokat e Palestinës. Ai ishte 12-13 vjeç kur i vdiq i ati, Daudi (a.s.).

Që në fëmijëri, Sulejmani (a.s.), kishte një zgjuarsi të theksuar dhe një aftësi kuptuese të lartë. Lidhur me zgjuarsinë e Sulejmanit (a.s.), transmetohet një hadith i tillë:

*"...Njëherë, ishin dy gra që kishin pranë nga një djalë. Gjatë rrugës, i sulmoi një ujk, i cili rrëmbeu djalin e gruas më të madhe. Pas kësaj, gruaja më e madhe, i tha shoqes së saj më të re në moshë:*

*- Ujku rrëmbeu djalin tënd!*

*Kurse gruaje e re kundërshtoi:*

*- Jo, s'është e vërtetë; ujku rrëmbeu djalin tënd!*

*Gratë filluan të debatonin dhe më në fund, iu drejtuan Daudit (a.s.), që t'ua zgjidhte çështjen. Daudi (a.s.), vendosi që djali t'i përkiste gruas*


The Mediterranea
Damask
Haifa
Tiberias
Nazaret
Palestina
Lumi Jordan
Busra
Jaffa
Jericho
Amman
Jerusalem
Ashdood
Betlehem
Askalan
Lugina e milingonave
Deti i vdekur
Sodom
Jerusalem
Gadishulli arabik
Saba
Jemen
Ma'rib

*së madhe. Mirëpo, gruaja e re, nuk e pranoi gjykimin që dha Daudi (a.s.) dhe për këtë arsye iu drejtua Sulejmanit (a.s.). Kur shkuan tek ai, i treguan vendimin e Daudit (a.s.). Pas kësaj Sulejmani (a.s.), tha:*

*- Më sillni një thikë! Do ta ndaj fëmijën më dysh dhe do t'ua jap grave!*

*Atëherë, gruaja më e re u hodh në çast:*

*- Aman, mos e bëj! Allahu të mëshiroftë! Fëmija është i kësaj gruaje!*

*Pas këtyre fjalëve, Sulejmani (a.s.), vendosi që fëmija t'i përkiste gruas më të re!* (Buhari, Enbija, 40. vëll IV, f. 136.)

Kjo, sepse dhembshuria e nënës mund të pranojë humbjen e fëmijës, por jo vdekjen e tij!

* * *

Një rrëfim tjetër lidhur me zgjuarsinë e Sulejmanit (a.s.) është edhe ky:

Një natë, një tufë delesh kishin hyrë në një arë të mbjellë dhe e kishin shkatërruar plotësisht. Të zotët e arës shkuan dhe u ankuan tek Daudi (a.s.). Ara e shkatërruar, në aspektin e vlerës ekonomike, ishte e barabartë me vlerën e tufës së deleve. Për këtë arsye, Daudi (a.s.), vendosi që tufa t'u jepej pronarëve të arës. Atë kohë, Sulejmani, që i ndodhej pranë, megjithëse i vogël në moshë, ndërhyri dhe tha:

- Baba, ka edhe një mënyrë tjetër! Le t'ua japim delet pronarëve të arës në formë huaje, me qëllim që të kenë mundësinë të përfitojnë prej qumështit dhe leshit të tyre derisa ta rregullojnë arën e ajo të vijë në gjendjen ku ishte. Kur punët të vihen në vijë, tufa t'i rikthehet të zotit!"

Daudi (a.s.), e pëlqeu shumë zgjidhjen e të birit dhe ashtu vendosi. Kjo ngjarje, në Kuranin Fisnik tregohet kështu:

"(Kujtoje) **edhe Daudin dhe Sulejmanin, kur gjykuan mbi të lashtat në të cilat kishin kullotur natën bagëtitë e disa njerëzve. Ne ishim dëshmitarë të gjykimit të tyre. Ne e bëmë Sulejmanin ta kuptonte drejtë çështjen dhe, që të dyve u dhamë mençuri e dituri!..**" (Enbija, 78-79)

Daudi (a.s.), për shkak të zgjuarsisë së jashtëzakonshme dhe lidhjes së

tij me zemër pas Zotit, e zgjodhi Sulejmanin (a.s.), pasuesin e vet mes nëntëmbëdhjetë djemve të tij. Mirëpo, bijtë e Izraelit e kundërshtuan këtë zgjedhje të Daudit (a.s.):

- Sulejmani është ende fëmijë. Mes nesh ka më të aftë dhe më të mëdhenj se ai!- thanë ata.

Pas këtij kundërshtimi, Daudi (a.s.), në bazë të urdhrit hyjnor që i erdhi, bëri një provim para të gjithë dijetarëve, ku e pyeti djalin e tij Sulejmanin:

- Ç'është ajo, drejtësia e të cilës bëhet shkak për drejtësinë e organeve të tjera, ndërsa devijimi i saj bëhet shkak për devijimin e organeve të tjera?

- Zemra! – u përgjigj Sulejmani.

Dijetarët e pëlqyen shumë këtë përgjigje.

Më pas, Daudi (a.s.), mblodhi bastunët e të gjithë atyre që donin të bëheshin sundimtarë pas tij, shkroi emrat e tyre sipër dhe i mbylli bastunët në një dhomë. Pasi kaloi njëfarë kohe, u vu re se vetëm bastuni i Sulejmanit kishte gjelbëruar dhe lëshuar gjethe. Daudi (a.s.), e falënderoi Zotin për këtë mirësi, kurse bijtë e Izraelit e pranuan Sulejmanin për sundimtar pas Daudit (a.s.).

Pasi e zgjidhi çështjen e pasuesit të tij në sajë të mirësisë së Allahut, Daudi (a.s.), i dha këto porosi të birit:

* O bir! Mos bëj shaka, se dobia e saj është e paktë dhe më pas sjell pendim!

* Mos u nevrikos, sepse kjo e ul nivelin e njeriut! Por, nëse nevrikosesh, largohu prej aty ku je!

* Mos u miqëso me njerëz të ulët dhe të poshtër!

* Mos prit gjë prej njerëzve! T'ua ngulësh sytë mirësive që Allahu u ka dhënë të tjerëve e ty jo, është varfëri për ty!

* Mësoje veten dhe gjuhën tënde me të drejtën!

* Puno që e sotmja të jetë më e mirë se e djeshmja!

* Kapu pas devotshmërisë, sepse ajo e lartëson njeriun!

* Mos e prit shpresën prej mëshirës së Allahut, sepse mëshira e Tij përfshin çdo gjë!

Pas vdekjes së Daudit (a.s.), Sulejmani u bë sundimtar.

**"Ne i falëm Daudit Sulejmanin, një rob të mrekullueshëm. Ai i drejtohej gjithnjë me pendesë Zotit!"** (Sad, 30)

Sulejmanit (a.s.), iu dhanë shumë mirësi dhe mundësi administrimi.

**"Ne i dhamë Daudit dhe Sulejmanit dituri dhe ata thanë: «Qoftë lavdëruar Allahu që na ka ngritur mbi shumicën e robërve të Tij besimtarë!»"** (Neml, 15)

Sulejmani (a.s.), kuptonte gjuhën e zogjve dhe mënyrën e tyre të përmendjes së Allahut.

**"Sulejmani e trashëgoi Daudin dhe tha: «O populli im! Neve na është mësuar gjuha e shpendëve dhe na është dhënë gjithçka. Kjo është vërtet dhunti e madhe»"** (Neml, 16)

Atij iu dha administrimi i njerëzve, i xhinëve, i kafshëve dhe i erës. Të gjithë i bindeshin urdhrit të tij.

**"Sulejmanit i dhamë erën e fortë, që të fryjë sipas urdhrit të tij, drejt tokës, të cilën Ne e kemi bekuar; Ne jemi të Dijshëm për çdo gjë."** (Enbija, 81)

**"Sulejmanit Ne ia nënshtruam erën, me të cilën udhëtimin e një muaji ai e bënte brenda një paraditeje ose një pasditeje. Ne i dhamë atij një burim të rrjedhshëm bakri të shkrirë dhe xhinde që i bëmë të punonin para syve të tij, me urdhrin e Zotit të tij. Këdo prej tyre që largohet nga urdhri Ynë, do ta bëjmë që të shijojë dënimin e Zjarrit.**

**Ata punonin për atë çfarë të dëshironte: faltore dhe statuja, enë të gjera si puse dhe kazanë të mëdhenj të palëvizshëm. "O familje e Daudit! Bëni falënderim** (për Allahun)**!" Megjithatë, pak nga robërit e Mi, janë falënderues."** (Sebe', 12-13)

Fjala "statuja" që kalon në ajetin e mësipërm, nënkupton buste ose portrete të bërë prej materialesh të ndryshme, si bakri, argjila, qelqi etj. Nisur nga kjo, një pjesë e dijetarëve janë të mendimit se në kohën e Sulejmanit (a.s.), punimi i statujave apo portreteve të krijesave të gjalla dhe jo të gjalla, ka qenë i lejueshëm. Ndërsa një pjesë tjetër e dijetarëve, mendojnë se edhe në kohën e Sulejmanit (a.s.), punimi i statujave të gjërave të gjalla ka qenë i ndaluar, sepse ai ka gjy-

kuar me ligjet e Musait (a.s.). Për rrjedhojë, fjala "statuja", që në arabisht është "temasil", nënkupton vetëm statuja apo portretet e gjërave jo të gjalla.

Megjithatë, edhe sikur të pranojmë se në legjislacionin e Sulejmanit (a.s.), ka qenë i lejuar portretizimi i gjërave të gjalla, në Islam, kjo gjë është ndaluar. Sipas Ebu Hudhejfes, Profeti (a.s.), i ka mallkuar ata që bëjnë portrete të gjërave të gjalla.

### Dashuria e Sulejmanit (a.s.), për kuajt

**"Kur një pasdite iu paraqitën kuajt** (e mirë) **këmbëshpejtë, ai tha: «Unë shfaqa dashuri për pasurinë, që të më kujtojë Zotin tim. Kur kuajt humbën pas perdes** (humbën nga sytë)**, ai tha: «M'i ktheni ata** (kuajt)**» - pastaj nisi t'i fërkojë nga këmbët dhe qafat e tyre."** (Sad, 31-33)

Sipas disa interpretimeve, njëherë Sulejmani (a.s.), kishte shkuar të shohë kuajt e tij. Për shkak se u mahnit pas bukurisë së kuajve dhe akrobacive të tyre, ai harroi të falë namazin e ikindisë. Kur kuajt u fshehën pas perdes, pra mbaruan shfaqjen dhe humbën nga sytë, koha e namazit kishte kaluar. Prandaj, ai tha: "M'i ktheni ata mua!". Më pas, filloi t'i fërkonte qafët e këmbët.

Nga ajeti kuptohet se, me bukurinë e tyre në qëndrim dhe ecje, kuajt shpalosën bukuritë që u kishte falur Allahu. Për rrjedhojë, Sulejmani (a.s.), u habit pas tyre.

Gjatë gjithë historisë, kali ka qenë shenjë trimërie, guximi, fitoreje dhe fisnikërie. Kali është ndër krijesat e veçanta mbi të cilin Allahu është betuar në Kuran:

**"Betohem për ata** (kuaj) **që vrapojnë duke dihatur, që nxjerrin xixa nga thundrat dhe trokojnë për sulm në mëngjes, duke çuar re pluhuri, ndërsa çajnë armikun në dysh."** (Adijat, 1-5)

Po ashtu, edhe Profeti (a.s.), e ka theksuar rëndësinë e rritjes dhe trajnimin e kuajve, duke thënë:

*"Kush e rrit një kalë për të luftuar në rrugë të Allahut, duke i besuar me të vërtetë Allahut dhe duke i besuar me zemër premtimit të Tij, në Ditën e Kiametit, ato që kali ka ngrënë, ka pirë dhe ka nxjerrë jashtë, do të jenë ndër shpërblimet e atij njeriu."* (Buhari, Xhihad, 45; Nesai, Hajl, 11.)

Për nga aspekti shpirtëror, kuajt janë kafshët më të ngjashme me njeriun. Kalorësi që do të futet në luftë, e zgjedh kalin në përputhje me botën e vet shpirtërore. Kjo, sepse përballë armikut, kuajt përjetojnë të njëjtin emocion me kalorësin që mbartin.

### Sprovimi i Sulejmani (a.s.)

**"Ne e vumë në provë Sulejmanin dhe vendosëm në fronin e tij një trup, por ai iu drejtua Zotit."** (Sad, 34)

Lidhur me interpretimin e këtij ajeti, ekzistojnë mendime dhe histori të shumta. Një nga komentuesit e njohur të Kuranit, Meududi, në tefsirin e tij "Tefhimu'l-Kur'an", lidhur me këtë ajet, shprehet se kjo është një nga pjesët më pak të qarta në Kuran, sepse nuk ekziston asnjë hadith i qartë lidhur me këtë ngjarje dhe asnjë shpjegim tjetër. Për rrjedhojë, të gjitha versionet që tregohen lidhur me këtë ngjarje, janë të pabaza ose burojnë nga tregimet e hebrenjve.

Megjithatë, ajo që kuptohet qartë në këtë ajet, është se Sulejmani (a.s.), është sprovuar në lidhje me një çështje dhe mbi fronin e tij është lënë një trup apo kufomë, për të cilin nuk ka të dhëna se çfarë dhe si ka qenë. Pas kësaj sprove, Sulejmani është kthyer me pendim nga Allahu dhe ka kërkuar falje:

**"O Zoti im, më fal dhe më dhuro një pushtet që të mos e ketë askush pas meje! Me të vërtetë, Ti je Dhurues i madh!"** (Sad, 35)

Fakti që Sulejmani kërkoi që t'i jepeshin fuqi që s'kishte për t'i arritur askush, nuk ishte për mendjemadhësi dhe krenari, por për t'i shkatërruar sundimtarët tiranë dhe mizorë të kohës. Sepse sundimtarët e kohës ushtronin një pushtet të bazuar në krenarinë, mendjemadhësinë dhe padrejtësinë. Pra, qëllimi i vërtetë i Sulejmanit (a.s.), ka qenë arritja e pushtetit jo në këtë botë, por në botën tjetër. Në Kuran urdhërohet:

**"Atij që dëshiron shpërblim në jetën tjetër, Ne do t'ia shtojmë atë. Ndërsa atij që dëshiron shpërblim në këtë jetë, Ne do t'i japim pjesë prej saj, por ai nuk do të ketë pjesë në jetën tjetër."** (Shura, 20)

Allahu i Madhëruar e pranoi lutjen e Sulejmanit (a.s.):

**"Pastaj, Ne ia nënshtruam atij erën që të frynte me urdhrin e tij, andej nga të donte ai.** (Gjithashtu ia nënshtruam) **edhe djajtë, ndërmjet të cilëve kishte ndërtues dhe zhytës në ujë, si dhe të tjerë të lidhur në pranga."** (Sad, 36-38)

Siç kuptohet nga këto ajete, Allahu i dha Sulejmanit (a.s.), xhinë për të ngritur ndërtesa dhe për zhytje. Një pjesë e këtyre xhinëve, me urdhër të Sulejmanit (a.s.), bënin punë të mëdha të cilat njerëzit nuk mund t'i bënin, si ndërtesa të larta, faltore, saraje, basene, kazanë të mëdhenj të palëvizshëm, etj. Kurse një pjesë tjetër e tyre, nxirrnin nga deti perla dhe gjëra të tjera të bukura që mund të gjenden vetëm në det.

Allahu i Madhëruar, i pati dhënë Sulejmanit (a.s.), jo vetëm fuqi dhe madhështi të madhe, por edhe një administrim të gjerë:

"(Ne i thamë)**: «Kjo është dhurata Jonë për ty, prandaj jep lirisht ose mos jep gjë prej saj, sepse nuk do të kesh kurrfarë llogarie për këtë! Me të vërtetë, ai te Ne do të ketë vend të afërt dhe strehim të mirë** (në jetën tjetër)**.»**" (Sad, 39-40)

### Ndërtimi i Mesxhidit Aksa

Me urdhrin e Allahut, Daudi (a.s.), filloi ndërtimin i Bejt-i Makdisit (shtëpisë së shenjtë), por jeta nuk i mjaftoi ta përfundonte. Pas tij, Sulejmani (a.s.), mblodhi xhinët dhe së bashku me ta vazhdoi ndërtimin e Bejt-i Makdisit. Ndërsa përreth saj, ndërtoi edhe një qytet me dymbëdhjetë lagje.

Ky tempull, që në fillim quhej Bejt-i Makdis, më pas u quajt Mesxhidi Aksa, e cila është edhe njëra prej tre mesxhideve të mëdha, të cilat në historinë dhe kulturën Islame pranohen si vendet më të shenjta. I pari i këtyre vendeve, është Mesxhidi Haram (Qabeja), i dyti është Mesxhidi Nebevi (Xhamia e Profetit (a.s.), në Medine) dhe i treti, është Mesxhidi Aksa.

Në Bejt-i Makdis, ndodhej edhe arka e shenjtë, ku ruheshin amanetet e shenjta që prej kohës së Musait (a.s.) dhe pllakat e Teuratit. Mirëpo, në kohën kur në Kuds (Jeruzalem) hyri sunduesi i Babilonisë, Buhtunnasri, qyteti u shkatërrua dhe u dogj. Ndërsa thesaret e Bejt-i Makdisit, u morën dhe u çuan në Babiloni. Pas kësaj, Bejt-i Makdisi qëndroi si gërmadhë për shumë e shumë vite, derisa e riparuan bizantinët në vitin 123. p.e.r. Më pas, është meremetuar edhe nga Kejhusrevi. Ndërsa Uelidi, kalifi i gjashtë Emevit, e rindërtoi Mesxhidi Aksën, duke e sjellë në gjendjen që është sot.

Për shkak të rëndësisë që kishte, deri në muajin e gjashtëmbëdhjetë të hixhretit, myslimanët faleshin duke u orientuar kah Mesxhdi Aksa. Gjithashtu,



Mesxhidi Aksa është pika e fundit e ngjarjes së “Isra”së dhe pika e fillimit të ngjarjes së “Miraxhit” Profetik.

Sipas një transmetimi të Ebu Said el-Hudri (r.a.), Profeti (a.s.), ka thënë:

*“Vizitat bëhen në tre mesxhidë: Mesxhid-i Haram, Mesxhid-i Rasulilah dhe Mesxhid-i Aksa”.* (Buhari, Fedailu’s-Salat, 6; Muslim, Haxhxh, 288/827.)

Ndërsa në një hadith tjetër, Profeti (a.s.), ka thënë:

*“Në kohën kur Sulejmani (a.s.), ndërtoi Bejt-i Makdisin, kërkoi prej Allahut t’i jepte tre privilegje:*

*1. Gjykim në përputhje me ligjet hyjnore, gjë e cila iu dha.*

*2. Sundim që nuk do t’i jepet askujt pas tij. Edhe kjo iu dha.*

*3. Ata që do të vinin vetëm për të falur namaz në këtë Mesxhid, të dilnin prej tij me gjynahe të falura si të kishin lindur prej nënës. Edhe kjo dua iu pranua.”* (Nesai, Mesaxhid, 6; Ibn-i Maxhe, Ikametu’s-Salat, 196/1408.)

## Sulejmani (a.s.) dhe milingonat

**"Para Sulejmanit u tubua ushtria e tij e përbërë prej xhinëve, njerëzve dhe shpendëve, të gjithë të radhitur në çeta të gatshme. Kur arritën në Luginën e Milingonave, një milingonë tha: «O milingona, hyni në banesat tuaja, që të mos ju shkelë Sulejmani dhe ushtria e tij, duke mos ju parë»!"** (Neml, 17-18)

Milingona tha: "Pushteti i Sulejmanit është shumë i madh!.. Do të shtypeni! Prandaj hyni nëpër fole!.."

Sulejmani (a.s.), i dëgjoi këto fjalë dhe tha:

"Jo, pushteti im është i përkohshëm! Edhe jeta ime e kësaj bote është e kufizuar. Ndërsa lumturia hyjnore që i sjell dikujt Kelime-i Teuhid[28], është e pafund!"

**"Ai vuri buzën në gaz, duke qeshur me fjalët e saj dhe tha: «O Zoti im, më frymëzo që të jem mirënjohës për mirësitë që Ti më ke dhënë mua dhe prindërve të mi, dhe që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur. Më prano, me mëshirën Tënde, në mesin e robërve të Tu të devotshëm!»"** (Neml, 19)

## Sulejmani (a.s.), zogu Hud'hud dhe mbretëresha Belkis

Pas përfundimit të Bejt-i Makdisit, Sulejmani (a.s.), bashkë me ushtrinë e tij të përbërë prej erës, xhinëve, njerëzve, zogjve dhe kafshëve të tjera të egra, po marshonte drejt Mekës. Prej atje kaloi në qytetin Sana, ku deshi të falej në një luginë të bukur që pa. Ndërkohë, një zog i quajtur Hud'hud (mendohet se i ngjan pupëzës) u largua me dëshirën që të vizitonte vendet përreth. Ai u përzie me zogj të tjerë të llojit të vet dhe u mahnit me vendet e bukura që shëtiti. Zogjtë e tjerë e shëtitën atë në kopshtet e sarajeve të mbretëreshës Belkis.

Pas një farë kohe, Sulejmani (a.s.), kërkoi pupëzën, me qëllim që ta dërgonte për të gjetur ujë, sepse detyra e atij zogu ishte t'i tregonte Sulejmanit (a.s.), vendndodhjen e ujit. Mirëpo, kur nuk e gjeti zogun, Sulejmani (a.s.), tha:

28. Formula e Teuhidit: Pranimi me zemër dhe shqiptimi me gojë se, Allahu është një dhe i vetmi Zot. Origjinali i kësaj formule në arabisht është: "La ilahe il-lallah"

**"Pse nuk e shoh pupëzën këtu, a nuk është e pranishme ajo?"** (Neml, 20)

Sulejmani (a.s.), i cili në fillim foli butë duke thënë: **"Pse nuk e shoh pupëzën këtu?.."**, kur mësoi se ishte larguar pa lejen e tij, për shkak të rëndësisë që i jepte disiplinës ushtarake, tha:

**"Nëse nuk do të më sjellë arsyetim bindës, do ta dënoj me dënim të rëndë ose do ta ther!"** (Neml, 21)

Mirëpo!.. **"Nuk vonoi shumë e ajo erdhi dhe tha: «Kam marrë vesh diçka që ti nuk e ke ditur dhe të kam sjellë lajme të vërteta prej** (qytetit të) **Sebës.»"** (Neml, 22)

Sebe' është emri i një fisi në Jemen. Qyteti Sebe' ishte kryeqendra e vendit ku sundonte Belkisa. Lidhur me këtë, në Kuran urdhërohet:

**"Vendbanimi i Sebës ishte një shenjë e qartë për banorët e tij: dy kopshte në të djathtë dhe në të majtë të lumit.** (Ne u thamë atyre)**: «Hani nga ato që ju ka dhënë Zoti juaj dhe falënderojeni Atë. I mrekullueshëm është vendi juaj dhe Falës i madh është Zoti juaj!»"** (Sebe, 15)

Pupëza vazhdoi t'i tregonte Sulejmanit (a.s.), ato që kishte parë:

**"Kam parë një grua që sundonte popullin** (e atij qyteti)**. Ajo zotëronte çdo gjë dhe kishte një fron madhështor. Kam parë se ajo dhe populli i saj adhuronin Diellin e jo Allahun. Shejtani ua paraqiste të bukura sjelljet e tyre, duke i larguar nga rruga e drejtë, prandaj nuk ishin të udhëzuar. Ata nuk i përuleshin në sexhde Allahut, i Cili nxjerr gjithçka që është e fshehur në qiej dhe në Tokë dhe di çfarë fshihni ju dhe çfarë tregoni haptazi. Allahu është Një, s'ka zot të vërtetë përveç Atij, Zotit të Arshit të madh!" Sulejmani tha: «Do të shohim se a thua të vërtetën apo je gënjeshtare.»"** (Neml, 23-27)

Sulejmani (a.s.), shkroi një letër që fillonte me Bismilah (emrin e Allahut) dhe pasi e vulosi me vulën e tij të famshme, ia dha Pupëzës:

**"Shko me këtë letrën time e çojua atyre. Pastaj largohu pak nga ata dhe shiko cila do të jetë përgjigjja e tyre!"** (Neml, 28)

Pupëza e mori letrën dhe e la mbi fronin e Belkisës. Më pas u tërhoq mënjanë të shihte se ç'do të ndodhte. Kur Belkisa u zgjua nga gjumi në mëngjes,

pa letrën mbi fron dhe u bë kureshtare të dinte se kush e kishte sjellë, sepse dyert kishin qenë të mbyllura. I pyeti rojet:

“Kush e ka sjellë këtë letër?”

Ata iu përgjigjën:

“Ne kemi qenë roje tek dera. Askush s’ka hyrë brenda!”

Pas kësaj, Belkisa e habitur, e hapi letrën, të cilën e lexoi dhe u çudit jashtë mase. Më pas, mblodhi parinë e popullit dhe u tha:

**“Mbretëresha** (e Sebës) **tha: «O paria ime! Mua më ka ardhur një letër fisnike. Ajo është nga Sulejmani dhe shkruan: Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!»”** (Neml, 29-30)

Disa komentues, thonë se, respekti që tregoi ajo me fjalët e saj ndaj kësaj letre, tregon se ajo mund të jetë udhëzuar në rrugën e vërtetë.

Po kështu, edhe magjistarët patën treguar respekt ndaj Musait (a.s.), kur i thanë; “O Musa! A do të hedhësh ti i pari apo të hedhim ne?”. Dhe, si përfundim ata u nderuan me besim.

Kurse rasti i sundimtarit pers Kisras, është krejt i kundërt. Kur ai e mori letrën e ftesës së Profetit (a.s.), e grisi dhe e hodhi në tokë duke sharë e ofenduar. Për rrjedhojë, pasuria dhe sundimi iu shkatërruan, ndërsa jetën e mbylli i privuar nga besimi i vërtetë.

Belkisa vazhdoi të lexonte letrën:

**“**(Sulejmani thotë) **«Mos ngrini krye para meje, por ejani të përulur si besimtarë»!”** (Neml, 31)

Duke e filluar letrën e vet me Bismilah, Sulejmani (a.s.), i bënte të ditur Belkisës se adhurimi i bëhet vetëm Allahut. Më pas, duke u thënë; **“Mos ngrini krye para meje, por ejani të përulur si besimtarë!”**, i fton ata të llogaritin veten dhe të kuptojnë se lumturia e vërtetë gjendet vetëm në fenë e Allahut.

**“Ajo** (Belkisa) **tha: «O paria ime, më këshilloni se ç’duhet të bëj në këtë çështje! Unë nuk do të vendos asgjë pa ju!» Ata thanë:**

**«Ne jemi shumë të fortë dhe luftëtarë të guximshëm, por urdhri të takon ty, andaj mendo mirë se ç’do të urdhërosh!» Ajo tha:**

**«Në të vërtetë, kur mbretërit pushtojnë ndonjë vendbanim, e rrënojnë atë dhe e poshtërojnë parinë e tij. Kështu veprojnë ata. Tani do t'u dërgoj atyre një dhuratë dhe do të shoh me se do të kthehen të deleguarit.»"** (Neml, 32-35)

Belkisa, e cila tashmë e kishte marrë mesazhin e Sulejmanit (a.s.), si rezultat edhe i këshillimit me parinë e vendit, mori vendimin t'i dërgojë Sulejmanit (a.s.), dhurata të çmuara me anë të njerëzve të vet, duke menduar se me këtë veprim, do të ishin të sigurt prej presionit të Sulejmanit (a.s.). Mirëpo, Sulejmani (a.s.), e kuptoi se ata i besonin shumë dhuratave që kishin dërguar dhe, duke i konsideruar ato si një ryshfet, i vendosur në misionin e tij, i dërgoi mbrapsht dhuratat e Belkisës:

**"Kur erdhën** (të dërguarit)**, Sulejmani tha: «A mos doni të më ndihmoni me pasuri?! Ajo që më ka dhënë Allahu, është më e mirë nga ajo që ju ka dhënë juve. Por ju gëzoheni me dhuratën tuaj. Kthehuni tek ata! Ne do të sjellim ushtri, të cilën nuk do të mund ta përballojnë ata dhe, me siguri, do t'i dëbojmë ata prej Sebës të poshtëruar dhe të përulur!»"** (Neml, 36-37)

Kur të dërguarit u kthyen dhe i treguan mbretëreshës ç'u kish thënë Sulejmani, Belkisa tha:

"Ai duhet ta ketë kuptuar qëllimin tonë! Ai nuk është vetëm një sundimtar. Ne nuk mund të rezistojmë dot para tij!" Pastaj, dërgoi sërish një përfaqësues me këtë mesazh:

"Po vij tek ti së bashku me parinë e popullit tim. Dëshiroj ta shoh sundimin dhe fenë në të cilën po më fton!" Më pas, Belkisa siguroi fronin e saj shumë të çmuar dhe u nis për tek Sulejmani (a.s.), së bashku me një grup të madh njerëzish.

Ndërkohë, Sulejmani (a.s.), u kërkoi njerëzve të tij t'ia sillnin fronin e Belkisës nga Sebe' në Kuds. Sipas komentuesve, me këtë ai kishte qëllim të kërkonte realizimin e një mrekullie, e cila do të ishte një argument tjetër për Belkisën, në sajë të të cilit do tregonte se ai ishte profet. Përveç kësaj, ai do të bënte ndryshime në fronin e Belkisës dhe do ta pyeste atë nëse e njihte apo jo atë fron, me qëllim që të shihte nivelin e zgjuarsisë së saj. Gjithashtu, për shkak se froni është tregues i madhështisë së mbretërimit, ai deshi të mësonte fuqinë e mbretërimit të Belkisës, para se ajo të vinte tek ai.



**"Pastaj ai tha: «O parësi, kush prej jush do të më sjellë fronin e saj, para se ata të vijnë të dorëzuar?» Njëri nga xhindet - Ifriti, tha: «Unë do të ta sjell ty para se të ngrihesh prej vendit; unë për këtë jam i fuqishëm dhe i sigurt».**" (Neml, 38-39)

Sulejmani (a.s.), ngrihej në mëngjes, ulej në fron, ku merrej me punët shtetërore dhe ngrihej në kohën e drekës. Për rrjedhojë, xhini po i thoshte se mund t'ia sillte fronin brenda një kohe sa mes mëngjesit dhe drekës. Mirëpo:

**"Dikush që ishte i pajisur me dijen e Librit, tha: «Unë do të ta sjell ty sa çel e mbyll sytë.» Kur** (Sulejmani) **e pa të vendosur para tij, tha: «Kjo është nga dhuntitë e Zotit tim, për të më provuar a jam mirënjohës apo mohues. Kush falënderon, e bën për të mirën e vet e, kush mohon,** (ta dijë se) **Zoti im është i Vetëmjaftueshëm dhe Dhurues.»"** (Neml, 40)

Sipas një mendimi të dijetarëve, njeriu i ditur që ia solli Sulejmanit (a.s.), fronin e Belkisës sa hap e mbyll sytë, ishte veziri i tij Asaf bin Berhija.

**Keramet**[29]

Gjendjet e jashtëzakonshme shpirtërore apo ndodhitë metafizike që shfaqen tek të dashurit e Allahut, janë dy llojesh:

E para, ka të bëjë me informacione në lidhje me Vetë Allahun, cilësitë dhe veprat e Tij. Këto informacione, është e pamundur të arrihen plotësisht me anë të mendimit dhe meditimit. Allahu i Madhëruar, këtë lloj diturie, ia fal vetëm robërve të Tij të mirë që ka zgjedhur.

E dyta, ka të bëjë me botën fizike. Këto, janë fenomene të jashtëzakonshme që ndodhin me lejen e Allahut dhe shfaqen tek robërit e Tij të zgjedhur. Këto fenomene në formë mrekullish, janë të dukshme dhe, kur realizohen, ato tërheqin vëmendjen e njerëzve. Për rrjedhojë, edhe njerëzit i vlerësojnë shumë këta persona. Megjithatë, e rëndësishme, është ajo që përmendëm të parën, sepse tek ato gjenden urtësi dhe kuptime të thella që u drejtohen botës së mendjes dhe ndjenjave të njerëzve.

Kerametet, herë pas here janë vërejtur edhe ndër sahabët e Profetit (a.s.). Për shembull, në luftën kundër persëve që u zhvillua në vitin e njëzetetre hixhri, Omeri (r.a.), i cili ndodhej në minberin e xhamisë së Profetit në Medinë, i drejtohet komandantit të ushtrisë që po luftonte shumë kilometra larg dhe i thotë:

"O Sarije! Drejt malit, drejt malit!" – duke i treguar drejtimin e ushtrisë. (Ibn Haxher, el-Isabe, II, 3.)

Një shembull tjetër, është kjo ndodhi që tregon Enesi (r.a.):

Në një natë të errët, sahabët e Profetit, Usejd bin Hudajr dhe Abbad bin Beshir (r.anhuma), dolën nga shtëpia e Profetit (a.s.) dhe u drejtuan për në shtëpitë e tyre. Ndërkohë, përpara tyre u shfaq një dritë si pishtar, e cila u ndriçoi rrugën derisa u ndanë nga njëri-tjetri dhe arritën në shtëpitë e tyre. (shih. Buhari, Salat, 79; Menakibu'l-Ensar, 13.)

Po ashtu, edhe në jetën e të dashurve të Allahut që ndiqnin gjurmët e Profetit (a.s.) dhe sahabëve fisnikë, janë shfaqur keramete të ndryshme. Si shembull mund të përmendim këtë ndodhi:

---

29. Keramet: Gjendje të jashtëzakonshme shpirtërore apo fenomene në formë mrekullish, të cilat shfaqen tek robërit e dashur të Allahut.

Një ditë, Imami Ali Rizai (Allahu e mëshiroftë), ishte ulur pranë një muri, kur papritur një zog iu afrua dhe po cicëronte. Ali Rizai u thotë të pranishmëve:

- Ky zog po thotë se një gjarpër po i afrohet folesë së tij. Shpëtojini të vegjlit e mi!

Kur njerëzit shkuan në folenë e zogut, panë se me të vërtetë një gjarpër kishte sulmuar të vegjlit e zogut. Për rrjedhojë, ata e vranë gjarprin për të shpëtuar të vegjlit e zogut.

Në fakt, sjellja e fronit të Belkisës, nuk ndodhi me mrekullinë e Sulejmanit (a.s.), por me aftësinë dhe dijen që i ishte dhënë Asaf bin Berhijas. Ndërsa urtësia e kësaj, ishte që të kuptohet madhështia shpirtërore e Sulejmanit (a.s.), sepse aftësia e Asaf bin Berhijas që ishte veziri i Sulejmanit, tregon edhe madhështinë e mbretërimit të tij!

Para se të vinte mbretëresha Belkisë, Sulejmani (a.s.), tha:

**"Ndryshojeni edhe fronin e saj! Të shohim se a do ta vërë re këtë apo jo."** (Neml, 41)

**"Kur erdhi ajo, i thanë: «I tillë është froni yt?» Ajo u përgjigj:**

**«Duket sikur të ishte ai.» Sulejmani tha:**

**«Para saj na është dhënë dituria dhe para saj i jemi nënshtruar Allahut». Atë** (Belkisën) **e kishte penguar** (nga Islami) **ajo që adhuronte në vend të Allahut, sepse ajo ishte nga një popull mohues.**

**Asaj i thanë të hynte në pallat. Kur e pa atë, ajo kujtoi se ishte ujë i thellë dhe përvoli fustanin te këmbët. Sulejmani i tha:**

**«Ky pallat është i shtruar me xhama». Ajo tha:**

**«O Zoti im, me të vërtetë unë e paskam dëmtuar veten dhe tani, bashkë me Sulejmanin i dorëzohem Allahut - Zotit të botëve!»"** (Neml, 42-44)

Sipas një mendimi, para se të vinte Belkisa, Sulejmani (a.s.), kishte ndërtuar një pallat, oborri i të cilit ishte bërë prej xhami apo kristali të lëmuar dhe nën të kishte ujë e rriteshin peshq. Belkisa nuk e kuptoi se dyshemeja ishte transparente, prandaj përvoli fustanin se kujtoi se do të kalonte mbi ujë. Të gjitha

këto ngjarje ia tronditën asaj besimin në dijet e veta dhe e përgatitën zemrën e saj ndaj ligjeve të Zotit. Në këtë mënyrë, Belkisa e kuptoi se gjithçka që po i ndodhte, ishte prej Zotit. Për rrjedhojë, ajo pranoi ftesën e Sulejmanit (a.s.) dhe besoi Allahun e Madhëruar.

### Vdekja e Sulejmanit (a.s.).

Sulejmani (a.s.), ka vdekur i mbështetur në shkopin e tij. Për shkak se trupat e profetëve nuk prishen pas vdekjes, në fillim, askush përreth tij nuk e kuptoi se ai kishte vdekur. Mirëpo, pasi kaloi një kohë e gjatë dhe pasi një krimb e brejti shkopin mbi të cilin ai ishte mbështetur, Sulejmani (a.s.), u rrëzua në tokë. Për rrjedhojë, të gjithë e kuptuan se ai tashmë kishte kohë që kishte vdekur. Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"Kur Ne ia caktuam atij vdekjen, atyre nuk u dha shenjë askush për vdekjen e tij, pos krimbit të drurit. Dhe, kur u rrëzua (Sulejmani), u bë e qartë se, sikur ta dinin xhindet të fshehtën, nuk do të vijonin në dënimin poshtërues."** (Sebe', 14)

Nga ky ajet, kuptohet qartë se, pasi Sulejmani (a.s.), ka emigruar në botën tjetër, trupi i tij ka qëndruar drejt i mbështetur mbi shkop për një kohë të gjatë. Ndërsa shprehja **"dënimin poshtërues"**, është përdorur për shkak se xhinët bënin punë të rënda dhe të vështira. Për shkak se xhinët nuk e kanë kuptuar vdekjen e tij, ata kanë vazhduar të bëjnë të njëjtat punë të vështira. Nga kjo, kuptohet qartë se xhinët nuk e njohin të fshehtën.

Vdekja në këmbë e Sulejmanit (a.s.), i cili ka zotëruar një sundim dhe pasuri të paparë, është një ngjarje shumë mësimdhënëse dhe domethënëse. Në fakt, të gjitha fjalët e profetëve, jeta dhe historitë e tyre, janë mësimdhënëse për të gjithë popujt që kanë ardhur pas tyre.

### Pas Sulejmanit (a.s.).

Pas Sulejmanit (a.s.), bijtë e Izraelit, të cilët përbëheshin prej dymbëdhjetë fisesh, u ndanë në dy pjesë. Dhjetë fise prej tyre formuan shtetin e Izraelit, ndërsa dy fise, formuan shtetin Jehuda. Shteti Izraelit, i formuar prej dhjetë fisesh, u shkatërrua nga asurët më 721 p.e.r. Ndërsa shteti Jehuda, u shkatërrua nga sundimtari babilonas Buhtunnasr më 586 p.e.r., i cili dogji Kudsin, vrau shu-

micën e popullsisë dhe, ata që mbetën i degdisi në Babiloni. Buhtunnasri ishte një nga sundimtarët më mizorë që ka parë historia. Ai ndërtoi Babilonin dhe e bëri kryeqendër të vetën. Ndërsa në lindje dhe perëndim të mbretërisë së vet, nuk la askënd që mund t'i dilte kundër.

Ai shkoi aq larg në mendjemadhësi, sa e shpalli veten zot. Mirëpo, më në fund humbi mendjen dhe filloi t'i dukej vetja kâ. Për rrjedhojë, ai u end nëpër pyje për shtatë vjet. Ndërsa sundimin e mori në dorë gruaja e tij. Thuhet se një vit para vdekjes i erdhi sërish mendja dhe më pas vdiq.

Buhtunnasri e plaçkiti disa herë me radhë qytetin e Kudsit, duke e djegur dhe zhdukur nga faqja e dheut edhe Teuratin me Zeburin. Për rrjedhojë, me kalimin e kohës, shumë pjesë të Teuratit u harruan. Kur filloi shkrimi i Teuratit në bazë të atyre çka kishin mbetur në kujtesë, Teurati e kishte humbur plotësisht origjinalitetin e vet. Gjatë kësaj kohe dolën kopje të ndryshme të Teuratit që nuk përputheshin me njëra-tjetrën. Ezra (Uzejri), i cili ka jetuar përafërsisht në vitet 500 p.e.r, i ka mbledhur këto kopje të shkruara.

Kur sundimtari pers Nusheku (apo Koresh), i mundi babilonasit, i lejoi bijtë e Izraelit të riktheheshin në Kuds. Bijtë e Izraelit të cilët u vendosën në Kuds, në vitin 515 p.e.r., e riparuan edhe Mesxhdin Aksa. Në fillim jetuan nën sundimin e persëve, pastaj të maqedonasve. Ndërsa në vitin 63 e.r., kur romakët e pushtuan Kudsin, i larguan hebrenjtë prej aty dhe e shkatërruan përsëri Mesxhidin Aksa.

Shkaku që bijtë e Izraelit kanë pësuar kaq shumë fatkeqësi gjatë historisë, është pabindshmëria që kanë treguar ndaj Allahut dhe kalimi i kufijve në punë të këqija. Për shkak të kësaj pabindshmërie, ata ndërronin edhe fjalët e Zotit në Zebur dhe Teurat kur nuk i përshtatej qejfit dhe punëve të tyre, duke e prishur fenë e vërtetë që u kishte ardhur nga Zoti. Madje, ata i vranë pa mëshirë edhe profetët si Zekerijan (a.s.) dhe Jahjanë (a.s.), të cilët deshën t'i pengonin në punët e tyre të këqija.

### Rrëfimi mbi Harunin dhe Marutin

Magjia ishte një dukuri e përhapur mes hebrenjve. Për rrjedhojë, ata besonin se Sulejmani (a.s.), ishte magjistar i madh, se pushtetin e kishte fituar me magji dhe se kafshët dhe xhinët i sundonte me anë të magjisë. Kur Profetit (a.s.), iu zbrit Kurani, aty shprehej se Sulejmani (a.s.), ishte profet. Për këtë arsye, heb-

renjtë thanë: "Muhamedi pandeh se Sulejmani është profet. Por ai ka qenë një magjistar!" Pas këtyre pretendimeve të tyre, zbriti ajeti i mëposhtëm:

**"Ata shkuan pas shpifjeve që bënin shejtanët kundër mbretërisë së Sulejmanit. E Sulejmani nuk ishte mohues, por djajtë ishin mohues. Ata u mësonin njerëzve magjinë dhe dijeninë që u ishte dërguar dy melekëve në Babiloni - Harutit e Marutit. Këta melekë nuk i mësonin ndokujt magji, pa i thënë: «Ne jemi dërguar për t'ju vënë në provë, andaj ti mos u bëj mohues** (duke mësuar apo ushtruar magjinë)**!" Dhe njerëzit mësuan nga këta të dy se si t'i ndajnë bashkëshortët. Por magjistarët nuk mund t'i bëjnë dëm askujt pa lejen e Allahut. E megjithatë, njerëzit mësojnë ato gjëra që i dëmtojnë e nuk u bëjnë dobi. Në të vërtetë, ata e dinin se ai që e përvetësonte këtë mjeshtëri, nuk do të kishte kurrfarë të mire në jetën tjetër. Eh, sa e keqe është ajo për të cilën shitën shpirtrat e veta! Ah, sikur ta dinin ata!"** (Bekare, 102)

Komentuesi i Kuranit, Fahredini Razi, shkakun e zbritjes në tokë të melekëve Harut dhe Marut, e shpjegon kështu:

Pa dyshim se, në atë kohë, magjistarët ishin shtuar mjaft. Ata shpikën gjëra të reja në fushën e magjisë. Gjëra, të cilat nuk njiheshin më parë, dhe pretenduan se ishin profetë, duke i sfiduar të gjithë njerëzit. Prandaj, me qëllim që njerëzit t'i njihnin këta profetë të rremë e t'u kundërviheshin atyre, Allahu dërgoi në tokë këta dy melekë për t'ua mësuar njerëzve magjinë. Pa dyshim se, Allahu di thelbin e çdo çështjeje.

## Ngjashmëritë e Profetit Muhamed (a.s.), me Profetin Sulejman (a.s.).

1. Era ishte vënë nën urdhrat e Sulejmanit (a.s.). Ashtu si melekët që ishin urdhëruar t'i shërbenin Muhammedit (a.s.), ashtu edhe era zbatonte urdhrat e Sulejmanit (a.s.).

2. Siç e dimë, Profeti (a.s.), u ngrit në qiell natën e Miraxhit. Ndërsa Sulejmani (a.s.), kur dëshironte, në sajë të mirësisë së Allahut, e bënte për një ditë udhën që normalisht mund të zgjaste dy muaj.

3. Ashtu si retë që i bënin hije Profetit (a.s.), edhe zogjtë i bënin hije Sulejmanit (a.s.).

4. Sulejmanit (a.s.), i ishte dhënë fuqia të mblidhte nga të gjitha krijesat për të shërbyer nën urdhrat e tij. Ndërsa Profeti (a.s.), në Ditën e Kiametit, me mirësinë e Allahut do të mbledhë nën flamurin e falënderimit (liva-i hamd), të gjithë profetët, njerëzit e mirë dhe dëshmorët.

5. Sulejmanit (a.s.), i ishte dhënë pasuria dhe sundimi në këtë botë. Ndërsa, Profetit (a.s.), i ishte vënë në shërbim pasuria dhe mirësitë e kësaj bote dhe të botës tjetër.

## PASURIA DHE PUSHTETI JANË PREJ ALLAHUT

Sulejmani (a.s.), është një profet që pasurinë e kësaj bote e barti gjithmonë jashtë zemrës. Allahu i Madhëruar, na e sjell Sulejmanin (a.s.), si shembullin e një profeti jashtëzakonisht të pasur. Sikur të gjithë njerëzit të bëheshin bashkë e të përpiqeshin ta bënin një njeri të pasur sa Sulejmani (a.s.), kjo do të ishte e pamundur, sepse ai kishte nën pushtetin e vet erërat, kafshët dhe shejtanët e tërbuar të lidhur në pranga. Megjithëse zotëronte një sundim të tillë, Sulejmani (a.s.), preferonte të qëndronte me njerëzit e thjeshtë e të varfër dhe thoshte:

"Unë jam i varfër! Të varfrit i ka hije të qëndrojë me të varfrin!.."

Mendimtari dhe poeti i njohur turk, Xhelaleddin Rumiu -Allahu e mëshiroftë-, përfitimin shpirtëror të qëndrimit me të varfrit e shpreh shumë bukur me këto fjalë:

"Zemrat e mbytura në varfëri dhe nevojë, i ngjajnë një shtëpie të mbushur me tym. Hapu atyre një dritare në atë shtëpi plot tym, duke ua dëgjuar ankesat dhe duke ua zgjidhur hallet, që tymi të dalë dhe zemra jote të zbutet!"

Hapja e një dritareje në ato shtëpi, realizohet vetëm duke u dhuruar të varfërve dhe të vetmuarve. Dhurimi, shpreh falënderim për mallin dhe pasurinë që zotërohet. Ndërsa falënderimi për mirësitë që janë dhënë, i shton edhe më shumë ato. Ky është premtimi i Allahut, i Cili urdhëron:

وَإِذْ تَأَذَّنَ رَبُّكُمْ لَئِن شَكَرْتُمْ لَأَزِيدَنَّكُمْ ۖ وَلَئِن كَفَرْتُمْ إِنَّ عَذَابِي لَشَدِيدٌ

"(Kujtoje) **kur Zoti juaj kumtoi: «Nëse tregoheni mirënjohës, Unë do**

**t'jua shtoj edhe më shumë begatitë e Mia; por, nëse ju mohoni mirësitë e Mia,** (atëherë dijeni se) **dënimi Im është i rëndë».**" (Ibrahim, 7)

Profetit (a.s.), i pëlqente shumë të jepte. Në një hadith të nderuar, ai thotë:

"*Jep o biri njeriut, që edhe ty të të jepet!*" (Buhari, Tefsir, 11/2; Muslim, Zekat, 36, 37.)

Profeti (a.s.), dëshironte shumë që bujaria të bëhej natyra e vërtetë e një myslimani. Për këtë arsye ka thënë:

*"Vetëm dy persona kihen zili: njëri është ai që Allahu i ka dhënë pasuri dhe ia ka mundësuar ta shpenzojë në rrugën e Tij; ndërsa tjetri, është ai që Allahu i ka falur dituri, me të cilën ai punon dhe mëson të tjerët (pra që e jep dijen e tij)!"* (Buhari, Ilm, 15; Muslim, Musafirin, 266-268.)

Allahu i Madhëruar, është pronari i vërtet i çdo pasurie dhe prone. Lidhur me këtë, në Kuran urdhërohet:

**"Thuaj** (o Muhammed)**: «O Allah, Zotëruesi i gjithë Pushtetit! Ti ia jep pushtetin kujt të duash dhe ia heq kujt të duash; Ti lartëson kë të duash dhe poshtëron kë të duash. Çdo e mirë është në Dorën Tënde! Ti je vërtet i Plotfuqishëm për çdo gjë. Ti bën që nata të hyjë tek dita dhe që dita të hyjë tek nata. Ti e nxjerr të gjallën prej së vdekurës dhe të vdekurën e nxjerr prej së gjallës. Ti i jep kujt të duash pa kufij.»"** (Al-Imran, 26-27)

Siç kuptohet edhe nga ajeti i mësipërm, pasuria nuk është as e individit, as e shoqërisë. Pasuria është e Allahut. Ndërsa ne jetojmë në pronën dhe pasurinë e Allahut, duke u ushqyer me ato që na furnizon Ai. Gjërat që zotërojnë njerëzit, janë vetëm një e drejtë përdorimi e përkohshme mbi pasurinë.

Nisur nga kjo, malli, pasuria dhe pozita, janë shkaqet më të mëdha të sprovave për njeriun. Në një farë momenti, Sulejmanit (a.s.), iu mor e gjithë pasuria dhe mbretërimi që kishte. Mirëpo, pasi u pendua dhe kërkoi falje tek Allahu, atij iu kthye përsëri gjithçka. Nisur nga kjo ndodhi mësimdhënëse, një i dashur i Allahut thotë:

*"Vrapo pas Furnizuesit, jo pas furnizimit!"*

Kjo, sepse në të vërtetë, pasuria dhe sundimi, janë vetëm të Allahut. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

**“Kush dëshiron lavdi e pushtet, ta dijë se e gjithë lavdia e pushteti i takojnë Allahut!..”** (Fatir, 10)

**“Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës dhe** (vetëm) **Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë.”** (Al-i Imran, 189)

Këto ajete, tregojnë se mbretërimi i vërtetë për ne njerëzit, është ta përmendim Allahun, të mos e harrojmë Atë, t'u shërbejmë krijesave të Tij dhe të japim për Të!

Në Kuranin Fisnik, fjala “infak/dhënie, shpenzim”, kalon në shumë vende. Nëse mendohet thellë në kuptimin e këtyre ajeteve, duket qartë se, shpenzimi duhet t'i kushtohet Allahut të Madhëruar, i Cili është dhe pronari i vërtetë i pasurisë dhe jetës. Kjo na fton që mirësitë të cilat na i ka falur Allahu, t'i shpenzojmë po për të fituar kënaqësinë e Allahut. Nisur nga kjo, mysliman është ai që ia kushton Allahut edhe pasurinë, edhe jetën.

* * *

Fryti i parë i besimit është mëshira. Fitimi i mëshirës ose shtimi i saj, është i lidhur fort me dhënien për hir të Allahut. Zemra që është larg mëshirës, është një zemër e vdekur. Shqiptimi i fjalës “Bismilah” në çdo punë dhe fillimi i sures “Fatiha”, që e lexojmë në çdo namaz, me cilësitë e mëshirës së Allahut, pra, **Rrahman** dhe **Rrahim** (Mëshirues dhe Mëshirëbërës), tregon më së miri për rëndësinë e kësaj çështjeje. Po ashtu, edhe jeta e profetëve dhe të urtëve është e mbushur plot me shembuj mëshire, gjë e cila tregon se mëshira në jetën e një besimtari, është një virtyt shumë i rëndësishëm.

Profeti (a.s.), ka thënë:

*“Allahu i mëshiron ata që mëshirojnë. Tregoni mëshirë për ata që ndodhen në tokë, që t'ju mëshirojnë ata që ndodhen në qiell!”* (Tirmidhi, Birr, 16; Ebu Daud, Edeb, 58.)

Shfaqjet më të bukura të mëshirës, janë tek dhënia për hir të Allahut, gjë e cila është edhe detyrë fetare. Nevoja për këtë, ndihet edhe më shumë, në ditët tona, kur lidhjet vëllazërore fetare janë dobësuar, kur paqja dhe qetësia sociale ka filluar të humbasë dhe kur egoizmi, urrejtja dhe armiqësia janë shtuar. Kjo, sepse në vend të njerëzve të vuajtur dhe nevojtarë mund të ndodheshim edhe ne. Prandaj, kontributi ynë ndaj tyre, është falënderim ndaj Allahut.

Kur Allahu i Madhëruar përmend cilësitë e njerëzve të bindur e të ruajtur, urdhëron:

“(Ata) **Të cilët besojnë në të fshehtën, falin namazin dhe japin nga ajo që u kemi dhënë Ne.**” (Bekare, 3)

Sadakaja apo dhurimi, që janë emërtimet e përgjithshme të dhënies për hir të Allahut, fillon me dhënien e asaj që zotërohet. Për atë që nuk ka, edhe një gjysmë hurme është një sadaka e bukur që e mbron robin prej zjarrit të xhehenemit. Profeti ynë (a.s.), çdo besimtar e ka konsideruar të pasur. Në hadithet e tij, ai ka bërë të ditur se, veprime të tilla si këshillimi për mirë, ndihma ndaj të mjerëve, ngushëllimi i hallexhinjve, vizita e të sëmurëve, gëzimi i zemrave të vuajtura dhe largimi i pengesave nga rruga, janë nga një sadaka më vete për çdo besimtar.

E vërteta është se, pasuria e vërtetë, është pasuria e zemrës. Edhe buzëqeshja e atyre që kanë zemër të pastër, konsiderohet sadaka. Njeriu me zemër të pasur, shpërndan qetësi përreth vetes me buzëqeshjen dhe dashurinë e tij. Kurse ata që kanë zemër të varfër, nuk mund t’i pasurojë asgjë.

Pra, pasuria e vërtetë, nuk është pasuria e shumtë, por zemra e pasur. Ndërsa besimtarët e vërtetë, janë ata që e zotërojnë këtë mirësi të pasurisë dhe japin për hir të Allahut.

Në luftën e Jermukut, Haris bin Hishami, Ikrime bin Ebi Xhehl dhe Ijash bin Ebi Rebia (radijallahu anhum), ishin plagosur rëndë. Ndërkohë që po përpëliteshin mbi rërën e nxehtë përvëluese të etur e duke dhënë shpirt, ata nuk e pinë ujin që iu dha, por secili ia kalonte ujin vëllait të vet që rënkonte pranë tyre. Më në fund, të tre ranë dëshmorë pa pirë asnjë pikë uji. Ndërsa uji ngeli ashtu mes tyre. (Shih. Hakim, III, 270.)

Ja pra, ky është një shembull i përsosur i altruizmit dhe ndjenjave që duhet të zotërojë një besimtar i vërtetë. Dhurimi për hir të Allahut është një nga cilësitë themelore të besimtarit. Në Kuranin Fisnik, kjo e vërtetë shprehet kështu:

الَّذِينَ يُنفِقُونَ فِي السَّرَّاءِ وَالضَّرَّاءِ وَالْكَاظِمِينَ الْغَيْظَ وَالْعَافِينَ عَنِ النَّاسِ ۗ
وَاللَّهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ

“(Ata) **të cilët japin lëmoshë edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit.”** (Al-i Imran, 134)

Besimtari, duhet të jetë i ndjeshëm, vetëmohues, bujar, i mëshirshëm, i dhembshur dhe i butë.

Siç bën të ditur i Dërguari i Allahut (a.s.), një gruaje mëkatare që i ka dhënë ujë një qeni të etur për vdekje, i janë falur të gjitha mëkatet vetëm e vetëm për këtë shfaqje mëshire dhe është pranuar në xhenet. Ndërsa një grua e pamëshirshme, e cila u soll mizorisht ndaj maces së saj duke e lënë të ngordhë prej urisë, është dënuar me xhehenem. (Shih. Buhari, Enbija, 54; Muslim, Selam, 151, 152.) Këto shembuj, janë shumë mësimdhënës për zemrën e një myslimani që dëshiron të orientohet.

Në Kuran, Allahu i Madhëruar, na bën të ditur se, që të jemi pranë Tij, duhet që të jemi të gatshëm të japim prej gjërave që i duam më shumë:

لَن تَنَالُوا الْبِرَّ حَتَّىٰ تُنفِقُوا مِمَّا تُحِبُّونَ ۚ وَمَا تُنفِقُوا مِن شَيْءٍ فَإِنَّ اللَّهَ بِهِ عَلِيمٌ

**“Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani** (lëmoshë) **nga ajo** (pasuri) **që e doni. Çfarëdo që të ndani, Allahu e di mirë atë!”** (Al-i Imran, 92)

* * *

Vakëfet, janë institucionet më të dobishme të dhurimit. Ato janë institucione ku del në pah dhembshuria dhe mëshira ndaj krijesave për hir të Krijuesit. Njeriut i janë dhënë si amanet mirësi të tilla si fëmijët, pasuria dhe prona. Për rrjedhojë, kjo i ngarkon njeriut përgjegjësinë e ruajtjes me kujdes të këtyre amaneteve dhe të përdorimit të tyre ashtu siç duhet. Përdorimi në mënyrën e duhur të këtyre amaneteve nga ana e njeriut dhe dorëzimi i tyre ashtu siç i ka marrë tek pronari i vërtetë kur t’i vijë koha, është shkak i mëshirës, begatisë dhe faljes për njeriun.

Qëllimi i vërtetë i pasurisë, është zbatimi i porosisë profetike; *“Më i miri prej njerëzve, është ai më i dobishmi për njerëzit!”* (Sujuti, el-Xhamiu’s-Sagir, II, 8.) Vendi i parave nuk është zemra, por kuleta!

Duhet të dihet se, lutjet e të varfërve dhe nevojtarëve, janë një burim prehjeje dhe ndihmë shpirtërore për njerëzit e pasur e të fuqishëm. Varfëria dhe nevoja, nuk janë gjendje poshtëruese, por një shfaqje urtësie dhe mirësie hyjnore e cila ndriçon në botën tjetër.

Sipas një transmetimi të Ebu Derdas (r.a.), Profeti (a.s.), ka thënë:

*"M'i thirrni të dobëtit, sepse ju vetëm në sajë (të lutjeve dhe begatisë) të të dobëtëve furnizoheni dhe ndihmoheni."* (Ebu Daud, Xhihad, 70; Ibn-i Hanbel, V, 198.)

Sipas një transmetimi të Umejje bin Halidit (r.a.), Profeti (a.s.), i kërkonte Allahut fitore dhe ndihmë për myslimanët për hatër të muhaxhirëve (emigruesve) të varfër. (Taberani, Mu'xhemu'l-kebir, I, 292.)

Adhurimi i zekatit dhe dhurimit, u është bërë detyrim besimtarëve për arsye të tilla si;

a) Pengimi i prirjeve egoiste të njerëzve të pasur pa rënë ende rob të pasurive të tyre.

b) Pengimi i ndjenjave negative si urrejtja dhe smira tek të varfrit kundrejt të pasurve.

c) Sigurimi i ekuilibrit dhe dashurisë ndërmjet të varfrit dhe të pasurit, me qëllim që të ruhet rregulli shoqëror.

Për këtë arsye, i pasuri do të merret në llogari nga Allahu se ku e ka fituar dhe shpenzuar pasurinë, a i ka hallall apo haram fitimet dhe a ka dhënë zekat, sadaka apo bamirësi. I pasuri është ngarkuar me detyrën e dhënies së një pjese të caktuar të pasurisë së tij të varfërve. Prandaj, në bazë të pasurisë që ka, ai i është nënshtruar një sprove të madhe. Mirëpo, nëse njeriu i pasur përveç besimit në çështjet e tjera të fesë, e fiton edhe sprovën e pasurisë, ai do të arrijë xhenetin duke e kënaqur Zotin e tij.

Ndërsa i varfri, do të merret në llogari nga Allahu në lidhje me durimin ndaj gjendjes së varfërisë; është ankuar apo jo për gjendjen, u është bërë barrë njerëzve apo jo, a e ka urryer të pasurin, a ka pasur smirë ndaj tyre dhe a e ka ruajtur nderin dhe moralin në çaste të vështira. Nëse ai e kënaq Allahun e Madhëruar në lidhje me këto çështje, atëherë vuajtja e tij në këtë botë, do të shpërblehet me lumturinë në botën e përjetshme.

Të pasurit bujarë dhe të varfrit durimtarë që falënderojnë Allahun, janë të barabartë në aspektin e bartjes së nderit njerëzor dhe fitimit të kënaqësisë hyjnore. Ndërsa të pasurit koprracë e mendjemëdhenj dhe të varfrit që vetëm ankohen, janë të qortuar në Islam. Profeti ynë (a.s.), ka bërë këtë lutje (dua):

*"O Zoti im! Strehohem tek Ti prej fatkeqësive të varfërisë dhe pasurisë."* (Buhari, Deauat, 45.)

Shkurtimisht, për nga aspekti i natyrës, njeriu është i prirë të anojë nga kjo botë. Ndërsa pasuria e kësaj bote e josh egon e tij. Ata që mashtrohen me këtë botë, nuk kanë të ngopur. Sa më shumë të mbledhë pasuri, ambicia e njeriu rritet edhe më shumë. Dhe, njeriut që i janë verbuar sytë nga pasuria, i pakësohen ndjenjat e mëshirës dhe dhembshurisë. Tashmë, ai e ka të vështirë të japë prej pasurisë. Ndërsa egoja e vet, i thotë: "Bëhu më i pasur! Më vonë jep edhe më shumë!". Një njeri i tillë, është i sëmurë në shpirt dhe i vuajtur në trup.

Në Kuran, Allahu na bën të ditur se, në çastin e vdekjes, njeriu bëhet sikur sapo të ishte zgjuar nga gjumi dhe, me një pendim të pafund thotë:

**"Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit, e ai të thotë: «O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!»"** (Munafikun, 10)

Mirëpo, për shkak se atëherë gjithçka do të ketë marrë fund, Allahu i Madhëruar, e urdhëron robin e Tij të japë nga mirësitë që i ka dhënë, para se të thotë ashtu. Në të kundërt, përsëri në Kuran është treguar në mënyrë mësimdhënëse pendimi që do të përjetojë ai:

**"Ditën kur do ta shohin atë,** (njerëzve) **do t'u duket se kanë qëndruar** (në Tokë) **veç një mbrëmje apo një mëngjes!"** (Naziat, 46)

**"Ditën, kur ata do të paraqiten të zbuluar, kur asgjë e tyre nuk do të jetë e fshehtë për Allahun. Kujt i përket pushteti i asaj dite? Allahut, të Vetmit, Ngadhënjimtarit!"** (Gafir, 16)

**"Sikur t'i shohësh keqbërësit se si para Zotit të tyre kokulur do të thonë: «O Zoti ynë, pamë dhe dëgjuam, andaj, kthena** (në atë botë) **që të bëjmë vepra të mira!..»"** (Sexhde, 12)

## Edukata në dhënie

Edukata në dhënie, është shumë e rëndësishme. Në mënyrë të veçantë, dhënësi duhet të japë duke ndjerë respekt dhe falënderim për marrësin, sepse ai që e pranon dhurimin, e shpëton dhënësin nga borxhi i dhënies, që është një detyrim fetar (farz). Përveç kësaj, sadakatë e dhëna, e mbrojnë atë që jep nga sëmundjet dhe fatkeqësitë. Për ta theksuar më mirë rëndësinë e këtij adhurimi, në Kuran, folja "merr", i atribuohet direkt Allahut, duke u shprehur se: **"Allahu është ai që merr sadakatë e robërve të Vet!"** (shih. Tevbe, 104.)

Lidhur me edukatën që duhet të tregojmë gjatë dhurimit, në Kuran urdhërohet:

**"O besimtarë! Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja duke ua kujtuar ato** (atyre që ua keni dhënë) **dhe duke fyer, siç vepron ai që e shpenzon pasurinë e vet për sy e faqe të botës dhe nuk beson në Allahun dhe Ditën e Fundit!.."** (Bekare, 264)

Në këto ajete, krahas nxitjes për të dhënë e për të bërë bamirësi, tregohet qartë edukata që duhet të respektohet gjatë bamirësisë. Pra, mirësia e bërë duke thyer zemra, duke përbuzur, duke munduar dhe duke u mburrur, nuk ka asnjë vlerë tek Allahu. Në fakt, mirësitë e bëra në këtë mënyrë, janë gjynahe të rënda, të cilat bëhen shkak i ndëshkimit të atij që i bën. Kjo, sepse zemrat janë vendi ku sheh Allahu. Xhelaleddin Rumi, Mevlana -Allahu e mëshiroftë- ka thënë:

"Pasurinë dhe gjithçka që ke, dhuroje në mënyrën më të bukur, që të fitosh një zemër, duaja e së cilës do të të bëhet dritë në varr, në atë natë të errët!.."

Gjithashtu, në vargjet e tij plot urtësi, Mevlana, lidhur me faktin që të varfrit dhe nevojtarët bëhen shkak që njerëzit bujarë e të pasur të mund ta shlyejnë borxhin e falënderimit ndaj Allahut; se bujaria e tyre realizohet vetëm në sajë të tyre dhe për këtë arsye ata nuk duhet t'ua thyejnë zemrat, shprehet:

"I varfri është pasqyra e bujarëve. Kujdes, mos e ia zbeh shkëlqimin pasqyrës duke i thyer zemrën me fjalë fyese."

"O ju që nuk doni të bini në këtë disfatë! Rrethojini krijesat me bujarinë tuaj që të bëheni nga të mirët!"

Edukata më e bukur në dhënien për të varfrit, të cilët janë pasqyra e buja-

risë, është mënyra e dhënies sipas hadithit të Profetit (a.s.). Pra, "të jepet me dorën e djathtë pa e marrë vesh e majta". Ata që e respektojnë këtë mënyrë të edukatës kur dhurojnë diçka apo japin sadaka, do të jenë prej atyre që do të qëndrojnë nën hijen e Arshit të Allahut në Ditën e Kiametit.[30] Për realizimin e kësaj edukate të dhurimit, të parët tanë kanë themeluar vakëfe të shumtë. Dhurimet dhe ndihmat që bëhen me anë të këtyre vakëfeve, nuk dihet se prej kujt janë bërë. Për këtë arsye, dhënësi ruhet nga rreziku i syfaqësisë dhe mburrjes. Ndërsa ai që merr, lutet për dhënësin pa e njohur atë.

Një shembull i bukur i këtij fakti, është edhe një nga vakfijejet[31] të Sulltan Fatihut:

"Unë, Fatih Sulltan Mehmeti, ngadhënjyes i Stambollit, robi i përvuajtur i Allahut, 136 dyqanet e mia, të cilat i kam pronë të fituar me djersën e ballit, po i dhuroj si vakëf sipas kushteve të mëposhtme:

Në mensën që e kam ngritur në kompleksin tim, të përgatitet ushqim për gratë dhe jetimët e dëshmorëve dhe të varfrit e Stambollit! Ndërsa ushqimet e personave që nuk munden të vijnë për të ngrënë, t'u dërgohen nëpër shtëpi pasi të erret, në enë të mbyllura dhe larg syve të njerëzve!.."

Siç shihet, në vakfijen e tij, Sulltan Fatihu ka vendosur rregulla me kritere të kujdesshme të edukatës për atë pjesë të shoqërisë që ka nevojë për mbrojtje. Ndërsa pjesëtarët e një shoqërie me një sundimtar që shfaq një edukatë të tillë, paratë e zekatit i futnin në zarfe dhe i linin në "gurët e zekatit" që ndodheshin nëpër xhamia. Kurse nevojtarët, shkonin atje e merrnin aq sa kishin nevojë pa e parë personin që i kishte lënë.

Një rëndësi të madhe, ka edhe bamirësia ndaj atyre që për shkak të dinjitetit, nuk e shprehin hallin e vet. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

"(Lëmosha) **u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë** (për të fituar)**. Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se ata nuk lypin. Do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur. E çdo gjë që shpenzoni prej të mirave, Allahu i di ato.**

30. shih. Buhari, Ezan, 36.

31. Dokument ku bëhen të ditura kushtet e dhurimit apo vakëfit.

**Ata që japin nga pasuria e tyre natën dhe ditën, fshehurazi dhe haptazi, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre; ata nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen.”** (Bekare, 273-274)

* * *

Qëllimi i vërtetë i fesë është që pas pohimit të unitetit të Zotit, të edukojë një njeri të mirë, të sjellshëm, të thellë në mendime dhe, në këtë mënyrë, të sendërtojë një mjedis shoqëror të qetë e të kënaqur. Ndërkaq, kjo arritje është e mundur vetëm me anë të ndjenjës së mëshirës dhe dhembshurisë që shfaqet në zemër dhe të zekatit, që zemra e besimtarit t’i përfshijë me mëshirë dhe dhembshuri të gjitha krijesat.

Ne jetojmë në pronën dhe pasurinë e Zotit tonë dhe ushqehemi e furnizohemi nga mirësitë e Tij. Ata që u shmangen detyrimeve të tyre fetare në fushën ekonomike, a nuk e mendojnë vallë, se mallin e kujt e kursejnë për ta dhënë dhe për kë e kursejnë?

Rezultati i dashurisë është sakrifica. Ai që e do dikë, sakrifikon me dëshirë dhe duke e ndjerë për detyrë, aq sa ndjen edhe dashuri për të. Kjo sakrificë shkon gjer atje sa i dashuri të japë edhe jetën për atë që do.

O Zoti im, që je Pronari i vërtetë i pasurisë! Mëshira, dhembshuria dhe të gjitha shfaqjet e kontributit në rrugën Tënde u bëfshin thesari i pashtershëm i jetës sonë shpirtërore!

Amin!

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme:

1. Sipas Kuranit, si u sprovua Sulejmani (a.s.)?
2. Çfarë përfundimesh nxori Belkisa kur Sulejmani (a.s.), i refuzoi dhuratat që ajo i kishte dërguar?
3. Përse Sulejmani (a.s.), e solli në pallatin e vet, fronin e Belkisës?
4. Shpjegoni ndryshimin midis mrekullive dhe kerameteve.
5. A i dinë të fshehtat xhinët?
6. Përse Sulejmani (a.s.), i kërkoi Allahut pushtet që nuk e ka pasur askush në tokë?
7. Si quhet tempulli që ndërtoi Sulejmani (a.s.) dhe ku ndodhet sot?
8. Çfarë punësh bënin xhinët për Sulejmanin (a.s.)?
9. Shpjegoni botëkuptimin e Islamit në lidhje me pasurinë.
10. Ç'mendoni në lidhje me një person të cilit është duke i ardhur vdekja dhe thotë: «**O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!**»?
11. Si e mësoi Sulejmani (a.s.), ekzistencën e mbretërisë së Seb'es?
12. Çfarë duhet të bëjmë kujdes gjatë dhënies së sadakasë apo zekatit?

## B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.

1. Tempulli Bejt-i Makdis që filloi të ndërtonte Daudi (a.s.), u përfundua nga ………………… dhe më vonë është quajtur……………………….
2. Në historinë dhe kulturën Islame, janë tre xhami të mëdha që konsiderohen të shenjta. Ato janë: Mesxhid-i …………………, Mesxhid-i …………………… dhe Mesxhid-i ………………….
3. Shfaqjet e jashtëzakonshme që tregonin profetët, quhen …………………
4. "Më i miri prej njerëzve, është ai ……………………… për njerëzit!"

## C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.

**1. Ndërkohë që Sulejmani (a.s.), po kalonte në luginën e milingonave, njëra prej milingonave u foli diçka të tjerave. Duke u nisur nga fjalët e milingonës, cila nga fjalitë e mëposhtme nuk mund të nxirren si përfundim nga kjo ndodhi?**

**a.** Madhështia dhe vlera e pasurisë dhe pushtetit në këtë botë, ndryshon sipas personit.

**b.** Pasuria e vërtetë, nuk është të mburresh me mall dhe prona të shumta, por t'i besosh Pronarit të vërtetë të pasurisë.

**c.** Në këtë botë, çdo gjë është e përkohshme. Për rrjedhojë, njeriut nuk do t'i bëjë asnjë dobi dëshira për t'u bërë i pasur.

**d.** Dobia dhe dëmi i pasurisë, ndryshon sipas atyre që e përdorin. Pasuria që e nxit njeriun në falënderim dhe punë të mira, është e lavdëruar.

**2. Në çështjen midis pronarit të dhenve dhe pronarit të tokës, të cilën dhentë e kishin shkatërruar gjatë natës, Sulejmani (a.s.), tregoi një urtësi të jashtëzakonshme, duke u propozuar një zgjidhje të përshtatshme, edhe pse ishte ende fëmijë. Cilat prej cilësive të Sulejmanit (a.s.), tregon kjo ngjarje?**

**a.** Në çdo çështje zotëronte dije të padiskutueshme dhe të drejtë.

**b.** Ai kishte njohuri të mëdha në lidhje me bujqësinë dhe prodhimet bujqësore.

**c.** Ai zotëronte njohuri të mira të ligjeve.

**d.** Ai mbështetej me shpallje dhe frymëzim hyjnor.

**3.** "O Zoti im, më fal dhe më dhuro një pushtet që të mos e ketë askush pas meje! Me të vërtetë, Ti je Dhurues i madh!" **Duke u nisur nga kjo lutje e Sulejmanit (a.s.), cila nga fjalitë e mëposhtme, është e gabuar?**

**a.** Sulejmani (a.s.), iu lut Allahut që t'i jepte pushtet të madh, sepse ishte ambicioz dhe e donte shumë madhështinë.

**b.** Sulejmani (a.s.), kishte pushtet dhe forcë, por dëshironte që Allahu t'i jepte një lloj pushteti të jashtëzakonshëm, të cilin s'ka për ta pasur askush në këtë botë.

**c.** Sulejmani (a.s.), e donte pushtetin që të falënderonte edhe më shumë Allahun e Madhëruar.

**d.** Sulejmani (a.s.), në sajë të pushtetit të jashtëzakonshëm që iu dha, bëri punë të mëdha në rrugë të Allahut.

**4. Cila prej fjalëve të mëposhtme <u>nuk</u> ka të bëjë me termin "infak", i cili kalon shpesh në Kuranin Fisnik?**

**a.** Sakrificë

**b.** Mëshirë

**c.** Bujari

**d.** Ngushëllim

**5. Pasi lexoi letrën e Sulejmanit (a.s.), mbretëresha e Sebës u këshillua me parinë e saj dhe vendosi t'i dërgonte Sulejmanit (a.s.), dhurata të çmueshme. Nisur nga kjo, cilat nga fjalitë e mëposhtme tregon qëllimin e vërtetë të mbretëreshës?**

**a.** Mbretëresha u mahnit nga vendosmëria e Sulejmanit (a.s.) dhe dëshiroi ta bënte për vete.

**b.** Me anë të dërgimit të dhuratave, mbretëresha synonte të mësonte qëllimin dhe madhështinë e vërtetë të Sulejmanit (a.s.).

**c.** Mbretëresha e konsideroi si kërcënim letrën e Sulejmanit (a.s.), dhe u frikësua jashtë mase. Për këtë arsye ajo vendosi ta joshë Sulejmanin (a.s.), me pasuri me qëllim që të hiqte dorë.

**d.** Mbretëresha donte të kuptonte nëse Sulejmani (a.s.), ishte thjesht një bandit që luftonte për pasuri apo ishte me të vërtetë një sundimtar i fuqishëm që nuk i interesonte pasuria por vetëm adhurimi i vërtetë i Zotit.

6. **Sipas një transmetimi, Sulejmani (a.s.), ka thënë:** "Unë jam i varfër! Të varfrit i ka hije të qëndrojë me të varfrin!.." **Duke u nisur nga kjo thënie, cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> shpreh kuptimin e vërtetë të kësaj thënie?**

   **a.** Sulejmani (a.s.), kërkon të thotë se të varfrit duhet të rrinë me të varfrit dhe të pasurit me të pasurit.

   **b.** Megjithëse Sulejmani (a.s.), zotëronte pasuri dhe pushtet të paparë, ai ishte shumë modest dhe nuk i vinte zor të qëndronte me të varfrit.

   **c.** Megjithëse i kishte të gjitha të mirat e kësaj bote, Sulejmani (a.s.), ishte i vetëdijshëm se në të vërtetë ajo pasuri ishte e përkohshme dhe i takonte vetëm Allahut.

   **d.** Për shkak se besonte se gjithçka që kishte i takonte Allahut, ai e konsideronte veten si një i varfër, i cili kishte për detyrë të administronte gjithë atë pasuri.

7. **Mevlana, Xhelaleddin Rumiu ka thënë:** "Zemrat e mbytura në varfëri dhe nevojë, i ngjajnë një shtëpie të mbushur me tym. Hapu atyre një dritare në atë shtëpi plot tym, duke ua dëgjuar ankesat dhe duke ua zgjidhur hallet, që tymi të dalë dhe zemra jote të zbutet!" **Cila nga fjalitë e mëposhtme shpreh idenë kryesore të kësaj thënieje?**

   **a.** Varfëria, është një gjendje e mërzitshme, mbytëse dhe e vështirë, po aq sa të jetosh në një shtëpi të mbushur me tym.

   **b.** Plotësimi i nevojave të të varfërve, i fal njeriut qetësi dhe delikatesë shpirtërore.

   **c.** Qarja e halleve me të varfrit, e qetëson njeriun nga ana psikologjike.

   **d.** Ai që nuk qëndron me të varfrit, nuk mund të arrijë kurrë delikatesë shpirtërore.

8. **Cila nga pohimet e mëposhtme <u>nuk</u> shprehin dobitë e vakëfeve?**

   **a.** Vakëfet luajnë rolin e ndërmjetësimit të atyre që japin sadaka dhe atyre që marrin pa i takuar me njëri-tjetrin, me qëllim që ata të cilët japin të mos kaplohen nga ndjenja e superioritetit.

   **b.** Vakëfet sigurojnë që ata të cilët marrin sadaka, të mos ndihen të ndrydhur para atyre që japin.

   **c.** Vakëfet i nxitin njerëzit në lidhje me dhënien e sadakave dhe ndihmën ndaj nevojtarëve.

   **d.** Vakëfet synojnë të mbledhin para për t'u bërë të pasur.

**9. Personi që jep sadaka, duhet të ketë ndjenjën e falënderimit ndaj atij që e merr sadakanë. Kjo edukatë dhe delikatesë, nuk gjendet në asnjë kulturë tjetër. Nisur nga kjo, cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> shpreh shkakun e kësaj delikatese në dhënien e sadakasë?**

**a.** Ai që jep, shpëton prej kësaj detyre fetare dhe fiton shpërblime në sajë të atij që e pranon.

**b.** Ai që jep sadaka, mbrohet prej sëmundjeve dhe fatkeqësive në sajë të atij që ia pranon sadakanë.

**c.** Ai që jep sadaka, nuk duhet t'ua thyej zemrën të varfërve, me qëllim që të mos i shkojë dëm puna që bën.

**d.** Ai që jep sadaka, fiton edhe cilësinë e bujarisë në sajë të atij që e pranon atë.

**10. Cila nga shkaqet e mëposhtme <u>nuk</u> tregon se Mesxhid-i Aksa është një nga vendet e shenjta?**

**a.** Aty ndodhet vendi i përfundimit të ndodhisë së Israsë dhe i fillimit të ndodhisë së Miraxhit.

**b.** Aty ndodhen varret e Daudit dhe Sulejmanit (a.s.).

**c.** Myslimanët i kanë falur namazet në drejtim të Mesxhidit Aksa deri në vitin e gjashtë të hixhretit.

**d.** Aty ruhen amanetet e shenjta dhe pllakat e Teuratit, që prej kohës së Musait (a.s.).

**11. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon shkakun e vërtetë të sjelljes së fronit të Belkisës në pallatin e Sulejmanit (a.s.).**

**a.** Sulejmani (a.s.), kërkoi t'ia sillnin fronin e Belkisës me qëllim që ajo të pranonte profecinë e tij.

**b.** Ai e kërkoi sjelljen e fronit për të parë bindjen e xhinëve dhe ushtarëve të tij.

**c.** Ai e solli fronin dhe bëri disa ndryshime në të me qëllim që ta sprovonte Belkisën nëse do ta njihte apo jo.

**d.** Për shkak se froni tregon fuqinë e një mbretërie, ai e solli fronin për t'i treguar Belkisës se ai është më i fuqishëm.

**12. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga dobitë individuale të zekatit?**

**a.** Ai që jep zekat, interesohet më nga afër me të varfrit dhe i kupton më mirë vështirësitë e tyre duke qëndruar me ta.

**b.** I varfri që merr zekat, ushqen ndjenja të mira ndaj të pasurve dhe shpëton prej ndjenjave të urrejtjes dhe smirës ndaj tyre.

**c.** Në një shoqëri ku jepet zekati, mbizotëron qetësia, mirëqenia dhe zhvillimi ekonomik.

**d.** Ai që jep zekat, shpëton nga robëria e pasurisë së kësaj bote dhe i shtohen ndjenjat e bujarisë.

# UZEJRI

## -alejhi selam-

## I cili, duke u ringjallur pas një vdekjeje njëqindvjeçare, u bë shembull për ringjalljen pas Kiametit

Uzejri ka qenë prej gjakut të Harunit (a.s.). Ndër hebrenj, njihet me emrin Ezra. Ai ishte një nga të paktët që e dinin Teuratin përmendësh në kohën e tij.

Në Kuran nuk ka ndonjë të dhënë të qartë nëse Uzejri ka qenë profet apo jo. Gjithashtu, këtë e mbështet edhe fjala e Profetit, Muhamedit (a.s.), i cili ka thënë:

*"Nuk e di nëse Uzejri ka qenë profet apo jo!"* (Ali el-Muttaki, XII, 81/34087.)

Në Kuranin Fisnik, lidhur me Uzejrin, flitet vetëm në një vend. Aty tregohet se atij i është marrë shpirti nga ana e Allahut dhe, pas njëqind vjetësh i është kthyer përsëri duke u ringjallur.

Në periudhën kur ka jetuar Uzejri, bijtë e Izraelit e kishin tepruar shumë në punë të këqija. Për këtë arsye, Allahu i dënoi ata me anë të Buhtunnasrit, i cili pushtoi zonën e Damaskut dhe Jordaninë, shkatërroi Bejt-i Makdisin, vreshtat e kopshtet dhe vrau barbarisht të dobëtit. Ndërsa të rinjtë dhe ata që iu dukën të dobishëm, i mori rob, ku mes tyre ndodhej edhe Uzejri.

Sipas transmetimeve, në moshën pesëdhjetë vjeçare, Uzejri iku në një farë mënyre dhe shpëtoi nga robëria. Më pas, u nis me një gomar për në Kuds (Jerusalem). Kur iu afrua qytetit, pa ndërtesat e mbetura gërmadhë, kopshtet e vreshtat e shkatërruara dhe u hidhërua thellë. Për shkak se e kishte marrë uria shumë, u ndal, e lidhi gomarin në një pemë dhe mblodhi ca fiq e i hëngri. Pastaj shtrydhi ca rrush dhe e piu lëngun e tyre. Më pas u ul nën një pemë dhe hodhi vështrimin në atdheun e tij të shkatërruar dhe në kockat e bëra stivë. Duke medituar për fuqinë e Zotit, mendoi se si ka për t'u ringjallur çdo gjë nga fillimi. E, kështu, e zuri gjumi.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Po për atë i cili, kur kaloi pranë një qyteti të rrënuar përtokë, tha: «Si mund ta kthejë në jetë Allahu këtë qytet tani që ai është i vdekur?!» Dhe Allahu e vdiq atë për njëqind vjet e pastaj e ringjalli dhe e pyeti: «Sa kohë ke ndenjur këtu?» - Ai u përgjigj: «Një ditë ose gjysmë dite». - «Jo» - i tha Allahu, «por ke ndenjur njëqind vjet. Shiko ushqimin dhe pijen tënde që nuk janë prishur! Shikoje gomarin tënd** (si do ta ringjallim) **që të të bëjmë ty dëshmi mrekullie për njerëzit; vështroji eshtrat se si i bashkojmë e pastaj i veshim me mish!» Kur atij iu bë e qartë, ai tha: «Tashmë e di se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!»"** (Bekare, 259)

Kur Uzejri ra në gjumë, ishte kohë mëngjesi, ndërsa kur u zgjua, dielli nuk kishte perënduar. Mirëpo, nga rënia në gjumë e gjer në zgjim kishim kaluar njëqind vjet! Sipas transmetimeve, në këtë kohë Buhtunnasri kishte vdekur, të gjithë robërit ishin liruar dhe ishin kthyer në Kuds. Ndërsa Bejt-i Makdisi ishte meremetuar dhe i gjithë qyteti ishte rregulluar.

Sipas një transmetimi që e shënon Ibn Kethiri në tefsirin e tij, thuhet se: Pas gjithë këtyre që kishin ndodhur, Uzejri i hipi gomarit dhe u fut në qytet, ku pa se çdo gjë kishte ndryshuar. Njerëzit nuk ishin ata që njihte ai, e as ndërtesat, ato që dinte ai! Ndërkohë, Uzejri kërkoi lagjen e vet dhe sipas hamendjes, qëndroi para një shtëpie. Në pragun e asaj shtëpie pa një grua të verbër e të paralizuar, të cilën e pyeti:

- Ku është shtëpia e Uzejrit?

Gruaja i përgjigjet me hidhërim:

- Kjo është shtëpia e Uzejrit, por ai vetë ka njëqind vjet që ka humbur. Ndërsa unë jam shërbëtorja e tij!

Pas kësaj, Uzejri prezantoi veten duke thënë: “Unë jam Uzejri!” dhe i tregoi gjithçka që i kishte ndodhur. Shërbëtorja u gëzua shumë nga këto që dëgjoi dhe i kërkoi Uzejrit të lutej që Allahu t’i kthente sytë dhe fuqinë, me qëllim që ta shihte me sytë e saj. Uzejri e falënderoi Allahun për të mirat që i kishte dhënë dhe u lut për shërbëtoren, e cila e rifitoi shëndetin dhe fuqinë.

Në kohën kur Uzejri ra në gjumë dhe vdiq, kishte një djalë 18-vjeçar. Tani ai ishte një plak 118 vjeçar me flokë të thinjur, ndërsa i ati, 50 vjeç. Për shkak të gjithë kësaj kohe që kishte kaluar, djali nuk mundi ta njihte të atin. Prandaj i tha:

- Babai im kishte një nishan si gjysmëhënë në kurrizin e tij!

Uzjeri u tregoi kurrizin dhe ata panë se në shpinën e tij kishte me të vërtetë një nishan si gjysmëhëne. Pas kësaj, askush nuk dyshoi më se ai ishte me të vërtet Uzejri.

Kur Buhtunnasri e pushtoi dhe e plaçkiti Jerusalemin, i dogji edhe të gjitha kopjet e Teuratit. Për këtë arsye, Uzejri e ringjalli fenë në bazë të dijeve që kishte.

Sipas një transmetimi që vjen prej Ibn Abbasit (r.a.), kur bijtë e Izraelit e kishin lënë Teuratin dhe vepronin sipas qejfit dhe interesave të tyre, Allahu ua mori Teuratin dhe i bëri të harrojnë gjithçka prej tij. Për këtë arsye, bijtë e Izraelit ishin thellësisht të hidhëruar. Në mënyrë të veçantë, Uzejri, i cili iu lut dhe iu përgjërua shumë Allahut për këtë. Më vonë, Allahu zbret një dritë e cila hynë në zemrën e tij, duke ia kujtuar Teuratin e harruar. Më pas, ai ia mësoi përsëri Teuratin bijve të Izraelit. Sipas këtij transmetimi, thuhet se më vonë u gjet një sënduk ku ishte fshehur një kopje e vjetër e Teuratit. Bijtë e Izraelit e krahasuan atë me Teuratin që u mësoi Uzejri dhe panë se gjithçka ishte në përputhje. Për këtë arsye ata e deshën shumë Uzejrin. Madje, e ngritën aq shumë atë, saqë në brezat e mëvonshëm zuri vend një besim i pabazë, se gjoja Uzejri ishte biri i Zotit. (Taberi, Xhamiu’l-Bejan, X, 143.)

Lidhur me këtë çështje, në Kuran urdhërohet:

**“Hebrenjtë thonë: «Uzejri është i biri i Allahut». Të krishterët thonë: «Mesihu është i biri i Allahut». Këto janë fjalët e tyre, nga goja e tyre, i imitojnë fjalët e jobesimtarëve të mëparshëm. I vraftë Allahu! Si po shmangen (nga e vërteta)!**

**Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit**

**e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot, përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë** (në adhurim)**.”** (Teube, 30-31)

Edhe pse hebrenjtë e sotëm nuk e pranojnë se kanë thënë që Uzejri është biri i Zotit, në një periudhë të historisë së tyre, një grup prej hebrenjve ka shkuar aq larg në lavdërimin dhe ngritjen e tij, saqë i kanë atribuar atij edhe cilësi të Zotit.

## RINGJALLJA PAS VDEKJES

Ringjallja pas vdekjes në Ditën e Kiametit për të mos vdekur më kurrë, në terminologjinë islame, njihet si, “ba’thu ba’del meut”. Në të njëjtën kohë, ky është udhëtimi i shpirtit drejt përjetësisë.

Allahu i Madhëruar, ka dhënë disa shembuj të mrekullueshëm hyjnorë, për sytë që shohin dhe zemrat që ndjejnë, me qëllim që robërit e Tij të zgjohen nga gjumi i indiferentizmit dhe të kuptojnë disa prej të vërtetave hyjnore, për të mos lenë gjë mangët në adhurimin ndaj Zotit të tyre. Kurani Fisnik, na tregon rrëfimet mbi Uzejrin dhe Shokët e Shpellës (As’habi Kehf), si shembuj të ringjalljes pas vdekjes.

### As’habi Kehf

Shokët e Shpellës, ishin disa të rinj të guximshëm, të cilët e kundërshtuan besimin politeist të popullit të tyre dhe besuan në një Zot të vetëm. Thuhet se ata ishin në fenë e Isait (a.s.), pra se kanë qenë prej të krishterëve. Mirëpo, disa dijetarë thonë se mund të kenë qenë prej bijve të Izraelit, sepse ishin hebrenjtë e Medinës ata që i thanë Kurejshëve ta sprovojnë Profetin tonë (a.s.), duke e pyetur në lidhje me As’hab-i Kehfin, Dhulkarnejnin dhe çështjen e shpirtit. Padyshim se hebrenjtë kanë pyetur për diçka që është edhe në dijen e tyre. Mbi të gjitha, ata nuk i pranojnë të krishterët dhe për rrjedhojë, ata s’kanë pse pyesin për ta. Gjithsesi Allahu e di më mirë. Thuhet se ata kanë jetuar në Tarsus në kohën e një sundimtari të quajtur Dakjanus, i cili kishte besim pagan.

Në Kuran nuk ka ndonjë informacion të saktë mbi numrin e tyre. Në Kuran thuhet vetëm: **“Ata qenë një grup të rinjsh”**. Madje, përkundër thënieve të njerëzve, Allahu urdhëron:

**“Do të thonë: «Ata ishin tre veta e qeni i tyre ishte i katërti». Disa do të thonë: “Ata ishin pesë veta e qeni i tyre ishte i gjashti», duke hamendësuar për atë që është e fshehtë; kurse të tjerë do të thonë: «Ata ishin shtatë veta e qeni i tyre ishte i teti». Thuaj** (o Muhamed)**: «Zoti im e di më mirë numrin e tyre. Vetëm pak veta dinë diçka rreth tyre». Dhe mos polemizo rreth tyre, përveçse në mënyrë të përciptë dhe për ata mos pyet askënd!”** (Kehf, 22)

Kjo, tregon se, në këtë ndodhi mësimdhënëse, më tepër se numri dhe vendbanimi i tyre, tek Allahu ka rëndësi gjendja e tyre shpirtërore. Domethënë se ata ishin rob të mirë që kishin arritur të kuptonin të vërtetën. Në këtë rrëfenjë, Allahu shpalos një lloj të luftës të besimit të vërtetë kundër idhujtarisë.

Transmetohet se këta të rinj, nuk ishin banorë të thjeshtë të vendit, por vinin nga shtresa të larta dhe të afërta me sundimtarin Dakjanus. Ata kishin përqafuar besimin monoteist dhe vazhdimisht i luteshin Zotit me lot në sy që të merrte fund padrejtësia dhe dhuna e sundimtarëve idhujtarë e tiranë. Por sundimtari mizor, si rezultat i mendjemadhësisë së vet, duke e shtuar çdo ditë e më shumë mosbesimin dhe mizorinë e vet, shkoi gjer atje sa të pretendonte se ishte zot. Përveç kësaj, ai i mblidhte të gjithë ata që besonin në një Zot dhe i torturonte e i varte në hyrje të qytetit.

Kur Dakjanusi mësoi se një grup të rinjsh prej shtresës së tyre, ishin ndër besimtarët e fesë monoteiste, u zemërua jashtë mase dhe i thirri menjëherë përpara vetes. Ai i kërcënoi se do t’i vriste nëse nuk do të hiqnin dorë nga besimi i tyre. Mirëpo ata, tashmë e kishin shijuar ëmbëlsinë e amshuar të besimit dhe nuk u frikësuan nga ky kërcënim. Përkundrazi, ata mbajtën qëndrim ndaj sundimtarit tiran dhe nuk u frikësuan aspak t’ia thonë në sy të vërtetën. Allahu i Madhëruar, gjendjen e tyre e shpreh me këto fjalë:

**“Ne po ta tregojmë ty historinë e tyre sipas së vërtetës. Ata ishin djelmosha që besonin në Zotin e tyre dhe Ne i forcuam në rrugën e drejtë. Ne i forcuam zemrat e tyre, kur u ngritën e thanë: «Zoti ynë është Zoti i qiejve dhe i Tokës. Ne nuk do t’i lutemi asnjë zoti tjetër, përveç Tij, sepse atëherë do të thoshim një gënjeshtër të madhe. Ky populli ynë ka zgjedhur në vend të Tij zota të tjerë, ndonëse ata nuk u sjellin dot asnjë provë të qartë. E kush është keqbërës më i madh, se ai që trillon gënjeshtra për Allahun?»”** (Kehf, 13-15)

Të rinjtë, të cilët po kërcënoheshin vazhdimisht nga Dakjanusi që të adhuronin idhujt, thanë:

"Ne kemi një Zot dhe përveç Tij nuk pranojmë zot tjetër. Ne kurrë s'mund ta braktisim Zotin e qiejve e të Tokës dhe të adhurojmë një copë guri të pajetë të gdhendur nga njerëzit! Ne kurrë nuk mund ta pranojmë propozimin tënd. Ato që mund të bësh ti, nuk mund të na dëmtojnë, sepse sido që të jetë, në fund ne do të kthehemi tek Zoti ynë! Mund të bësh ç'të duash!"

Në këtë mënyrë, ata treguan ndaj Dakjanusit një qëndrim të ngjashëm me atë magjistarëve ndaj Faraonit, të cilët në fillim u vunë në garë me Musain (a.s.), pastaj e besuan atë.

Dakjanusi u tërbua aq shumë nga kjo përgjigje e të rinjve, saqë ua hoqi të gjitha gradat që ua kishte dhënë më parë. Mirëpo më pas, u dha një mundësi të fundit, duke u thënë:

"Ju jeni të rinj! Mos i bini në qafë vetes tuaj. Unë po ju jap tri ditë afat që të hiqni dorë prej sjelljes tuaj! Mendohuni mirë: do të zgjidhni shpëtimin apo shkatërrimin?" Pas këtyre fjalëve, i la të qetë dhe shkoi në Ninovë.

Ky afat i dhënë prej sundimtarit, ishte si një mirësi hyjnore për të rinjtë. Kjo u dha kohë për të shpëtuar nga e keqja e sundimtarit mizor. Këta djem të mirë që shpresonin në mëshirën dhe ndihmën e Allahut, së bashku me një qen që mbanin me vete, ikën nga qyteti dhe u fshehën në shpellë. Aty ushqeheshin me gjërat që kishin marrë nga shtëpitë dhe, duke adhuruar natë e ditë Zotin, i luteshin Atij me përgjërim: Zoti ynë! Na mëshiro dhe na jep një rrugë shpëtimi!

Më në fund, në sajë të punëve të tyre të mira, të sinqeritetit dhe të kësaj lutjeje, ndihma hyjnore i mori nën mbrojtjen e vet As'habi Kehf. Ndërkohë, Dakjanusi ishte kthyer nga Ninova dhe kishte mësuar se të rinjtë ishin larguar nga qyteti.

Kështu, Allahu i Madhëruar, i Cili është "më i miri i mbrojtësve", i rrethoi shokët e shpellës me mëshirën e Tij të pakufishme dhe i vuri në gjumë duke i mbajtur gjallë për 309 vjet me radhë. Poeti Mevlana, Xhelaleddin Rumi, thotë:

"Është më mirë të flesh se sa të rrish me indiferentët e të ndikohesh prej tyre! Duke i veçuar shokët e shpellës nga idhujtarët, Allahu i ka ruajtur zemrat e tyre nga indiferentizmi!"

Në Kuran urdhërohet:

**“Ti** (o Muhammed) **do ta kishe parë Diellin kur lindte, se si anohej nga e djathta e shpellës së tyre dhe, kur perëndonte, ata i linte në anën e majtë, ndërkohë që ata gjendeshin në mesin e saj. Kjo është nga shenjat e Allahut. Sa për atë, që Allahu e udhëzon në rrugë të drejtë, pikërisht ai është i udhëzuari. E sa për atë, që Ai e lë në humbje, ti, me siguri, nuk do të mund t'i gjesh mbrojtës që ta udhëzojë. Dhe** (po të kishe qenë atje)**, do të mendoje se ata ishin zgjuar, por ata ishin në gjumë. Ne i rrotullonim ata herë në krah të djathtë e herë në të majtë, kurse qeni i tyre rrinte shtrirë me dy këmbët e para në hyrje të shpellës. Sikur t'i kishe parë, ti do të ikje nga ata dhe do të të kaplonte frika.”** (Kehf, 17-18)

Kur Allahu i zgjoi të rinjtë, ata pandehën se kishin ndenjur në shpellë vetëm për pak kohë. Në Kuran urdhërohet:

**“Kështu pra, Ne i zgjuam që të pyesnin njëri-tjetrin. Njëri nga ata tha: «Sa keni ndenjur** (në gjumë?)**» - U përgjigjën: «Kemi qëndruar një ditë a një pjesë të ditës». Disa thanë: «Zoti juaj e di më mirë se sa keni ndenjur. Dërgoni njërin prej jush në qytet me këtë monedhë argjendi tuajën e le të shikojë se cili ushqim është më i pastër. Le t'ju sjellë diçka prej tij, le të sillet mirë dhe askush të mos marrë vesh për ju. Me të vërtetë, nëse ju zbulojnë, ata do t'ju gjuajnë me gurë ose do t'ju kthejnë** (me forcë) **në fenë e tyre dhe atëherë nuk do të shpëtoni kurrsesi»!”** (Kehf, 19-20)

Kur njëri prej tyre shkoi në qytet për të marrë ushqime, ata që i panë në dorë monedhat e disa shekujve më parë, kujtuan se ai kishte gjetur një thesar dhe e kallëzuan te sundimtari.

Sundimtari i asaj kohe ishte një njeri i mirë dhe besimtar. Ai i këshillonte vazhdimisht njerëzit, i ftonte të besonin një Zot dhe u fliste për të fshehtat e ringjalljes dhe Kiametit. Mirëpo, disa të paditur nga populli, e shikonin me dyshim ringjalljen pas vdekjes. Për rrjedhojë ai hidhërohej shumë për këtë dhe i lutej Zotit:

“O Zot! Trego një shenjë për të vërtetën që e mohon ky popull!”

Më në fund, kur djaloshi prej shokëve të shpellës shkoi tek sundimtari dhe u prezantua tek ata, sundimtari gjeti argumentin që kërkonte për t'i treguar

popullit besimin e vërtetë dhe u gëzua jashtë mase. Ai falënderoi Allahun për këtë, sepse ndodhia e shpellës e cila mund të ishte një argument i fortë për botën tjetër dhe ringjalljen pas vdekjes, ishte shumë e rëndësishme në lidhje me ftesën e popullit në besimin e vërtetë. Më pas ai shkoi në shpellë për të takuar të rinjtë. Pas një farë kohe, Allahu ua mori shpirtrat shokëve të shpellës.

Për shkak se shokët e shpellës treguan qëndresë në besim, nuk iu nënshtruan dhunës, nuk u ndanë prej udhës së Zotit dhe emigruan për këtë qëllim, ata përkujtohen me nder dhe lëvdata në Kuranin Fisnik. Aq sa surja e Kuranit ku tregohet historia e tyre, ka marrë emrin e vendit ku ata janë strehuar. Pra, surja "el-Kehf". Megjithëse në këtë sure ka edhe disa rrëfime të tjera të rëndësishme, emërtimi i kësaj sureje me këtë emër, tregon për rëndësinë e këtij rrëfimi.

Profeti (a.s.), na ka bërë të ditur se, leximi i sures el-Kehf në ditën e xhuma, bëhet shkas i faljeve të gjynaheve deri në xhumanë tjetër.[32] Kjo sure, përmban tema të ndryshme, të cilat duhen mbajtur gjithmonë në mendje, si përpjekja në rrugën e besimit, besimi në botën tjetër, ringjallja pas vdekjes, historinë e Musait (a.s.), me Hidrin dhe shfaqjet e dukshme të madhështisë dhe fuqisë së Allahut. Për këtë arsye, Profeti (a.s.), e ka këshilluar popullin e tij që ta lexojë çdo javë këtë sure.

Nga ana tjetër, një temë tjetër që të tërheq vëmendjen, është se edhe qeni që gjendej së bashku me As'hab-i Kehf, përfitoi prej mirësive hyjnore. Sipas komentuesve të Kuranit, megjithëse ai ishte vetëm një qen, ai ka për të hyrë në xhenet për shkak se ishte bashkë me njerëzit e mirë dhe bëri rojë për ta me besnikëri para hyrjes së shpellës.[33]

* * *

Në rrëfimin mbi shokët e shpellës, nga një anë, Allahu tregon se i ka vënë ata në gjumë dhe i ka mbajtur gjallë për 309 vjet me radhë pa ushqim dhe pa pije. Ndërsa ana tjetër, shprehet se kjo është një gjë shumë e lehtë për Të:

**"Vallë, a mendon ti se banorët e Shpellës dhe Rakimit ishin një çudi nga mrekullitë Tona?"** (Kehf, 9)

32. shih. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 98.

33. shih. I. Hakki Bursevi, Ruhu'l-Bejan, V, 226.

Me qëllim që njeriu, i cili çdo ditë sheh dhe kupton krijimin dhe vdekjen, të kuptojë edhe ringjalljen pas vdekjes, Allahu i Madhëruar na kujton madhështinë dhe fuqinë e Vet duke thënë:

أَوَلَمْ يَرَ الْإِنسَانُ أَنَّا خَلَقْنَاهُ مِن نُّطْفَةٍ فَإِذَا هُوَ خَصِيمٌ مُّبِينٌ *

وَضَرَبَ لَنَا مَثَلًا وَنَسِيَ خَلْقَهُ قَالَ مَن يُحْيِي الْعِظَامَ وَهِيَ رَمِيمٌ *

قُلْ يُحْيِيهَا الَّذِي أَنشَأَهَا أَوَّلَ مَرَّةٍ وَهُوَ بِكُلِّ خَلْقٍ عَلِيمٌ

**“A nuk e sheh njeriu se si Ne e krijuam atë prej pikës së farës, e megjithatë ai bëhet kundërshtar i hapët?! Ai na sjell shembull, duke harruar krijimin e vet dhe thotë: «Kush do t’i ngjallë eshtrat kur të kalben?» Thuaj: «Do t’i ngjallë Ai që i krijoi ato për herë të parë; Ai ka njohuri të plotë për çdo krijesë»”** (Jasin, 77-79)

**“A mendon njeriu se nuk do të mund t’i mbledhim eshtrat e tij?! Po, si jo! Ne jemi të Zotë t’ia ribëjmë bashkë me përsosmëri edhe majat e gishtave të tij.”** (Kijame, 3-4)

**“Vallë, Ai Krijues, a nuk ka fuqi që t’i ngjallë të vdekurit?!”** (Kijame, 40)

Duke iu drejtuar atyre që kanë mendje, zemër, urtësi dhe dëshirë për të marrë mësim, Allahu i Madhëruar, thotë se ringjallja e të vdekurve është shumë e thjeshtë për Të, duke dhënë shembuj nga rregulli i përsosur i botës:

**“Mohuesit kujtojnë se nuk do të ringjallen kurrsesi. Thuaju: «Po, për Zotin tim, me siguri që do të ringjalleni e pastaj do të njoftoheni për atë ç’keni bërë!» Dhe kjo është e lehtë për Allahun.”** (Tegabun, 7)

**“Allahu ju ka krijuar nga toka, ashtu si bimët, pastaj ju kthen tek ajo dhe prej saj sërish do t’ju nxjerrë.”** (Nuh, 17-18)

**“Ai i dërgon erërat si lajmëtare të mëshirës së Tij. Kur erërat lëvizin retë e rënda me shi, Ai i çon ato tek ndonjë vend i vdekur, ku lëshon shi dhe me anë të tij nxjerr lloj-lloj frutash; po kështu do t’i ringjallë edhe të vdekurit. Këta janë shembuj që t’ua vini veshin.”** (A’raf, 57)

**"Nëse dëshirojmë të bëhet diçka, mjafton që të themi: «Bëhu!» dhe ajo bëhet."** (Nahl, 40)

Në ajetin më poshtë, Allahu i Madhëruar na tregon se madje edhe rënia në gjumë natën dhe zgjimi në mëngjes janë shembujt të vdekjes dhe ringjalljes:

**"Ai jua merr shpirtrat** (ju vë në gjumë) **natën, duke e ditur ç'keni bërë ditën, pastaj ju zgjon që të plotësoni kohën tuaj të caktuar për të jetuar. Në fund, tek Ai do të ktheheni dhe Ai do t'ju tregojë gjithçka që keni bërë."** (En'am, 60)

Hutimin e njerëzve Ditën e Ringjalljes dhe tmerrin e grumbullimit të të gjithë njerëzimit pas ringjalljes, Allahu e përshkruan kështu:

**"Ditën, në të cilën do të dalin nga varrezat duke vrapuar, sikur të ishin duke nxituar drejt një altari, me shikim të frikësuar e të kapluar nga poshtërimi. Ajo është Dita që u është premtuar atyre!"** (Me'arixh, 43-44)

**"Atë Ditë, atyre që kanë bërë padrejtësi, nuk do t'u bëjë dobi shfajësimi, as nuk do t'u lejohet që të kërkojnë falje."** (Rum, 57)

**"Atë Ditë njeriu do të ikë nga i vëllai, nga e ëma dhe nga i ati, nga e shoqja dhe nga fëmijët e vet. Atë Ditë, secili prej tyre do të ketë aq shqetësim për veten, sa do t'i mjaftojë. Atë Ditë do të ketë fytyra rrëzëlluese, të qeshura e të gëzuara. Atë Ditë do të ketë** (edhe) **fytyra të pluhurosura, që do t'i mbulojë errësira. Këta janë jobesimtarët, gjynahqarët."** (Abese, 34-42)

**"Ditën** (e Kiametit) **kur disa fytyra do të zbardhen e disa të tjera do të nxihen. Atyre që do t'u nxihet fytyra, do t'u thuhet: «Vallë, ju mohuat pas besimit?! Atëherë shijoni dënimin për shkak se nuk besuat!» Kurse ato fytyra që do të zbardhen e do të shkëlqejnë, do të jenë në mëshirën e Allahut** (në Xhenet)**, ku do të qëndrojnë përgjithmonë."** (Al-i Imran, 106-107)

* * *

Një njeri me gjykim të shëndoshë, e kupton se çdo gjë në gjithësi, ka marrë jetë pas shpërthimit të një bërthame dhe, duke filluar prej grimcës deri tek trupat qiellorë, prej lindjeve deri tek vdekjet, çdo gjë është në harmoni të plotë dhe vazhdon kështu deri në pafundësi. Atëherë, a është e mundur që Allahu i

Madhëruar, i Cili ka krijuar gjithësinë me artin e Tij të pashoq, që e mahnit çdo mendje njerëzore, ta ketë krijuar njeriun pa asnjë qëllim?

Në Kuran urdhërohet:

**"Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?"** (Kijame, 36)

**"Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne** (për t'ju gjykuar)**?!"** (Mu'minun, 115)

Për ata që shpëtojnë prej lojërave të kësaj bote dhe hyjnë në klimën e zemrës, vdekja nuk është një fund, por pika e fillimit të jetës së vërtetë. Për njerëz të tillë, vdekja është kalimi nga bota e hijeve në botën e të vërtetave.

Gjendja e atij që e kalon jetën e kësaj bote, e cila kalon si reja në një ditë vere, duke mos bartur asnjë shqetësim për jetën e botës tjetër, ngjan me atë që nuk e kupton se çdo ditë e ka një mbrëmje.

Allahu i Madhëruar, urdhëron:

يَا أَيُّهَا النَّاسُ إِنَّ وَعْدَ اللَّهِ حَقٌّ فَلَا تَغُرَّنَّكُمُ الْحَيَاةُ الدُّنْيَا وَلَا يَغُرَّنَّكُم بِاللَّهِ الْغَرُورُ

**"O njerëz! Pa dyshim, premtimi i Allahut** (Dita e Gjykimit) **është i vërtetë, prandaj të mos ju mashtrojë kurrsesi jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashtrojë djalli për Allahun."** (Fatir, 5)

Kur njeriu e sheh me syrin e urtësisë krijimin e vetes dhe të gjithësisë, detyrohet të mendojë se si duhet ta jetojë jetën e kësaj bote. Gjëja që i intereson më shumë çdo njeriu që e merr seriozisht jetën, është çështja e vdekjes. Ai moment madhështor lamtumire, është tabloja më mësimdhënëse për njeriun. Për ata që në jetën e kësaj bote i japin përparësi vetëm dëshirave të trupit, i cili është i përbërë vetëm prej mishit dhe kockave, duke e lënë pas dore anën shpirtërore, vdekja është vetëm një konsumim i hidhur. Ata persona, humbjet e hidhura të mjerimit të tyre në këtë botë, do t'i kuptojnë vetëm pas ringjalljes në botën tjetër!

**"Kur qielli të çahet dhe yjet të derdhen; kur detet të përzihen dhe varret të rrotullohen, atëherë çdokush do të mësojë për veprat që ka bërë dhe që ka lënë pa bërë."** (Infitar, 1-5)

**"Ditën kur do ta shohin atë,** (njerëzve) **do t'u duket se kanë qëndruar** (në Tokë) **veç një mbrëmje apo një mëngjes."** (Naziat, 46)

Për këtë arsye, Profeti (a.s.), në një hadith që përkufizon jetën e kësaj bote, thotë:

*"E për çfarë më duhet kjo botë?.. Gjendja ime në këtë botë i përngjet një udhëtari që pasi është ulur nën një pemë për t'u çlodhur nën hije, ngrihet e vazhdon në rrugën e tij!"* (Ibn Maxhe, Zuhd, 3; Ibn Hanbel, I, 391.)

* * *

I gjithë universi është ndërtuar me një rregull preciz dhe të ekuilibruar. Çdo gjë që ndodhet në të, i është nënshtruar kritereve dhe ligjeve shumë precize.

Qiejt dhe toka, me të gjitha dukuritë e tyre, janë shembulli i një rregullsie të pashoqe. Dielli dhe hëna lindin e perëndojnë sipas një llogarie të caktuar, ditët dhe netët e ndjekin njëra-tjetrën sipas një llogarie të caktuar, retë qarkullojnë sipas një llogarie të caktuar, shirat bien e shpërndahen sipas një llogarie të caktuar, pranvera dhe vjeshta, bari dhe lulet vijnë e ikin sipas një llogarie të imtë e të caktuar. Po ashtu, edhe ushqimi i krijesave të ndryshme përgatitet sipas një llogarie të caktuar e shumë të detajuar. E, ndërkohë që i gjithë universi pulson si një i vetëm brenda një llogarie të caktuar, a është e mundur që njeriu, i cili është krijesa më e lartë e universit, stolia e krijesave dhe mrekullia e krijimit, të veprojë dhe jetojë pa llogari, pa kriter, pa ndjenja e pa kuptim?

Njeriu, i krijuar për të dhënë provën e jetës, është i detyruar të ruajë kriteret e mendjes, ndjenjave dhe veprimeve. Ekuilibri i mendjes së njeriut, mbështetet në njohuri të sakta, në dritën e së drejtës dhe të vërtetës; ekuilibri i ndjenjave, mbështetet në moralin e bukur dhe zemrën e pastër; ndërsa ekuilibri i veprave të tij, mbështetet në ligjet e Kuranit dhe të Sunetit.

Shkurtimisht, njeriu, që është "krijesa më e nderuar", është i detyruar ta rregullojë veten sipas besimit dhe veprave të mira, duke u bërë pjesë e harmonisë së gjithësisë!

Ajeti i mëposhtëm cek harmoninë e lartë të ndërtuar në trekëndëshin, Njeri, Kuran dhe Univers:

**"I Gjithëmëshirshmi ua ka mësuar Kuranin** (robërve të Tij)**, ka krijuar**

**njeriun dhe i ka mësuar atij të folurit e qartë. Dielli dhe Hëna ndjekin rrugën e caktuar. Yjet dhe pemët i përulen** (Allahut)**. Ai e ka ngritur qiellin lart dhe ka vënë Peshoren** (e drejtësisë)**, që ju të mos e shkelni atë. Prandaj matni drejt e mos hani në peshë! Ai e ka bërë Tokën për krijesat.”** (Rrahman, 1-10)

O Zot! Na bashko në këtë botë me robërit e Tu, të cilëve u ke hapur thesaret e urtësisë dhe të fshehtave. Ndërsa në mëngjesin e botës tjetër, na ringjall bashkë me ta!

Amin!..

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme:.

1. Cili është ajeti që na njofton për faktin se hebrenjtë e kanë konsideruar Uzejrin "birin e Zotit"?
2. Thoni tre ajetet të cilat janë zbritur si argument për ringjalljen pas vdekjes.
3. Cilat duhet të jenë kriteret e mendjes, ndjenjave dhe të veprave të njeriut, i cili është krijuar me llogari dhe harmoni të përsosur?
4. Çfarë dini në lidhje me As'hab-i Kehf?
5. Sipas disa komentuesve, edhe qeni i shokëve të shpellës do të hyjë në xhenet. Sipas jush, cila është arsyeja e kësaj?
6. Pse Profeti (a.s.), e ka ngjasuar jetën e kësaj bote me pushimin nën hijen e një peme dhe largimin prej saj?

### B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.

1. Uzejri është prej gjakut të ................. dhe nga hebrenjtë njihej me emrin ....................
2. Në lidhje me Uzejrin, në Kuran thuhet se Allahu ia ka marrë shpirtin dhe ia ka kthyer përsëri pas ............................
3. Profeti (a.s.), ka thënë se: *"Leximi i sures ........................ ditën e xhuma,*

*bëhet shkas i faljes së gjynaheve që bëhen deri në xhumanë tjetër".*

4. ............................... pushtoi Kudsin, e plaçkiti atë dhe dogji të gjitha kopjet e ....................

5. Hebrenjtë kanë bërë shirk duke quajtur .......................... bir të Zotit, ndërsa të krishterët duke quajtur ..........................

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cila nga shprehjet e mëposhtme nuk mund të nxirret si mësim prej ringjalljes së Uzejrit pas njëqind vjetësh?**

**a.** Allahu nuk e ka aspak të vështirë të vdesë dhe të ringjalli krijesat.

**b.** Allahu i Madhëruar ka fuqi t'i ringjallë edhe kockat e bëra pluhur e hi.

**c.** Një njeri, mund të ruhet nga armiqtë duke fjetur gjatë me lejen e Allahut.

**d.** Në një farë mënyre, çdo njeri përjeton vdekjen dhe ringjalljen duke fjetur natën dhe duke u zgjuar ditën.

**2. Cila nga të dhënat e mëposhtme në lidhje me As'habi Kehfin është e gabuar?**

**a.** Ata ishin trima të tillë, të cilët e kishin marrë parasysh të flinin me qindra vite për të ruajtur besimin e tyre.

**b.** Ata ishin të rinj që e kishin besuar me zemër Zotin e tyre dhe e donin shumë Allahun.

**c.** Ata ishin persona që kishin gjetur rrugën e drejtë brenda një shoqërie idhujtare dhe të prishur.

**d.** Ata ishin aq të guximshëm dhe të vetëdijshëm saqë i mbronin me këmbëngulje vlerat në të cilat besonin.

3. **Nëse meditojmë pak mbi ajetet:** "Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?" (Kijame, 36) "Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!" (Mu'minun, 115) **si mendoni, çfarë kuptimi ka shprehja "të mos lihesh pa përgjegjshmëri"?**

   **a.** Njeriu nuk mund të jetë i lirë brenda caktimit të Allahut.
   **b.** Njeriu nuk do të ketë vullnet të pjesshëm dhe liri.
   **c.** Allahu do t'i mbrojë njerëzit nga çdo rrezik.
   **d.** Njeriu nuk do të lihet pa u llogaritur për ato që ka bërë në këtë botë.

4. **Çdo të thotë shprehja "ba'thu ba'de'l-meut"?**

   **a.** Pavdekshmëria e shpirtrave.
   **b.** Shpërblimi që do të marrim në varr pas vdekjes.
   **c.** Kalbja e trupit pas vdekjes.
   **d.** Ringjallja pas vdekjes për të mos vdekur më.

5. **Në ajetin 5 të sures Fatir, urdhërohet:** "O njerëz! Pa dyshim, premtimi i Allahut (Dita e Gjykimit) është i vërtetë, prandaj të mos ju mashtrojë kurrsesi jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashtrojë djalli për Allahun." **Cila nga fjalitë e mëposhtme, shpreh kuptimin e saktë të shprehjes "të mos ju mashtrojë djalli për Allahun"?**

   **a.** Shejtani, e shtyn njeriun në gjynah duke i thënë se Allahu është mëshirues i madh dhe fal shumë.
   **b.** Shejtani i premton njeriut mëshirën e Allahut dhe lumturinë e përjetshme në këmbim të ndjekjes së tij.
   **c.** Shejtani e mashtron njeriun dhe e bën që të kërkojë dënimin e Allahut në vend të mëshirës së Tij.
   **d.** Jeta e kësaj bote i ngjan shejtanit. Ajo e mashtron njeriun me mëshirën e Allahut.

6. **Cila nga temat e mëposhtme nuk bëjnë pjesë në suren Kehf?**

   **a.** Lufta për besim.
   **b.** Ringjallja pas vdekjes.
   **c.** Rrëfimi i Musait (a.s.), me Hidrin.
   **d.** Lufta e Bedrit.

# EJJUBI
## -alejhi selam-
### I cili, me meditimin e tij të thellë, është bërë "guri mprehës" i durimit

Mendohet se Ejjubi (a.s.), ka qenë prej gjakut të Ijsit, vëllait të Jakubit (a.s.) dhe ka jetuar në rrethinat e Damaskut. Ata që i kanë besuar atij kanë qenë të paktë.

Në sajë të begatisë së lutjes së gjyshit të tij, Is'hakut (a.s.), Allahu i Madhëruar i dha Ejjubit (a.s.), shumë pasuri, prona dhe fëmijë. Ai kishte toka, bagëti dhe shërbëtorë të shumtë. Ai i ndihmonte shumë të varfrit, jetimët dhe vejushat. Madje, ai nuk hante bukë pa pasur në sofrën e tij një të varfër. Gjithashtu, atij i pëlqente shumë të priste e të gostiste miq me të mirat që i kishte dhuruar Allahu.

Ejjubi (a.s.), në fillim të jetës jetoi i pasur, ndërsa nga mesi i saj, ngeli i varfër dhe i vetmuar. Mirëpo, në pjesën e fundit të jetës, në sajë të falënderimit dhe durimit të pashoq që tregoi, atij iu dhanë përsëri mirësitë hyjnore. Kurani e lavdëron durimin e tij me këto fjalë:

**"...Ne e gjetëm atë të durueshëm, rob të mrekullueshëm. Ai kthehej vazhdimisht me pendesë tek Zoti!"** (Sad, 44)

Ejjubi (a.s.), ishte dërguar si profet për njerëzit që jetonin në zonën e Damaskut. Në Kuran, në lidhje me profecinë e tij thuhet:

**“Ne të frymëzuam ty** (o Muhammed) **me shpallje, ashtu siç frymëzuam me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij; siç frymëzuam me shpallje edhe Ibrahimin, Ismailin, Is’hakun, Jakubin dhe bijtë e tij, Isain, Ejjubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin dhe Dautin, të cilit i dhamë Zeburin.”** (Nisa, 163)

**“Ne i dhuruam atij** (Ibrahimit) **Is’hakun dhe Jakubin. Që të dy këta i udhëzuam në rrugë të drejtë, ashtu siç patëm udhëzuar më parë Nuhun. Ndër pasardhësit e tij Ne udhëzuam Daudin, Sulejmanin, Ejjubin, Jusufin, Musain dhe Harunin. Kështu i shpërblejmë punëmirët.”** (En,am, 84)

## Sprova, durimi dhe shpërblimi

Pasuria e Ejjubit (a.s.), bijtë dhe të gjitha mirësitë që zotëronte, iu morën një e nga një, si një sprovë hyjnore. Ndërsa më pas i bie një sëmundje e rëndë. Megjithatë, ai tregoi një durim të madh ndaj fatkeqësive që i ranë mbi trupin, pasurinë dhe fëmijët, duke treguar dorëzim dhe mbështetje të madhe tek Zoti. Kjo, e bëri që të fitojë edhe kënaqësinë hyjnore. Ky durim dhe dorëzim që tregoi ai, ka kaluar në historinë njerëzore si një shembull shumë mësimdhënës.

Këto sprova të mëdha të Ejjubit (a.s.), kanë ndodhur në kohën e profecisë së tij. Sipas disa transmetimeve, thuhet se shejtani është bërë shkas për sprovën që iu dha Ejjubit (a.s.). Shejtani nuk i duronte dot virtytet e larta të Ejjubit (a.s.), prandaj hyri midis njerëzve dhe u thoshte:

“Është e lehtë të bësh adhurim kur ke kaq pasuri dhe të mira. Nëse do të ishte në vështirësi, atëherë do ta shihnim!..” Në këtë mënyrë, shejtani mundohej të cenonte respektin që gëzonte Ejjubi tek njerëzit. Pas kësaj, me qëllim që populli të shihte dorëzimin dhe nënshtrimin e Ejjubit (a.s.), Allahu e sprovoi profetin e Tij me vështirësi të ndryshme.

Kur Allahu dëshiroi ta sprovonte Ejjubin (a.s.), në fillim i mori pasurinë. Me anë të një përmbytjeje i shkatërroi bagëtinë dhe me anë të një ere të fortë i shkatërroi të mbjellat. Shejtani nuk e humbi këtë rast, dhe i veshur si çoban, vrapoi menjëherë tek Ejjubi (a.s.) për t’i treguar gjithçka që kishte ndodhur:

“O Ejjub! Na gjeti një fatkeqësi e madhe! E gjithë pasuria dhe prona jote u shkatërrua!”

Ejjubi (a.s.), nuk u shqetësua fare nga ky lajm që mori dhe me një qetësi e dorëzim të madh, falënderoi Allahun. Më pas i thotë shejtanit të veshur si çoban:

"Mallin dhe pasurinë ma ka dhënë Zoti im. Ndërsa tani ma mori. Ai është Pronari i vetëm i çdo gjëje! Po deshi ta jep, po deshi ta merr!"

Këto fjalë dhe ky qëndrim i Ejjubit (a.s.), e shkatërruan shejtanin.

Më vonë, ndërkohë që fëmijët e Ejjubit (a.s.), po mësonin në shtëpi, bie një tërmet, që u mori jetën. Shejtani nuk humbi kohë dhe shkoi përsëri tek Ejjubi (a.s.), duke bërtitur e qarë me lotët që i shkonin çurg. Qëllimi i tij ishte që Ejjubi (a.s.), të mërzitej e t'i ngrinte krye Allahut. Prandaj, i thotë:

"O Ejjub! Zoti ta shembi shtëpinë me tërmet! T'i mori të gjithë fëmijët! Rënkimet e tyre nuk mund të duroheshin!" Ai ia tregoi ndodhinë në mënyrë aq të dhimbshme, saqë prej syve të Ejjubit (a.s.), zemra e të cilit ishte brumosur me durim dhe dorëzim të plotë tek Allahu, rrodhën lot mëshire. Mirëpo, ai bëri durim të madh edhe para kësaj sprove, duke treguar nënshtrim të plotë ndaj caktimit të Allahut. Shejtani, i cili nuk ia arriti qëllimit të tij edhe këtë herë, u nxeh shumë dhe sapo deshi t'i thoshte diçka tjetër, Ejjubi (a.s.), ia priti:

"O i mallkuar! Ti je Iblisi dhe kërkon të më shtysh të ngre krye ndaj Zotit tim! Ta dish se bijtë e mi ishin amanet tek unë! I zoti i tyre i mori përsëri. Ai është që jep, Ai është që merr! E pse të mërzitem unë? Unë jam një rob që e falënderoj Zotin sido të bëhet!"

* * *

Enes bin Malik (r.a.), transmeton:

Djali i sëmurë rëndë i Ebu Talhasë (r.a.), kishte ndërruar jetë kur ai nuk ndodhej në shtëpi. Kur Ummu Sulejme e pa që djali i saj kishte ndërruar jetë, e lau dhe e qefinosi atë. Më vonë, kur Ebu Talha (r.a.), erdhi në shtëpi, pyeti:

"Ku është djali?" Ummu Sulejme (r.anha), tha:

"Djalit iu qetësuan dhimbjet dhe tani besoj se po rehatohet pak." Madje, Ummu Sulejme i porositi njerëzit e shtëpisë duke u thënë:

“Kujdes, mos i tregoni Ebu Talhas për vdekjen e djalit, deri sa t’i tregoj vetë!..”

Më pas, i solli ushqimin burrit të saj dhe ai hëngri. Ndërsa Ummu Sulejme (r.anha) u zbukurua dhe doli para tij. Më vonë, ata shkuan të çlodheshin në dhomën e tyre. Në mëngjes, në momentin kur Ebu Talha (r.a.), po bëhej gati të dilte nga shtëpia, Ummu Sulejme, e cila ishte një grua e zgjuar dhe e devotshme, i tha:

“O Ebu Talha! Pa shiko ç’bëri ky fqinji ynë… Kur i kërkova amanetin që ia kisha dhënë për ta përdorur, ata s’deshën të ma jepnin.” Ebu Talha (r.a.), u përgjigj:

“Jo nuk bën kështu. Nuk kanë vepruar aspak mirë!” Pas këtyre fjalëve, Ummu Sulejme (r.a.), tha:

“O Ebu Talha! Djali yt ishte një amanet i Allahut tek ti dhe Ai e mori përsëri.” Ebu Talha papritur u shastis, heshti dhe më pas tha:

“Ne jemi të Allahut dhe padyshim tek Ai do të kthehemi!”

Kur shkoi në xhami për të falur namazin, ia tregoi Profetit (a.s.), gjithçka që kishte ndodhur. Ndërsa i Dërguari i Allahut (a.s.), bëri dua duke thënë:

*“Allahu jua begatoftë këtë natë!”* (Buhari, Xhenaiz, 42, Edeb, 116.)

Pa kaluar një vit prej kësaj ndodhie, Allahu i fali kësaj familjeje një tjetër djalë, të cilit Profeti (a.s.), ia vuri emrin Abdullah.

* * *

Si sprovë të fundit, Allahu i Madhëruar i dha Ejjubit (a.s.), një sëmundje, emri i të cilës nuk përmendet në Kuran. Sëmundja e tij u rëndua aq shumë, saqë nuk i mbeti askush për ndihmë përveç gruas së tij, Rahimes, e cila tregoi besnikëri të pashoqe, duke vazhduar t’i shërbejë bashkëshortit të saj. Ajo përpiqej të siguronte jetesën duke bërë punë dore dhe çdo lloj shërbimi ndaj të shoqit, e bënte me dashuri.

Ejjubi (a.s.), nuk u ankua as në këtë gjendje të sëmurë që ishte. Ai duroi duke u mbështetur tek Allahu dhe i vazhdoi falënderimet ndaj Tij. Madje, duke treguar një edukatë profetike, sëmundjen dhe dobësinë që kishte ia atribuoi shejtanit.

**“Kujtoje robin Tonë Ejjubin, kur iu lut Zotit të vet: «Me të vërtetë, më ka goditur shejtani me mundim dhe vuajtje!»”** (Sad, 41)

Shejtani kishte zili ndaj gjendjes së mirë të Ejjubit (a.s.), prandaj dëshironte ta mundonte. Mirëpo, Ejjubi (a.s.), ishte i vetëdijshëm se çdo gjë ishte prej Allahut. Për këtë arsye i mbështetej dhe i dorëzohej plotësisht Zotit të tij.

Shejtani, të cilit i kishin shkuar dëm të gjitha përpjekjet për t'i dhënë vesvese Ejjubit (a.s.), këtë herë filloi të ngacmonte banorët e qytetit:

“Aman, bëni kujdes! Mos u takoni me Rahimen dhe mos e ndihmoni! Përndryshe, sëmundja e Ejjubit do t'u ngjitet edhe juve! Dëbojeni menjëherë prej qytetit!”

Banorët e qytetit, anuan nga intriga e shejtanit dhe e kërcënuan Rahimen, duke i thënë: “Largohuni prej këtu së bashku me Ejjubin! Përndryshe do t'ju vrasim me gurë!”

E pashpresë, zonja Rahime e mori në krahë Ejjubin (a.s.) dhe u larguan prej andej. Ata u vendosën në një vend jashtë qytetit, ku i bëri Ejjubit (a.s.), një shtrat prej rëre dhe nën kokë i vuri një gur. Më vonë, bëri një kolibe të vogël, ku vazhdoi t'i shërbente me besnikëri bashkëshortit të vet.

Profeti durimtar i Allahut, Ejjubi (a.s.), edhe në këtë gjendje e vazhdoi detyrën e tij, duke i këshilluar ata që kalonin andej të bënin mirë e të hiqnin dorë prej të këqijave.

Për të siguruar jetesën, zonja Rahime bënte punë për zonjat e qytetit. Një ditë, duke parë gjendjen e keqe të bashkëshortit dhe vuajtjet e tij, ajo i thotë:

“Ti je profet! Sikur t'i kërkoje Allahut shërim e të t'i hiqte këto vuajtje!”

Pasi dëgjoi këto fjalë, Ejjubi (a.s.), i drejtohet të shoqes dhe i thotë:

“Sa kohë kemi kaluar me shëndet e me të mira?”

Rahimja u përgjigj:

“Tetëdhjetë vjet!”

“O Rahime!” – I tha Ejjubi (a.s.). “Kam turp t'i ankohem Allahut pa u bërë koha e sëmundjes dhe vështirësisë aq sa ishte koha e shëndetit dhe begatisë.

Allahu, më parë na ka dhënë shumë të mira. Pse të mos durojmë tani të këqijat e ardhura prej Tij?"

Ky durim i jashtëzakonshëm i Ejjubit (a.s.), ashtu siç është lavdëruar në Kuran, është lavdëruar edhe në hadithet profetike:

*"Ejjubi ka qenë më i buti i njerëzve, më i duruari dhe ai që e mposhtte më shumë zemërimin!"* (Ibn Ebi Shejbe, III, 210.)

Shejtani, i cili nuk mundi t'i jepte vesvese Ejjubit (a.s.), tashmë filloi të mundonte Rahimen. Ai i dilte përpara dhe përpiqej t'i prishte mendjen. Kur zonja Rahime ia tregoi këtë Ejjubit (a.s.), ai e paralajmëroi të shoqen:

"O grua! Ai që të ka dalë në rrugë është Iblisi. Ki kujdes! Ai kërkon të të japë vesvese dhe të ndajë prej meje!"

Zonja Rahime, ishte prej gjakut të Jusufit (a.s.). Për rrjedhojë, tek ajo reflektohej një pjesë e bukurisë së Jusufit (a.s.). Në atë vend, nuk kishte grua më të bukur se ajo. Për këtë arsye, një ditë, shejtani i doli para në trajtën e një burri të pashëm dhe i tha:

"S'kam parë grua më të bukur se ti! Unë rri në këtë fshatin këtu afër dhe kam pasuri të madhe."

Zonja Rahime, mbështetet tek Allahu dhe i thotë:

"Unë jam zonja e profetit të sëmurë, Ejjubit dhe jam në shërbim të tij. Unë kurrë nuk e këmbej atë profet të nderuar me tjetërkënd!.." Dhe më pas largohet.

Kur u kthye tek Ejjubi (a.s.), Rahimja ia tregoi të gjitha që kishin ndodhur. Mirëpo, Ejjubi (a.s.), u mërzit nga këto fjalë dhe, i zemëruar, i tha të shoqes:

"O Rahime! A nuk të thash të ruhesh dhe të qëndrosh larg prej tij?!" Më pas i tha duke u betuar: "Nëse do të shërohem, do të të gjuaj njëqind herë me shkop!"

Sëmundja e Ejjubit (a.s.), filloi të rëndohej çdo ditë e më shumë. Prandaj, ngriti duart drejt Allahut për të kërkuar shërim dhe tha:

**"Mua më ka goditur fatkeqësia e Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!"** (Enbija, 83)

Sipas një transmetimi të Enes bin Malikut (r.a.), një njeri hyri në mesxhidin e Profetit (a.s.) dhe i bëri disa pyetje lidhur me Ejjubin (a.s.). Profeti qau dhe tha kështu:

*"Betohem në Allahun se, Ejjubi nuk rënkoi dhe nuk u qa prej fatkeqësisë. Ai qëndroi në atë sprovë për shtatë vjet, shtatë muaj, shtatë ditë e shtatë net. Ai deshi të falte namaz në këmbë, por nuk mundi të qëndronte dhe ra. Atëherë, kur e pa se kishte mangësi në shërbimin në rrugën e Zotit, tha: "Me të vërtetë më ka goditur sëmundja!"* (shih. Kurtubi, Tefsir XI, 323.)

Edhe pse këto fjalë të Ejjubit (a.s.), duken si qarje, në të vërtetë ato qenë lutje, sepse të qahesh, konsiderohet si ankesë drejtuar njerëzve. Ndërsa lutja drejtuar Allahut, nuk është një qarje. Edhe Jakubi (a.s.), kur u nda prej birit të tij, Jusufit (a.s.), me shumë dhimbje e mall, tha:

**"Unë dhimbjen time dhe pikëllimin tim ia paraqes vetëm Allahut e nga Allahu di atë që nuk e dini ju."** (Jusuf, 86)

## Shpëtimi prej sëmundjes

Një ditë, zonja Rahime kishte dalë për të kërkuar ushqim. Ndërkohë, Ejjubit (a.s.), i vjen Xhebraili (a.s.) bashkë me lajmin e mirë të Allahut: "O Ejjub! Të dhashë bela, durove. Tani do të të jap përsëri shëndet dhe të mira!", të kam sjell edhe urdhrin e Tij:

**"Bjeri me këmbë tokës dhe aty do të dalë një burim me ujë të ftohtë për larje dhe pirje!"** (Sad, 42)

Ejjubi (a.s.), e zbatoi urdhrin hyjnor dhe e goditi tokën me këmbë, nga ku shpërtheu menjëherë një burim. Ai u la me këtë ujë dhe në mënyrë të mrekullueshme shpëtoi prej të gjitha sëmundjeve. Sipas një transmetimi tjetër, kur Ejjubi (a.s.), i ra tokës me këmbë, dolën dy burime: njëri me ujë të ftohtë, e tjetri me ujë të ngrohtë. Ai u la me të ngrohtin dhe piu nga i ftohti.

Një çështje që të tërheq vëmendjen në urdhrin hyjnor; **"bjeri tokës me këmbë"**, është se, edhe në realizimin e një mrekullie, kërkohet përpjekja e robit! Kjo do të thotë se, në një punë, lëvizja e parë gjithmonë duhet të vijë prej robit. Atëherë, mund të themi se, robi nuk duhet të lërë mangët asnjë prej shkaqeve dhe nuk duhet të ulet këmbëkryq e të mjaftohet vetëm me lutje. Pra, përveç

lutjes, ai duhet të përpiqet të krijojë kushtet e duhura për realizimin e lutjes.

Ejjubi (a.s.), iu drejtua Allahut me përulje të madhe dhe lutja e tij u pranua, duke iu hapur dyert e shërimit, mëshirës dhe mirësive hyjnore:

**“Ne iu përgjigjëm atij, ia larguam mjerimin që kishte dhe ia kthyem familjen të dyfishuar në numër.** (Këtë e bëmë) **nga mëshira Jonë dhe që të jetë përkujtesë për ata që Na adhurojnë.”** (Enbija, 84)

Me urdhrin e Allahut, Xhebraili (a.s.), Ejjubit (a.s.), tashmë të shëruar, i vuri një kurorë në kokë dhe i veshi rroba të bukura. Më pas erdhi një re që i spërkati sipër copëza floriri.

Profeti (a.s.), thotë:

*“Kur Ejjubi po lahej me ujë, para tij kishin rënë një tufë karkalecash ari. Ejjubi filloi t’i mbledhë menjëherë, duke mbushur xhepat. Për këtë, Allahu i Madhëruar i tha: «O Ejjub! E sheh!? A s’ta ktheva përsëri mallin dhe të bëra të pasur?» Ejjubi u përgjigj: «Po, o Zot! Më bëre të pasur! Por unë nuk jam i panevojshëm për thesaret e të mirave dhe begative të Tua! Prandaj e pranoj çdo gjë që vjen prej Teje! (Ti je Ai që po m’i jep. E si ta kthej atë që më jep Ti?)”* (Buhari, Gusl, 20; Enbija, 20; Nesai, Gusl, 7.)

Ndërkohë, zonja Rahime ishte kthyer nga qyteti. Ajo nuk e njohu dot Ejjubin (a.s.) dhe filloi të vrapojë majtas-djathtas, duke pandehur se ai kishte humbur. Ndërkohë që ajo po qante e dëshpëruar, Ejjubi (a.s.), i foli:

- O zonjë, kë kërkon?

- Kisha një të sëmurë. Ishte shoku im i jetës. Edhe pse me vështirësi, unë i shërbeja me kënaqësi. Tani e humba atë thesar që ishte burim i qetësisë sime shpirtërore!..

- Ç’njeri ishte ai?

- Ai ishte shumë durimtar. Kur gëzonte shëndet, ngjante me ju!

- O Rahime! Ai që kërkon jam unë! Allahu i Lartë më dha shëndet!

Pas kësaj, të dy filluan të qajnë nga gëzimi dhe falënderuan Allahun.

Ejjubi (a.s.), tashmë kishte rifituar rininë dhe gjallërinë e mëparshme. Alla-

hu i Madhëruar, i fali më shumë pasuri dhe fëmijë se ç'kishte pasur më parë. Pjesëtarët e shpërndarë të familjes u bashkuan përsëri dhe gëzuan mirësi edhe më të mëdha se më parë. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Ne ia kthyem atij familjen dhe dy herë më tepër, si mëshirë prej Nesh dhe këshillim për mendarët."** (Sad, 43)

Në mëngjesin e natës së parë pasi kishte rifituar shëndetin, ai lëshoi një "ah!" të thellë. Kur e pyetën për shkakun, ai tha:

"Çdo herë në të aguar dëgjoja një zë që më thoshte: "Si je, o i sëmuri ynë!" Tani që erdhi përsëri kjo kohë, nuk dëgjova kënd të më thërriste: "Si je, o robi ynë i shëndoshë!" Prandaj po qaj!"

### Shpërblimi i shërbimit të zonjës Rahime

Sipas transmetimeve, Ejjubi (a.s.), ishte betuar se, kur të shërohej, do ta ndëshkonte të shoqen me njëqind shkopinj për shkak të një gabimi të saj. Mirëpo shërbimi dhe sakrifica e saj ndaj tij ishte e madhe. Prandaj, Allahu e këshilloi Ejjubin (a.s.), të merrte një tufë me njëqind thupra dhe ta qëllonte vetëm njëherë, gjë e cila do të mjaftonte për të çuar në vend betimin:

**"**(Ne i thamë atij)**: «Merr me dorën tënde një tufë thuprash e bjeri lehtë me to** (gruas tënde) **dhe mos e shkel betimin tënd!» Ne e gjetëm atë të durueshëm, rob të mrekullueshëm. Ai kthehej vazhdimisht me pendesë tek Zoti!"** (Sad, 44)

Ky zbatim që zë vend në ajet, quhet "leja e Ejjubit". Për shkak se në ajet nuk bëhet e qartë se çfarë tufe ka qenë, kësaj i janë dhënë edhe kuptime të tjera.

# PËLQIMI

Allahu i Madhëruar, të gjitha krijesat i ka krijuar sipas një hierarkie, nga më e thjeshta tek më e përsosura. Në majën e kësaj hierarkie ndodhet njeriu, sepse ai është një qenie së cilës i është dhënë vullneti dhe cilësia e zgjedhjes midis të mirës dhe të keqes.

Njeriu ka mundësinë t'i afrohet Allahut, aq sa ai e përdor vullnetin për të zhvilluar prirjet pozitive, e pastron zemrën e tij dhe siguron mbizotërimin e të mirës në personalitetin e vet. Zemrat që e shijojnë kënaqësinë e afërsisë me Allahun, përjetojnë emocionin dhe lumturinë e takimit me të dashurin, ashtu si kurbetçiu që arrin në fund të udhës së vet.

Në këtë mënyrë, shkurtohet distanca mes robit dhe Zotit dhe mbaron vuajtja prej kurbetçiu që përjetohet. Në fakt, dhimbjet që shkakton të qenit larg prej Zotit, nuk pakësohen. Por zemra e dëlirë dhe e kënaqur me Zotin e vet, nuk i ndjen më ato vuajtje. Çdolloj hidhërimi bëhet i pandjeshëm kur gjendet në paqen dhe harenë që të fal afërsia me Zotin.

Në këtë fazë, robi i konsideron vuajtjet si mirësi e Zotit dhe, për rrjedhojë, ato kthehen në gëzim. Ky gëzim që kaplon zemrën, ndonjëherë përfshin edhe trupin. Shembulli më i bukur i këtij fakti, është kërkesa e Aliut (r.a.), që t'ia nxirrnin shigjetën e ngulur në kofshë kur ai të falte namaz, gjë e cila ia hoqi dhimbjet.

Ebu Said el-Hudri (r.a.), e kishte vizituar Profetin (a.s.), ku ai ishte shumë sëmurë dhe e pa me sytë e tij se sa shumë po vuante Profeti (a.s.). Ai tregon:

E vura dorën mbi të dhe ndjeva nxehtësinë e tij prej sipër jorganit. Pastaj i thashë:

- O i Dërguari i Allahut, keni shumë temperaturë!

- *Ne (profetët) kështu jemi. Fatkeqësitë na vijnë të shumëfishuara. Por edhe shpërblimet na jepen të shumëfishuara.* – tha ai.

- O i Dërguar i Allahut! Kush janë njerëzit të cilëve u bien më shumë fatkeqësi? – e pyeta unë.

- *Profetët!* – tha ai.

- Po pas tyre? – pyeta unë.

- *Pas tyre vijnë njerëzit e mirë!* – tha ai dhe e shpjegoi kështu: *Nëse dikush prej tyre bie në një varfëri të tillë saqë nuk gjen asgjë për t'u mbuluar përveçse një rrobë leshi, ata i gëzohen fatkeqësisë, ashtu siç i gëzoheni ju mirësive.*" (Ibn Maxhe, Fiten, 23.)

Edhe pse hidhërimet dhe vuajtjet duken sikur na pengojnë të jemi të lumtur në këtë jetë, në fakt nuk është ashtu. Për ata që dinë të durojnë dhe të kënaqen me atë që vjen prej Allahut, këto hidhërime dhe vuajtje, mbase do të bëhen shkas për arritjen e një gëzimi dhe lumturie edhe më të madhe.

Këtë fakt, Mevlana e ka shprehur shumë bukur me këtë thënie:

*"Dora e hidhërimit, shkund gjethet e zverdhura prej degës së zemrës. Dhe, në vend të tyre dalin gjethe lumturie më të hijshme, më të reja!"*

Në fakt, në ditët më të rënda të sëmundjes, zonja Rahime i pati thënë Ejjubit (a.s.):

- Ti je profet! Sikur t'i kërkoje shërim dhe shëndet Zotit, e të shpëtojë prej këtyre mjerimeve!

Mirëpo, me gjithë ato vuajtje dhe vështirësi që kishte, për të mos u ankuar prej gjendjes dhe për të treguar durimin e duhur në pëlqimin e caktimit të Allahut, Ejjubit (a.s.), i erdhi turp t'ia parashtronte gjendjen Allahut të Madhëruar për të kërkuar shëndet dhe mirësi. Në këtë mënyrë, ai dha shembullin më të bukur të të qenit i kënaqur me caktimin e Allahut. Por, më në fund, në sajë të këmbënguljeve të bashkëshortes së tij, ai mundi t'i përgjërohej Allahut vetëm duke thënë:

*"Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!"*

Pas kësaj lutjeje, Allahu i Madhëruar, ia hoqi vuajtjet dhe i dha shërim për sëmundjen, duke e bërë atë një kujtim mëshire deri në Ditën e Kiametit për ata që e adhurojnë vazhdimisht Atë. Gjithashtu, Allahu i Madhëruar, është shprehur se, Ejjubi (a.s.), ishte një rob shumë i durueshëm, gjatë të gjitha këtyre që ndodhën.

Po ashtu, pas vuajtjeve dhe torturave që Profeti (a.s.), hoqi kur ishte në Taif, ai u shpërblye me ndodhinë e "Miraxhit", e cila nuk i është dhënë asnjë njeriu. Në këtë mënyrë, vuajtjet dhe torturat që hoqi, i hapën derën e një dhurate të lartë hyjnore.

Edhe pëlqimi dhe dorëzimi që tregoi Ibrahimi (a.s.), në momentin kur po hidhej në zjarr, është një gjendje shumë mësimdhënëse. Atij i pati ardhur Xhebraili (a.s.), dhe e pati pyetur:

- A ke ndonjë nevojë? A dëshiron gjë prej meje?

Ndërsa Ibrahimi (a.s.), iu përgjigj:

- Kam një nevojë, por jo për ty!

Më pas e pyeti Xhebrailin (a.s.):

- Kush është ai që i jep zjarrit fuqinë e djegies?

Si përfundim, dashuria dhe dorëzimi i Ibrahimit (a.s.) ndaj Allahut, shoi në çast zjarrin e kësaj bote.

* * *

Pozita më e lartë ku mund të ngjitet njeriu në rrugën e Allahut, është ajo e cila arrihet duke fituar kënaqësinë e Allahut të Madhëruar. Dhe kjo, është rezultati dhe shpërblimi i të qenit i kënaqur me Allahun dhe i dorëzuar plotësisht tek Ai. Në Kuran thuhet:

... رَّضِيَ اللَّهُ عَنْهُمْ وَرَضُوا عَنْهُ...

**"...Allahu është i kënaqur me ata, por dhe ata janë të kënaqur me Atë..."** (Bejjine, 8)

Ajeti i mësipërm, tregon gjendjen e njerëzve të devotshëm. Dhe, këta njerëz të devotshëm, janë besimtarët që luten si Sulejmani (a.s.):

**“…«O Zoti im, më frymëzo që të jem mirënjohës për mirësitë që Ti më ke dhënë mua dhe prindërve të mi, dhe që të bëj vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur. Më prano, me mëshirën Tënde, në gjirin e robërve të Tu të devotshëm!»”** (Neml, 19)

Ka shumë robër të mirë që i janë nënshtruar Allahut dhe kanë qenë të kënaqur me Të. Padyshim se, njëri prej tyre është edhe Omer bin Abdulazizi, i cili atyre që e pyesnin se çfarë pëlqente më shumë, u përgjigjej:

- Ajo që pëlqej unë, është vetëm ajo që Allahu i Madhëruar ka përcaktuar për mua. Unë pëlqej gjykimin e Allahut.

Në një ajet fisnik, tregohet në lidhje me mirësitë që do të arrijnë robërit e kënaqur me Allahun e Madhëruar:

**“Allahu thotë: “Kjo është Dita në të cilën të sinqertëve u sjell dobi sinqeriteti i tyre. Atyre u takojnë kopshtet, nëpër të cilat rrjedhin lumenjtë e ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ata dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është fitorja e madhe!”** (Maide, 119)

Sipas një transmetimi, Allahu i Madhëruar, do t’i pyesë banorët e xhenetit:

**“A e pëlqeni? A jeni të kënaqur?”** Ndërsa ata do të përgjigjen:

O Zoti ynë! E si të mos jemi! Ti na dhe mirësi që nuk ia ke dhënë asnjë tjetri prej robërve të Tu. Pas kësaj, Allahu i Madhëruar, do të urdhërojë:

**“Unë do t’u jap edhe më shumë se kaq!”**

E çfarë mund të ketë më shumë se kaq, o Zot? – pyesin ata. Atëherë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“Unë do të jem i kënaqur me ju dhe nuk do t’ju dënoj më kurrë!”** (Buhari, Rikak, 51; Muslim, Xhennet, 9.)

* * *

Gjendja e kënaqur e robit, është fryti i fundit dhe më i çmuari, që ai mund

të arrijë prej dashurisë ndaj Zotit të tij. Robi me zemrën mbushur plot dashuri, e pranon çdo gjë të ardhur nga Zoti, në masën e dashurisë që ndjen për Të. Kjo, i ngjan të sëmurëve që pinë ilaçe për t'u shëruar, sado të hidhura të jenë ato. I sëmuri që pranon të durojë të gjitha vuajtjet për t'u shëruar, e di shumë mirë se pasi të jetë shëruar do të ketë ditë më të mira dhe më të qeta.

Për të arritur majën më të lartë të pëlqimit, njeriu duhet të kënaqë Allahun. Ndërsa pëlqimi i Zotit ndaj robit të Tij, është shumë më i lartë se mirësitë e xhenetit. Robi që gjendet në këtë gradë të lartë, në sajë të dashurisë së madhe ndaj Allahut, nuk ndien as dhimbje. Ata që nuk e kanë shijuar kënaqësinë e dashurisë, nuk mund ta dinë këtë gjendje. Mirëpo, të dashuruarit që kanë humbur në detin e dashurisë, kushedi, mund të përjetojnë edhe shumë gjendje të tjera të jashtëzakonshme përveç këtyre që treguam këtu.

Megjithatë, nuk është e lejueshme që prej Allahut të kërkohen sprova me fatkeqësi e vuajtje, thjesht duke parë shpërblimin e madh që ka durimi ndaj vuajtjeve dhe vështirësive. Kjo, sepse robi nuk mund ta përcaktojë dot kurrë nivelin e barrës që mund të bartë dhe për këtë arsye, ai mund të mos e përballojë dot sprovën. Por, nëse fatkeqësitë vijnë prej Allahut, duhet ditur se Allahu i Madhëruar nuk e ngarkon asnjë rob me diçka që nuk mund ta bartë!

Një herë e një kohë ishte një person me emrin Xhan Baba. Ai ndjente aq shumë kënaqësi nga dashuria për Allahun, saqë e humbiste veten. Një ditë, ngriti duart lart dhe iu drejtua Allahut duke thënë:

"O Zot! Nuk kam kënaqësi tjetër veç Teje! Më sprovo si të duash!"

Pas këtyre fjalëve atij iu dha një sëmundje shumë e rëndë. Mirëpo, kur u shty në moshë dhe fuqitë filluan ta linin, zemrën ia kaploi një pendesë. Për këtë arsye shkonte nëpër dyert e mejtepeve ku mësonin fëmijë të vegjël dhe çdo fëmije që i dilte përpara i thoshte:

- O bir! Lutuni për këtë plak gënjeshtar, që Allahu t'i dhurojë shërim!"

Përveç kësaj, as pranimi i gjynaheve dhe i gjërave që të çojnë në gjynah, nuk konsiderohet pëlqimi i caktimit të Allahut. Pëlqimi ndaj rebelimit, gjynahut dhe mohimit, janë indiferentizëm dhe injorancë e madhe. Lidhur me këtë çështje, ka paralajmërime të panumërta hyjnore, njëra prej të cilave është edhe ky ajet fisnik:

لَّا يَتَّخِذِ الْمُؤْمِنُونَ الْكَافِرِينَ أَوْلِيَاءَ مِن دُونِ الْمُؤْمِنِينَ

**“Besimtarët të mos i marrin për miq e mbrojtës mohuesit, në vend të besimtarëve!..”** (Al-i Imran, 28)

Domethënë se, heshtja para të këqijave dhe të këqijve nuk është pëlqim.

* * *

Rruga e afrimit tek Allahu, është dashuria; është ndjekja e të dashurit dhe imitimi i tij. Të dashuruarit, janë të detyruar ta pranojnë me kënaqësi atë që vjen prej të dashurit. Të dashuruarit e vërtetë, nuk e heqin nga goja dhe zemra të dashurin. Shpirtrat që kërkojnë të përjetojnë kënaqësinë e një jete me besim, e përmendin Allahun në zemrat e tyre. Aq, sa ata e përmendin Allahun në këmbë, ulur e shtrirë, duke u zhytur në urtësitë e krijimit të qiejve e të tokës dhe thonë:

**“...«O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto, lartësuar qofsh** (nga çdo e metë)**! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit!»”** (Al-i Imran, 191)

Po ashtu, edhe Allahu i Madhëruar, robërve ndaj të cilëve është i kënaqur, u thotë:

ارْجِعِي إِلَىٰ رَبِّكِ رَاضِيَةً مَّرْضِيَّةً فَادْخُلِي فِي عِبَادِي وَادْخُلِي جَنَّتِي

**“Kthehu te Zoti yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty! Bashkohu me robërit e Mi dhe hyr në Xhenetin Tim!”** (Fexhr, 28-30) Dhe, duke i shpërblyer ata me mirësitë e përjetshme, i nderon ata me shikimin e bukurisë së Tij!

O Zot! Na bëj ne prej robërve të dorëzuar dhe të nënshtruar ndaj kënaqësisë Tënde!

Amin!..

## PYETJE VLERËSIMI

**A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme:.**

1. Shkruani tre virtytet e Ejjubit (a.s.), të cilat përmenden në Kuran.

2. Kur gruaja e tij i kërkoi t'i lutej Allahut për shërim, Ejjubi (a.s.), i thotë: "O Rahime! Kam turp t'i ankohem Allahut pa u bërë koha e sëmundjes dhe vështirësisë aq sa ishte koha e shëndetit dhe begatisë." Cilat mund të kenë qenë ndjenjat dhe mendimet e Ejjubit (a.s.), kur u shpreh kështu?

3. Cili mund të ketë qenë shkaku që Ejjubi (a.s.), u sprovua me fëmijët, pasurinë dhe shëndetin e tij?

4. Çfarë qëndrimi mbajti Ejjubi (a.s.), kur humbi gjithë pasurinë, fëmijët dhe shëndetin?

5. Cilat ishin mënyrat që provoi Iblisi për ta shtyrë Ejjubin (a.s.), t'i revoltohet Allahut, pasi Ai e sprovoi? Si reagoi Ejjubi (a.s.), ndaj nxitjeve të Iblisit?

6. Kush u kujdes dhe kush i shërbeu Ejjubit (a.s.), pasi humbi gjithë pasurinë dhe u sëmurë rëndë?

7. Shpjegoni, përse njeriu zë vend në majë të hierarkisë së krijesave të Allahut.

8. Megjithëse durimi ndaj fatkeqësive dhe vuajtjeve ka shpërblim të madh, përse nuk duhet të kërkojmë fatkeqësi prej Allahut?

**B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.**

1. Gjatë sëmundjes së Ejjubit (a.s.), gruaja e tij ................ u kujdes për të.
2. Të qenit i ......................... me caktimin e Zotit, është fryti i fundit dhe më i çmuari, që robi mund të arrijë prej dashurisë ndaj Zotit të tij.
3. Ejjubi (a.s.), ka jetuar në zonën e ............................
4. Sprovat e mëdha të Ejjubit (a.s.), kanë ndodhur në kohën e ......................... të tij.

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cila nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk</u> tregon burimin e dashurisë, sakrificës dhe respektit reciprok midis Ejjubit (a.s.) dhe gruas së tij Rahimes?**

**a.** Përpjekja për t'u bërë ballë vesveseve të shejtanit.

**b.** Durimi i përbashkët që treguan gjatë kohës së vuajtjeve dhe vështirësive.

**c.** Këmbëngulja në besnikëri dhe sakrificë ndaj njëri-tjetrit.

**d.** Mbështetja dhe dorëzimi që treguan së bashku ndaj Allahut.

**2. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> përbën një shembull prej gjendjes së kënaqësisë që treguan profetët përballë fatkeqësive?**

**a.** Megjithëse Profeti (a.s.), u gurëzua nga banorët e Taifit, ai nuk i mallkoi ata.

**b.** Në momentin që po hidhej në zjarr, Xhebraili (a.s.), e pyeti Ibrahimin (a.s.): "A ke ndonjë nevojë?" Dhe ai u përgjigj: "Kam një nevojë, por jo për ty!"

**c.** Strehimi i As'habi Kehfit në shpellë kur ikën prej mbretit mizor.

**d.** Durimi i Ejjubit (a.s.), ndaj sëmundjes që iu dha.

3. **Kur Ejjubit (a.s.), i iku i gjithë malli dhe pasuria, ai tha:** "Mallin dhe pasurinë ma kishte falur Allahu. Tani ma mori përsëri. Ai është Pronari i vetëm i çdo gjëje. Kur dëshiron jep, kur dëshiron merr!" **Lidhur me këtë, cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> ka të bëjë me këtë virtyt të Ejjubit (a.s.)?**

   **a.** Ai ishte një njeri i kënaqur me atë që zotëronte dhe nuk i jepte vlerë pasurisë së kësaj bote.

   **b.** Ai ishte një njeri bujar, i cili i shpërndante të gjitha mirësitë që i jepte Allahu i Madhëruar.

   **c.** Ai ishte një njeri, i cili e dinte se Allahu mund t'ia merrte përsëri ato që i kishte dhënë dhe ishte i kënaqur me caktimin e Tij.

   **d.** Ai ishte një njeri i cili duronte çdo sprovë që i vinte prej Allahut dhe i dorëzohej plotësisht Atij.

4. **Kur dhimbjet e sprovave të rënda që i ranë Ejjubit (a.s.), u bënë të padurueshme, ai tha:** «Me të vërtetë, më ka goditur shejtani me mundim dhe vuajtje!», **duke fajësuar shejtanin për dhimbjet dhe vuajtjet që kishte. Cili nga pohimet e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret si përfundim prej këtyre fjalëve të Ejjubit (a.s.)?**

   **a.** Ai e dinte se çdo sprovë ishte prej Allahut dhe çdo shenjë mosdurimi ndaj tyre, ishte prej shejtanit. Ai e donte shumë Zotin e tij.

   **b.** Ai e shihte shejtanin si shkakun kryesor të këtyre sprovave që i kishin rënë, prandaj edhe mosdurimin e lidhte me të.

   **c.** Ai ishte i kënaqur prej gjendjes në të cilën ndodhej dhe pavarësisht çdo gjëje ai ishte i kënaqur të duronte.

   **d.** Atij po i soste durimi dhe kishte frikë se mos nuk do të mund të duronte dot më tepër.

5. **Cila nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk</u> tregon cilësitë e një robi të kënaqur me Zotin e vet?**

   **a.** Ai e di se çdo vështirësi e vuajtje dhe çdo begati e rehati është prej Allahut.

   **b.** Ai mbështetet tek Allahu në çdo të mirë dhe të keqe me të cilën përballet.

   **c.** Ai e di se kënaqësia e Allahut është vetëm në punët e vështira dhe të rënda, prandaj i realizon me sukses ato.

   **d.** Ai dëshiron të fitojë kënaqësinë e Allahut në çdo punë që bën në jetën e përditshme.

**6. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon sprovat me të cilat u godit Ejjubi (a.s.)?**

**a.** Atë e goditi një sëmundje e rëndë.

**b.** Gruaja e tij e torturonte dhe më në fund e braktisi.

**c.** Atij i vdiqën të gjithë fëmijët.

**d.** Atij iu morën të gjitha mirësitë që kishte.

**7.** "Njeriu ka mundësinë t'i afrohet Allahut, aq sa ai e përdor vullnetin për të zhvilluar prirjet pozitive, e pastron zemrën e tij dhe siguron mbizotërimin e të mirës në personalitetin e vet. Zemrat që e shijojnë kënaqësinë e afërsisë me Allahun, përjetojnë emocionin dhe lumturinë e takimit me të dashurin, ashtu si kurbetçiu që arrin në fund të udhës së vet." **Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret si përfundim nga paragrafi i mësipërm?**

**a.** Lumturia dhe paqja e njeriut, është në përpjesëtim të drejtë me bindjen ndaj Allahut dhe dashurinë ndaj Tij.

**b.** Ashtu si çdo gjë tjetër, edhe dashuria e njeriut e ka një fund; por, kurbeti është vendi ku dashuria shtohet edhe më shumë.

**c.** Çdo njeri zotëron vullnetin e duhur për të përmirësuar personalitetin e vet dhe për të zbukuruar moralin e tij.

**d.** Një nga mënyrat e afrimit me Allahun, është edhe zbukurimi i moralit.

**8.** ***"Bjeri me këmbë tokës dhe aty do të dalë një burim me ujë të ftohtë për larje dhe pirje!"* Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret si përfundim prej ajetit të mësipërm?**

**a.** Ky ajet, tregon se edhe në realizimin e një mrekullie, kërkohet përpjekja e robit.

**b.** Nëse duam të nxjerrim ujë nga toka, mjafton t'i biem tokës me këmbë.

**c.** Njeriu nuk duhet të mjaftohet vetëm me lutjet dhe të presë që çdo gjë të vijë nga qielli.

**d.** Përveç lutjes, njeriu duhet të përpiqet të plotësojë edhe kushtet e pranimit të saj.

# JUNUSI
## -alejhi selam-

**I cili kapërceu errësirat, duke u thelluar në të vërtetën e lutjes dhe dhikrit, me dashuri dhe përkushtim të jashtëzakonshëm**

Junusi (a.s.), në emrin e të cilit ka një sure në Kuran, është një profet i dërguar për popullin e Ninovës, kryqytetit të shtetit asirian. I ati, Metta, ishte një njeri i mirë. Junusi (a.s.) ka lindur dhe është rritur në Ninova dhe, në moshën tridhjetë vjeç, Zoti e ka ngarkuar me detyrën e profetit. Aliu (r.a.) thotë:

"Junusi (a.s.) u bë profet në moshën tridhjetë vjeç dhe e ftoi për vite me radhë popullin në besim."

Lidhur me profetësinë e tij, në Kuran urdhërohet:

**"Pa dyshim, edhe Junusi është nga të dërguarit!"** (Saffat, 139)

**"E kemi dërguar atë si profet për njëqind mijë ose më shumë vetë."** (Saffat, 147)

**"Ne të frymëzuam ty** (o Muhamed) **me shpallje, ashtu siç frymëzuam me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij; siç frymëzuam me shpallje edhe Ibrahimin, Ismailin, Is'hakun, Jakubin dhe bijtë e tij, Isain, Ejupin, Junusin, Harunin, Sulejmanin dhe Dautin, të cilit i dhamë Zeburin."** (Nisa, 163)

## Ninovasit

Popullsia e Ninovës adhuronte idhujt dhe statujat. Ishin shumë mizorë. Kur Junusi (a.s.), nisi t'i ftonte në besimin monoteist në një Zot të vetëm, i besuan vetëm dy vetë. Njëri ishte një i ditur, tjetri, një asket. Të tjerët i thanë kështu Junusit (a.s.):

"Ndërsa mes nesh kemi kaq shumë orakuj, dijetarë dhe artistë, ti del në shesh i vetëm dhe thua se rruga e etërve tanë është e gabuar dhe i mohon zotat tanë! A mos vallë kërkon të na lidhësh këmbët me urdhra me të cilat askush s'është i mësuar?"

Duke mos u mjaftuar me këto fjalë, nisën t'i shkaktojnë edhe lloj-lloj mundimesh. Kurse Junusi (a.s.), bënte durim dhe përsëri, duke treguar mëshirë ndaj tyre, vazhdonte t'i ftonte për në besimin e drejtë dhe t'ua kujtonte se ndëshkimi i Zotit kishte për të qenë i vështirë. Ndërkaq, ata, duke u qeshur e tallur me këtë paralajmërim, i thanë:

"Po qe se do të na vijë ndëshkimi për hatër të një njeriu e do të na shkatërrojë, urdhëro, le të na vijë!"

Junusi (a.s.), u hidhërua shumë për këtë kokëfortësi të popullit të tij në mohim. Pasi nuk duroi dot më gjatë, u nda prej tyre pa pritur lejen hyjnore. Ndërsa po ecte në rrugë, i erdhi urdhri nga Zoti:

"O Junus! Kthehu pas menjëherë dhe ftoji ata në besim edhe për dyzet ditë të tjera!"

Pas këtij urdhri Junusi (a.s.) u kthye përsëri te populli i vet dhe vazhdoi t'u fliste njerëzve për urdhrat dhe ndëshkimin e Zotit. Por ata përsëri nuk ndryshuan. Kur kaluan tridhjetë e shtatë ditë nga dyzet të premtuarat, populli ende nuk kishte besuar. Junusi u tha njerëzve:

"Atëherë prisni gjer më tri ditë ndëshkimin që ka për t'ju rënë mbi krye! Si shenjë të parë të kësaj, do të shihni fytyrat t'ju zverdhen!"

Kështu tha dhe iku tepër i hidhëruar pa pritur lejen hyjnore. Por kjo nuk qe as ikje prej detyrës hyjnore, as dhe ngritje krye kundër dhënësit të kësaj detyre. Ishte vetëm largim prej një fisi të ulët që nuk i qe përgjigjur ftesës hyjnore!

## Besim, pendim dhe falje

Ndërkaq, u mbush afati për të cilin pati njoftuar Junusi. Si shenjë e parë e ndëshkimit të pritshëm, fytyrat e ninovasve u zverdhën. Atëherë kuptuan çdo gjë. Të rrokur prej një frike të madhe, i thanë njëri-tjetrit:

“Ja dhe shenja e ndëshkimit të madh për të cilin na pati folur Junusi! Gjer më sot nuk dimë që ai të ketë gënjyer ndonjëherë!”

Qielli nisi të nxihej. Njerëzit po kërkonin më kot një shpëtim.

Dhe thanë:

“Po qe se Junusin e kemi ende mes nesh, mos kini frikë! Por, po të ketë ikur, ndëshkimi ka për të na shkatërruar!”

Njerëzit ishin penduar tepër. Për shkak të bëmave të veta, zemrat iu gufonin nga pendimi sepse ndëshkimi hyjnor qe afruar shumë. Të hutuar, pa ditur se ç’të bënin, me një dëshirë të madhe për pendesë, vrapuan te një person i mirë. Ai u tha:

“Ka ende dy ditë që të vijë ndëshkimi. Tani ngjituni në kodrën e pendesës, kthejuni të zotëve pasuritë dhe të drejtat që u keni rrëmbyer dhe kërkoni hallallëk prej njeri-tjetrit! Pastaj preni kurban kushtuar Zotit të Junusit dhe nga mishi i këtyre kurbaneve të hanë të gjithë pa përjashtim: të mëdhenj e të vegjël, të pasur e të varfër! E pas kësaj, zbuloni kokat dhe lutuni kështu:

“O Zoti i Junusit! Ne u penduam dhe të besuam! Edhe profecinë e Junusit e pranuam! Prej tani e tutje, do të mësojmë prej tij urdhrat dhe ndalimet e Tua dhe do t’i zbatojmë ato!”

Me lot në sy, ninovasit i çuan në vend të gjitha ç’premtuan. Atëherë edhe Zoti, me mëshirën e Tij, ua pranoi pendesën dhe e anuloi ndëshkimin. Atë ditë që ishte e premte, i takonte Dita e Ashuras. Kjo çështje tregohet kështu në Kuran:

**“Përse nuk pati ndonjë qytet, banorët e të cilit të besonin e t’u bënte dobi besimi i tyre, përveç popullit të Junusit? Kur ata besuan, Ne ua larguam dënimin e poshtërimit në jetën e kësaj bote dhe i lamë të kënaqeshin edhe njëfarë kohe.”** (Junus, 98)

I vetmi popull që ka shpëtuar pasi është penduar, megjithëse e ka pasur hak ndëshkimin për shkak të mosbesimit, është populli i Junusit (a.s.). Kjo është një shfaqje e veçantë e favorit hyjnor dhe shumë ajete të sures "Junus" pohojnë se Mëshira Hyjnore është më e shumtë se Ndëshkimi Hyjnor.

**Kur Junusi (a.s.), u largua prej Ninovës...**

"(Kujtoje) **Dhun-Nunin** (Junusin) **kur iku i zemëruar...**" (Enbija, 87)

Dhun-nun, është epiteti i Junusit (a.s.) dhe do të thotë "njeriu i peshkut". Pasi u largua prej qytetit, Junusi (a.s.), arriti në breg të lumit Tigër dhe hipi në një anije. Në Kuran urdhërohet:

**"Ai iku drejt një anijeje të mbushur plot e përplot."** (Saffat, 140)

Në ajetin fisnik, folja "iku" (ebeka), e cila përdoret për Junusin (a.s.), do të thotë, skllav që ikën prej të zotit. Junusi (a.s.), i zemëruar me popullin e tij, u largua prej vendit pa pritur lejen e Allahut. Për këtë arsye, në mënyrë metaforike është përdorur edhe folja "ebeka".



Pasi Junusi (a.s.), hipi në anije, ajo u nis dhe pas njëfarë kohe qëndroi në mes të ujit. Sado që u përpoqën, ata nuk e lëvizën dot anijen. Udhëtarët filluan të frikësoheshin se mos mbytej anija. Për rrjedhojë, ata menduan se ky ishte një ogur i zi dhe se në anije ndodhej dikush që ishte gjynahqar. Prandaj, ata hodhën short për të gjetur fajtorin. Dhe, shorti i ra Junusit (a.s.), i cili e kuptoi se kjo ndodhi ishte një sprovë, për shkak se ai e braktisi popullin e tij pa pritur urdhrin e Allahut: Për këtë arsye, i dorëzuar tek Zoti, tha:

"Po, unë jam ai robi gjynahqar!"

Mirëpo njerëzit në anije, duke e kuptuar nga pamja se ai ishte një njeri i mirë, e përsëritën shortin disa herë, ku në secilën herë, shorti i ra Junusit (a.s.). Më në fund, të pashpresë, menduan se: "gjithsesi, ky duhet të jetë fajtor". Prandaj e lëshuan Junusin (a.s.), në thellësinë e ujërave. Në Kuran urdhërohet:

**"**(Junusi) **hodhi short** (me detarët se kush duhej të hidhej) **dhe humbi."** (Saffat, 141)

**"...**(Junusi) **mendoi se Ne nuk do ta dënojmë..."** (Enbija, 87)

**"Pastaj atë e gëlltiti një balenë, se ai kishte bërë diçka të gabuar."** (Saffat, 142)

Më në fund, Junusi (a.s.), ndodhej në barkun e një peshku! Atje ishte errësirë. Junusi (a.s.), ishte ende gjallë dhe i vetëdijshëm. Zoti e urdhëroi peshkun të mos i shkaktonte plagë Junusit (a.s.) dhe të mos ia dëmtonte kockat. Duke pranuar me kënaqësi vendimin hyjnor, Junusi (a.s.), ia dorëzoi veten Zotit.

فَنَادَىٰ فِي الظُّلُمَاتِ أَن لَّا إِلَٰهَ إِلَّا أَنتَ سُبْحَانَكَ إِنِّي كُنتُ مِنَ الظَّالِمِينَ

**"...dhe thërriti nga errësira: «S'ka zot tjetër, përveç Teje! Qofsh i lavdëruar! Me të vërtetë, unë kam gabuar!»"** (Enbija, 87)

Ndërkohë, Junusi (a.s.), dëgjoi ca zëra në barkun e peshkut dhe deshi të dinte se ç'po ndodhte. Allahu i Lartë e njoftoi se ndodhej në barkun e një peshku dhe urdhëroi:

**"O Junus! Këto janë zërat e gjallesave të detit që bëjnë dhikër!.."**

Ashtu si çdo herë tjetër, edhe këtë radhë, në kushtet e vështira të kësaj

qelie të errët, Junusi (a.s.), u përpoq të mos e linte përmendjen e Zotit të vet. Junusi (a.s.), vazhdoi të shprehte pendesë e të lutej. Kur melekët e morën vesh gjendjen e tij, iu lutën Allahut, duke kërkuar falje për të. Më në fund, pas kërkimit të faljes dhe përmendjes së shumtë të Allahut që bëri Junusi (a.s.), Allahu ia fali gabim dhe urdhëroi:

**"Ne iu përgjigjëm atij dhe e shpëtuam nga brengosja. Kështu, Ne i shpëtojmë besimtarët."** (Enbija, 88)

Shkaku i vetëm i kësaj faljeje, ishte dhikri i shumtë i Junusit (a.s.). Lidhur me këtë, në Kuranin fisnik, urdhërohet:

**"Dhe, po të mos ishte nga ata që i luten Allahut, me siguri do të mbetej në barkun e saj deri në Ditën e Ringjalljes."** (Saffat, 143-144)

Jusufi (a.s.) pati shpëtuar në saje të dhikrit të Zotit, të njohjes së gabimit dhe dorëzimit. Këto qenë shndërruar për të në një mëshirë dhe dhunti të madhe!

Është një moment i rëndësishëm që Junusi pati duruar tridhjetë e shtatë ditë nga afati i dhënë për ndëshkim e tri ditë nuk pati duruar. Si përgjigje, zoti e pati vënë në provën e vështirë të zbatimit të durimit në barkun e peshkut!

Më në fund, peshku që e pati bartur Junusin në bark si një amanet të lartë, me urdhër të Zotit, e la atë në breg:

**"E nxorëm atë jashtë të pandjenjë..."**

**"Dhe** (për t'i bërë hije) **bëmë t'i mbijë pranë një bimë kungull gjethegjerë..."** (Saffat, 145-146)

Kur peshku e nxori në breg Junusin (a.s.), ai ishte i dobësuar, i këputur, i sëmurë dhe kishte nevojë për ndihmë. Koha ishte mjaft e nxehtë. Por, Allahu bëri që pranë tij të mbijë një bimë gjethegjerë për ta mbrojtur nga djegia e rrezeve të nxehta të diellit. Nën hijen e atyre gjetheve nuk kishte as miza dhe as insekte, të cilat mund ta dëmtonin Junusin (a.s.). Përveç këtyre, Allahu i Madhëruar bëri që kjo bimë të japë fruta të cilat pikonin qumësht për Junusin (a.s.).

Kur Junusi (a.s.), e mblodhi veten, mori rrugën për në Ninovë. Kur iu afrua qytetit, takoi një çoban të cilin e pyeti për gjendjen e njerëzve. Çobani i tregoi për të gjitha ç'kishin ndodhur. I tregoi se populli ishte penduar, kishte besuar dhe Allahu i kishte falur. Tani të gjithë njerëzit prisnin ardhjen e Junusit (a.s.), i cili do t'u mësonte urdhrat dhe ndalimet e Allahut.



Kur populli e mori vesh lajmin e kthimit të Junusit (a.s.), i shkoi menjëherë pranë. Ndërkohë, Junusi (a.s.), ishte duke u falur. Pasi mbaroi faljen, njerëzit e përqafuan me mall dhe i kërkuan falje. Po ashtu, edhe Junusi (a.s.), u soll me mirëkuptim, i fali ata dhe nisi t'u mësonte urdhrat dhe ndalimet e Zotit. Pas kësaj, populli e tij vazhdoi të jetonte një jetë të lumtur, të bindur ndaj Zotit dhe të Dërguarit të Tij. Lidhur me këtë, Kurani shprehet:

**"Dhe, ata i besuan, prandaj u dhamë jetë të këndshme për një kohë."** (Saffat,148)

Atyre që marrin përsipër kauzën e Zotit, u duhet të veprojnë me durim, qetësi dhe vendosmëri. Junusi (a.s.), u largua prej popullit të tij, pa e pritur urdhrin hyjnor, për shkak se ishte mërzitur dhe hidhëruar shumë me ta. Në një-farë kuptimi, ky veprim tregonte padurim dhe nxitim. Edhe pse ishte në kushte shumë të vështira, ky veprim ishte një gabim nga ana e tij.

Siç dihet, edhe Muhamedi (a.s.), i duroi të gjitha mundimet, padrejtësitë dhe torturat e idhujtarëve në Mekë dhe priti derisa erdhi urdhri hyjnor për t'u shpërngulur (për hixhret). Allahu i Madhëruar, në ajetin e 80 të sures "Isra", e cila në të njëjtën kohë bart edhe kuptimin e një lutjeje, ia shprehu në këtë mënyrë lejen hyjnore:

**“Thuaj: «O Zoti im, më shpjer në një hyrje të kënaqur, më nxirr nga një dalje të kënaqur dhe më dhuro nga Ti fuqi, që do të më ndihmojë!»”**

Allahu i Madhëruar, braktisjen e popullit nga ana e Junusit (a.s.), e tregoi si shembull për Profetin (a.s.) dhe kërkoi që ai të bënte durim gjatë detyrës së profecisë që i ishte ngarkuar:

**“Prandaj, duro për gjykimin e Zotit tënd dhe mos u bëj si Njeriu i Peshkut** (Junusi a.s.)**, kur iu lut Zotit të vet i dëshpëruar** (në barkun e balenës)**! Sikur të mos i vinte mëshira prej Zotit tënd, ai do të hidhej në një shkretëtirë, i fajësuar! Por Zoti i tij e zgjodhi dhe e futi me punëmirët.”** (Kalem, 48-50)

**Mësimet që duhen nxjerrë prej rrëfenjës së Junusit (a.s.):**

* Rëndësia e durimit dhe qëndresës në kumtimin e ligjeve hyjnore tek njerëzit.

* Rëndësia e përkujtimit të Allahut në çdo situatë dhe kërkimi i faljes pasi e ke kuptuar gabimin.

* Pranimi i pendesës së bërë me sinqeritet dhe nevoja për t’u strehuar tek Allahu pa e prerë shpresën prej Tij.

* Pranimi i pendesës së bërë pasi e kupton se po të vjen vdekja, ishte një përjashtim vetëm për popullin e Junusit (a.s.).

Në fakt, kur populli i Junusit (a.s.), u pendua, ndëshkimi hyjnor ende nuk kishte ardhur. Atyre u ishin shfaqur vetëm shenjat që e paralajmëronin atë. Atëherë, njerëzit, duke menduar se Junusi (a.s.), nuk gënjente kurrë, e kishin kuptuar se ndëshkimi kishte për të ardhur patjetër dhe ishin penduar menjëherë. Kurse gjendja e popujve të tjerë të ndëshkuar e të shkatërruar, nuk ishte e tillë. Për shembull, pendesa dhe besimi i faraonit, ndodhi pas fillimit të ndëshkimit. Dhe, për shkak se në këtë gjendje luan rol psikologjia e frikës, pendimi dhe besimi i tij nuk u pranuan.

**O Zot! Bëje përmendjen Tënde të vazhdueshme në zemrat tona dhe na e bëj të mundur që të drejtohemi dhe të strehohemi vetëm tek Ti, si në kohë të vështira, ashtu edhe në kohë të mira!**

**Amin!**

## PYETJE VLERËSIMI

**A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme.**

1. Teubet (pendimet) në momentin kur vjen dënimi nuk pranohen. Atëherë, përse u pranua pendimi i popullit të Junusit (a.s.)?
2. Çfarë mësimesh mund të nxirren prej faktit se Junusi (a.s.), nuk e braktisi përmendjen e Allahut, nuk e humbi shpresën tek Ai dhe vazhdoi të kërkojë falje edhe në barkun e peshkut?
3. A mund të quhet kundërshtim i urdhrit të Allahut dhe braktisje e detyrës nga ana e Junusit (a.s.), ikja e tij para se të mbaronte afati i caktuar?
4. Si e këshilloi njeriu i ditur popullin e Ninovës për të shpëtuar prej dënimit të Allahut?
5. Përse nuk kundërshtoi Junusi (a.s.), kur deshën ta hidhnin nga anija, por tha "unë jam ai që kërkoni!"?
6. Si shpëtoi Junusi (a.s.), kur e hodhën nga anija?

**B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.**

1. Junusi (a.s.), është një profet i dërguar tek .........................
2. Junusi (a.s.), e braktisi përsëri popullin pa u plotësuar afati i caktuar prej ............ ditësh.
3. Junusi (a.s.), njihet edhe me emrin .................
4. Shkaku i shpëtimit të Junusit (a.s.), i cili u hodh në det dhe u gëlltit nga peshku, ishte se ai e ...................... dhe e madhëronte shumë Allahun.
5. Gjatë kohës që Junusi (a.s.), ndodhej në barkun e peshkut, dëgjonte zërin e gjallesave të detit që bënin ......................

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> shpreh një nga mësimet që mund të marrim nga jeta e Junusit (a.s.)?**

**a.** Edhe pse mund të bëhet ndonjë gabim, nuk duhet humbur shpresa tek Allahu.

**b.** Teubeja (pendimi), do të pranohet edhe nëse bëhet në momentin e vdekjes.

**c.** Shpjegimi i ligjeve të Allahut tek njerëzit, duhet të bëhet në mënyrë të përpiktë.

**d.** Pasi të kuptohet gjynahu i bërë, duhet të kërkohet menjëherë falje.

**2. Cili nga shkaqet e mëposhtme shpreh një prej shkaqeve që Junusi (a.s.), e braktisi popullin e tij, i cili nuk po besonte?**

**a.** Për shkak se populli pothuajse po hiqte dorë nga mohimi dhe kundërshtimi.

**b.** Për shkak se populli po e detyronte Junusin (a.s.), të largohej nga vendi.

**c.** Për shkak se Allahu i Madhëruar i dha leje Junusit (a.s.), për t'u larguar.

**d.** Për shkak se populli këmbëngulte në mohim, pavarësisht nga përpjekjet e shumta dhe durimit të Junusit (a.s.).

**3. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> shpreh shkaqet e faljes së Junusit (a.s.), kur ishte në barkun e peshkut?**

**a.** Ai pendohej dhe kërkonte shumë falje.

**b.** Ai e kuptoi se u soll padrejtësisht ndaj popullit dhe për këtë u pendua.

**c.** Ai e përmendte dhe e madhëronte shumë Allahun.

**d.** Ai lutej dhe i përgjërohej vazhdimisht Allahut.

**4. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> shpreh një nga mënyrat që përdori populli i Junusit (a.s.), për të shpëtuar prej dënimit të Allahut?**

**a.** Ata u kthyen të drejtat njerëzve që më parë ua kishin marrë.

**b.** Ata prenë kurban dhe e shpërndanë mishin në popull, me qëllim që të afroheshin sa më shumë tek Allahu.

**c.** Ata kërkuan ndihmën e shumë njerëzve për të shpëtuar.

**d.** Ata iu përgjëruan Allahut të penduar dhe i premtuan se do t'i bindeshin.

**5. Cila nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret si mësim prej shpëtimit të popullit të Junusit (a.s.), nga dënimi i Allahut?**

**a.** Populli i Junusit (a.s.), është i vetmi popull të cilit i është shtyrë dënimi. Nëse ata do vepronin të njëjtat gabime, atyre do t'u vinte dënimi përsëri.

**b.** Shoqëritë që nuk i binden profetëve dhe nuk e pranojnë udhëzimin e tyre, shkojnë drejt humbjes së sigurt.

**c.** Shpresa tek Allahu, nuk duhet të humbasë, qoftë edhe në kushtet më të vështira.

**d.** Ekzistenca e njerëzve të mirë në një shoqëri, mund të ndryshojë fatin e asaj shoqërie.

**6.** "Ai iku drejt një anijeje të mbushur plot e përplot!" **Në ç'kuptim është përdorur fjala "iku" në këtë ajet që është në lidhje me Junusin (a.s.)?**

**a.** Arratisje

**b.** Braktisje të detyrës

**c.** Largim pa leje

**d.** Emigrim

**7. Cila nga cilësitë e mëposhtme <u>nuk</u> mund të jetë prej cilësive parësore të një thirrësi Islam, i cili ka përvetësuar idealin e së vërtetës?**

**a.** Të përpiqet shumë dhe të harxhojë frymën kot në punë të vështira për t'u realizuar.

**b.** Të punojë dhe të luftojë vazhdimisht pa u lëkundur përballë vështirësive.

**c.** Të ruajë qetësinë përballë fjalëve dhe veprave të pahijshme të njerëzve.

**d.** Të mos dyshojë aspak se Islami do të triumfojë në tokë.

**8. Kur Junusi (a.s.), e thirri popullin e vet në besimin monoteist, njerëzit i thanë:** "A ti do të vish e do të na thuash se rruga e të parëve tanë është e gabuar, ndërkohë që midis nesh ka gjithë këta parashikues, të ditur dhe artistë?!! Ti i mohon zotat tanë! A po kërkon të na pengosh me anë të gjykimeve me të cilat askush nuk është mësuar?" **Lidhur me këtë, cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një faktor të rëndësishëm në pranimin e besimit të vërtetë nga një shoqëri?**

**a.** Besimi dhe mendimet e dijetarëve, artistëve dhe mendimtarëve që bëjnë pjesë në një shoqëri.

**b.** Besimi dhe traditat që një popull ka pranuar që më herët.

**c.** Rritja e forcës së imagjinatës kur njeriu kalon nga besimi monoteist në besimin e trinitetit.

**d.** Pranimi më i lehtë i besimit dhe gjykimeve të vjetra me të cilat janë mësuar.

# ILJASI
**-alejhi selam-**

**I cili la emër të mirë ndër njerëz dhe meritoi selamin e Allahut; "Paqja e Zotit qoftë mbi Iljasin!"**

Iljasi (a.s.), është prej brezit të Harunit (a.s.). Ai është një nga profetët e dërguar tek bijtë e Izraelit. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Edhe Iljasi ka qenë vërtet një prej të dërguarve."** (Saffat, 123)

Pasi bijtë e Izraelit shtinë në dorë Palestinën, njëri prej fiseve të tyre u vendos në Ba'lebek. Në krye të këtij fisi ishte një sundues mizor. Siç rrëfehet, qyteti në fillim quhej "Bek", por më pas, kur sundimtari tiran bëri një idhull të mbiquajtur "Ba'l" dhe e detyroi popullin ta adhuronte, këta dy emra u bashkuan dhe qyteti u quajt "Ba'lebek". Ja, pra, Iljasi (a.s.), ishte dërguar si profet në këtë qytet për t'i ftuar në besimin e Zotit njerëzit që, të larguar nga besimi monoteist, kishin rënë në politeizëm.

Idhulli që adhuronte ky popull, ishte dhjetë metra i lartë dhe ishte punuar prej ari. Iljasi (a.s.), u thoshte njerëzve:

"Hiqni dorë prej adhurimit të idhullit dhe besoni e adhuroni vetëm Allahun, Krijuesin e çdo gjëje!"

Ndërsa në Kuran urdhërohet:

**“Ai i tha popullit të vet: «A nuk po i frikësoheni Allahut?!» Vallë, a i luteni ju Ba‘lit, ndërsa braktisni Krijuesin më të mirë, Allahun, Zotin tuaj dhe Zotin e të parëve tuaj të lashtë?!»”** (Saffat, 124-126)

Por të bijtë e Izraelit nuk ia vunë veshin këshillave të Iljasit (a.s.) dhe e përzunë atë prej qytetit. Për rrjedhojë atyre u ranë fatkeqësi të ndryshme. Por pa kaluar shumë, ata e kuptuan të vërtetën, e gjetën Iljasin (a.s.), i shfaqën besimin e tyre dhe shpëtuan prej të gjitha shqetësimeve.

Mirëpo, për shkak se ishin një popull i pabindur, ata nuk u treguan të vendosur në besim dhe u ndanë nga udha e drejtë. Megjithëse Iljasi (a.s.), i këshilloi shumë herë, ata nuk e dëgjuan. Për rrjedhojë, pasi erdhi urdhri i Zotit, Iljasi (a.s.), u largua prej tyre. Më pas ky popull u privua nga mëshira dhe falja e Allahut. Në këtë mënyrë, ata pësuan ndëshkimin hyjnor dhe u shkatërruan. Ata gjetën atë që meritonin, si në këtë botë, ashtu edhe në tjetrën. Allahu i Lartë urdhëron:

**“Ata e quajtën atë gënjeshtar dhe, për këtë shkak, do të çohen** (në dënimin e Zjarrit)**, përveç robërve të sinqertë të Allahut.”** (Saffat, 127-128)

Pas largimit prej Ba’lebekut, Iljasi (a.s.), arriti në një fshat. Aty, filloi t’i ftojë njerëzit në besimin e vërtetë. Ata e pranuan këtë ftesë dhe i kërkuan Iljasit (a.s.), të qëndronte në fshatin e tyre. Ai e pranoi ftesën e tyre dhe qëndroi si mik në shtëpinë e një gruaje të moshuar, e cila kishte edhe një djalë të sëmurë. Iljasi (a.s.), fali dy rekate namaz dhe iu lut Allahut t’i jepte shërim djalit. Për rrjedhojë, djali u shërua dhe nuk u nda më kurrë prej Iljasit (a.s.). Ky djalë quhej Eljasa dhe prej Iljasit (a.s.), mësoi Teuratin.

Iljasi (a.s.), pjesën e mbetur të jetës, e kaloi duke kumtuar fenë e Allahut, duke i nxitur njerëzit në të mirë dhe duke i penguar nga e keqja.

Rrëfehet se, kur Iljasi pa Azrailin, melekun e vdekjes, u frikësua shumë. Azraili, e pyeti për kureshtje:

“O profet i Allahut! A u trembe prej vdekjes?”

Iljasi iu përgjigj:

“Jo, u bëra kështu jo prej frikës së vdekjes, por sepse kam për t’i dhënë lamtumirën kësaj bote…”

Pastaj vazhdoi kështu:

"Në jetën e kësaj bote u përpoqa të bëj detyrën e robit ndaj Zotit; të nxis për të mirë e të pengoj të keqen, ta kaloj kohën me adhurim dhe me punë të mira dhe të jetoj me një moral të bukur. Këto qenë burim kënaqësie për mua dhe ma mbushën jetën me gëzime dhe kënaqësi shpirtërore. Por mërzitem se, pasi të vdes, nuk do të mundem t'i jetoj më këto kënaqësi dhe do të mbetem peng në varr gjer në Kiamet!.."

Shkurtimisht, edhe Iljasi (a.s.), u bashkua me Zotin e vet, duke lënë pas një kujtim të bukur dhe duke merituar mirësitë dhe lavdërimet hyjnore:

**"Dhe Ne e lamë atë kujtim të mirë te brezat e mëvonshëm: "Paqja qoftë mbi Iljasin!" Ja, kështu, Ne i shpërblejmë punëmirët! Ai ka qenë vërtet një nga robërit Tanë besimtarë."** (Saffat, 129-132)

**Zoti na e mundësoftë ta kalojmë jetën të udhëzuar në rrugë të drejtë, duke u ruajtur nga mashtrimi i kënaqësive të përkohshme të kësaj bote dhe duke i kryer denjësisht adhurimet ndaj Tij, me qëllim që të meritojmë lumturinë e amshuar!..**

**Amin!**

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme.

1. **“Dhe Ne i lamë atij kujtim të mirë te brezat e mëvonshëm: «Paqja qoftë mbi Iljasin!» Ja, kështu, Ne i shpërblejmë punëmirët! Ai ka qenë vërtet një nga robërit Tanë besimtarë.”** Çfarë kuptojmë nga shprehja *“Ne i lamë atij kujtim të mirë”*?
2. Tregoni rreth mënyrës së jetesës së popullit ku u dërgua Iljasi (a.s.).
3. Si reagoi populli kur Iljasi (a.s.), e ftoi në rrugën e Allahut?
4. Si reagoi Iljasi (a.s.), kur pa melekun e vdekjes?

### B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.

1. Iljasi (a.s.), e ka prejardhjen prej ......................... (a.s.).
2. Iljasi (a.s.), u dërgua për të ftuar në rrugën e drejtë njerëzit që jetonin në qytetin e .....................

## C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.

1. **Duke pasur parasysh popullin e Iljasit (a.s.), që adhuronte idhujt prej ari, devijimin e popullit të Musait (a.s.), nga ana e Samirit, i cili u bëri një viç të artë për ta adhuruar dhe shumë shembuj të tjerë në lidhje me idhujt prej ari, çfarë përfundimi mund të nxjerrim për arin?**

   **a.** Ari është një element i keq, që është bërë shkak i shumë luftërave gjatë gjithë historisë.

   **b.** Në sajë të pamjes dhe vlerës që ka, ari është një element që i tërheq njerëzit.

   **c.** Punimi i idhujve prej arit, tregon fuqinë e tyre shpirtërore.

   **d.** Gjatë gjithë historisë, njerëzit kanë besuar se ari ka një fuqi misterioze.

2. **Cila nga cilësitë e mëposhtme <u>nuk</u> është një prej cilësive të popullit ku u dërgua Iljasi (a.s.)?**

   **a.** Populli jetonte në një vend të quajtur Ba'lebek.

   **b.** Pasi e kuptuan se Iljasi (a.s.), ishte profet, ata i besuan atij dhe nuk e kundërshtuan më kurrë.

   **c.** Ata adhuronin një idhull prej ari të quajtur Ba'l.

   **d.** Popullin e sundonte një mbret mizor.

3. **Në ajetin:** "Ata e quajtën atë gënjeshtar dhe, për këtë shkak, do të çohen (në dënimin e Zjarrit), përveç robërve të sinqertë të Allahut!", **theksohet se ata që e përgënjeshtruan besimin monoteist që solli Iljasi (a.s.), do të shkojnë në xhehenem. Ndërsa për ata që do të shkojnë në xhenet, nuk thuhet "ata që besuan", por "të sinqertët". Nisur nga kjo, cila nga shprehjet e mëposhtme mund të nxirret si përfundim?**

   **a.** Të gjithë njerëzit që besojnë por janë pak fare të sinqertë, do të shkojnë në xhehenem.

   **b.** Ata që nuk e pranojnë besimin monoteist, por që janë të sinqertë, do të shkojnë në xhenet.

   **c.** Ata që janë të sinqertë, por nuk besojnë, do të shkojnë në xhehenem.

   **d.** Njerëzit e mirë që besojnë dhe janë të sinqertë, do të hyjnë në xhenet.

4. **Cili ishte shkaku që Iljasin (a.s.), e kapi paniku kur i erdhi meleku i vdekjes (Azraili)?**

   **a.** Kishte frikë nga vdekja dhe bota tjetër.

   **b.** Pandehu se populli i tij do të shkatërrohej.

   **c.** Pandehu se do të vinte dënimi prej Allahut.

   **d.** Mendonte se kur të vdiste, do të privohej prej adhurimit, kumtimit të fjalës së Allahut dhe punëve të mira.

# ELJASAI
## -alejhi selam-

**I cili meritoi grada të larta.**

Eljasai (a.s.), është nga profetët e dërguar tek populli i beni Izraelëve. Në fëmijëri i pati rënë një sëmundje e rëndë dhe pati gjetur shërim në sajë të lutjes së Iljasit (a.s.). Pas kësaj, nuk qe ndarë kurrë prej tij dhe po prej tij e pati mësuar Teuratin.

Edhe Eljasai (a.s.), ashtu si profetët e mëparshëm, u përpoq shumë për udhëzimin e popullit të beni Izraelëve, të cilët herë-herë e ndiqnin dhe herë-herë e kundërshtonin. Në Kuran për të flitet në dy ajete:

**"Kujtoje edhe Ismailin, Eljasain dhe Dhulkiflin. Të gjithë ata kanë qenë nga besimtarët e zgjedhur e të mirë."** (Sad, 48)

Urdhri "Kujtoje!", që kalon në këtë ajet, është për të treguar se edhe këta profetë, ashtu si profetët e tjerë, kanë shfaqur zell, sakrificë, durim dhe vendosmëri për të përhapur fenë e Allahut, në një mënyrë të denjë për t'u lavdëruar.

Ndërsa ajeti tjetër lidhur me Eljasain (a.s.), është kështu:

**"Po ashtu, udhëzuam edhe Ismailin, Eljasain, Junusin dhe Lutin - secilin prej tyre e ngritëm mbi të gjithë njerëzit."** (En'am, 86)

Gjatë profecisë së Eljasait (a.s.), mes fiseve pati filluar gara për të marrë në dorë pushtetin. Ata s'ia vunë veshin Eljasait (a.s.) dhe u kacafytën me njëri-tjetrin. Dukej sikur intriga, grindja dhe përplasja nuk do të merrnin fund. Atëherë, Allahu bëri që ata t'i sulmonte mbretëria e Asirisë. Si përfundim, për shkak të bëmave të veta të këqija, mbetën larg mëshirës hyjnore, u mundën dhe u shkatërruan prej asirianëve.

Në librin "Pasqyra e Gjithësisë" (Mir'at-i Kainat), lidhur me mrekullitë e Eljasait (a.s.), tregohet:

Ujërat e pijshëm të qytetit Eriha ishin bërë të njelmët. Për këtë arsye, njerëzit vrapuan menjëherë tek Eljasai (a.s.) dhe i kërkuan ndihmë. Atëherë, duke hedhur në burimin e ujit të kripëzuar një dorë kripë, Eljasai (a.s.), tha: "Bëhu i ëmbël, o ujë!". Dhe, me lejen e Allahut, uji u bë më i ëmbël, e më i shijshëm se më parë.

Siç rrëfehet, tek Eljasai (a.s.), shkoi një grua e ve e mbytur në borxhe dhe ia parashtroi hallin. Eljasai (a.s.), e pyeti:

"Çfarë ke në shtëpi?"

"Një dorë gjalpë!" – i tha gruaja.

"Shko dhe atë pak gjalpë fute në një enë që ke në shtëpi!"- e urdhëroi Eljasai (a.s.).

Gruaja u kthye në shtëpi dhe bëri atë që iu tha. Pas një farë kohe, ajo pa se të gjitha enët i qenë mbushur plot me gjalpë! Në sajë të kësaj mrekullie, ajo i pagoi të gjitha borxhet e prapë gjalpi nuk iu mbarua!

Kur Eljasait (a.s.), iu afrua vdekja, e thirri pranë Dhulkiflin (a.s.) dhe me urdhër të Allahut, e caktoi atë si zëvendës të vetin në kryerjen e detyrës së profecisë.

**O Zot! Ashtu siç u ke dhënë grada të larta profetëve të Tu, na e mundëso edhe neve të arrijmë grada të larta në devotshmërinë ndaj Teje!..**

**Amin!**

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme.

1. Diskutoni në lidhje me përfundimet e përplasjeve politike, trazirave dhe grindjeve të popullit të Eljasait (a.s.).

2. Pranë kujt profeti ishte rritur Eljasai (a.s.) dhe prej kujt e kishte mësuar Teuratin?

3. Çfarë trazirash kishin filluar të shfaqeshin midis bijve të Izraelit në kohën e profecisë së Eljasait (a.s.)?

### B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.

1. Kur Eljasai (a.s.), u sëmur rëndë gjatë fëmijërisë, gjeti shërim në sajë të lutjes së ………………. (a.s.).

2. Allahu i Madhëruar, bijve të Izraelit, të cilët nuk e dëgjuan fjalën e Eljasait (a.s.), u dërgoi si dënim ………….

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cili nga kuptimet e mëposhtme, <u>nuk</u> mund të nxirret nga fjala "kujto", e cila përmendet në ajetin fisnik:** "Kujtoje edhe Ismailin, Eljasain dhe Dhulkiflin! Të gjithë ata kanë qenë nga besimtarët e zgjedhur e të mirë." (Sad, 48)**?**

**a.** Ismaili, Eljasai dhe Dhulkifli (alejhimu's-selam), janë profetë që kanë jetuar në të njëjtën kohë.

**b.** Profetët e përmendur, kanë këshilluar të mirën dhe kanë ndaluar nga e keqja, njësoj si profetët e tjerë.

**c.** Ashtu si profetët e tjerë, edhe këta profetë kanë luftuar me vështirësitë dhe kanë përhapur besimin monoteist.

**d.** Profetët që përmenden në këtë ajet fisnik, janë robër të devotshëm të Allahut.

**2. Ashtu siç i mbështeti me mrekulli shumë prej profetëve të Tij, Allahu i dhuroi disa mrekulli edhe Eljasait (a.s.). Lidhur me mrekullitë, cila nga të dhënat e mëposhtme nuk është e saktë?**

**a.** Mrekullia e lehtëson besimin e asaj që nuk shihet, nga njerëzit që kanë dyshime.

**b.** Ata që nuk besojnë pasi të jetë shfaqur mrekullia, dënohen menjëherë.

**c.** Mrekullia ia shton edhe më shumë besimin dhe dorëzimin atyre që kanë besuar.

**d.** Mrekullitë, janë gjendje të jashtëzakonshme, të cilat nuk mund të realizohen nga askush tjetër përveç profetëve.

# DHULKIFLI

**-alejhi selam-**

**Profeti i mirë, i cili u mbyt në mëshirën hyjnore.**

Edhe Dhulkifli (a.s.), është një profet i dërguar tek beni Izrailët. Transmetohet se ai ka qenë djali i Ejjubit (a.s.). (shih. Hakim, Mustedrek, II, 636.)

Siç rrëfehet, emrin e ka pasur Bishr, kurse "Dhulkifl" është llagapi që i është vënë më pas. Ky emër, i është dhënë për shkak se ai mori përsipër detyrën e kumtimit të urdhrave të Allahut tek beni Izrailët, duke zëvendësuar Eljasain pas vdekjes dhe sepse ai bënte të gjitha punët e mira që bënin profetët, duke fituar edhe shpërblime prej Zotit. Ky emër, është përdorur jo për të shprehur pasurinë e tij në këtë botë, por virtytet e mira dhe gradat e lart që ai do të ketë në botën tjetër.

Prej Ibn Abbasit (r.a.), transmetohet:

"Allahu i Lartë, njërit prej profetëve të bijve të Izraelit, krahas profecisë, i dha edhe pasuri dhe pushtet. Kur këtij profeti iu afrua vdekja, Allahu i Lartë ia bëri të ditur me anë të shpalljes hyjnore se do t'ia merrte shpirtin, duke e urdhëruar:

"Amanetin tim dorëzoja njërit prej bijve të Izraelit, i cili fal namaz gjer në mëngjes, agjëron ditën dhe që do të gjykojë mes njerëzve pa u zemëruar."

Ky profet ua bëri të ditur bijve të Izraelit urdhrin që i ishte dhënë. Nga mesi i tyre doli një i ri që tha:

"Këtë punë e marrë unë përsipër!"

Profeti i tha të riut:

"Mes këtij fisi ka më të mëdhenj se ty! Prandaj, ulu!"

Më pas, profeti e përsëriti edhe dy herë të tjera propozimin e tij dhe që të dy herët ai i ri doli e tha:

"Këtë punë e marrë unë përsipër!"

Atëherë, profeti e la atë si pasardhës të vetin, duke ia dorëzuar edhe amanetin e Allahut (pasurinë, pushtetin dhe detyrën e profecisë). Dhe, ky djalosh ishte Bishri."

Mirëpo, shejtani e pati zili këtë djalosh. Prandaj, me qëllim që ai të mos e kryente detyrën që kishte marrë përsipër, i bëri dredhi të ndryshme. Mirëpo, ai nuk u ndikua nga dredhitë e shejtanit dhe e kreu me sukses detyrën që kishte marrë përsipër. Ai kishte zell të madh. Prandaj edhe u mbiquajt "Dhulkifl", "Dorëzanësi".

Në lidhje me Dhulkiflin (a.s.), në Kuran ka dy ajete.

**"Kujtoje edhe Ismailin, Eljasain dhe Dhulkiflin. Të gjithë ata kanë qenë nga besimtarët e zgjedhur e të mirë."** (Sad, 48)

**"**(Kujto) **Ismailin, Idrizin dhe Dhulkiflin! Të gjithë këta kanë qenë të durueshëm. Ne i pranuam ata me mëshirën Tonë. Me të vërtetë, ata ishin ndër të drejtët."** (Enbija, 85-86)

Edhe Dhulkifli (a.s.), ashtu si profetët e tjerë para tij, gjykoi me ligjet e Musait (a.s.) dhe i ka njoftuar njerëzit me urdhrat dhe ndalimet e Teuratit. Thuhet se Dhulkifli (a.s.), ka vdekur në një prej qytezave të Damaskut.

O Allah! Na jep edhe neve vullnet dhe durim për të kryer me përpikëri të gjitha urdhrat e Tua dhe na dhuro prej virtyteve të cilat i ke lavdëruar!..

Amin!

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme.

1. Cilit popull iu dërgua Dhulkifli (a.s.)?
2. Cila është arsyeja që bijve të Izraelit iu dërguan shumë profetë?
3. Përse Dhulkifli (a.s.), e ka marrë këtë emër?

### B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.

1. Dhulkifli (a.s.), është djali i ............................ (a.s.).
2. Emri i vërtetë i Dhulkiflit (a.s.), është ...........................
3. Dhulkifli (a.s.), ka gjykuar me ligjet e ....................... (a.s.).

## C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.

**1. Eljasai (a.s.), kërkoi disa cilësi tek ai, të cilit do t'i linte trashëgim pasurinë e vet. Cila prej cilësive të mëposhtme, <u>nuk</u> është një nga ato që kërkonte ai?**

**a.** T'i kalonte netët duke u falur.

**b.** T'i kalonte ditët duke agjëruar.

**c.** Të kompensonte mallin e atyre që u bëhej padrejtësi.

**d.** Të gjykonte midis njerëzve pa u zemëruar.

**2. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon shkakun që Dhulkiflit (a.s.), iu dha emri "Dhulkifl"?**

**a** Për shkak se ai kishte virtyte të larta në këtë botë dhe grada të larta në botën tjetër.

**b.** Për shkak se ai mori përsipër t'u kumtojë bijve të Izraelit urdhrat e fesë.

**c.** Për shkak se ishte shumë me fat dhe arriti të pasurohej në një kohë shumë të shkurtër.

**d.** Për shkak se ai bëri të gjitha punët e mira që kishin bërë profetët e tjerë dhe për këtë arriti shpërblime të shumëfishta.

**3. Cila nga fjalitë e mëposhtme tregon shkakun e vërtetë që Dhulkifli (a.s.), mori përsipër detyrën e kumtimit të fesë?**

**a.** Dëshira për t'u ringjallur me profetët dhe për të hyrë i pari në xhenet.

**b.** Konsiderimi si përgjegjësi e tij, e kumtimit të fesë së Allahut tek njerëzit.

**c.** Dëshira për t'u respektuar dhe vlerësuar nga njerëzit.

**d.** Mendimi se nuk do të përballej me asnjë vështirësi gjatë thirrjes së njerëzve në rrugë të drejtë.

# LUKMANI
## -alejhi selam-
### I cili u bë i njohur për urtësinë e tij të jashtëzakonshme.

Transmetimet në lidhje me prejardhjen e Lukman Hekimit (a.s.), tregojnë se ai i përket sojit të Ejjubit (a.s.). Sipas një transmetimi, thuhet se është djali i motrës së Ejjubit (a.s.). Ndërsa sipas një versioni tjetër, thuhet se është djali i tezes së tij.[34]

Lukmani (a.s.), ka qenë ose profet, ose një njeri i dashur i Allahut. Ai është piri (i pari) i mjekëve. Megjithatë, shumica e dijetarëve Islamë, janë të mendimit se ai nuk ka qenë profet, por një person, të cilit i është dhënë urtësi. Kuptimi i fjalës "urtësi", është niveli i pjekurisë shpirtërore, e cila fitohet me ngritje shpirtërore pasi janë zotëruar dijet e tjera të natyrës. Pra, aftësia për të vepruar gjithmonë të drejtën, si në fjalë, ashtu edhe në vepra.

Në Kuran, bëhet e ditur se ai ka qenë prej të urtëve:

**"Ne i dhamë Lukmanit urtësinë** (duke i thënë)**: «Falënderoje Allahun! Kush është falënderues, e bën për të mirën e vet dhe, kush mohon, ta dijë se vërtet Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për lavdërim.»"** (Lukman, 12)

34. shih. Sa'lebi, Arais, fq. 391.

Ndërsa lidhur me faktin se atyre të cilëve u është dhënë urtësia, do t'u jepen edhe shumë mirësi të tjera, Kurani Fisnik, shprehet:

**"Ai ia jep urtësinë** (të kuptuarit e Kuranit) **kujt të dojë. Cilitdo që i është dhënë urtësia, vërtet që i është dhënë një mirësi e madhe. Por këtë nuk e kupton tjetërkush, përveç njerëzve të mençur."** (Bakara, 269)

"Urtësi", do të thotë të mund të perceptosh të vërtetën dhe enigmën e materies. Dhe kjo, është e mundur me anë të shfaqjes në zemër të dritës hyjnore. Zemahsheriu, si shembull të urtësisë së Lukman Hekimit, na përcjell këtë ndodhi:

Një ditë, Daudi (a.s.), kërkoi nga Lukman Hekimi (a.s.), të priste një dele e t'i sillte dy copa mishi nga vendi më i mirë. Lukman Hekimi (a.s.), e theri delen dhe i çoi Daudit (a.s.), gjuhën dhe zemrën. Pasi kaluan ca ditë, Daudi (a.s.), i kërkoi t'i sillte dy copa nga vendi më i keq. Lukman Hekimi (a.s.), i çoi përsëri gjuhën dhe zemrën. Kur Daudi (a.s.), kërkoi të dinte shkakun, ai iu përgjigj kështu:

"Po të jenë të mira këto të dyja, nuk mund të ketë të tjera më të mira se këto; por, nëse këto të dyja janë të këqija, as të tjerat nuk mund të jenë më të këqija se këto!.." (Zemahsheri, Keshshaf, V, 18.)

Sipas një transmetimi që gjendet në veprën e Imam Malikut, të quajtur "Muuatta", thuhet:

Lukman Hekimin (a.s.), e pyetën: "Si i arrite këto virtyte që shohim tek ty?"

"Duke qenë fjalë drejtë, duke e plotësuar amanetin, duke e braktisur atë që nuk më takon dhe duke i qëndruar besnik premtimeve." – u përgjigj ai. (Muuatta, Kelam, 17.)

* * *

Në Kuran bëhen të ditura fjalët e urta të Lukmanit dhe këshillat që i ka dhënë të birit:

**"**(Kujtoje) **kur Lukmani i tha të birit, duke e këshilluar: «O djali im, mos i shoqëro Allahut asgjë** (në adhurim)**! Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe!»"** (Lukman, 13)

Sepse padrejtësia, është e kundërta e drejtësisë. Ndërsa drejtësi, do të thotë t'i japësh një qenieje vlerën që meriton dhe ta vendosësh atë në vendin që meriton. T'i bësh ortak Allahut, i Cili është Krijuesit i gjithësisë dhe Pronari i vetëm i gjithçkaje, do të thotë të mos ia japësh Atij vlerën që meriton. Për këtë arsye, rezultati i shirkut (ortakërisë) ndaj Allahut, është qëndrimi përjetësisht në xhehenem.

Lukmani e vazhdoi kështu këshillën e tij:

**"O djali im! Allahu do ta nxjerrë në shesh edhe veprën që peshon sa kokrra e sinapit që ndodhet në shkëmb, në qiej apo në tokë. Me të vërtetë, Allahu njeh mirë çdo imtësi dhe i di të gjitha fshehtësitë. O djali im! Kryeje namazin, urdhëroje të mirën, pengoje të keqen dhe bëhu i durueshëm për çfarëdo që të godet! Me të vërtetë, ky është thelbi i patundur i të gjitha punëve!"** (Lukman, 16-17)

Sepse namazi, është miraxhi (dalja para Zotit) i besimtarit. Ai është një nga detyrat më të rëndësishme të devotshmërisë. Namazi nuk braktiset as në luftë kundër armikut. Allahu i Lartë, ata që bien në sexhde para Tij, i përgëzon me shprehjen **"...Në fytyrat e tyre shihen shenjat e sexhdes..."**[35]. Kurse në një ajet tjetër thuhet: **"...bëj sexhde dhe afroju Zotit tënd!"**[36]

Nëna jonë Aisheja (r.anha.) thotë:

"Kur i Dërguari i Allahut qëndronte në namaz, nga zemra e tij dëgjohej një zë si një kazan që zien." (Ebu Davud, Salat, 157; Nesai, Sehv, 18.)

Edhe "urdhërimi për të mirë" dhe "përpjekja për ta ndaluar të keqen", janë ndër detyrat më të rëndësishme të besimtarit. Kjo, është transferimi tek të tjerët i të mirave shpirtërore që ka dhënë Zoti, duke kryer kështu, detyrën e falënderimit. Allahu i Madhëruar, këtë metodë kumtuese, ia bën të ditur të gjithë besimtarëve me anë të Profetit (a.s.):

**"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin, kërkoi falje Allahut për ata dhe këshillohu me ata për çështje të ndryshme. Kur të vendosësh për diçka, mbështetu tek Allahu. Vërtet, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai."** (Al-i Imran, 159)

---

35. el-Fet'h, 29
36. el-'Alak, 19

Ndërsa në një ajet tjetër, Allahu i Madhëruar, këshillon kështu lidhur me metodën e "urdhërimit për të mirë dhe ndalimit të së keqes":

ادْعُ إِلَىٰ سَبِيلِ رَبِّكَ بِالْحِكْمَةِ وَالْمَوْعِظَةِ الْحَسَنَةِ...

**"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur!.."** (Nahl, 125)

Për sa i përket "durimit", kjo është një nga fjalët më të përdorura në Kuran. Ndikimi i durimit në këtë botë, mund të jetë shumë i hidhur; mirëpo, shpërblimi i durimit në botën tjetër, do të jetë shumë i ëmbël. Në fakt, të gjithë profetët kanë kaluar përmes filtrit të durimit. Zoti urdhëron:

**"...**(O i Dërguar) **përgëzoji të duruarit!"** (Bekare, 155)

Abdullah bin Mugaffel (r.a.), tregon:

"Njëherë, tek i Dërguari i Allahut (s.a.v.), erdhi një burrë dhe i tha:

«O i Dërguar i Allahut! Unë ju dua!»

Ndërsa i Dërguari i Allahut (a.s.), i tha:

*«Ki kujdes çfarë thua!»*

Por personi tha përsëri, duke e përsëritur tre herë:

«Për Allahun unë ju dua!»

Pas kësaj, i Dërguari i Allahut (a.s.), i tha:

*"Nëse më do, përgatit një mburojë për varfërinë, sepse kush më do mua, varfëria i vjen më shpejt se vërshimi (i përrenjve apo lumenjve) që shkon drejt cakut të vet."* (Tirmidhi, Zuhd, 36.)

Me këto fjalë, Profeti (a.s.), kërkoi të thoshte se:

Meqenëse më do për Allahun, atëherë duhet të jesh i gatshëm për të pranuar dhe duruar fatkeqësi, vështirësi dhe sprova të ndryshme, si pasojë të kësaj dashurie.

* * *

Lukman Hekimi vazhdon kështu me këshillat e tij për të birin:

**“Mos i trajto njerëzit me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët!”** (Lukman, 18)

Mburrja, mendjemadhësia dhe pëlqimi i vetes, janë si degët e një peme, rrënjët e së cilës zgjaten deri në xhehenem. Atributi i Madhështisë, është i posaçëm vetëm për Allahun. Kështu, shkaku që shejtani mori përsipër t’i devijojë njerëzit nga rruga e drejtë, është se ai u mburr para Ademit (a.s.) dhe kundërshtoi urdhrin e Allahut. Po ashtu, edhe Karuni, të cilit megjithëse i qenë dhënë dituri shpirtërore, u shkatërrua për shkak se ushqeu zili e smirë ndaj Harunit (a.s.).

Lukman Hekimi, më tej e ka këshilluar kështu të birin:

**“Ec me kujdes e i përmbajtur dhe fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit!”** (Lukman, 19)

Këto ajete fisnike, japin kriteret e mirësjelljes dhe edukatës së të folurit dhe të vepruarit të besimtarit. Këtu, njoftohet se, mirësjellja, e cila në këtë botë duket e pavlerë dhe e parëndësishme, në botën tjetër, ka për të fituar një rëndësi shumë të madhe.

Mes ajeteve që do të përmendim më poshtë, të cilat megjithëse përmbajnë këshillat e Lukman Hekimit, janë dy ajete që nuk përmbajnë këshillat e tij, por që për ne janë shumë të rëndësishëm në aspektin e tregimit të rrugës së drejtë. Sipas transmetimeve, këto dy ajete, kanë zbritur në lidhje me Sa’d Ibn Vakkas (r.a.) dhe nënën e tij:

Sa’di (r.a.), ishte një njeri që tregonte bindje ndaj nënës së vet. Kur hyri në Islam, e ëma i tha:

“Ç’paske bërë, o Sa’d! Nëse ti nuk e le këtë fe të re, betohem se nuk do të ha dhe nuk do të pi deri sa të vdes. Ndërsa ti do të përmendesh me emrin: “vrasësi i nënës së vet!”

Kurse Sa’di (r.a.), tha:

“Mos e bëj oj nënë! Unë këtë fe nuk mund ta braktis për asgjë!”

Pas kësaj, e ëma nuk hëngri dy ditë, e dy net dhe ra e drobitur. Kur Sa’di (r.a.), e pa në këtë gjendje, i tha:

“Nënë e dashur! Ta dish se, edhe sikur të kishe njëqind shpirtra dhe të të dilnin një nga një, unë nuk do të mund ta kisha braktisur këtë fe për asgjë! Tani, po të duash ha, po të duash mos ha!”

Atëherë, e ëma nisi të hajë dhe, më pas u zbritën dy ajetet e mëposhtme ose vetëm i dyti:

**“Ne e kemi urdhëruar njeriun që t’i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi, e ndarja e tij** (nga gjiri) **është brenda dy vitesh. Ne i thamë atij: «Bëhu falënderues ndaj Meje dhe prindërve të tu! Tek Unë do të ktheheni të gjithë.»**

**Nëse ata orvaten, që të më shoqërosh Mua** (në adhurim) **diçka, për të cilën ti nuk ke dijeni, mos i dëgjo, por sillu mirë me ata në këtë jetë dhe ndiq rrugën e atij që drejtohet tek Unë me devotshmëri; pastaj, tek Unë do të ktheheni dhe Unë do t’ju lajmëroj për atë që keni bërë.”** (Lukman, 14-15)[37]

Në një këshillë të tij, Lukman Hekimi ka thënë:

U kam shërbyer shumë të dërguarve të Zotit. Nga fjalët e tyre, zgjodha tetë prej tyre. Nëse bën kujdes dhe i fiton këto tetë cilësi, do të arrish shpëtimin:

1. Kur të jesh në namaz, ruaj zemrën!
2. Kur të jesh mes njerëzve, ruaj gjuhën!
3. Kur të jesh në sofër, ruaj dorën!
4. Kur të jesh në shtëpi të huaj, ruaj sytë!
5. Përmende gjithmonë Allahun dhe mos e harro kurrë!
6. Po ashtu edhe vdekjen kujtoje shpesh dhe mos e harro kurrë!
7. Të mirat që u ke bërë të tjerëve harroji!
8. Po ashtu, edhe të këqijat që të kanë bërë të tjerët harroji!

Disa nga këshillat e tjera të Lukman Hekimit, të përmendura nëpër libra të rëndësishëm, janë edhe këto:

“O bir! Bëje devotshmërinë pasurinë tënde për jetën tjetër, sepse devotshmëria, është një tregti që bëhet pa mall e pasuri!”

37. Muslim, Fedailu’s-Sahabe, 43-44, Ibn-i Esir, Usdu’l-Gabe, v. II, fq. 368.

“O bir! Merr pjesë në varrim, sepse varrimi të kujton jetën tjetër! Kurse haramet dhe gjymahet ta shtojnë prirjen tënde ndaj kësaj bote!”

“O bir! Njeriut që gënjen, i ikën bukuria! Njeriut me vese të këqija i shtohen vuajtjet dhe shqetësimet!”

“O bir! Mos e dërgo injorantin si përfaqësues tëndin diku! Po s’gjete një njeri të mençëm e të urtë, shko vetë!”

“O bir! Bota është si një det i thellë. Shumë vetë janë mbytur në të. Në këtë det, devotshmëria të jetë anija jote, besimi të jetë ngarkesa, dorëzimi te Zoti të jetë mënyra e komandimit, ndërsa puna e mirë të jetë ushqimi yt! Nëse shpëton, ke shpëtuar me mëshirën e Allahut; nëse mbytesh, je mbytur për shkak të gjynaheve të tua!”

“O bir! Të mos dalë gjeli më i mençur se ti! Ai bën çdo mëngjes dhikër e tesbih, kurse ti fle!

“O bir! Zgjidh shokë të tillë, që kur të ndahesh prej tyre, as ti ata, e as ata ty të mos të marrin nëpër gojë!”

“O bir! Ruaji miqtë e tu! Vizitoji të afërmit!

“O bir! Tri gjëra, duken në tri gjëra: Butësia, në çastin e zemërimit; trimëria, në fushën e luftës; ndërsa vëllazëria, në çaste nevoje!”

# LAVDËRIMI DHE FALËNDERIMI

Një prej veprimeve më të rëndësishme të devotshmërisë së robit, është edhe lavdërimi dhe falënderimi ndaj Allahut. Në ajetin e dytë të sures Fatiha, që është edhe surja e parë e Kuranit Fisnik, urdhërohet: **"El hamdu lil'lahi rabbilalemin / Lavdërimi i përket Allahut, Zotit të botëve"!**

Në të vërtetë, njeriu gjendet në majën më të lartë të hierarkisë së krijesave, që prej më të thjeshtës, e deri tek ajo më e zhvilluara. Për shkak se njeriu është "krijesa më e nderuar", ai duhet të gjendet në majë të kryerjes së detyrës së lavdërimit dhe falënderimit.

Njeriu që e ka ruajtur dinjitetin e natyrshmërisë së krijimit të vet, në ndërgjegje bart edhe ndjenjën e falënderimit ndaj atij që i jep qoftë edhe një gotë ujë. Për rrjedhojë, sjellja e tij indiferente dhe kryeneçe përballë Zotit të vet, i Cili i ka dhuruar të gjitha mirësitë, tregon një injorancë dhe mungesë të madhe edukate.

Kjo gjithësi, është zbukuruar me shfaqje të panumërta të madhështisë hyjnore, me kujdesin, bukurinë dhe delikatesën e një dhome nuseje, përtej kufijve të njohjes dhe shijes njerëzore. Sistemimi, rregullimi dhe planifikimi i veçantë për çdo krijesë, që prej luleve e deri tek frutat, ngjyrat dhe aromat e ndryshme; kafshët nga më të butat e gjer te më të egrat, si dhe të të gjithë materies, janë vetëm me qëllim që njeriu, i cili është një mrekulli e krijimit hyjnor, të ketë mundësi ta kuptojë dhe ta kryejë ashtu siç duhet detyrën e tij të adhurimit ndaj Zotit.

Besimtar i vërtetë, është personi i virtytshëm, i cili përpiqet të jetojë i vetëdijshëm në aspektin e mendimit, ndërgjegjes dhe devotshmërisë ndaj Zotit. Atyre që duan të jenë njerëz që falënderojnë ashtu siç duhet, nuk u mjafton vetëm të

njohin të mirat dhe dhuntitë që u janë dhënë. Pasi të njihet Pronari i vërtetë i mirësive, është e domosdoshme edhe kryerja e detyrave ndaj Tij. Njohja e Pronarit të vërtetë të mirësive, çel filizat e urtësisë dhe dashurisë në zemër, duke marrë edhe frymëzim shpirtëror.

Çdo njeri, e ka për detyrë ta njohë Pronarin e vërtetë të mirësive dhe ta falënderojë Atë. Mirësitë, për të cilat nuk falënderohet, shkaktojnë vetëm vuajtje të kota. Dhe, ajo që na lënë pas këto mirësi, janë vetëm barra dhe gjynahet. Kjo, është gjendja e atyre që nuk dhurojnë nga mirësitë e tyre. Ato që do të kalojnë në botën tjetër prej parave dhe mallit që i ka bartur me vite të tërë, janë vetëm gjynahet që burojnë nga mosdhurimi prej asaj pasurie.

Të kuptosh urtësinë e gjithësisë dhe thelbin e njeriut, është e mundur vetëm me anë të falënderimit. Allahu i Madhëruar, në Kuranin Fisnik, urdhëron:

**"Ne i dhamë Lukmanit urtësinë** (duke i thënë)**: "Falënderoje Allahun!.."** (Lukman, 12)

Në këtë ajet fisnik, bëhet e ditur se, robit falënderues, do t'i hapet bota e urtësive dhe të fshehtave. Dhe kjo, do t'i jepet nëse ai falënderon vazhdimisht.

* * *

Pronari i vërtetë dhe dhuruesi i të mirës është Zoti i gjithësisë. Për këtë arsye, më tepër se për prurësin e këtyre mirësive, duhet të bëjmë një jetë plot me ndjenja falënderimi për dërguesin e tyre. Të lidhesh pas shkaqeve ose personave që na i sjellin të mirat, duke e harruar Pronarin e vërtetë të asaj mirësie, nuk përputhet me dinjitetin njerëzor.

Ndërkaq, edhe falënderimi për krijesat, domethënë për atë që bëhet shkak për të mirën, është një çështje morali dhe delikatese. Në një hadith porositet:

*"Nëse dikush, të cilit i bëhet një e mirë, lutet për atë që ia bëri, duke thënë, "Allahu të dhëntë mirësi edhe ty!", e ka kryer detyrimin e falënderimit në mënyrën më të mirë!"* (Tirmidhi, Birr, 87.)

Njeriu, mund ta kryejë detyrën e falënderimit ndaj Zotit, në tre mënyra:

### 1. Falënderimi me fjalë:

Është falënderimi i nivelit më të ulët. Ky lloj falënderimi, bëhet duke thënë me gojë: *"O Zot, qofsh pafundësisht i falënderuar!"*

Në Kuran urdhërohet: **"Dhe fol** (trego) **për të mirat e Zotit tënd!"**[38]. Por për fat të keq, njerëzit me zemër indiferente, të sëmurë apo të vdekur, megjithëse përfitojnë nga të mirat e Krijuesit me një prirje shtazore, nuk e përmendin emrin e Allahut qoftë edhe sa kafshët!

### 2. Falënderimi me vepra:

Ky, është lloji i falënderimit që bëhet duke shpenzuar të mirat e dhëna nga Zoti, në udhën dhe në formën e urdhëruar prej Tij. Sipas kësaj, falënderimi i pasurisë bëhet duke dhuruar; falënderimi i diturisë, duke punuar me të dhe duke ua mësuar të tjerëve; kurse falënderimi i trupit, bëhet duke i përdorur të gjitha organet e trupit sipas qëllimit të krijimit të tyre, në rrugën e Zotit.

### 3. Falënderimi me zemër

Ky lloj falënderimi, bëhet duke njohur Allahun e Madhëruar, duke u lidhur pas Tij me dashuri dhe duke qenë i kënaqur me çdo gjë që vjen prej Tij.

Në të vërtetë, falënderimi në kuptimin absolut për të mirat e Zotit, është i pamundur. Fuqia njerëzore është e pamjaftueshme për këtë gjë. Madje edhe profetët, për të mundur të falënderojnë denjësisht, kanë qenë vazhdimisht në kërkim të faljes. Profeti ynë, Muhammedi (a.s.) ka thënë:

*"Unë kërkoj falje njëqind herë në ditë!.."* (Muslim, Dhikir, 42.)

Nga ana tjetër, realizimi i të gjitha lavdërimeve dhe falënderimeve, është një favor dhe bujari më vete e Allahut. Pra, një mirësi tjetër. Po ta vazhdojmë pafundësisht këtë zinxhir falënderimi, del se për çdo falënderim, duhet të falënderohet përsëri. Pra, është e pamundur të shpëtohet nga ky borxh i falënderimit të Allahut, i Cili na e bën të mundur të falënderojmë. Pikërisht për këtë arsye, i gjithë njerëzimi, përfshi edhe profetët, është i paaftë për ta shlyer detyrimin e falënderimit ndaj Zotit në kuptimin absolut dhe të përsosur.

38. ed-Duha, 11.

Prandaj, ajo që na takon neve, është ta njohim dobësinë tonë për t'i kuptuar të mirat e Zotit dhe të vazhdojmë të kryejmë detyrën tonë të falënderimit me aq sa kemi mundësi.

Në një hadith fisnik, thuhet:

"Kush e njeh vetveten, njeh Zotin e vet!" (Axhluni, Keshfu'l-Hafa, II, 361.)

Për rrjedhojë, të mirat janë të pafundme, gjuhët të paafta për të shprehur dhe trupat të dobët…

Një nga mirësitë më të mëdha, është edhe mundësia për të mos e harruar Pronarin e vërtetë të atyre të mirave. Falënderimi për të mirat, është shkak i shtimit të këtyre mirësive tek robërit e mirë; ndërsa mos falënderimi, është shkak për pakësimin e tyre. Mos falënderimi, është mosmirënjohje. Madje një mosmirënjohje trashanike. Për shembull, malli, zekati i të cilit nuk është shlyer, nuk quhet më një mirësi, por kthehet në një të keqe, duke u bërë shkak fatkeqësie për të zotin. Lidhur me këta njerëz, Allahu i Madhëruar, urdhëron: ***"… Paralajmëroji ata për një ndëshkim të dhimbshëm!"***[39]

Gjithashtu, Allahu i Lartë urdhëron:

ثُمَّ لَتُسْأَلُنَّ يَوْمَئِذٍ عَنِ النَّعِيمِ

**"Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për kënaqësitë** (e kësaj bote)**!"** (Tekathur, 8)

**"…Nëse tregoheni mirënjohës, Unë do t'jua shtoj edhe më shumë begatitë e Mia; por, nëse ju mohoni mirësitë e Mia,** (atëherë dijeni se) **dënimi Im është i rëndë!"** (Ibrahim, 7)

فَاذْكُرُونِي أَذْكُرْكُمْ وَاشْكُرُوا لِي وَلَا تَكْفُرُونِ

**"Prandaj, më kujtoni Mua** (me namaz e lutje) **që Unë t'ju kujtoj** (me shpërblime) **dhe falënderomëni Mua** (duke M'u bindur) **e mos i mohoni dhuntitë e Mia** (me mosbindje)**!"** (Bekare, 152)

Njeriu që kupton, admiron njerëzit e mirë me virtyte të larta shpirtërore

39. et-Teube, 34.

dhe mundohet të bëhet si ata. Përveç kësaj, ai sheh ata që janë më poshtë se ai në aspektin material dhe falënderon vazhdimisht. Duke filluar që nga profetët, njerëzit e urtë dhe të dijshëm, nuk e kanë hequr kurrë falënderimin nga gojët dhe zemrat e tyre.

Në Kuranin Fisnik, për Nuhun (a.s.), urdhërohet:

**"...Ai ka qenë vërtet një rob mirënjohës."** (Isra, 3)

Për Ibrahimin (a.s.):

**"...**(por ka qenë) **mirënjohës ndaj dhuntive të Tij. Ai e zgjodhi atë dhe e udhëzoi në rrugë të drejtë."** (Nahl, 121)

Për Lukmanin (a.s.):

**"Ne i dhamë Lukmanit urtësinë** (duke i thënë)**: "Falënderoje Allahun!"** (Lukman, 12)

Të Dërguarit të Allahut (a.s.), i ënjteshin këmbët nga të falurit namaz nate për orë të tëra. Kur Aisheja (r.a.), e pyeti:

"O i Dërguar i Allahut! Ju jeni "Habibullah/i Dashuri i Allahut" dhe ju janë falur gabimet e shkuara dhe të ardhme. Përse e mundoni kaq shumë trupin tuaj, i cili ka merituar faljen e Allahut?", ai iu përgjigj:

*"O Aishe! A të mos jem një rob falënderues?"* (Buhari, Tefsir, 48/2; Muslim, Munafikin, 81.)

* * *

Falënderimi, është kapital për në xhenet, kurse mosmirënjohja, është një argument për në xhehenem. Për këtë arsye, të gjithë duhet të përpiqen sa më shumë të falënderojnë për mirësitë që u janë dhënë.

Falënderimi i dijetarëve, është përhapja e diturisë që u ka dhënë Allahu tek ata që janë të privuar nga kjo mirësi dhe zbatimi i atyre që dinë. Rasti i Imami Adhamit[40], është një shembull i bukur i këtij fakti.

40. Ebu Hanife.

Imami Adhami, themeluesi i shkollës juridike Hanefite, e pati dhuruar dhe përhapur dijen e tij gjatë gjithë jetës në formën më të mirë. Ai përgatiti shumë nxënës që në të ardhmen do ta ndriçonin botën Islame. Disa nga këta, janë Imami Ebu Jusuf, Imam Muhammedi dhe Imam Zuferi. Për të mbrojtur nderin dhe dinjitetin e diturisë, ai pati refuzuar edhe një prej posteve më të shquar të kohës, siç qe detyra e kadiut[41] të Bagdadit, duke pranuar të kalbej burgjeve vetëm e vetëm për të mos u bërë vegël e një kalifi tiran, duke i dhënë atij fetua[42] të padrejta!

Falënderimi i të pasurve, është zbatimi i ajetit Kuranor: **"...Bëju mirë të tjerëve, ashtu si të ka bërë mirë ty Allahu..."**[43] Pra, shpenzimi i pasurisë në udhën e Zotit, në vendet e duhura. Ata duhet të jenë të vetëdijshëm se Pronari i vërtetë i pasurisë është Allahu dhe nuk duhet të mburren e krenohen me pasurinë dhe, as ta shpërdorojnë atë. Shkurt, të përpiqen të jenë prej të pasurve falënderues.

Falënderimi i të varfërve, është te stolisja me durim. I varfëri durimtar dhe i pasuri falënderues, janë të barabartë në fitimin e pëlqimit hyjnor. Dialogu i Ibrahim bin Et'hemit me Shakik Belhiun, është një shembull shumë i kuptimplotë për ta kuptuar më mirë falënderimin e vërtetë në gjendje varfërie:

Shakik-i Belhi e pyet Ibrahim bin Ethemin:

"Si e siguroni jetesën?"

Ibrahim bin Et'hemi përgjigjet:

"Kur gjejmë falënderojmë, kur nuk gjejmë durojmë!.."

Shakik-i Belhi thotë:

"Kështu bëjnë edhe qentë e Horasanit!" Pas këtyre fjalëve, Ibrahim bin Ethemi pyet:

"Po ju çfarë bëni?"

Shakik-i Belhi përgjigjet:

41. Gjykatës.

42. Vendime ligjor Islame.

43. el-Kassas, 77.

"Kur gjejmë, falënderojmë dhe dhurojmë. Kur nuk gjejmë bëjmë durim duke falënderuar."

Falënderimi i njerëzve me moral të bukur, është vetëdija se të gjitha virtytet e tij janë një favor dhe bujari e Zotit. Për rrjedhojë, ata duhet të sillen me modesti, pa i përçmuar të tjerë dhe duke u bërë shembull për ta.

Falënderimi i nxënësve, është respektimi i mësuesve dhe përpjekja për të përfituar sa më shumë prej diturisë së tyre, duke kryer të gjitha detyrat dhe mësimet që ata u japin. Përveç kësaj, nxënësit nuk duhet të mjaftohen me dijet dhe librat shkollorë, por duhet të ndjekin edhe bisedat fetare apo simpoziumet shkencore të fushave të ndryshme, që zhvillohen në vendin ku ata jetojnë. Pra, duhet të jenë vetëdijshëm për rëndësinë e madhe të periudhës së vyer shkollore, e cila nuk ka për t'u kthyer më kurrë.

Falënderimi i të shëndoshëve dhe i të sëmurëve, është njohja e gjendjes së tyre si një pasojë e vullnetit të Zotit, të dhënë si një provë kalimtare në këtë botë, duke iu nënshtruar caktimit hyjnor. Personi i shëndoshë, duhet ta dijë se shëndeti i është dhënë për ta përdorur këtë në punë të mira në udhën e Zotit dhe me këtë qëllim duhet të jetojë. Edhe personi i sëmurë, duhet të mendojë se kjo gjendje mund të jetë një e mirë e madhe për të dhe duhet të jetojë duke thënë: "O Zot! Të falënderoj për çdo gjë!" Duhet ditur se, njeriu i verbër dhe që nuk përzihet me përgojime, është më i fituar se njeriu me sy të shëndoshë që shikon haram dhe bie në gjynah. Kjo e vërtetë, do të dalë në shesh vetëm Ditën e Ringjalljes!

Zoti ynë! Na bëj nga robërit që ashtu si Lukmani (a.s.), përfitojnë urtësi, duke falënderuar dhe robër prej gjuhës dhe zemrës së të cilëve kanë dobi të gjithë njerëzit!..

Amin!

## PYETJE VLERËSIMI

### A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme.

1. Cila prej këshillave të Lukmanit (a.s.), ndikoi më shumë tek ju dhe pse?
2. Në cilat raste fëmija nuk duhet t'u bindet prindërve? Trajtojeni këtë çështje nën dritën e ajeteve dhe haditheve fisnike!
3. Kujtoni pesë këshilla, prej tetë këshillave të Lukmanit (a.s.)!
4. Kur Lukmanit (a.s.), i kërkuan të sillte pjesën më të mirë dhe më të keqe të mishit të një kafshe, ai solli gjuhën në të dyja rastet. Shpjegoni shkakun e këtij veprimi!
5. Çfarë lloj durimi kërkon Allahu i Madhëruar prej robërve të Tij dhe cili është shpërblimi i atij durimi?
6. Cilat janë cilësitë që i kanë rrënjët në xhehenem apo në xhenet dhe pse?
7. Si duhet falënderuar për mirësitë që na ka dhënë Allahu dhe cilat janë llojet e falënderimit?
8. Si bëhet falënderimi me vepra?
9. Shpjegoni shkakun pse Profeti ynë (a.s.), kërkonte falje njëqind herë në ditë, edhe pse ishte pa gjynahe!
10. A është e mundur të paguhet borxhi i falënderimit ndaj Allahut në mënyrë të plotë dhe pse?

## B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.

1. ........................ do të thotë të kuptosh thelbin dhe misterin e gjërave në sajë të shfaqjes së dritës hyjnore në zemër.

2. Lukmani (a.s.), i tha djalit të tij: “O bir! Bëje ..................... kapitalin tënd për botën tjetër.

3. Pranimi i artit madhështor që është shfaqja e cilësive hyjnore të Allahut të Madhëruar dhe lavdërimi i Tij, quhet “..................”; ndërsa falënderimi i Tij për mirësitë e pafundme, me zemër, gjuhë dhe vepra, quhet “...............”.

4. Të njohësh Allahun e Madhëruar, të lidhesh pas Tij me dashuri dhe të jesh i kënaqur me çdo gjë që vjen prej Tij, është..........................!

## C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.

**1. Cila prej fjalive të mëposhtme <u>nuk</u> tregon një prej këshillave që Lukmani (a.s.), i dha djalit të tij në lidhje me ruajtjen e vetvetes?**

**a.** Të ruash syrin kur ndodhesh në shtëpinë e të tjerëve.

**b.** Të ruash mallin kur ndodhesh në treg.

**c.** Të ruash dorën kur ndodhesh në sofër.

**d.** Të ruash gjuhën kur ndodhesh midis njerëzve.

**2. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një prej këshillave që Lukmani (a.s.), i dha djalit të tij në lidhje me atë që duhet të harrojë dhe atë që nuk duhet të harrojë?**

**a.** Përmende gjithmonë Allahun dhe mos e hiq kurrë prej mendjes!

**b.** Harroi të mirat që u bën të tjerëve!

**c.** Kujtoje gjithmonë vdekjen dhe kurrë mos e harro!

**d.** Mos i harro kurrë të këqijat që të bëjnë të tjerët!

3. **Çfarë kuptimi mund të nxjerrim prej fjalës së Profetit (a.s.), kur një njeri i tha: "Për Allahun! Unë të dua!" dhe ai iu përgjigj:** "Nëse më do përgatit një mburojë kundër varfërisë, sepse atë që më do mua, e arrin varfëria më shpejt sesa vërshimi i një lumi!"**?**

   **a.** Të gjithë ata që e duan Profetin (a.s.), varfërohen patjetër.

   **b.** Ata që e duan Profetin (a.s.), janë vetëm të varfrit.

   **c.** Kushti për të dashur Profetin (a.s.), është të përballosh sprovën e varfërisë.

   **d.** Ata që e duan Profetin (a.s.), sprovohen me fatkeqësi dhe varfëri.

4. **Sipas Lukmanit (a.s.), tri gjëra duken në tri gjëra. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një prej tyre?**

   **a.** Butësia në momentin e zemërimit.

   **b.** Trimëria në fushën e betejës.

   **c.** Zgjuarsia në pazar.

   **d.** Vëllazëria në kohë të vështira.

5. **Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një prej cilësive të një njeriu të urtë?**

   **a.** Ka arritur plotësimin shpirtëror pasi ka studiuar shkencat teorike.

   **b.** Në diskutimet në lidhje me çështjet fetare, mendimi i tij pranohet gjithmonë.

   **c.** E ka pastruar egon dhe në zemrën e tij është shfaqur drita hyjnore.

   **d.** Thotë gjithmonë të drejtën në marrëdhëniet me njerëzit dhe sjelljet e tij janë të qëlluara.

6. **Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga veprimet e Lukmanit (a.s.), që e kanë bërë atë të virtytshëm?**

   **a.** Ka qenë gjithmonë besnik!

   **b.** Ka braktisur çdo çështje që nuk i interesonte.

   **c.** Ka kuruar të gjithë të sëmurët.

   **d.** E ka mbajtur amanetin dhe ka qenë fjalë-drejtë.

**7. Në bazë të një hadithi, kur Profeti (a.s.), falte namaz, nga kraharori i tij dëgjohej një zë sikur ziente ndonjë kazan. Nisur nga kjo, cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret si përfundim nga ky hadith?**

**a.** Kur falte namaz, ai e shkëpuste veten nga bota përreth dhe fokusohej në kuptimin e namazit.

**b.** Kohën prej thirrjes së *ezanit* e deri kur falej namazi, e kalonte duke medituar.

**c.** Kur falte namaz, i dridhej zemra nga përkushtimi dhe ndjenjat e forta që përjetonte.

**d.** Kur falte namaz, e humbiste veten dhe jepte selam me ndihmën e të tjerëve.

**8. Cilin lloj të falënderimit ka kryer një person, të cilin e ka kapur varfëria, sëmundjet e vështirësitë dhe duron me kënaqësi duke thënë; "këto janë sprovat e Zotit tim për mua; insh'Allah do të jenë shkaqe mirësie për mua"?**

**a.** Falënderimi me zemër.

**b.** Falënderimi i natyrshëm.

**c.** Falënderimi me vepra.

**d.** Falënderimi me fjalë.

**9.** "Mos i trajto njerëzit me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët!" (Lukman, 18.) **Cila nga fjalitë e mëposhtme, <u>nuk</u> tregon një veprim të ndaluar nga ajeti i mësipërm?**

**a.** Të shikosh me nënçmim ata që kanë arsimim më të ulët dhe ekonomi më të dobët.

**b.** Të lëvdohesh me punët që bën dhe të mendosh se askush tjetër nuk mund ta bëjë më mirë atë punë.

**c.** Të qëndrosh kokulur para jobesimtarëve duke e ditur se besimi është një mirësi e Allahut.

**d.** Të besosh se dija dhe adhurimet të ngrenë në pozita më të larta se gjithë të tjerët.

**10. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga mënyrat e falënderimit të Allahut për mirësitë që të ka dhënë?**

**a.** Falënderimi shpirtëror.

**b.** Falënderimi me vepra.

**c.** Falënderimi me zemër.

**d.** Falënderimi me fjalë.

**11. Cilat nga fjalitë e mëposhtme nuk mund të nxirren si përfundim nga thënia e Lukmanit (a.s.):** "Biri im! Bota është si një det i thellë, ku janë mbytur shumë njerëz. Në këtë det, anija jote të jetë devotshmëria, ngarkesa të jetë besimi, gjendja jote të jetë mbështetja tek Allahu dhe rezervat e tua të jenë punët e mira! Nëse shpëton, është për shkak të mëshirës së Allahut, nëse mbytesh është për shkak të gjynaheve të tua."

**a.** Frika nga Allahu dhe strehimi tek Ai, e shpëton njeriun nga mbytja në vorbullat e gjynaheve.

**b.** Para se të fillohet një punë, duhet mbështetje e plotë tek Allahu dhe të pritet realizimi i caktimit të Tij.

**c.** Njeriu, sukseset e arritura duhet t'i konsiderojë si mirësi e Allahut, ndërsa mossukseset, si rezultat i mangësive të veta.

**d.** Ajo që mund të marrë njeriu prej kësaj bote në botën tjetër, është besimi i përforcuar me moral të bukur dhe vepra të mira.

**12. Njeriu, është një qenie që falënderon të tjerët edhe për një të mirë të vogël që i bëhet. Nisur nga kjo, cila nga ato të mëposhtmet nuk duhet të jetë qëndrimi që njeriu duhet të tregojë përballë mirësive të pafundme që i vijnë prej Allahut të Madhëruar?**

**a.** Njeriu duhet të meditojë në lidhje me cilësitë e Allahut, i Cili ia ka dhënë ato mirësi dhe duhet ta falënderojë vazhdimisht Atë.

**b.** Njeriu duhet t'ia dijë vlerën tokës, e cila është një vepër hyjnore e realizuar me një bukuri madhështore dhe duhet të përpiqet të posedojë të gjitha të mirat e saj.

**c.** Njeriu duhet të falënderojë vazhdimisht me gjuhë, zemër dhe vepra, për të gjitha këto mirësi që janë vënë nën këmbët e tij.

**d.** Njeriu duhet ta njohë Pronarin e vërtetë të mirësive që i janë dhënë dhe duhet t'i plotësojë të gjitha detyrat që ka ndaj Tij.



# Zekeria

*–paqja e Zotit qoftë mbi të–*

# Jahja

*–paqja e Zotit qoftë mbi të–*

# Isai

*–paqja e Zotit qoftë mbi të–*

## ZEKERIJA

**-alejhi selam-**

**Profeti dëshmor që vuajti shumë prej popullit të tij**

## JAHJA

**-alejhi selam-**

**I cili e priti vdekjen si dëshmor,
njësoj si babai i tij Zekerijja (a.s.).**

## ISAI

**-alejhi selam-**

**I cili shëronte të sëmurët dhe ngjallte
të vdekurit me lejen e Allahut.**

Për nga vuajtjet e përjetuara dhe përpjekjet për besimin në një Zot të vetëm, këta tre profetë, i përngjasin shumë njëri-tjetrit.

Këta profetë, bënë përpjekje të mëdha për t'i orientuar sërish në rrugë të drejtë bijtë e Izraelit, të cilët ishin prishur fare pas Musait (a.s.). Mirëpo, përveç një pakice që i kishte besuar, nga shumica dërrmuese e tyre, të cilët nuk besuan, pësuan vuajtje e ofendime të shumta dhe jeta e tyre kaloi gjithmonë mes vuajtjesh e shqetësimesh. Aq, sa Zekerija (a.s.) dhe djali i tij Jahja (a.s.), u masakruan prej tyre duke arritur kështu edhe gradën e shehidëve (dëshmorëve). Ndërsa Isai (a.s.), u ngrit në qiell nga Allahu, ndërkohë që ata po tentonin ta vrisnin.

Krahas ngjashmërive në sprovat që kanë përjetuar në lidhje me detyrën e tyre profetike, mes këtyre tre profetëve ka edhe lidhje farefisnore. Jahja (a.s.), është djali i Zekerijas (a.s.) dhe Elisas. Elisa, është motra Hannes, gruas së Imran-it, të cilët kanë qenë prindërit e Merjemes, nënës së Isait (a.s.).


Harran
Eufrati
Badija Sham
Halep
Hamah
Homs
Ba'lebek
Damascus
Busra
Antioch
Amman
Deti i vdekur
Trablus
Beirut
Haifa
Nazaret
Jerusalem
Sodom
Jaffa
Ashdod
Askalan
Mersin
Qipro
The Mediterranean


Damask
The Mediterranean
Nazaret
River of Jordan
Busra
Aleksandria
Jerusalem
Gaza
Betlehem
Arish
Kairo
Ain Shams
Nakb
Egjipt
Suez Canal
Eilat
Shkretëtira
e Sinait

## Zekerija (a.s.)

Është profet i bijve të Izraelit. Prejardhja e i tij shkon deri tek Sulejmani (a.s.). Ai qëndronte në Tempullin Aksa, në Jerusalem, ku shkruante kopje të Teuratit dhe drejtonte ceremoninë e kurbaneve. Zekerija (a.s.), gjykonte sipas ligjeve të Musait (a.s.) dhe përpiqej të përhapte fenë e vërtetë. Ai punonte si marangoz dhe e siguronte jetesën me punën e duarve të veta. Ai u masakrua nga populli i vet dhe varri i tij ndodhet në Halep.

Në kohën e Zekerijas (a.s.), Damasku dhe Jerusalemi ndodheshin në duart e betlehemasve. Këta e respektonin Tempullin Aksa dhe i trajtonin mirë bijtë e Izraelit. Të mëdhenjtë e këtij populli nuk dilnin kurrë jashtë faltores. Ata kryenin adhurim ditë e natë në Tempullin Aksa. Në atë periudhë, mes bijve të Izraelit nuk kishte ndonjë profet. Prandaj, ata iu lutën Allahut që t'u dërgonte një profet. Më në fund, Zekerija (a.s.), u dërgua nga Zoti si profet tek ta.

Në tempullin Aksa kryenin adhurime katërqind adhurues të përkushtuar. Çdokush prej bijve të Izraelit, që dëshironte të afrohej sa më shumë me Zotin, kur e shoqja i mbetej shtatzëne, thoshte:

"O Zot! Nëse është djalë, do t'ia kushtoj atë Tempullit Aksa, që të kryej adhurime për Ty!"

Në këtë mënyrë, djemtë i kushtoheshin Tempullit Aksa për adhurim. Ky zakon kishte mbetur që nga koha e Musait (a.s.). Zoti e pati urdhëruar kështu Musain (a.s.):

"O Musa! Unë e dua robin Tim, i cili e kalon në adhurim kohën e tij prej djalërisë, deri në pleqëri. Ai rob, s'ka bërë gjynah në rininë e tij dhe e ka lidhur zemrën vetëm pas Meje, duke fituar kështu dashurinë Time!"

* * *

Zekerija (a.s.), u martua me Elisën, e cila ishte nga soji i Sulejmanit (a.s.). Elisa ishte motra Hannes, nënës së Merjmes. Ndërsa burri i Hannes, ishte Imrani. Nga martesa e Zekerijas (a.s.) me Elisën, lindi Jahja (a.s.).

Zekerija (a.s.), jetoi si një profet i mirë dhe besnik ndaj pëlqimit hyjnor. Siç do të tregohet edhe më poshtë, ai u masakrua në mënyrë barbare prej hebrenjve mizorë e të harbuar.

**Jahja (a.s.).**

Jahja (a.s.), është djali i tezes së Merjemes. Ai e ka mësuar Teuratin që në moshë të vogël dhe, kur arriti moshën e pjekurisë, iu dha detyra e profecisë.

Lidhur me dhurimin e Jahjas (a.s.), babait të tij Zekerijas (a.s.), Kurani e tregon kështu:

**"Atëherë Zekerija iu lut Zotit të vet e tha: «Zoti im! Dhuromë nga ana Jote një pasardhës të mirë! Se Ti, me të vërtetë, je Dëgjues i lutjes!»"** (Al-i Imran, 38)

**"Tha: «O Zoti im! Eshtrat tashmë më janë dobësuar, koka më ndriçon nga thinjat dhe asnjëherë nuk kam mbetur i zhgënjyer nga lutja ime për Ty, o Zoti im! Unë u frikësohem** (sjelljeve të) **të afërmve të mi pas meje, ndërsa bashkëshortja ime është beronjë; andaj, më dhuro nga ana Jote një pasardhës, që të më trashëgojë mua dhe familjen e Jakubit. O Zoti im, bëje atë të pëlqyeshëm** (për Ty)**!»"** (Merjem, 4-6)

Kjo lutje e sinqertë e Zekerijas (a.s.), u pranua nga Zoti:

**"E ndërsa lutej në këmbë, në faltore, engjëjt e thirrën** (Zekerijan)**: «Allahu të jep lajmin e mirë për Jahjan, i cili do të vërtetojë Fjalën e Allahut** (Isain a.s.)**, do të jetë një fisnik, i dëlirë dhe profet, një prej të mirëve.»"** (Al-i Imran, 39)

**"O Zekerija, Ne po të japim lajmin e mirë për një djalë që do të quhet Jahja. Askujt nuk ia kemi dhënë këtë emër më parë."** (Merjem, 7)

Thënia **"Askujt nuk ia kemi dhënë këtë emër më parë"** është për ta nderuar Jahjan (a.s.). Kjo shprehje përmban edhe virtytet e tjera me të cilat është veçuar ai.

"Jahja", do të thotë i "gjallë". Lindja e një fëmije prej dy pleqsh është pothuaj si të krijosh një të gjallë prej një të vdekuri. Në Kuran urdhërohet:

"(Zekerija) **tha: «Zoti im! Qysh do të kem djalë, kur mua më ka zënë pleqëria, e gruaja ime është shterpë?!»** (Engjëlli i) **tha: «Kështu! Allahu bën çfarë të dojë!»"** (Al-i Imran, 40)

**"I tha: «Ashtu ka thënë Zoti yt. Kjo për mua është lehtë. Unë të kam krijuar edhe ty më parë, ndërkohë që nuk ekzistoje.»"** (Merjem, 9)

Shenja e pranimit të lutjes së Zekerijas (a.s.), ishte pamundësia e tij për të komunikuar me njerëzit, veçse me shenja si dhe përmendja e vazhdueshme e Zotit.

**"Ai tha: «O Zot! Më jep një shenjë!»** (Zoti) **i tha: «Shenjë për ty është se tri ditë nuk do t'u flasësh njerëzve, veçse me gjeste. Por, Zotin tënd përmende shumë dhe adhuroje Atë në mbrëmje dhe në mëngjes!»"** (Al-i Imran, 41)

Zekerija (a.s.), nuk mundi të fliste me njerëzit për tri ditë rresht. Ç'kishte për t'u thënë, ua shënonte në tokë.

**"Ai doli nga faltorja para popullit të vet dhe u bëri me shenjë atyre të lavdëronin Allahun në mëngjes dhe në mbrëmje!"** (Mejrem, 11)

**"Ne iu përgjigjëm atij dhe i dhuruam Jahjan, duke ia bërë gruan të aftë** (për lindje)**. Me të vërtetë, ata nxitonin për vepra të mira dhe Na luteshin, me shpresë e frikë dhe ishin të përulur ndaj Nesh."** (Enbija, 90)

Kur Jahja (a.s.), arriti moshën e pjekurisë, Allahu i Lartë e urdhëroi të kuptonte gjykimet e Teuratit dhe të punonte sipas tyre:

"(Pasi lindi djali, iu tha)**: «O Jahja, rroke fort Librin** (Teuratin)**!» Dhe Ne, kur ende ishte fëmijë, i dhamë mençuri, butësi prej Nesh dhe dëlirësi. Ai ishte besimtar i përkushtuar dhe i sjellshëm ndaj prindërve të vet, nuk ishte i ashpër dhe i padëgjueshëm.!** (Merjem, 12-14)

Jahja (a.s.), kur iu dha profecia, zbatoi ligjet e Musait (a.s.), deri sa i erdhi Inxhili (Ungjilli) Isait (a.s.).

Lidhur me ndodhinë e martirizimit të Jahjas (a.s.), transmetohet një ngjarje e tillë:

Gjatë kohës së profecisë së Jahjas (a.s.), mbreti Herod, kishte marrëdhënie jashtëmartesore me motrën e gruas së vet, gjë e cila ishte e ndaluar rreptësishtë me ligjet e Musait (a.s.). Kur Jahja (a.s.), ia bëri të ditur mbretit se kjo ishte kundër ligjeve të Zotit, ai e hodhi në burg. Më pas, në ceremoninë kushtuar ditëlindjes së mbretit, gruaja me të cilën mbreti kishte marrëdhënie jashtëmartesore, merr pjesë në ceremoni së bashku me vajzën e vet. Shfaqja që dha vajza e gruas, e mahnitën dhe e magjepsën mbretin. Për këtë arsye, mbreti i premton vajzës se, atë ditë do t'i plotësonte çdo dëshirë që të kishte. Vajza, u mashtrua nga nëna

e vet dhe arriti deri aty sa të kërkonte kokën e Jahjas (a.s.). Mbreti u mërzit nga kjo kërkesë e vajzës, por ishte i detyruar të mbante premtimin e dhënë. Për rrjedhojë urdhëron vrasjen e Jahjas (a.s.), duke ia prerë kokën. Më vonë, kjo vajzë u martua me mbretin, por patën përfundim të keq.[44]

Jo shumë kohë pas kësaj ndodhie, ngjau edhe ngritja e Isait (a.s.), në qiell. Në këtë periudhë, hebrenjtë kishin degraduar aq shumë, sa vrisnin edhe profetët. Kështu, për shkak të këtyre krimeve, ata u mallkuan nga Allahu i Madhëruar:

"(Ne i mallkuam ata) **për shkak të shkeljes së besëlidhjes nga ana e tyre, për shkak të mohimit që i bënë shpalljeve të Allahut, për shkak të vrasjes së profetëve pa kurrfarë të drejte dhe për thënien e tyre: «Zemrat tona janë të mbyllura në këllëf** (prandaj s'i kuptojmë fjalët e Profetëve)»**. Nuk është kështu, por Allahu ua ka vulosur ato për shkak të mohimit të tyre, prandaj pak prej tyre besojnë."** (Nisa, 155)

* * *

Kur Jahja (a.s.), u martirizua, ishte rreth tridhjetë e ca vjeç. Siç njoftohet edhe në ajetin fisnik, ai e ka gëzuar mëshirën dhe mbrojtjen hyjnore në tri ditë të vështira:

**"Paqja qoftë mbi atë, ditën kur ka lindur, ditën kur të vdesë dhe në ditën kur do të ringjallet."** (Merjem, 15)

Komentuesi i Kuranit, Bejdaviu, e interpreton kështu këtë ajet:

"Shejtani që sulmon njerëzit, mos e cenoftë atë në këtë jetë! Qoftë i shpëtuar nga dënimi i varrit! Qoftë i ruajtur prej llogarisë dhe dënimit me zjarr në botën tjetër!"

### Isai (a.s.).

Isai (a.s.), ka ardhur në jetë në Jerusalem, gjashtë muaj pas lindjes së Jahjas (a.s.). Ai është i fundit i profetëve të dërguar bijve të Izraelit.

Po ashtu, ai është i katërti ndër pesë profetët, të cilët kanë cilësinë "ulu'l-

44. shih. Ungjilli, Luka 3/19-20; Matta 14/1-12.

adhm"[45], pra që kanë merituar gradat më të larta ndër të gjithë profetët e tjerë. Përmendja e tij me cilësinë "Ruhullah/Shpirti i Zotit", krahas të qenit një shprehje nderimi për të, është edhe për shkak se Allahu e krijoi atë pa baba, ashtu si edhe Ademin (a.s.), duke i fryrë prej shpirtit të Tij.

Isait (a.s.), i erdhi profecia në moshën tridhjetë vjeçare dhe iu zbrit Ungjilli si libër hyjnor. Ndërsa në moshën tridhjetetre vjeçare u ngrit në qiell nga ana e Allahut.

* * *

Nëna e Isait (a.s.), Merjemja, është prej sojit të Daudit (a.s.). Nëna e saj quhej Hanne, ndërsa i ati Imran.

Sipas burimeve, Hanne nuk mund të lindte fëmijë. Për këtë arsye, ajo iu lut Allahut:

"O Zot! Po të lind fëmijë, do t'ia kushtojë Tempullit Aksa!"

Pas këtij premtimi, ajo mbeti shtatzënë. Në Kuran urdhërohet:

**"Kujto kur gruaja e Imranit tha: «Zoti im, unë Ty ta kam kushtuar atë që është në barkun tim, që të të shërbejë vetëm Ty; andaj, pranoje prej meje! Se Ti, me të vërtetë, dëgjon dhe di çdo gjë.»"** (Al-i Imran, 35)

Dhe, kur erdhi koha, Hanne solli në jetë një vajzë, emrin e së cilës ia vuri Merjem.

**"E kur ajo lindi, tha: «Zoti im! Unë linda femër, - Allahu e di më mirë se çfarë lindi ajo, - e mashkulli nuk është si femra. Unë ia vura emrin Merjeme dhe i kam lënë atë me pasardhësit e saj nën mbrojtjen Tënde nga djalli i mallkuar.»"** (Al-i Imran, 36)

Deri në atë kohë, Tempullit Aksa i kushtoheshin vetëm djem, dhe kjo konsiderohej një mirësi e madhe. Fëmijët që i kushtoheshin tempullit, qëndronin aty dhe shërbenin nga fëmijëria, deri në moshën e pjekurisë. Pas kësaj periudhe, fëmija mund të vazhdonte të shërbente aty, ose të shkonte diku tjetër ku të kishte dëshirë. Mirëpo, nuk lejohej që fëmija i kushtuar, të largohej prej tempullit para se të arrinte moshën e pjekurisë.

45. Profetët e mëdhenj.

Ky kushtim, bëhej vetëm për djemtë. Por pasi Hanne iu lut Allahut dhe Ai ia pranoi lutjen për kushtimin e Merjemes, filloi të lejohej e të praktikohej edhe kushtimi i vajzave.

Hanne, ia dorëzoi Merjemen drejtuesve të tempullit. Më pas, ata hodhën short se kush do ta merrte vajzën nën kujdesin e vet. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Këto janë lajme të fshehta, që po t'i shpallim ty** (o Muhamed)**. Ti nuk ishe i pranishëm kur ata hodhën short se kush prej tyre do të merrte nën kujdes Merjemen dhe nuk ishe i pranishëm kur ata diskutonin."** (Al-i Imran, 44)

Shorti i ra Imamit (drejtuesit) të tempullit, Zekerijas (a.s.), që ishte edhe kunati i Hannes. Zekerija (a.s.), tha: "Tezja e saj është gruaja ime." Dhe e mori Merjemen nën kujdestarinë e vet.

Kur Merjemja u nda nga gjiri, për atë u caktua një dhomë e veçantë në tempull. Në Kuran, kjo dhomë është quajtur "mihrab", kuptimi i së cilës është dhomë ku bëhet adhurim.

Në dhomën e Merjemes hynte vetëm Zekerija (a.s.). Kjo gjë vazhdoi gjersa ajo u bë dymbëdhjetë vjeçe. Kur Zekerija (a.s.), vinte aty, e hapte derën me çelës dhe, po ashtu, e mbyllte kur dilte. Çdo ditë ai i linte ushqim për një ditë. Mirëpo, kur vinte gjente fruta të ndryshme që s'i kishte sjellë vetë dhe habitej. Kur e pati pyetur një radhë se nga i kishin ardhur, ajo i tha se i kishin ardhur nga Allahu. Midis këtyre ushqimeve, ndodheshin fruta dimërore gjatë verës dhe fruta verore gjatë dimrit. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Zoti e pranoi atë** (Merjemen) **me ëndje, e bëri që të rritet mirë dhe e la nën kujdestarinë e Zekerijas. Sa herë që hynte Zekerija në dhomën e saj, gjente pranë saj ushqim dhe e pyeste: «O Merjeme! Nga të vjen ky ushqim?» Ajo përgjigjej: «Ky është nga Allahu, se Allahu e furnizon kë të dojë, pa kufi.»"** (Al-i Imran, 37)

Dhuratat e mëdha të Allahut për Merjemen, ishin këto:

* Ndërkohë që deri kur lindi Merjemja, në tempull nuk lejohej kushtimi i vajzave, pas lutjes së Hannes, u pranua edhe Merjemja.

* Allahu i Lartë e rriti atë nën kujdesin e Zekerijas (a.s.).



* E furnizoi prej të mirave të xhenetit që në këtë botë.

* Ia mundësoi të takohej me melekun Xhebrail (a.s.), i cili në përgjithësi u vinte profetëve.

* E mbrojti atë dhe të birin, Isain (a.s.), prej të keqes së shejtanit.

* I biri, Isai (a.s.), foli që kur ishte në djep dhe u dha përgjigje shpifjeve të bëra kundër saj.

Profeti ynë, Muhammedi (a.s.), ka thënë:

"Merjemja, e bija e Imranit, është më e mira e grave të kohës së vet. Ndërsa gruaja më e mirë e bashkësisë sime është Hatixhja!" (Muslim, Fedailu's-Sahabe, 69)

Merjemja bënte adhurim natë e ditë, aq, sa ajo u bë e njohur për devotshmërinë e saj në mesin e bijve të Izraelit. Ajo ishte ndër robërit e zgjedhur të Allahut, tek e cila shfaqeshin mrekulli. Aq, sa në Kuranin Fisnik, është lavdëruar duke u quajtur "besnike".

Allahu i Lartë urdhëron:

“(Kujto) **kur melekët thanë: «O Merjeme! Allahu të ka zgjedhur, të ka pastruar dhe të ka parapëlqyer ty mbi të gjitha gratë e botës. O Merjeme! Bindju Zotit tënd! Bëj sexhde dhe përkulu në ruku bashkë me ata që përkulen** (duke adhuruar Allahun)**!»**” (Al-i Imran, 42-43)

Pas këtyre urdhrave, devotshmëria e saj u shtua aq shumë, sa falte namaz deri sa i ënjteshin këmbët.

**Ai që krijon nga asgjëja, krijon edhe pa baba!**

Kur Merjemja ishte pesëmbëdhjetë vjeçe, u fejua me një person të quajtur Jusuf Nexhar. Por, para se të martohej me të, Allahu e përgëzoi se do t’i jepte një fëmijë pa baba:

“(Kujto) **kur melekët thanë: «O Merjeme! Allahu të jep lajmin e mirë për një** (djalë që do të lindë me një) **Fjalë prej Tij: emrin do ta ketë Mesih - Isa biri i Merjemes, do të jetë i nderuar në këtë botë dhe në tjetrën dhe një nga të afërmit e Allahut.»**” (Al-i Imran, 45)

Gjithashtu, melekët i thanë Merjemes:

**“Ai do t’u flasë njerëzve qysh i vogël në djep edhe si njeri i rritur dhe do të jetë nga më të mirët.”** (Al-i Imran, 46)

Pas kësaj:

**“Ajo** (Merjemja) **tha: «Zoti im! Si do të kem unë fëmijë, kur nuk më ka prekur askush?!»– «Kështu – tha** (engjëlli) **- Allahu krijon ç’të dojë Vetë. Kur vendos diçka, Ai vetëm thotë për të: «Bëhu!» - dhe ajo bëhet.»”** (Al-i Imran, 47)

Engjëjt e vazhduan kështu fjalën e tyre drejtuar Merjemes lidhur me Isain:

“(Allahu) **do t’ia mësojë atij shkrimin, diturinë, Teuratin dhe Ungjillin!”** (Al-i Imran, 48)

Në disa ajete të tjerë, lidhur me këtë ngjarje, urdhërohet:

**“...Ne i dërguam Shpirtin Tonë, i cili iu paraqit asaj si një njeri i plotë.”** (Merjem, 17)

Megjithatë, kur pa para vetes një të huaj, ajo u tremb shumë për shkak të ndershmërisë dhe edukatës që kishte. Pra, ajo u frikësua, sepse nuk e dinte se ai ishte Xhebraili (a.s.).

**"Ajo i tha: «Unë kërkoj që të më mbrojë i Gjithëmëshirshmi prej teje, nëse i frikësohesh Allahut.» Ai tha:**

**«Në të vërtetë, unë jam vetëm një i dërguar i Zotit tënd, që të të dhuroj ty një djalë të pastër.» Ajo tha:**

**«Si mund të kem unë djalë, kur asnjë mashkull nuk më ka prekur e nuk jam as e pacipë?!» Iu përgjigj:**

**«Kështu është! Zoti yt ka thënë: «Kjo për Mua është e lehtë. Ne do ta bëjmë atë shenjë për njerëzit dhe mëshirë nga ana Jonë!» Dhe kjo është punë e kryer.»"** (Merjem, 18-21)

* * *

Dhe, ashtu siç kishte vendosur Allahu:

**"Ajo** (Merjemja) **mbeti shtatzënë dhe u tërhoq me të në një vend të largët."** (Merjem, 22)

Kur Merjemes filluan t'i rëndoheshin dhimbjet e lindjes, ajo u afrua pranë një trungu hurme të tharë dhe u mbështet në të. Në Kuran urdhërohet:

**"Dhembjet e lindjes e detyruan atë që të shkonte te trungu i një hurme. Ajo tha: «Ah, sikur të kisha vdekur para kësaj** (ngjarjeje) **dhe të isha harruar krejt!»"** (Merjem, 23)

Më në fund, nën trungun e tharë të hurmës erdhi në botë Isai (a.s.).

Allahu i Madhëruar, me fuqinë e Tij të pafundme, e krijoi Isain (a.s.), pa baba, si shfaqje të madhështisë së Tij hyjnore, ashtu siç krijoi edhe Ademin (a.s.), nga dheu, pa nënë e pa babë, dhe Havanë nga Ademi, pa nënë.

Mes lindjes së Isait (a.s.) dhe krijimit të Ademit (a.s.), ka një ngjashmëri, që është fakti se ata të dy janë krijuar me urdhrin e drejtpërdrejtë të Allahut: "Bëhu!"

إِنَّ مَثَلَ عِيسَىٰ عِندَ اللَّهِ كَمَثَلِ آدَمَ خَلَقَهُ مِن تُرَابٍ ثُمَّ قَالَ لَهُ كُن فَيَكُونُ

**"Rasti i Isait për Allahun, është si rasti i Ademit, që e krijoi prej baltës e pastaj i tha: «Bëhu!» - dhe ai u bë."** (Al-i Imran, 59)

Ky ajet fisnik, është edhe shprehje e pafundësisë së fuqisë së Allahut, edhe vërtetim i ndershmërisë së Merjemes, përkundër hutimit fillestar të çifutëve, e pastaj të shpifjeve të tyre kundër saj.

* * *

Ndërkaq, në burimet bibliografike nuk ka asnjë shënim mbi datën e lindjes së Isait (a.s.). Madje, një e dhënë e tillë nuk haset as në Ungjijtë. Megjithëse vetëm në një prej Ungjijve shënohet se Isai (a.s.), ka lindur në kohën e një mbreti hebre[46], burimet romake thonë se ky mbret ka vdekur para Erës së Re. Për rrjedhojë, të gjitha informacionet e dhëna, nuk përputhen me njëra-tjetrën. Në këtë mënyrë, edhe data e festimit të krishtlindjeve nuk shkon përtej një hamendësie historike.

Për këtë arsye, ndërkohë që katolikët i festojnë krishtlindjet në datat 24-25 Dhjetor, kishat e Lindjes e festojnë në 6-7 Janar. Ndërsa një pjesë e protestantëve, pretendojnë se data e krishtlindjeve nuk përmendet në tekstet e shenjta, prandaj dhe nuk e festojnë fare.

* * *

Pas lindjes së Isait (a.s.):

**"Një zë e thirri nga poshtë: «Mos u pikëllo, se Zoti yt të ka bërë një burim uji poshtë teje!»"** (Merjem, 24)

Pastaj zëri vazhdoi:

**"Shkunde trungun e palmës, që të bien mbi ty hurma të freskëta!"** (Merjem, 25)

Merjemja e tërhoqi degën e hurmës nga vetja dhe e shkundi. Megjithëse ishte stina e dimrit, trungu i thatë i hurmës filloi të lëshojë hurma të freskëta.

46. shih: Ungjilli i Mateut, 2/1.

Merjemja pinte nga uji që i rridhte para këmbëve dhe hante hurma të freskëta. Të gjitha këto, e qetësuan Merjemen, së cilës iu tha:

**"Ha, pi dhe qetësohu. Nëse vëren ndonjë njeri, i thuaj: «Unë jam betuar në të Gjithëmëshirshmin se do të agjëroj, prandaj sot nuk do të flas me askënd.»"** (Merjem, 26)

Nga sa kuptohet, në kohën e Merjemes, agjërohej jo vetëm duke ndërprerë ngrënien dhe pirjen, por edhe të folurën. Me lindjen e Isait (a.s.), mes popullit filloi një furtunë e madhe thashethemesh dhe shpifjesh.

**"Dhe u kthye te populli i vet, duke mbajtur fëmijën. Ata i thanë: «O Merjeme, ke bërë diçka të turpshme! O motra e Harunit! Babai yt nuk ka qenë njeri i keq, as nëna jote nuk ka qenë grua e shthurur.»"** (Merjem, 27-28)

Haruni për të cilën flitet në ajet, nuk është Haruni, vëllai i Musait (a.s.). Sipas pikëpamjes më të pranuar, Haruni ka qenë vëllai i vërtetë i saj. Në atë kohë, ishte zakon që fëmijëve t'u viheshin emrat e të parëve të mirë.[47] Edhe ai njihej si njeri i ndershëm sikurse edhe prindërit e vet, prandaj populli ia përmendi Merjemes vëllain, për t'i thënë se veprimi i saj nuk i kishte hije prejardhjes së saj.

Merjemja ofendohej vazhdimisht nga bijtë e Izraelit. Ndërsa ajo i dëgjonte me durim dhe, siç qe urdhëruar, nuk fliste fare. Mirëpo, kur sjelljet e pavend të popullit u shtuan shumë, atëherë i erdhi edhe ndihma e Allahut:

**"Ajo bëri me shenjë nga i biri. Ata thanë: «Si t'i flasim ne fëmijës që është në djep?»"** (Merjem, 29)

Isai (a.s.), i cili në të ardhmen do të bëhej i Dërguari Allahut, në sajë të mundësisë për të folur, të dhuruar nga Allahu, filloi të flasë që në djep, duke thënë:

**"...«Unë jam rob i Allahut. Ai më ka dhënë Librin** (Ungjillin)**, më ka bërë profet dhe më ka bërë të bekuar kudo që të jem. Ai më ka porositur që të falem e të jap zekat sa të jem gjallë dhe që të jem i mirë ndaj nënës sime dhe nuk më ka bërë të ashpër dhe të padëgjueshëm. Le të jetë paqja e shpëtimi mbi mua, në ditën që kam lindur, në ditën që do të vdes dhe në ditën që do të ringjallem!»"** (Merjem, 30-33)

47. shih. Muslim, Adab, 9.

E folura e Isait (a.s.), që në djep, shkaktoi habi të thellë tek të gjithë. Pas kësaj, njerëzit e kuptuan se Merjemja ishte e pastër dhe e pafajshme, prandaj filluan ta uronin.

Në këtë mënyrë, kur njerëzit që nuk besonin e pyesnin Merjemen se ku e kishte marrë fëmijën, ajo s'thoshte asnjë fjalë por vetëm tregonte djalin, i cili fliste dhe thoshte:

"Nëna ime është një grua e ndershme. O të paditur, mos e turpëroni nënën time të ndershme! Dijeni se Allahu më ka sjellë në botë pa baba! Kjo është një mrekulli e Allahut!"

Pas kësaj, shumë vetë thanë:

"Kjo është një mrekulli e Allahut! Përndryshe si mund të flasë një fëmijë djepi? Me të vërtetë, kjo është prej Allahut; është një ndodhi që tregon madhështinë e tij!"

Megjithatë, një pjesë njerëzish të poshtër vazhduan me shpifjet e tyre:

Në Kuran urdhërohet:

**"Ky është Isai, i biri i Merjemes. Kjo është fjala e vërtetë, për të cilën ata dyshojnë dhe diskutojnë."** (Merjem, 34)

Përmendja e Isait (a.s.), në ajet, si "Fjala e Vërtetë", është për shkak se ai u krijua me urdhrin e Allahut **"Bëhu!".** Kjo e vërtetë, në një ajet tjetër, shpjegohet kështu.

**"**(Kujtoje) **atë që ruajti virgjërinë e saj! Ne frymë brenda saj nga shpirti Ynë dhe e bëmë atë dhe birin e saj mrekulli për gjithë njerëzit."** (Enbija, 91)

* * *

Të folurit e Isait (a.s.), që në djep, shoi shumë shpifje. Mirëpo, pas një farë kohe, thashethemet dhe shpifjet filluan përsëri. Populli i paditur thoshte:

"A mund të lindë një fëmijë pa baba?"

Më pas thoshin:

"Këtë punë të shëmtuar vetëm Zekerija mund ta ketë bërë!"

Kur Zekerija (a.s.), ndodhej i vetëm në tempull, ata i shkuan me këtë akuzë dhe e sulmuan:

"Ti je ai që ke kryer marrëdhënie me Merjemen!"

Sipas transmetimeve, për të shpëtuar prej të keqes së njerëzve, Zekerija (a.s.), shkoi e u fsheh brenda zgavrës së një druri të madh. Ndërsa shejtani, u shfaq në formë njeriu dhe i tregoi njerëzve të tërbuar se ku ishte fshehur Zekerija (a.s.):

"Ndajeni në dysh me sharrë këtë trung se nuk humbisni gjë! Zekerija ndodhet brenda!"

Njerëzit e tërbuar filluan ta sharronin trungun menjëherë. Kur sharra i preku qafën, profeti i pafajshëm, Zekerija (a.s.), rënkoi lehtë "ah!", por një zë e thirri:

"O Zekerija! Mos u anko!"

Zekerija (a.s.), i vendosur, i duruar dhe i nënshtruar, u sharrua për gjysmë duke rënë dëshmor pa rënkuar aspak! Ai arriti një pozitë të lartë pranë Zotit!

* * *

Me qëllim që hebrenjtë e tërbuar, të cilët vranë Zekerijan (a.s.), të mos u bënin dëm edhe Merjemes dhe të birit, Allahu i mori nën mbrojtje:

**"Ne e bëmë birin e Merjemes dhe nënën e tij mrekulli për njerëzimin dhe i strehuam rrëzë një kodre të qetë me burime uji."** (Mu'minun, 50)

Thuhet se, vendi ku u strehuan Merjemja me të birin, është Egjipti, ku qëndruan dymbëdhjetë vjet, kohë kjo, gjatë së cilës ndodhën shumë ngjarje të jashtëzakonshme.

Merjemja dhe i biri, jetonin në një shtëpi ku kishte njerëz të varfër e të këputur. Një ditë, të zotit të shtëpisë ku banonin, i humbën një sasi parash. I zoti i shtëpisë, nuk mundi ta kuptonte se kush i kishte marrë paratë. Të gjithë ishin nën dyshim. Kjo gjendje i erdhi shumë rëndë Merjemes. Mes atyre që banonin atje, ishin edhe një i verbër dhe një i paralizuar. Kur Isai vuri re mërzinë e nënës, u thotë atyre të dyve:

“Nxirrni paratë prej atje ku i keni fshehur!”

Dhe ata, para kësaj mrekullie të hapur, u detyruan t’i sillnin paratë. Pas kësaj ngjarjeje, Isai (a.s.), u bë i respektuar mes popullit.

**Profetësia e Isait (a.s.).**

Pasi kaloi dymbëdhjetë vjet në Egjipt, Isai (a.s.), u kthye në Jerusalem dhe u vendos në qytetin e Nazaretit[48]. Në moshën tridhjetë vjeç, Isait (a.s.), iu dha profecia. Pas kësaj, ai menjëherë filloi t’i thërrasë njerëzit në besimin e një Zoti të vetëm.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**“Padyshim, Ne dërguam Nuhun dhe Ibrahimin dhe u dhuruam trashëgimtarëve të tyre Profecinë dhe Librin. Disa syresh ishin në rrugë të drejtë, kurse shumica prej tyre ishin gjynahqarë të pabindur.”** (Hadid, 26)

Nga ajeti i mësipërm, kuptohet se, katër librat e shenjtë, iu dhanë profetëve nga soji i tyre.

**“Pas tyre Ne çuam të dërguar të tjerë, mandej dërguam Isain, të birin e Merjemes. Ne i dhamë atij Ungjillin, kurse në zemrat e pasuesve të tij mbollëm butësi dhe mëshirë. Sa për murgërinë, Ne nuk ua urdhëruam atë, por ata e shpikën vetë për të arritur kënaqësinë e Allahut. E megjithatë, ata nuk u kujdesën si duhet për të. Kështu, Ne u dhamë besimtarëve të vërtetë prej tyre shpërblimin e merituar, sado që shumë prej tyre janë të pabindur.”** (Hadid, 27)

Murgëria, është një botëkuptim dhe mënyrë jetese e sajuar prej të krishterëve shumë kohë pas Isait (a.s.). Siç rrëfehet, pas Isait (a.s.), besimtarët janë përballur me tortura dhe vuajtje të shumta të mohuesve, të cilët janë përpjekur për t’i asgjësuar. Midis mohuesve dhe besimtarëve, janë zhvilluar tre beteja të mëdha, ku besimtarët kanë pësuar humbje të shumta. Pjesa e besimtarëve të mbetur gjallë pas këtyre betejave, nga frika se po të vriteshin edhe ata nuk do të mbetej njeri që të ftonte në fe, kanë marrë vendim të mos luftojnë më tej por të merren vetëm me adhurim. Për këtë arsye, këta njerëz të cilët treguan

48. Në arabisht, shqiptohet Nasira. Për këtë aryse edhe të krishterët thirren nasrani.

sinqeritet dhe përkushtim në fe, duke u larguar prej ngatërresave, hoqën dorë prej të gjitha kënaqësive të kësaj bote, si martesa, ngrënia dhe pirja e tepërt etj., dhe u ngujuan nëpër male, shpella e qeli, për t'u marrë vetëm me adhurim. Të tjerët që nuk vepruan kështu, me kalimin e kohës e humbën identitetin e tyre dhe duke mohuar fenë e Isait (a.s.), përqafuan fenë e sunduesve. Pasi u përzjenë me popullin që besonte shumë zota, filloi të shfaqet edhe besimi i trinitetit, pra, besimi në tre zota të bashkuar në një (Babai, biri dhe shpirti i shenjtë). Më vonë, kur profeti i fundit, Muhammedi (s.a.v.), nderoi botën me ardhjen e tij, ata nuk e pranuan profecinë e tij, duke mohuar dhe devijuar nga rruga e drejtë.

* * *

Isai (a.s.), vazhdonte të kumtonte fenë e vërtetë. Mirëpo, shumica e njerëzve ngulnin këmbë në mohimin e tyre. Isai (a.s.), shfaqi mrekulli të shumta dhe vërtetoi Teuratin që iu zbrit Musait (a.s.). Por, i shpalli popullit se disa ligje të Allahut të Madhëruar, kishin ndryshuar:

**"Dhe** (kam ardhur te ju) **për t'ju vërtetuar Teuratin, që është para meje dhe që t'ju lejoj disa gjëra që i keni pasur të ndaluara. Ju kam sjellë një provë nga Zoti juaj, prandaj kijeni frikë Allahun dhe bindmuni! Me të vërtetë, Allahu është Zoti im dhe Zoti juaj, andaj adhurojeni Atë. Kjo është rruga e drejtë!"** (Al-i Imran, 50-51)

**"Kujto kur Isai, i biri i Merjemes, tha: «O bijtë e Izraelit, unë jam i Dërguari i Allahut tek ju, për t'ju vërtetuar Teuratin e shpallur para meje dhe për t'ju sjellë lajmin e gëzueshëm për një të dërguar, emri i të cilit është Ahmed, që do të vijë pas meje.» Por, kur ai u solli atyre shenja të qarta, ata thanë: «Kjo është magji e hapur!»"** (Saff, 6)

Siç rrëfehet, në kapitullin e 14/16 të Ungjillit të Gjonit, Isai (Jezusi) ka thënë kështu:

"Dhe unë do t`i lutem Atit dhe ai do t`ju japë një Ngushëllues (faraklit) tjetër, që do të qëndrojë përgjithmonë me ju!"

Ndërsa në kapitullin e 16 ka thënë kështu:

"Megjithatë unë ju them të vërtetën: është mirë për ju që unë të shkoj, sepse, po nuk shkova, nuk do të vijë te ju Ngushëlluesi; por, po shkova, unë do t`jua

dërgoj!..” “…Kam edhe shumë gjëra të tjera për t`ju thënë, por ato ende ju nuk mund t`i mbani. Por, kur të vijë ai, Fryma e së vërtetës, ai do t`ju prijë në çdo të vërtetë, sepse ai nuk do të flasë nga vetja, por do të thotë gjitha ato gjëra që ka dëgjuar dhe do t`ju kumtojë gjërat që do vijnë.” (Gjoni 16/ 7-8; 12-13.)

Fjala *“faraklit”*, është një fjalë që shpreh “lavdërim” (hamd), të cilën disa të krishterë e kanë shpjeguar si “shpëtimtar”, kurse disa të tjerë e kanë interpretuar si “hammad” dhe “hamid”, që do të thotë, falënderues dhe lavdërues i madh. Dhe kjo, tregon se fjala “faraklit”, përputhet me rrënjën e fjalëve Ahmed dhe Muhammed.

* * *

Me kalimin e kohës, urrejtja e mohuesve ndaj Isait (a.s.), u shtua shumë. Isai (a.s.), e kuptoi këtë gjë dhe duke iu drejtuar dymbëdhjetë ndjekësve (apostujve) që kishte zgjedhur mes atyre që e besonin, i pyeti:

“Kush do të bëhet ndihmësi im në shërbimin ndaj fesë së Zotit dhe mbrojtjen e saj?”

Të gjithë apostujt iu përgjigjën me një zë:

“Ne jemi ndihmësit e tu! Do të të ndihmojmë me gjithçka në rrugën e Zotit, sepse ia kemi dhënë zemrën fesë së tij! Ji dëshmitar se ne jemi myslimanë të vërtetë të lidhur pas fesë tënde!”

Në Kuran urdhërohet:

**“Kur Isai vuri re mosbesimin e tyre, tha: «Kush janë ndihmuesit e mi në rrugën e Allahut?» Nxënësit** (e tij) **u përgjigjën: «Ne jemi ndihmuesit e** (fesë së) **Allahut. Ne e besojmë Allahun e ti** (Isa) **dëshmo se ne** (i) **jemi nënshtruar** (Atij)**.”** (Al-i Imran, 52)

**“O besimtarë, bëhuni ndihmësit e Allahut, ashtu siç u tha dishepujve Isai, i biri i Merjemes: «Kush janë ndihmësit e mi për çështjen e Allahut?» Dishepujt u përgjigjën: «Ne jemi ndihmësit e Allahut!» Kështu, një pjesë nga bijtë e Izraelit e besoi, kurse pjesa tjetër e mohoi. Prandaj Ne i forcuam besimtarët kundër armikut të tyre dhe ata dolën ngadhënjimtarë.”** (Saff, 14)

Apostujt ishin dymbëdhjetë besimtarë të sinqertë që e patën besuar të parët Isain (a.s.) dhe e patën ndihmuar atë. Në Kuran, këta përmenden me emrin "Hauari" dhe "Ensarullah". Hauaritë, ishin zgjedhur nga Isai (a.s.), për të përhapur fenë e vërtetë. Një ndër këta është edhe Bernabeu, shkruesi i ungjillit që mban emrin e tij.

### Zbritja e sofrës nga qielli

Hauaritë (ndihmësit) e Isait (a.s.), kërkuan prej tij të lutej që Allahu t'u zbriste një sofër nga qielli.

**"Kujto kur dishepujt thanë: «O Isa, i biri i Merjemes, a mundet Zoti yt të na zbresë një sofër prej qielli?» Ai tha: «Kini frikë Allahun, nëse jeni besimtarë të vërtetë!»"** (Maide, 112)

Në fillim, Isai (a.s.), i pyeti në formë paralajmërimi:

"A po dyshoni për fuqinë e Zotit? Si keni guxim e kërkoni një gjë të tillë?"

Hauaritë thanë:

"Nuk kemi ndonjë qëllim tjetër, veçse të shijojmë mirësitë e Allahut dhe të na kënaqen zemrat edhe më shumë! Prandaj e kërkuam një sofër të tillë!"

**"Ne dëshirojmë të hamë nga ajo – thanë ata –, me qëllim që të na qetësohen zemrat dhe ta dimë se na ke thënë të vërtetën dhe për atë të jemi dëshmitarë".** (Maide, 113)

Pas kësaj, Isai (a.s.), mori gusul (larje e plotë e trupit) dhe fali dy rekate namaz. Ai iu përgjërua Allahut me përulësi të madhe, duke iu lutur që dita kur do të dhurohej kjo sofër, të bëhej një ditë feste.

**"O Allah, o Zoti ynë! – tha Isai, i biri i Merjemes – Zbritna një sofër nga qielli, që të jetë festë për ne, për të parin dhe të fundmin tonë dhe të jetë mrekulli prej Teje dhe na jep mirësi, se Ti je Dhuruesi më i mirë!"** (Maide, 114)

Kjo lutje u pranua dhe nga qielli zbriti një sofër, mbi të cilën (sipas transmetimeve) ndodhej një peshk i pjekur, kripë, uthull, bukë, ullinj, djathë, mjaltë, etj. Gjithashtu, sofra ishte e mbushur edhe me perime të freskëta.

## Hauaritë dhe Isai (a.s.), shkojnë në Nusajbin

Nga Selman Farisiu, transmetohet:

Isai (a.s.), u ngarkua me detyrën për të ftuar në besim një sundimtar të Nusajbinit, të njohur për tirani dhe mendjemadhësi. Në fillim, mendoi që atje të çonte disa prej havarive. Prandaj, i pyeti:

“Kush do të shkojë?”

Jakubi tha: “Do të shkoj unë!”

Me të u bashkuan edhe Teomani dhe Shemuni. Shemuni i tha Isait (a.s.):

“O i Dërguar i Zotit! Me lejen tënde, do të shkoj dhe unë. Por, nëse do të ndihemi ngushtë, do të të thërrasim ty! Prandaj mos na e kurse ndihmën!”

Dhe që të tre dolën për udhë. Shemuni qëndroi jashtë qytetit.

“Po të keni nevojë për ndihmë, do të vij!”- u tha ai.

Jakubi dhe Teomani hynë në qytet, ku e mblodhën popullin dhe e ftuan në besimin në një Zot të vetëm. Mirëpo, për shkak se ky popull u kishte besuar shpifjeve dhe mendimeve të këqija mbi Merjemen dhe Isain (a.s.), e refuzuan ftesën e tyre. Madje i mallkuan ata. Më pas Teomanin e çuan tek sundimtari. Ai urdhëroi t’ia prisnin duart dhe këmbët, ta verbonin e ta hidhnin në birucë.

Ndërkohë, Shemuni hyri në qytet duke u fshehur. Ai arriti të afrohej me sundimtarin, duke u bërë mik i ngushtë i tij. Madje, ai u bë një prej shokëve të tij të bisedave. Një ditë, Shemuni kërkoi lejë prej sundimtarit për të pyetur Teomanin në lidhje me disa çështje. Kur u takuan, bënë sikur s’e njihnin njëri-tjetrin.

Shemuni e pyeti:

“O njeri, ç’është fjala jote?”

Teomani:

“Isai është robi dhe i dërguari i Zotit!”

Më pas, dialogu i tyre vazhdoi kështu:

“Cili është argumenti yt se e thua të vërtetën?”

“Ai shëron çdo sëmundje!”

“Këtë e bëjnë edhe mjekët. Ke tjetër?”

“E di se çfarë kanë njerëzit nëpër shtëpi dhe çfarë hanë!”

“Këtë e dinë edhe orakujt (parashikuesit). Tjetër?”

“Bën zog prej argjile që fluturon!”

“Këtë e bëjnë dhe magjistarët!”

“I ngjall të vdekurit…”

“Ja, kjo është diçka mbinjerëzore. Atëherë, le ta thërrasim Isain! Nëse me të vërtetë i ngjall të vdekurit, ta besojmë!..”

Sundimtari i miratoi fjalët e Shemunit. Prandaj, menjëherë i çuan fjalë Isait (a.s.), i cili erdhi në Nusajbin. Ai bëri sikur s’e njihte fare Shemunin. Shemuni i tha sundimtarit:

“Nëse dëshiron, le t’i provojmë aftësitë e tij mbi Teomanin!”

Kur e sollën Teomanin, Isai (a.s.), i fërkoi trupin dhe ai mori formën e mëparshme. Pastaj ia fërkoi sytë dhe shikimi iu kthye përsëri.

Shemuni u kthye nga sundimtari:

“Ja, ky me të vërtetë është argument profecie!”

Pastaj, Shemuni iu drejtua Isait (a.s.):

“O Isa! Këta që ndodhen këtu, çfarë kanë ngrënë për darkë në shtëpitë e tyre dhe çfarë kanë lënë?”

Dhe, Isai (a.s.), i tregoi që të tëra një për një.

Më vonë, i kërkuan të bënte një lakuriq prej balte, që të fluturonte. Isai (a.s.), e bëri dhe lakuriqi fluturoi. Ata i kërkuan të shëronte të sëmurët. Dhe, të gjithë të sëmurët që iu sollën, u shëruan. I kërkuan të ringjallte një të vdekur dhe, për këtë zgjodhën Sam bin Nuh-un. Me lejen e Allahut, Isai (a.s.), e ngjalli edhe atë. Më pas, Samin e pyetën:

“Kaq i plakur ishe kur vdiqe?”

“Jo! Kujtova se shpërtheu Kiameti dhe nga frika u plaka përnjëherë” -u përgjigj ai.

Pasi e vërtetoi profecinë e Isait (a.s.), Sam bin Nuhu vdiq përsëri.

Para gjithë këtyre mrekullive të qarta, sundimtari së bashku me ushtarët e tij besuan që të gjithë. Nga kjo, kuptohet se myslimani duhet të jetë i mençur dhe i urtë. Jo çdo e vërtetë thuhet në çdo vend. E vërteta thuhet në kohën dhe vendin e duhur.

### Habibi Nexhar

Isai (a.s.), dërgoi dy prej hauarive të tij në zonën e Antiokës[49]. Ata i ftuan njerëzit të hiqnin dorë prej idhujtarisë e të besonin Zotin. Por atje, ishte një sundimtar idhujtar, i cili i kapi hauaritë dhe i burgosi. Atëherë, Isai (a.s.), dërgoi atje Shemunin, që ishte edhe kryetari i hauarive.

Në fillim, Shemuni krijoi afërsi me mbretin. Pasi e forcoi si duhet ndikimin e tij mbi mbretin dhe rrethin e tij, Shemuni i ftoi në besim duke u folur me një gjuhë të bukur. Mbreti dhe rrethi i tij, të kënaqur me këtë ftesë, e pranuan besimin e vërtetë. Mirëpo, populli i kundërshtoi dhe nuk besoi.

Një person i quajtur Habibi Nexhar, kur dëgjoi për kundërshtimin e popullit, u nis nga shtëpia që e kishte larg qytetit dhe erdhi u fut mes njerëzve të cilëve u tha se u besonte thënieve të atyre të dërguarve dhe i ftoi edhe ata të besonin. Por populli i paditur, jo vetëm që nuk e dëgjuan, por të zemëruar, e vranë aty në vend.

Kjo ngjarje, në Kuran tregohet kështu:

**“Përmendu atyre shembullin e banorëve të qytetit, kur u erdhën të dërguarit. Ne u dërguam atyre dy vetë, që ata i quajtën gënjeshtarë. Pastaj i përforcuam të dërguarit me një të tretë e ata thanë:**

**«Ne, me të vërtetë, jemi dërguar te ju!» Banorët u thanë:**

**«Ju jeni vetëm njerëz si ne, e i Gjithëmëshirshmi nuk ju ka shpallur asgjë; ju vetëm gënjeni.» Ata u përgjigjën:**

49. Sot quhet Antakia dhe ndodhet në Turqi.

**«Zoti ynë e di që ne jemi vërtet të dërguar te ju dhe kemi detyrë vetëm që të shpallim qartë.» Banorët thanë:**

**«Ne parandiejmë fatkeqësi nga ju. Nëse nuk tërhiqeni, do t'ju gurëzojmë dhe me siguri do t'ju godasë një dënim i dhembshëm prej nesh.» Ata u përgjigjën:**

**«Fatkeqësia, që ju ndollët, mund të vijë vetëm nga vetja juaj. Vallë, për shkak se po ju këshillojmë, na kërcënoni?! Ju jeni popull që kaloni çdo lloj kufiri.»**

**Dhe nga skajet e qytetit erdhi një njeri, duke nxituar dhe tha:**

**«O populli im, ndiqni të dërguarit! Ndiqni ata, që nuk kërkojnë prej jush kurrfarë shpërblimi e që janë në rrugë të drejtë!»"** (Jasin, 13-21)

Për shkak të kësaj këshille, populli iu kthye njeriut dhe i tha:

"A edhe ti qenke prej fesë së tyre?". Pas kësaj njeriu u tha:

**"Përse të mos e adhuroj Atë, i Cili më ka krijuar e tek i Cili do të ktheheni të gjithë? Vallë, përse duhet të adhuroj zota të tjerë përveç Tij? Nëse i Gjithëmëshirshmi do të dëshironte të më godiste me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i atyre (zotave) nuk do të më sillte kurrfarë dobie e as që do të mund të më shpëtonin. Atëherë, unë do të isha me siguri në humbje të dukshme. Unë i kam besuar Zotit tuaj, andaj, më dëgjoni!"** (Jasin, 22-25)

Mirëpo, njerëzit e tërbuar e të paditur, nuk ia dëgjuan fjalën njeriut, përkundrazi, e gjuajtën atë me gurë. Në momentet e fundit, para se të jepte shpirt, Habibi Nexharit iu tha:

قِيلَ ادْخُلِ الْجَنَّةَ ۖ قَالَ يَا لَيْتَ قَوْمِي يَعْلَمُونَ
بِمَا غَفَرَ لِي رَبِّي وَجَعَلَنِي مِنَ الْمُكْرَمِينَ

**"...«Hyr në Xhenet!» Ai tha:**

**«Ah, sikur ta dinte populli im, se si më fali Zoti im dhe më bëri të nderuar!»"** (Jasin, 26-27)

### Ngritja e Isait (a.s.), në qiell

Bijtë e Izraelit, ishin dobësuar shumë në fenë që iu dërgua Musait (a.s.), i kishin kundërshtuar shumë profetët e tyre dhe ishin ndarë krejtësisht prej rrugës së drejtë. Megjithëse profetët e ardhur pas Musait (a.s.), i patën qortuar dhe paralajmëruar vazhdimisht bijtë e Izraelit, ky popull i prishur, prapë nuk ishte zbutur, por përkundrazi, vazhdimisht kishte përdorur dhunën ndaj tyre. Madje, ata kishin shkuar deri aty sa të vrisnin edhe profetët e vet, duke u bërë kështu, vrasës profetësh!

Ja pra, edhe në periudhën kur Isai (a.s.), u dërgua tek ta, ky popull ishte në gjendje të shpartalluar dhe të ndarë prej rrugës së vërtetë. Ata prisnin t'u vinte një shpëtimtar. Dhe, ai që prisnin të vinte, dëshironin të ishte njeri i fortë, trim, i prerë dhe luftarak. Kjo, sepse ai profet, duhej t'i shpëtonte prej robërisë dhe t'u siguronte përfitime të mëdha.

Prandaj, kur Isai (a.s.), u dërgua për t'i ftuar ata në rrugë të drejtë, hebrenjve iu duk shumë i butë dhe i urtë. Për këtë arsye, ata nuk deshën t'i besojnë.

Megjithatë, pavarësisht çdo gjëje, Isai (a.s.), tregoi durim dhe u përpoq të vendosë botëkuptimin e paqes dhe qetësisë, duke i afruar dhe pajtuar njerëzit me njëri-tjetrin. Ai u përpoq t'i shpëtonte hebrenjtë prej rrugës së mbrapshtë ku ndodheshin. Por hebrenjtë e tërbuar, që i kishin duart e njollosura me gjakun e profetëve, u ndjenë të shqetësuar nga kjo. Më në fund, ata morën vendim ta vrisnin Isain (a.s.). Për rrjedhojë, ata nisën të ushtronin dhunë e padrejtësi jo vetëm kundër tij, por edhe ndaj njerëzve që e rrethonin atë.

Përballë kësaj dhune, Juda, Is'hari dhe Jehuda, të cilët ishin ndër ndjekësit e Isait (a.s.), e braktisën fenë. Për më tepër, Jehuda, u tregoi hebrenjve kriminelë, që patën vrarë Zekerijan (a.s.) dhe Jahjan (a.s.), vendin ku ndodhej Isai (a.s.). Mirëpo, Jehuda u godit nga ndëshkimi i Zotit, duke iu shëmbëllyer hebrenjve të tërbuar si Isai (a.s.). Për këtë arsye, në vend të Isait (a.s.), ata kapën Jehudën dhe e gozhduan në kryq. Ndërsa Isai (a.s.), u ngrit në qiell nga ana e Allahut të Madhëruar.

Lidhur me ngritjen në qiell të Isait (a.s.), ka edhe një version të tillë:

Kur hebrenjtë hynë në shtëpinë ku qëndronte Isai (a.s.), Allahu i Madhëruar, e përngjau Jehudën me Isain (a.s.). Ndërsa hebrenjtë, në vend të Isait (a.s.), vranë Jehudën aty në vend.

Në Kuran, lidhur me këtë çështje, urdhërohet:

"(I mallkuam ata) **për shkak të mosbesimit të tyre** (ndaj Isait a.s.)**, për shkak të shpifjeve të mëdha që thanë kundër Merjemes dhe për fjalët e tyre: «Ne e vramë Mesihun – Isain, të birin e Merjemes, të dërguarin e Allahut.» Por, ata as e vranë, as e kryqëzuan, por ashtu u është dukur. Ata që nuk u pajtuan për çështjen e tij, me siguri që gjenden në dyshim për të. Ata nuk kanë ditur kurrgjë për të, por vetëm kanë hamendësuar. Ata, në të vërtetë, nuk e kanë vrarë, por, Allahu e ka ngritur pranë Vetes. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm."** (Nisa, 156-158)

Allahu e mbrojti Isain (a.s.), prej hebrenjve, duke i penguar ata për ta vrarë. Dhe, nuk ka dyshim edhe se Ai e ngriti atë në qiell, pranë Vetes. Vetëm se, lidhur me kohën dhe mënyrën e kësaj ngritjeje ka mendime të ndryshme. Sipas shumicës së dijetarëve, Allahu, me fuqinë e Tij e ka ngritur Isain (a.s.), në qiejt shpirtërorë, në një vend të posaçëm për të. Isai (a.s.), do të dërgohet sërish në këtë botë para Kiametit. Atëherë, të gjithë të krishterët do të pranojnë Islamin dhe do të bëhen mysliman.

Në Kuran urdhërohet:

**"Dhe ata i përgatitën një kurth, por edhe Allahu u përgatiti kurth, se Allahu është strategu më i mirë.** (Kujtoje, o Muhamed) **kur Allahu tha:**

**«O Isa! Unë do të të marr, do të të ngre pranë Meje dhe do të të shpëtoj ty nga ata që nuk besojnë, si dhe do t'i vendos ata që të ndjekin ty, përmbi ata që të mohojnë, deri në Ditën e Kiametit. Pastaj, të gjithë do të ktheheni tek Unë dhe do të gjykoj midis jush për çështjet që jeni grindur. Sa për ata që nuk besojnë, do t'i dënoj me dënim të ashpër në këtë botë dhe në tjetrën. Dhe nuk do të kenë askënd që t'u vijë në ndihmë. Ndërsa atyre që besojnë dhe punojnë vepra të mira, Zoti do t'u japë shpërblimin e merituar. Allahu nuk i do punëmbrapshtët.»"** (Ali Imran, 54-57)

### Pas ngritjes së Isait (a.s.), në qiell

Pas ngritjes së Isait (a.s.), në qiell, të krishterët u ndanë në shumë fraksione, ku doli në shesh edhe besimi i trinisë. Fraksioni Jakobit tha:

"Zoti hyri tek Isai. Ai mori formë në trupin e tij dhe u duk si ai. Domethënë, Zoti është Isai…"

Ky, është një mendim shumë i gabuar, i cili pranon se me hyrjen e Allahut tek një njeri, ky njeri është bërë Zot. Ky mendim, rrjedh nga filozofia indiane. Kudsi (Jerusalemi), ndodhej vazhdimisht nën ndikimin e qytetërimit Indian dhe atë Romak. Në filozofinë indiane, Zoti zbriti në tokë dhe mori formën e Krishnës, të lindur nga prindër. Kështu, Krishna u bë zoti krijues.

Në të vërtetë, hyrja e Zotit në një trup, është e diçka e pamundur. Nëse Zoti do të ishte një trup, Ai mund të hynte edhe në ndonjë trup tjetër. Dhe, nëse diçka hyn në një trup, edhe vetë bëhet trup. Në këtë mënyrë materiet e dy trupave shkrihen me njëra-tjetrën, gjë e cila do të thotë ndarje apo copëzim i Zotit. Mirëpo, kjo gjendje është e pamundur të flitet për Allahun e Madhëruar. Prandaj, Allahu nuk ka hyrë në asnjë lloj trupi.

Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: «Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!», sepse vetë Mesihu ka thënë: «O bijtë e Izraelit, adhuroni Allahun, që është Zoti im dhe Zoti juaj! Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Allahu do t'ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do të jetë Zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës.»"** (Maide, 72)

**"Mesihu, i biri i Merjemes, është vetëm një i dërguar. Edhe para tij kanë kaluar të dërguar. Nëna e tij përherë ka qenë e drejtë. Që të dy, hanin ushqim. Shiko si ua shpjegojmë atyre shpalljet tona dhe shih si largohen nga e Vërteta!"** (Maide, 75)

Siç shihet, në këto ajete, Allahu shprehet se, besimi i trinisë është shirk dhe një besëtytni e qartë.

* * *

Pas Isait (a.s.), hebrenjtë vazhduan t'i mundojnë hauaritë. Ndërsa hauaritë e sinqertë në besim, tregonin durim dhe qëndresë të jashtëzakonshme ndaj të gjitha mundimeve e vuajtjeve që u shkaktoheshin. Njëri prej këtyre, ishte edhe Barnaba, i cili në kapitujt 221 dhe 222 të ungjillit të tij, i tregon kështu ditët e fundit të Isait (a.s.):

"Kur ushtarët Romakë hynë në shtëpi për ta kapur Isain, katër engjëjt e mëdhenj, me urdhër të Zotit, e nxorën Isain nga dritarja dhe e ngjitën në qiell.

Ndërsa ushtarët kapën Jehudën, duke i thënë “Ti je Isai”. Me gjithë kundërshtimet e tij, më në fund ata e kryqëzuan dhe e vranë.

Më pas, Isai iu shfaq nënës dhe dishepujve të vet. Ai i tha kështu Merjemes:

“Nënë, unë s’jam kryqëzuar. Në vendin tim është kryqëzuar Jehuda. Ruhuni prej djallit, sepse ai do të përpiqet t’ju mashtrojë, duke jua zbukuruar këtë botë!”

Më pas, ai iu lut Zotit që t’i mbronte besimtarët. Pastaj iu kthye dishepujve dhe u tha:

“Mëshira dhe paqja e Zotit qofshin mbi ju!”

Pas këtyre fjalëve, katër engjëjt e mëdhenj e morën dhe e ngritën sërish në qiell.”

* * *

Afërsisht dyzet vjet pas ngritjes së Isait (a.s.), në qiell, në vitin 70 (era e re), romakët me në krye komandantin Titus, plaçkitën Kudsin (Jerusalemin). Një pjesë të hebrenjve i vranë, kurse një pjesë tjetër i zunë rob. Teuratin dhe librat e tjerë i dogjën që të gjithë. Kudsin e kthyen në gërmadhë dhe Tempullin e Sulejmanit e shkatërruan. Nga Tempulli, ngeli vetëm një pjesë muri, i cili sot quhet “Muri i vajtimit” (Muri perëndimor), ku hebrenjtë dalin para tij dhe qajnë duke kujtuar ato ditë. Pas kësaj dite të kobshme, hebrenjtë s’e morën më veten dhe vazhduan të jetonin të përçmuar e të poshtëruar.

Ndërsa hauaritë, pasi Jehuda braktisi fenë, zgjodhën Mateun në vend të tij. Që prej asaj kohe, hauaritë filluan të përhapnin jezuizmin, duke filluar prej rrethit të tyre.

Kur Krishterimi filloi të përhapej, hebrenjtë u bashkuan me romakët, grekët dhe idhujtarët për ta luftuar fenë e jezuizmit (Krishterimit). Hebrenjtë e parë, të cilët kishin pranuar Krishterimin, i kapnin dhe i nxirrnin nëpër arena për t’i shqyer luanët. Ata i torturuan shumë besimtarët e parë.

Hebreu Zunuvas dhe njerëzit e tij, të krishterët e Nexhranit, të cilët nuk e pranonin Hebraizmin, i hidhnin në hendeqe me zjarr dhe i sodisnin tek digje-

shin. Megjithatë, besimtarët besnikë të Isait (a.s.), nuk hiqnin dorë prej besimit dhe, për çështjen e tyre, shkonin pa frikë drejt e në zjarr. Në Kuran, këta quhen *"Populli i Hendekut":*

**"Për qiellin me yjësi, për Ditën e premtuar, për dëshmitarin dhe për atë që dëshmohet! Mallkuar qofshin njerëzit e Hendekut, zjarrit** (të ushqyer) **me lëndë djegëse, kur rrinin ulur rreth tij, duke dëshmuar atë që po i bënin besimtarëve!"** (Buruxh, 1-7)

Hebrenjtë, nuk u mjaftuan me këto mizori. Ata bënë plane për të zhdukur Krishterimin me rrënjë. Një hebre me emrin Pal, filloi të shkruante broshura, duke shtuar edhe gënjeshtrat e veta në to. Duke u hequr si i krishterë, ai thoshte se; "Isai është i biri i Zotit! Vera dhe mishi i derrit ishin të lejuara. Bërja sunet (rrethprerja) dhe ndalesat e ditës së shtunë, nuk kishin pse të zbatoheshin.

Ndërsa besimin "monoteist" të Zotit në Krishterim, Pali e shpjegoi në këtë mënyrë: 1. Zoti. 2. I biri, Isai. 3. Shpirti i Shenjtë.

Sipas kësaj filozofie, Zoti është një, por, ka tre cilësi. Në këtë mënyrë ka hyrë edhe besimi i trinisë në Krishterim.

Kushtet e asaj kohe, ishin shumë të përshtatshme për pranimin e besimit të trinitetit, sepse për shkak të besimeve në shumë zota që kishte trashëguar nga traditat e tij të shkuara, popullit nuk i pëlqente besimi në një Zot i hebrenjve. Ndërsa ky besim i ri, ishte më i përshtatshëm me besimin në shumë zota që kishin trashëguar prej etërve të tyre.

Prej asaj kohe, të krishterët u ndanë në dy grupe:

*1. Ndjekësi e Palit:*

Pasi e largoi fenë e re nga besimi i vërtetë, Pali e ktheu Krishterimin në një sistem besimi të mbështetur në trini. Ai shkroi 14 libra të vegjël, të cilët më vonë do të përbënin pjesën më të madhe të Ungjijve të sotëm dhe burimin e katër Ungjijve të parë. Për këtë arsye, atyre librave u është dhënë një rëndësi shumë e madhe. Përveç kësaj, këtë besim e pranuan edhe disa mbretër. Prandaj ky grup u forcua më tepër.

*2. Ndjekësit e Barnabas:*

Këta mbronin mendimin se; "Isai është njeri dhe profet. Ai kurrsesi nuk

mund të adhurohet!” Përveç kësaj, Ebijonitët[50] me në krye Jakubin, u bënë me këtë grup dhe mbrojtën të njëjtin besim. Por, për shkak se nuk u mbështetën nga ndonjë mbret, këta u dobësuan shumë me kalimin e kohës.

Nga ana tjetër, sjelljet armiqësore të ndjekësve të Palit, shtoheshin përditë dhe po i shkrinte ndjekësit e Barnabas. Si përfundim, koncili i priftërinjve, i mbledhur nga ana e Kostandinit më 325, e quajti të pavlefshëm Ungjillin e Barnabas, duke pranuar vetëm katër prej Ungjijve që ishin më të përafërt me njëri-tjetrin. Këta ishin Ungjijtë e Lukës, Gjonit, Markut dhe Mateut. Të gjithë ungjijtë e tjerë jashtë këtyre, u konsideruan të pavlefshëm nga kisha zyrtare dhe u asgjësuan.

Më në fund, filluan të shkruheshin dhe lexoheshin vetëm këta katër Ungjij të dalë jashtë origjinalitetit. Në këtë mënyrë, Ungjilli i Barnabas, i cili megjithëse ishte më i besueshmi, u zhduk së bashku me Ungjijtë e tjerë që qarkullonin në atë kohë. Në fakt, Barnaba ishte më i vjetri i dishepujve. Ai kishte shkruar saktë ato që kishte dëgjuar dhe parë prej Isait (a.s.). Mirëpo, kjo nuk u vinte përshtat hebreut Pal dhe ndjekësve të tij, të cilët kishin për qëllim ta linin jashtë loje Barnaban. Për këtë arsye, të krishterët e sotëm, duke u mbështetur në vendimet e koncilit të Nikeas, nuk e konsiderojnë si dishepull Barnaban, i cili u martirizua në Qipro tridhjetë vjet pas ngritjes në qiell të Isait (a.s.). Në vend të tij konsiderojnë Thomasin si dishepull.

Pas Barnabas, një prift me emrin Arius, hyri në luftë me ndjekësit e Palit. Mirëpo, ai u çkishërua dhe më pas shkoi në Egjipt ku u vra ndërsa përhapte besimin monoteist.

Përgjigjet që kisha zyrtare i dha kritikave të Ariusit ndaj Krishterimit, nuk ka arritur t’i kënaqë të krishterët gjatë gjithë historisë. Kritika të njëjta, janë hedhur herë pas here gjatë historisë atëherë kur kanë gjetur mundësi dhe janë bërë shkak i lëkundjes së besimit të kishës zyrtare dhe të autoritetit të saj. Për rrjedhojë, me qëllim që t’u përgjigjeshin këtyre kritikave, për të siguruar unitetin e kishës dhe ç’është më e rëndësishmja, për të përcaktuar parimet e Krishterimit, klerikët e fesë së krishterë, kanë organizuar shumë koncilë, ku janë marrë vendime të ndryshme.

50. Ebijonit: Vjen nga hebraishtja dhe do të thotë: “i varfër, nevojtar”. Kjo fjalë është përdorur për të krishterët e parë me origjinë hebreje.

Për shembull, koncili i parë, u mbajt në vitin 325 (pas Krishtit) në Nikea, ku është shpallur edhe hyjniteti i Jezusit (Isait). Ndërsa në vitin 381, në koncilin e Kostandinopojës (Stambollit), është pranuar edhe hyjniteti i Shpirtit të Shenjtë, me ç'rast është plotësuar edhe besimi i trinitetit. Në vitin 431, në koncilin e Efeusit, është pranuar besimi se Merjemja është nëna e zotit. Ndërsa në vitin 451, në koncilin e Kalcedonës (Kadikojit), janë diskutuar mendime në lidhje me natyrën e Isait (a.s.), ku ka ndodhur edhe ndarja midis kishave. Gjithashtu, në koncilin e 8 të Kostandinopojës, në vitin 869, filloi edhe debati lidhur me faktin se nga kush kishte dalë Shpirti i Shenjtë. Si rezultat i këtyre debateve të gjata, në vitin 1054, Krishterimi u nda në dy medh'hebe, ai Katolik me qendër në Romë dhe ai Ortodoks me qendër në Kostandinopojë. Ndërsa në shekullin e 16, si reagim ndaj presionit katolik, lindi edhe medh'hebi Protestant.

Fakti që parimet themelore dhe besimet që përbëjnë bazat e besimit të cilat u interesojnë të gjithë të krishterëve, janë përcaktuar shumë kohë pas profetit nga ana e njerëzve, tregon qartë se sa e prishur është ajo fe, e cila ka dalë prej origjinës së saj. Përveç kësaj, vendimet që janë marrë në këto koncilë, herë pas here kanë kundërshtuar njëra-tjetrën.

### Zbritja e Isait (a.s.) nga qielli

Kur të afrohet Kiameti, Isai (a.s.), do të zbresë nga qielli në tokë. Lidhur me këtë çështje ka disa hadithe. Ndërsa në Kuran urdhërohet:

**"Në të vërtetë, Isai është shenjë e Orës** (së Kiametit)**, në ardhjen e të cilës mos dyshoni kurrsesi. Pra, ndiqmëni mua, kjo është rruga e drejtë!"** (Zuhruf, 61)

Nga ky ajet, kuptohet se Isai (a.s.), është shenjë e afrimit të kohës së Kiametit dhe se ai do të kthehet përsëri në tokë në kohën e fundit.

Kur Isai (a.s.), të zbresë përsëri në tokë, do të veprojë sipas ligjit të Muhammedit (s.a.v.). Ai do të bashkohet me Mehdiun, i cili do ta zhdukë Dexhallin nga faqja e dheut. Mehdiu do të jetë prej sojit Hashimit dhe do t'ia dorëzojë khalifatin Isait (a.s.).

Profeti (a.s.) ka thënë:

*"Po të më zgjatej jeta, do të desha të takohesha me Isain. Por nëse jeta ime nuk më premton, kush të takohet me të prej jush, t'i japë selam prej meje!"* (Ibn Hanbel, II, 298.)

Ndërsa në një hadith tjetër thuhet:

*"Betohem në Allahun e Lartë, i Cili ka në dorë jetën time! Është e afërt dita kur Isai, i biri i Merjemes, do të zbresë mes jush si një gjykatës i drejtë, do të thyejë kryqin, do të vrasë derrin dhe do të heqë xhizjen. Në atë kohë, pasuria do të shtohet aq shumë, sa askush nuk ka për ta pranuar; një sexhde e vetme do të bëhet më e dobishme se gjithë bota me ç'ka ka brenda!"*

Ebu Hurejre (r.a.), i cili e ka përcjell këtë hadith, në fund shton:

"Nëse dëshiron, lexoni këtë ajet: **"Të gjithë ithtarët e Librit do t'i besojnë Isait para se ai të vdesë dhe, në Ditën e Kiametit, ai do të jetë dëshmitar kundër tyre."** (Nisa, 159) (Buhari, Buju, 102, Enbija, 49; Muslim, Iman, 242.)

**Mrekullitë e Isait (a.s.).**

Me lejen e Allahut, **Isai** (a.s.):

1- Ringjallte të vdekurit.

2- Shëronte të sëmurët.

3- Dinte ato që hanin dhe mbanin njerëzit në shtëpitë e tyre.

4- Bënte zog prej argjile dhe e ngrinte në fluturim.

5- Me lutjen e tij iu zbrit një sofër e shtruar prej qielli.

6- Dëgjonte dhe kuptonte se ç'flitej e ç'bëhej rreth e rrotull tij, edhe kur flinte.

7- Sa herë që të dëshironte, i zbrisnin nga qielli ushqim dhe fruta.

8- Dëgjonte edhe fjalët që thuheshin larg dhe fshehtas.

Lidhur me mrekullitë e ndryshme të Isait (a.s.), në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

"(Allahu) **do t'ia mësojë atij shkrimin, diturinë, Teuratin dhe Ungjillin dhe do ta caktojë atë të Dërguar te bijtë e Izraelit** (të cilëve do t'u thotë)**: «Ju kam sjellë prova nga Zoti juaj** (që vërtetojnë profecinë time)**: bëj për ju diçka prej balte në formë shpendi, fryj në të e me urdhrin e Allahut ajo**

**bëhet shpend i gjallë; shëroj të verbrit e lindur dhe të lebrosurit dhe i ngjall të vdekurit me lejen e Allahut; ju tregoj çfarë hani dhe çfarë ruani në shtëpitë tuaja. Sigurisht që te të gjitha këto ka prova për ju, nëse jeni besimtarë të vërtetë.»**" (Ali Imran, 48-49)

Në një ajet tjetër urdhërohet:

**"Një ditë Allahu do t'i tubojë të dërguarit e do t'u thotë: «Si ju janë përgjigjur?» Ata do të thonë: «Ne s'kemi dijeni; vetëm Ti i di të gjitha fshehtësitë.»**

**Allahu do të thotë: «O Isa, i biri Merjemes, kujtoje mirësinë Time ndaj teje dhe nënës sate: se si të forcova ty me Shpirtin e Shenjtë** (Xhebrailin)**, kështu që ti u predikoje njerëzve, kur ishe foshnjë në djep dhe i rritur; se si të mësova Librin dhe Urtësinë, Teuratin dhe Ungjillin; se si me vullnetin Tim krijoje një figurë shpendi prej balte, pastaj fryje në të dhe ajo bëhej zog me vullnetin Tim; se si me vullnetin Tim i shëroje të lindurit të verbër e të lebrosurit; se si me vullnetin Tim i ngjallje të vdekurit; se si i pengova sulmet e izraelitëve kundër teje, atëherë kur iu solle atyre prova të qarta e mohuesit në radhët e tyre thanë: «Kjo është vetëm magji e kulluar!»**" (Maide, 109-110)

## KRISHTËRIMI SOT

Ashtu siç e thamë edhe më parë, pas Isait (a.s.), Krishterimi i qe nënshtruar shumë ndikimeve dhe ndërhyrjeve njerëzore. Prandaj, në Kuran, lidhur me ithtarët e Librit, është përdorur shprehja **"ata, që fenë e vet e kanë përçarë..."**[51] Ndërsa Profeti (a.s.), në një hadith finik thotë:

*"...Bashkësia e Mesihut, qëndruan në sunetin dhe udhëzimin e tij për dyqind vjet. (pastaj e prishën fenë dhe e ndërruan drejtimin)."* (Hejthemi, VIII, 207.)

Me të vërtetë, Krishterimi është prishur prej vetë njerëzve të fesë dhe ka ardhur në ditët e sotme duke u zhveshur krejtësisht prej besimit monoteist që ka pasur në fillim. Për shkak të kësaj prishjeje, edhe Krishterimi, ashtu si fetë e tjera më parë, e ka humbur origjinalitetin e saj. Prandaj, Allahu i Madhëruar ka dërguar Islamin si fe të fundit e të plotësuar. Në Kuran urdhërohet:

إِنَّ الدِّينَ عِندَ اللَّهِ الْإِسْلَامُ

**"Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami!.."** (Ali Imran, 19)

Përkundër këtij ligjit të Allahut, si çifutët, ashtu edhe të krishterët nuk e kanë pranuar Islamin dhe profetin e tij të lartë për shkak se kanë pritur që ai të dalë nga gjiri i tyre. Kështu, anëtarët e të dyja feve, duke parë nga të vërtetat në librat e veta, gjer në ardhjen e Muhammedit (a.s.), e patën paralajmëruar dhe pritur vazhdimisht atë. Mirëpo pas ardhjes së tij, ata ndërruan qëndrim. Kur e panë se profeti i ri nuk ishte prej radhëve të tyre, u kapluan nga zilia dhe nuk deshën të besonin.

51. er-Rum, 32.

**"...Ata që u është dhënë Libri, patën mospajtime nga zilia që kishin midis tyre, vetëm pasi u erdhi dituria. Por kushdo që i mohon udhëzimet e Allahut, ta dijë se Allahu është i shpejtë në llogari."** (Ali Imran, 19)

Ithtarët e Librit (të krishterët dhe hebrenjtë), nuk u mjaftuan vetëm me zili dhe ndarje; por ata i ndryshuan edhe pjesët që paralajmëronin Islamin në librat e tyre, sepse një pjesë e të krishterëve dhe hebrenjve të ndershëm, kur i lexonin këto pjesë, e kuptonin të vërtetën dhe bëheshin menjëherë myslimanë. Kështu, Abdullah bin Selami, i cili ishte një nga dijetarët hebrenj dhe sa e sa të tjerë, Selman Farisiu, i cili ishte i krishterë, madje nga mbretërit si Nexhashiu i Etiopisë, e shumë personalitete të zgjedhur, e patën pranuar Islamin me gjithë zemër.

**"Midis ithtarëve të Librit, me siguri ka të atillë që e besojnë Allahun dhe atë që ju është shpallur juve, si dhe atë që u është shpallur atyre, duke qenë të përulur para Allahut dhe pa i këmbyer shpalljet e Tij me ndonjë vlerë të paktë..."** (Ali Imran, 199)

Madje, perandori i Bizantit, Herakliu, sapo ka dëgjuar për daljen e Profetit dhe ka mësuar cilësitë e tij, është emocionuar dhe i ka thënë kështu përfaqësuesit të Profetit:

*"Ai njeri do të bëhet shumë shpejt sunduesi i këtij vendi ku shkel këmba ime. Fundja, unë e kam ditur që ka për të ardhur ky profet, por nuk mund ta parashikoja se do të ishte prej jush. Po ta dija se mund të shkoja te ai, do të merrja parasysh të gjitha mundimet. Po të isha pranë tij, do t'ia laja këmbët!..."* (Buhari, Bed'u'l-Uahj, 1)

Ndërsa të krishterët dhe hebrenjtë me zemër dhe vullnet të verbër, edhe pse dëshmuan shumë ndodhi të tilla, nuk besuan. Madje, nga frika se mos me kalimin e kohës e gjithë bota do të bëhet myslimane, filluan të ndërronin pjesët ku paralajmërohej ardhja e Muhammedit (a.s.) dhe feja që do të sillte ai, në tekstet e librave të tyre.

Dhe fundin e hidhur ku kanë rënë duke vepruar kështu, Allahu e shpreh kështu:

**"Ata e shitën veten keq, kur nuk besuan në atë që shpalli Allahu, nga zilia se Allahu ia zbret shpalljen kujt të dëshirojë nga robërit e Vet. Dhe kështu tërhoqën mbi vete zemërim përmbi zemërim! Sigurisht që mohuesit i pret një dënim poshtërues."** (Bekare, 90)

Ashtu siç shprehet në ajet, ithtarët e Librit që s'e kanë pranuar Islamin dhe nuk janë udhëzuar, duke vepruar në bazë të librave të ndryshuara sipas dëshirave të veta, e kanë humbur edhe këtë botë, edhe botën tjetrën. Kjo, sepse Allahu që i ka dërguar të gjithë librat hyjnorë, nuk e pranon besimin e atyre, të cilët në vend që të ndjekin Islamin si fe e fundit e Tij, vazhdojnë të ndjekin besimet e tyre të prishura.

وَمَن يَبْتَغِ غَيْرَ الْإِسْلَامِ دِينًا فَلَن يُقْبَلَ مِنْهُ وَهُوَ فِي الْآخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرِينَ

**"Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur"** (Ali Imran, 85)

Me të vërtetë, nëse i shohim sot parimet e besimit të feve të tjera jashtë Islamit, do të vërejmë se ato nuk përshtaten me urdhrat dhe vullnetin e Allahut. Madje, ato përmbajnë të dhëna, të cilat nuk mund t'i pranojë as logjika njerëzore! Kështu, sipas të krishterëve:

Çdo njeri lind mëkatar për shkak se Ademi (a.s.), nuk e ka zbatuar urdhrin e Allahut dhe është nxjerrë nga xheneti. Dhe, për shkak se ky mëkat është bërë nga babai i gjithë njerëzimit, çdo fëmijë që lind konsiderohet si mëkatar. Në këtë mënyrë, ky mëkat i parë, vazhdon si zinxhir tek të gjithë njerëzit. Ndërsa Jezusi (Isai a.s.), ka ardhur në botë për t'i shpëtuar njerëzit nga ky mëkat. Për rrjedhojë, edhe Zoti e sakrifikoi birin e tij të vetëm, duke e kryqëzuar, për t'i shpëtuar njerëzit nga ky mëkat.

Mirëpo, në asnjë nga librat e dërguar prej Tij, Allahu nuk ka shprehur ndonjë gjë të tillë, si dënimi i njerëzve për shkak të mëkateve të njëri-tjetrit. Një gjë e tillë, nuk do të ishte tjetër veçse padrejtësi dhe dhunë. Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

وَلَا تَزِرُ وَازِرَةٌ وِزْرَ أُخْرَىٰ

**"...Kushdo që bën diçka, punon për vete dhe askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit!.."** (En'am, 164)

Nga ana tjetër, të besosh se njerëzit lindin mëkatarë, do të thotë ta akuzosh Zotin për padrejtësi. Në kundërshtim me këtë, shprehjet profetike të Profetit (a.s.), e konsiderojnë njeriun të lindur si të pastër, të pafajshëm dhe pa gjynah:

*“Çdo fëmijë, lind me natyrë islame (i pamëkat dhe i prirur për të besuar në një Zot të vetëm)!”* (Muslim, Kader, 22.)

Allahu i Lartë urdhëron:

**“Drejtohu me përkushtim në fenë e pastër monoteiste, natyrën fillestare, në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit. S’ka ndryshim të krijimit të Allahut. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.”** (Rum, 30)

* * *

Një tjetër prej besimeve që kanë zënë vend në Krishterim, është edhe *“pagëzimi”*. Pagëzimi i krishterëve në emër të Atit, Birit dhe Shpirtit të Shenjtë, është urdhër i kishës. Pagëzimin e bën kisha duke e spërkatur personin me ujë në fytyrë, ose duke e zhytur në ujë. Me këtë rit, personi shpallet i krishterë. Përveç kësaj, besohet se me anë të pagëzimit, lahet edhe mëkati i përjetshëm i trashëguar nga njeriu i parë. Prandaj të krishterët, të vdekurit pa u pagëzuar, i konsiderojnë të vdekur si mëkatarë.

Po sipas të krishterëve, bota është një vend vuajtjesh. Nuk ka gëzim e kënaqësi në këtë botë. Njerëzit janë krijuar për të vuajtur. Por kjo, është kontradiktore me atë çka bëjnë në praktikë krishterët që besojnë kështu, të cilët nuk kanë kufi në dëfrime.

Është e pamundur që në këtë botë prove, të fitohet lumturia e amshuar me një mënyrë jetese kaq kontradiktore. Duhet të dihet se, Allahu i provon robërit e Tij në forma të ndryshme. Nisur nga kjo, robi herë-herë përjeton skamje, herë-herë kamje, herë-herë vuajtje, e herë-herë gëzim.

Gjithashtu, sipas krishtërimit, njerëzit nuk mund të krijojnë lidhje të drejtpërdrejtë me Zotin, duke kërkuar direkt prej Tij. Këtë, e bëjnë priftërinjtë në emër të tyre. Priftërinjtë i luten Zotit dhe kanë të drejtë të falin mëkatet. Domethënë, prifti është ndërmjetës mes robit dhe Zotit. Prandaj, pohimi (rrëfimi) i mëkatit në Krishterim, është kthyer në rit, në adhurim. Kisha fal mëkatet përmes kompetencës së priftit, i cili, si shërbim, i kërkon mëkatarit të paguajë ose të shërbejë falas në kishë. Të krishterët, këtë rit e mbështesin në këto shprehje të Ungjillit:

“Pastaj Jezusi u tha atyre përsëri: «Paqja me ju! Sikurse më ka dërguar mua Ati, ashtu unë po ju dërgoj ju.» Dhe, si tha këto fjalë, hukati mbi ta dhe tha: «Merrni Frymën e Shenjtë! Kujt do t`ia falni mëkatet, do t`i jenë falur, kujt do t`ia mbani, do t`i jenë mbajtur.»” (Gjoni, 20/21-23.)

Këto gjykime dhe parime, nuk ia tregojnë aspak rrugën e udhëzimit njeriut. Këto, vetëm sa i japin priftërinjve kompetenca hyjnore, duke i lejuar njerëzi të kryejnë gjynahe.

E si mund t'i falin mëkatet e të tjerëve, priftërinjtë, të cilët nuk mund t'i falin dot as mëkatet e veta? Po ashtu, si mund t'ia falë mëkatin një njeriu tjetër si ai vetë, i cili nuk është i mbrojtur nga kryerja e mëkatit. Një kompetencë e tillë, nuk i është dhënë asnjë njeriu, përfshi edhe profetët. Megjithëse profetët nuk kanë kryer mëkate, jeta e tyre ka kaluar vazhdimisht në pendesë.

Lidhur me besimet e pabaza të krishterëve, siç është falja e mëkateve të të tjerëve, Allahu ka urdhëruar:

**“Pa dyshim, ata që fshehin çfarë ka shpallur Allahu në Libër dhe e këmbejnë atë me diçka tjetër të pavlerë, do të gëlltisin në barkun e tyre vetëm zjarr!..”** (Bekare, 174)

**“O besimtarë! Në të vërtetë, shumë priftërinj dhe murgj përlajnë pasurinë e njerëzve pa të drejtë dhe i largojnë ata nga rruga e Allahut...”** (Teube, 34)

Megjithatë, të krishterët i ndjekin verbërisht priftërinjtë dhe bëjnë si t'u thonë ata. Libri i shenjtë i Krishterimit, është i mbushur plot me shpifje dhe akuza për mëkate për profetët. Ndërsa papa, i cili nuk ka asnjë veçori profetike, pranohet i pamëkatë. Çdo gjë që bën papa, pranohet si e drejtë. Të tërheq vëmendjen fakti se, të krishterët, të cilët nuk i përfillin fort profetët[52] që u ka dërguar Zoti, të cilët i thërrasin për të zbatuar urdhrat e Tij, duke i ndaluar nga pijet alkoolike, gënjeshtrat, idhujtaria, prostitucioni, etj., e kanë lartësuar papën, që e kanë zgjedhur vetë, duke i dhënë atij cilësi të larta hyjnore[53]. Në Kuran urdhërohet:

52. Lidhur me akuzat ndaj profetëve, mund të shihni: Zanafilla, 12/11-13; 19/30-38; 20/1-7; 30/32; Samuel, kap 11; 1 i Mbretërve, 11/1-13.

53. Në ditët tona, vetëm të krishterët Protestantë nuk e pranojnë pagabueshmërinë dhe kompetencën e papës për të falur gjynahet.

**“Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një Zot, përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë** (në adhurim)**.”** (Teube, 31)

* * *

Isai (a.s.), ashtu si edhe profetët e tjerë, ishte një profet që haramin e vendosur nga Allahu, e quante haram dhe hallallin, hallall. Gjithashtu, përveç harameve, ai refuzoi edhe shumë vepra që dukeshin të drejta, por nuk përshtateshin me thelbin e fesë. Ndërsa të krishterët e sotëm, i kanë bërë gjynahet adhurime. Një shembull i këtij fakti, është edhe ceremonia për nder të “darkës së fundit”, gjatë së cilës, konsumohet bukë e lagur me verë.

Kjo ceremoni, simbolizon darkën e fundit të ngrënë prej Isait (Krishtit), ku buka simbolizon trupin, ndërsa vera, gjakun e Isait. Të krishterët, besojnë se me anë të këtij riti, ata bashkohen me Isain. Ky rit, i cili quhet “Eukaristia”, është më i rëndësishmi pas ritit të pagëzimit dhe kryhet nga të gjithë të krishterët.

Më parë, Eukaristia bëhej vetëm një herë në vit. Ndërsa më vonë, filloi të bëhet çdo javë, duke u bërë pjesë e rëndësishme e besimit të krishterë.

Allahu i Lartë, faktin që këto dhe besime të tjera të ngjashme, që të krishterët i kanë futur në fenë e tyre, janë besëtytni dhe jo gjëra për të cilat janë urdhëruar t’i bëjnë, e shpreh kështu:

**“Ata, që u ishte dhënë Libri, u përçanë vetëm atëherë, kur u erdhi Dëshmia e qartë. E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër** (të Ibrahimit)**, si dhe të falnin namazin e të jepnin zeqatin. Kjo është feja e drejtë.”** (Bejjine, 4-5)

Përveç këtyre që përmendëm më lart, qorrsokaku më i madh i Krishterimit, është besimi i trinisë, që është futur më vonë në këtë fe. Kështu, Profeti Muhammed (s.a.v.), në letrat drejtuar mbretërve të krishterë për t’i ftuar në Islam, është përqendruar mbi këtë çështje. Në letrën e shkruar për perandorin bizantin Herakliun, shkruhet:

*Në emër të Allahut Mëshirues e Bamirës!*

*Nga robi dhe i dërguari i Allahut, Muhammedi, drejtuar të madhit të romakëve, Herakliut...*

*Paqe atyre që ndjekin rrugën e drejtë!*

*Unë po të ftoj në Islam! Hyr në Islam që të shpëtosh dhe që Allahu të të shpërblejë shumëfish! Nëse nuk pranon, gjynahet e popullit tënd janë mbi ty!*

**"...«O ithtarët e Librit, ejani të biem në një fjalë të përbashkët mes nesh dhe jush: se do të adhurojmë vetëm Allahun, se nuk do t'i shoqërojmë Atij asgjë** (në adhurim) **dhe se nuk do ta mbajmë për zot njëri-tjetrin, në vend të Allahut!» Nëse ata nuk pranojnë, atëherë thuaju: «Dëshmoni se ne i jemi nënshtruar Allahut!»"** (Ali Imran, 64)

### Triniteti: Besimi në tre zota

Besimi i trinisë, është një term që shpreh besimin në "**Atin, Birin dhe Shpirtin e Shenjtë**". Në fakt, Krishterimi konsiderohet mes feve monoteiste. Në Dhiatën e Vjetër, ku mbështetet krishterimi, besimit monoteist i jepet një rëndësi e madhe. Mirëpo, në Jerusalem, i cili është edhe qendra e krishterimit, kishin ndikim të madh edhe kulturat e vjetra, si ajo Greke dhe Indiane. Për rrjedhojë, krishterimi mbeti nën ndikimin e këtyre kulturave dhe devijoi shumë nga besimi monoteist.

Hyrja e trinisë në krishterim, ka ndodhur shumë vonë pas Krishtit. Në Koncilin e Nikeas, të mbledhur në vitin 325 e.r., trinia ende nuk ekzistonte në Krishterim. Në këtë koncil, diskutohej vetëm se Ati dhe biri janë hyjni dhe që të dy janë prej një thelbi. Kurse në Koncilin e Kostandinopojës, të mbajtur në vitin 381, edhe Shpirti i Shenjtë u konsiderua zot dhe, u kërkua prej të krishterëve të besonin një Zot në formën e trinisë.

Sot, përballë kundërshtimeve të bëra, është zgjedhur rruga e interpretimit të trinisë, duke thënë se; Zoti është një. Jezusi (Isai), është vetëm biri i Tij; ndërsa Shpirti i Shenjtë, është fuqia e Zotit. Mirëpo, ky lloj interpretimi, nuk e shpëton dot besimin e tyre nga idhujtaria dhe shirku. Përveç kësaj, t'i atribuosh fëmijë Allahut, i Cili është larg çdo cilësie dhe dobësie njerëzore, s'bën gjë tjetër veçse

i hap rrugën një dënimi të hidhur nga ana e Allahut të Madhëruar.

**"Ata thonë: «Allahu ka bërë një fëmijë!» I Lavdishëm dhe i Lartësuar qoftë Ai! Përkundrazi, Atij i përket çdo gjë që gjendet në qiej e në Tokë dhe Atij i nënshtrohet gjithçka."** (Bekare, 116)

**"Thuaj: «Sigurisht, atyre që shpifin gënjeshtra për Allahun, nuk do t'u ecë mbarë.» Ata do të kenë kënaqësi të shkurtër në këtë botë e pastaj do të kthehen te Ne dhe, Ne, do t'u japim të shijojnë dënimin e ashpër për shkak se nuk besuan."** (Junus, 69-70)

**"Allahu nuk ka zgjedhur për Vete ndonjë bir dhe përveç Atij s'ka asnjë zot tjetër, përndryshe çdo zot do të merrte atë që ka krijuar dhe do të ngriheshin njëri mbi tjetrin. Qoftë i lartësuar Ai nga shpifjet e tyre!"** (Mu'minun, 91)

Besimi i trinisë, për të cilin nuk gjendet asnjë argument i shëndoshë e i qartë as në Ungjijtë e ndryshuar më vonë të cilët konsiderohen si librat themelorë të Krishterimit. Triniteti sido që të interpretohet dhe të shpjegohet nga ana e të krishterëve, ai kurrsesi nuk mund të përputhet me besimin monoteist të sjellë nga Islami të dërguar nga Allahu si fe të fundit mbi tokë!

Islami, ka deklaruar se, Allahu ka atribute të larta, nuk i ngjan asnjë krijese, është larg prej çdo të mete dhe është një Zot Madhështor e i Fuqishëm. Ky deklarim, është bërë në Kuran, në një mënyrë shumë të shkurtër dhe kuptimplote:

**"Thuaj: «Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë** (a i krahasueshëm) **me Atë!»"** (Ihlas, 1-4)

Kjo sure e shkurtër, përmbledh të gjitha veçoritë specifike të monoteizmit, duke nënkuptuar qartë se një krijesë si Isai (a.s.), i kufizuar me dimensione të tilla si lindja dhe vdekja, nuk ka dhe nuk mund të ketë të bëjë me hyjninë. Kjo, tregon qartë se triniteti është i pamundur.

Por me gjithë këtë, animi i ithtarëve të Librit në besimin e trinitetit, i cili i atribuon hyjnitet Isait (a.s.), është plotësisht për shkak të paditurisë dhe indiferencës së tyre, sepse në të vërtetë, Isai (a.s.), nuk u ka lënë atyre as mundësinë më të vogël për të besuar në një gjë të tillë! Allahu i Lartë urdhëron:

**"Atë ditë Allahu do t'i tubojë të dërguarit e do t'u thotë: «Si ju janë përgjigjur?» Ata do të thonë: «Ne s'kemi dijeni; vetëm Ti i di të gjitha fshehtësitë.»"** (Maide, 109)

**"Pastaj Allahu do të thotë** (në Ditën e Gjykimit)**: «O Isa, i biri i Merjemes! Ti ishe ai që u the njerëzve: «Adhuromëni mua dhe nënën time si zota krahas Allahut»?!» Isai do të thotë: «Qofsh i lartësuar dhe i lavdëruar! Mua nuk më takon të them diçka, për të cilën nuk kam aspak të drejtë! Po ta kisha thënë ndonjëherë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, po unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat. Unë nuk u kam thënë asgjë tjetër, përveç asaj që më ke urdhëruar Ti: «Adhuroni Allahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj!» Kam qenë dëshmitar, për sa kohë që kam jetuar midis tyre dhe, qëkurse më more mua, vetëm Ti ishe mbikëqyrës i tyre. Ti je Dëshmitar për çdo gjë.»"** (Maide, 116-117)

Feja islame, është shumë e kujdesshme në çështjen e besimit në një Zot të vetëm. Ajo, edhe gjënë më të vogël që mund ta cenojë besimin monoteist, e konsiderohen shirk[54]. Nëse do të jepnin një shembull; për një njeri që i le mënjanë urdhrat e Zotit dhe vepron sipas dëshirave të veta, Kurani jep gjykimin se ai: **"...dëshirën e vet e ka marrë për zot!.."**[55] Madje, edhe adhurimin që bëhet për sy e faqe, e konsideron një shirk të fshehtë.

Kurani, i cili sillet me kaq përpikëri në çështjen e besimit në një Zot të vetëm, e refuzon kategorikisht edhe besimin e ngatërruar dhe të paqartë të trinitetit të krishterë dhe shpall hapur se ky lloj besimi është një mohim i qartë i Allahut.

Në Kuran, urdhërohet:

**"Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: «Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!» Thuaj: «Kush mund ta pengojë Allahun, nëse Ai dëshiron ta zhdukë Mesihun, të birin e Merjemes dhe nënën e tij, si dhe gjithçka që gjendet në Tokë?» Vetëm Allahut i takon sundimi i qiejve, Tokës dhe i çdo gjëje që gjendet midis tyre. Ai krijon çfarë të dojë dhe është i Plotfuqishëm për çdo gjë."** (Maide, 17)

54. **Shirk:** Ortakëri ndaj Allahut.
55. Furkan, 43.

Duhet menduar mirë se, ashtu si nuk mund t'i atribuohet hyjnitet Ademit (a.s.), pse është krijuar pa prindër dhe Havasë pse është krijuar prej tij, ashtu nuk mund t'i atribuohet as Isait (a.s.)!

Në të vërtetë, edhe në të dhënat e vetë burimeve të krishtera, pranohet se Isai (a.s.), është rob dhe i dërguari i Zotit. Dhe kjo, është e mjaftueshme për të vërtetuar se ai nuk ka të bëjë më hyjësi. Mirëpo, klerikët fetarë si Pali i mjerë, duke ushqyer armiqësi fetare, nën petkun e besimit, i kanë mashtruar njerëzit në lidhje me Isain (a.s.). Madje, duke mos u mjaftuar me kaq, ata i kanë devijuar njerëzit nga rruga e drejtë me anë të futjes së dijeve të gabuara në Krishterim. Pavarësisht këtij fakti, të krishterët e mashtrojnë veten e tyre, duke menduar se janë të dashurit e Zotit dhe se vetëm ata do të hyjnë në parajsë. Këtij pretendimi të tyre, Allahu i përgjigjet kështu në Kuran:

**"Ata thonë: «Askush nuk do të hyjë në Xhenet, përveç hebrenjve ose të krishterëve!» Këto janë dëshirat e tyre boshe! Thuaju** (o Muhamed)**: «Nëse është e vërtetë ajo që thoni, atëherë sillni provën tuaj!»"** (Bekare, 111)

**"Hebrenjtë dhe të krishterët thonë: «Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij.» Thuaj: «Atëherë, përse Ai ju dënon për shkak të gjynaheve tuaja? Jo! Ju jeni njerëz nga ata që Ai ka krijuar. Ai fal kë të dojë dhe dënon kë të dojë. Vetëm Allahut i përket sundimi i qiejve, i Tokës dhe i çdo gjëje që gjendet midis tyre. Dhe vetëm tek Ai kthehen të gjithë.»"** (Maide, 18)

* * *

Ky fund i hidhur ku kanë rënë të krishterët, buron nga fakti se edhe ata ashtu si hebrenjtë, e prishën sipas dëshirave të veta shpalljen hyjnore që iu dërgua, duke e përzier përmbajtjen e saj me elemente njerëzore. Kjo gjë, u është dukur e bukur, sepse ata gjetën mundësinë që mëkatet e kryera, t'i legalizonin duke i shtuar në librat hyjnorë. Kjo gjendje ku kanë rënë, natyrisht që u ka kushtuar atyre lumturinë e të dyja botëve. Gjendja e ithtarëve të librit, është aq e hidhur, sa ata nuk mundën ta gjenin rrugën e drejtë edhe pas ardhjes së të Dërguarit të Allahut, Muhammedit (s.a.v.)!

Një delegacion të krishterësh nga Nexhrani, patën shkuar të Profeti dhe i patën thënë:

"Meqë edhe Kurani e pranon se Isai ka lindur pa baba, atëherë ai është Zot!"

Pas kësaj, me qëllim që të dalë në shesh e vërteta, zbriti ajeti i mallkimit reciprok:

**"Atyre që të kundërshtojnë ty për çështjen e Isait, pasi të ka ardhur njohuria, thuaju: «Ejani t'i thërrasim bijtë tanë dhe bijtë tuaj, gratë tona dhe gratë tuaja, veten tonë dhe ju vetë, pastaj, të lutemi që mallkimi i Allahut t'i godasë gënjeshtarët!»"** (Ali Imran, 61)

Kur Profeti (a.s.), e bëri propozimin e tij siç e kërkonte ajeti, të krishterët e Nexhranit nuk pranuan. Më pas, nënshkruan vetëm një marrëveshje sipas së cilës pranonin të hynin nën mbrojtjen e myslimanëve dhe u kthyen në vendin e tyre.

Allahu i Lartë i paralajmëron kështu ithtarët e Librit:

**"O ithtarë të Librit! Përse i mohoni shpalljet e Allahut** (Kuranin)**, edhe pse jeni dëshmitarë se ato janë të vërteta? O ithtarët e Librit! Përse e pështjelloni të vërtetën me të pavërtetën dhe përse e fshihni të vërtetën me qëllim?"** (Ali Imran, 70-71)

E vërteta e parë, që është përmendur në ajet dhe të cilën të krishterët e kanë parë dhe ditur, është prishja e fesë së tyre dhe largimi prej origjinës. Ndërsa e vërteta e dytë, është se Kurani Fisnik dhe Profeti ynë (a.s.), janë dërguar nga Allahu i Madhëruar për të gjithë njerëzimin. Edhe pse ata nuk e shfaqin këtë, Allahu i Madhëruar e deklaron hapur:

**"Ata që u kemi dhënë Librin, e njohin atë** (Profetin a.s.)**, ashtu siç i njohin bijtë e tyre, por disa prej tyre e fshehin të vërtetën, duke e ditur mirë."** (Bekare, 146)

Shkaku i vetëm që të krishterët nuk e braktisin dot devijimin në të cilin gjenden sot, janë Ungjijtë që kanë në duar. Ata që i shkruan këta Ungjij, e bënë në përputhje me dëshirat e veta. Allahu i Madhëruar, i Cili ka dërguar edhe Ungjillin (Inxhilin) e vërtetë, urdhëron:

**"Mjerë ata që me duart e tyre shkruajnë Librin, e pastaj thonë: «Kjo është prej Allahut!», që për këtë të kenë ndonjë dobi të vogël** (materiale)**.**

**Mjerë ata për çfarë kanë shkruar me duart e tyre dhe mjerë ata për çfarë kanë fituar!"** (Bekare, 79)

Sepse ajo që kanë bërë ata, duke shtuar dhe hequr sipas dëshirës prej librin hyjnor, është diçka e ndaluar edhe për vetë profetët e Allahut! Fermani hyjnor lidhur me këtë çështje, është zbritur edhe në lidhje me Profetin tonë (a.s.):

**"Sikur ai** (Muhamedi)**, në mënyrë të rreme, të Na kishte veshur ndonjë fjalë, Ne do ta kapnim atë për dorën e djathtë dhe me siguri që do t'ia prisnim damarin e qafës e askush prej jush nuk do të mund ta mbronte."** (Hakka, 44-47)

## Përmbajtja e katër ungjijve

Ekzemplarët më të vjetër të ungjijve të sotëm, përveç ungjillit të Mateut, janë greqisht. Kurse burimet krishtere thonë se Isai (a.s.), ka përdorur gjuhën hebraishte dhe aramaike, me të cilat ka bërë edhe predikimet e tij. Atëherë, kur trajtohen gjuha e ungjijve dhe fjalët e Isait (a.s.), a nuk duhet që të paktën origjinalet e tyre të jenë të shkruara dhe të ruajtura në gjuhën e tij? Por sot, as ungjijtë dhe as fjalët e Isait (a.s.), nuk ndodhen të shkruara me gjuhën e tij!

Megjithëse kopjet e para të Ungjillit janë të shkruara në hebraisht, ato kanë humbur. Ndërsa ungjijtë e tjerë të shkruar hebraisht, janë përkthyer menjëherë në greqisht dhe më pas janë asgjësuar. Në këtë periudhë, Krishterimi është ndikuar shumë nga kultura Greke, e bazuar në besimin në shumë zota, duke e humbur sistemin e besimit në një Zot të vetëm.

Gjithashtu, për shkak se Ungjijtë janë manipuluar, mes të vërtetave të shkencave pozitive dhe ungjijve të sotëm, ekziston një humnerë e madhe. Kështu, kur Galileu, i cili mësoi nga veprat e myslimanëve se toka rrotullohet, formoi bindjen për këtë dhe ua tha të tjerëve, kisha, për shkak se thëniet e tij përplaseshin me të dhënat e ungjijve, tregoi një reagim të ashpër ndaj tij, duke e kërcënuar me vdekje:

"Ose hiq dorë prej thënieve të tua, ose do të të vrasim!"

I kërcënuar me vdekje pse tha të vërtetën dhe në një situatë të pashpresë, siç dihet, Galileu u detyrua të hiqte dorë formalisht prej bindjeve të veta, por, më në fund, nuk mundi të përmbahej dhe tha atë frazën e famshme:

"E, megjithatë, ajo rrotullohet!"

Për shkak të këtyre humnerave midis Ungjijve dhe të vërtetave, kundërthëniet dhe kontradiktat e Ungjijve, janë tentuar të fshihen. Për rrjedhojë, librat me përmbajtje të njohurive fetare të krishtera, përgjithësisht, përgatiten në formën e pjesëve të zgjedhura prej Ungjillit. Pra, Ungjijtë nuk lexohen të tërë përnjëherësh. Madje, midis fraksioneve dhe medh'hebeve të ndryshme të krishtera, ka edhe ndarje në përdorimin e Ungjijve. Vetëm kjo gjendje, është e mjaftueshme për njerëzit e mençur, që të kuptojnë se transmetimi i teksteve të Shenjta është i pavlefshëm.

Kështu, E. Jakob, thotë se transmetimet që kanë ardhur në periudhën pas procesit të shkrimit të Ungjijve, fillon të marrë trajtën e përrallave. Ndërsa Maurice Bucaille thotë:

"…Libri i Shenjtë, përbëhet prej tekstesh që njerëz të ndryshëm, të cilët e kanë ndryshuar atë si t'ua dojë zemra, kanë dashur të na lenë neve. Prandaj, (në krishterim) nuk qëndrohet aspak mbi mënyrën se si janë shkruar librat në fjalë, të cilët kanë pësuar disa herë ndërhyrje njerëzore si të ishin lëndë të kaluara disa herë në sitë. Kështu, analiza e njohurive të shumta të gabuara, nuk bëhet, por të gjitha kalohen në heshtje. Mirëpo, kjo gjendje, e papranueshme edhe për librat njerëzor, është shumë poshtëruese t'i bëhet një libri që konsiderohet i shenjtë!.."

Edhe sikur të mos dalin njerëz që ta pohojnë të vërtetën e manipulimit të Ungjijve, mjafton që Allahu i Lartë e deklaron Vet, që Ungjilli, si njëri prej librave të dërguar prej Tij, është i korrigjuar dhe i ndryshuar! Kështu, Allahu i Madhëruar, e deklaron këtë të vërtetë, duke e bërë edhe një paralajmërim për bashkësinë e Muhammedit (a.s.), që të mos bien edhe ata në të njëjtin devijim:

**"**(Mos u bëni) **si ata, që fenë e vet e kanë përçarë dhe janë ndarë në grupe, e ku çdo grup është i kënaqur me atë që ka!"** (Rum, 32)

Siç kuptohet edhe nga ky paralajmërim, të gjitha fetë para Islamit dhe librat e tyre, janë korrigjuar dhe ndryshuar. Mes tyre, është edhe feja e dërguar Isait (a.s.) dhe libri i saj. Kështu, katër Ungjijtë e sotëm, nuk kanë asnjë lidhje me Ungjillin origjinal.

## Mateu

Mateu, ishte një hebre që mblidhte taksa në emër të Perandorisë Romake. Ungjillin e vet, e ka shkruar për bashkësinë e besimtarëve të krishterë me origjinë hebreje. Thuhet se ky Ungjill, është shkruar në vitet 65 (pas Krishtit). Në një aspekt, ky ungjill është shkruar për të vërtetuar se Isai (a.s.), ka plotësuar historinë e Izraelit.

Kur Mateu e ka shkruar këtë Ungjill, ka përfituar prej Ungjillit të shkruar nga Marku, i cili nuk ka qenë ndër dishepujt e Isait (a.s.). Fakti që dikush, i cili pranohet të ketë qenë prej dishepujve, të përfitojë prej Ungjillit të shkruar nga dikush që nuk ka qenë prej tyre, është me të vërtetë i pakuptimtë. A.Tricot, lidhur me këtë Ungjill, thotë:

"Ky libër, të cilit i kanë veshur një rrobë greke, mishin, eshtrat dhe shpirtin i ka hebre. Tek ai shihen gjurmët e Hebraizmit. Ai bart në mënyrë të qartë elementet karakteristike të Hebraizmit!"

## Marku

Në fillim, Marku ka shkruar një Ungjill të shkurtër. Pastaj, këtë e ka zgjeruar. Mirëpo, më pas, tre të katërtat e këtij ungjilli kanë humbur dhe, duke përfituar prej koleksioneve të mëparshme, Marku ka shkruar ungjillin që kemi sot.

Në të vërtetë, ekzistojnë disa mendime lidhur me faktin se kush e ka shkruar Ungjillin e Markut. Sipas disave, këtë Ungjill nuk e ka shkruar Marku, por Pjetri. Në fakt, Marku nuk e ka parë dhe dëgjuar kurrë Isain (a.s.). Dhe, ato që ka shkruar, janë vetëm ato që ka mësuar dhe ka mbajtur në mend. Madje, ato që ka shkruar, janë të pa sistemuara dhe të mbushura plot me gabime. Në tregimin e ngjarjeve, nuk është ruajtur fare kronologjia e tyre.

M.P. Roguet, lidhur me shkrimtarin e këtij Ungjilli të shkruar rreth viteve 65 (pas Krishtit), thotë:

"Marku është një shkrimtar amator. Ai është shkruesi më mediokër i të gjithë shkruesve të Ungjijve!"

### Luka

Profesioni i Lukës, i cili ka shkruar Ungjillin e tretë, është mjekësia. Ky ka shkruar librin *"Veprat e Apostujve"*.

Këtë Ungjill, Luka e ka shkruar për grekët. Veçse vepra e tij është e mbushur në përmasa serioze me gabime historike. Duke e shkruar ungjillin e tij, ai ka përfituar prej Markut, veçanërisht, prej veprave të tjera jo hyjnore, madje prej burimeve gojore. Gjithashtu, ai ka shtuar edhe shumë fjalë të urta në tekstet e Ungjillit. Për këtë shkak, M.P. Kannengiesser thotë për të: *"Ai është një romancier i vërtetë!"*

Me pak fjalë, Ungjilli i Lukës, është një libër ku vendin e shpalljes hyjnore e zë zelli i një robi.

### Gjoni

Ungjillin e katërt, pretendohet se e ka shkruar Gjoni, biri i Salomes dhe Zebedes, i cili ka qenë edhe shok e ithtar i Isait (a.s.). Ndërkaq, hulumtuesit thonë se në këtë Ungjill, duket qartë logjika e marrë prej shkollës filozofike të Aleksandrisë dhe janë mbështetur po në filozofinë greke. Për rrjedhojë, ata mendojnë se, atë e ka shkruar jo ky Gjon, por një person tjetër me këtë emër.

Në ungjillin e Gjonit, i cili është shkruar në vitet 90-100, është e pamundur të rastisësh në ndonjë informacion lidhur me shpalljen hyjnore. Në këtë ungjill, apostujt i drejtohen Isait, duke i thënë: "Zoti ynë!". Nisur nga kjo, Gjoni vetëm sa ka vazhduar punën aty ku e ka lënë hebreu Pal, i cili e ka ndryshuar dhe manipuluar Krishterimin.

M.P. Roguet, lidhur me këtë ungjill të shkruar prej Gjonit, mendon:

"Ndërkohë që Ungjijtë sinoptikë (tre Ungjijtë e parë që ngjajnë me njëri-tjetrin), i përcjellin fjalët e Isait në një mënyrë tërheqëse, afër një stili bisede, tek Gjoni, çdo gjë mbytet në meditimin e thellë të autorit, gjer në atë shkallë sa disa herë mbetemi të detyruar të pyesim veten: "Ky që flet këtu, është Isai, apo fjalët e tij zgjerohen pa u kuptuar me interpretimet e autorit të ungjillit?"

Ashtu siç thamë edhe më parë, veç këtyre katër Ungjijve, ekziston edhe një ungjill tjetër, i njohur si Ungjilli i Barnabas. Barnaba, ishte një nga hauaritë dhe shokët e parë të Isait (a.s.). Ai ka qenë besnik ndaj besimit monoteist. Për

këtë shkak, mes përkrahësve të Barnabas dhe atyre të Palit, janë zhvilluar përplasje të mëdha.

Ndryshimet kryesore mes Ungjillit të Barnabas dhe ungjijve të tjerë janë këto:

1- Isai (a.s.), nuk është as Zot dhe as biri i Zotit. Ai është një profet i dërguar njerëzve të Zotit.

2- Djali që donte të bënte kurban Ibrahimi (a.s.), është Ismaili, e jo Is'haku.

3- Isai (a.s.), nuk është kryqëzuar.

4- Mesihu i pritur, pra Farakliti, është Muhammedi (a.s).

## Kontradiktat e katër ungjijve

Siç shihet, lidhur me kohën e shkrimit të Ungjijve, nuk janë në një mendje qoftë edhe dy prej shkruesve të tyre. Kjo, sepse Isai (a.s.), si i vetmi person që e dinte të vërtetën hyjnore që i ishte dërguar atij, as nuk i ka parë dhe as nuk i ka thënë dikujt t'i shkruajë këta Ungjij. Prandaj, asnjë prej gabimeve, kontradiktave dhe manipulimeve që janë bërë në këta Ungjij, nuk mund t'i shpëtojnë askujt nga sytë. Ungjijtë e sotëm, janë zhveshur nga cilësitë hyjnore me anë të interpretimeve njerëzore dhe janë të mbushur plotë me kontradikta dhe njohuri të pakuptimta.

Një pjesë e rëndësishme e këtyre kontradiktave dhe gabimeve, janë si më poshtë:

- Të njëjtat ngjarje, tregohen ndryshe në Ungjij të ndryshëm, madje dhe në të njëjtin ungjill, në vende të ndryshme, ku gjenden plot mospërputhje e kontradikta. Mirëpo është e qartë se Allahu nuk mund t'u bëjë të ditur njerëzve gjëra në kundërshtim me të vërtetën.

- Ndërkohë që Ungjijtë e Markut dhe të Gjonit, nuk flasin fare për gjenealogjinë e Isait (a.s.), Mateu dhe Luka japin trungun gjenealogjik të tij. Mirëpo, ndërkohë që Mateu numëron 40 persona nga Isai (a.s.), deri tek Ibrahimi (a.s.), Luka numëron 55 persona. Përveç kësaj, Luka, duke shtuar edhe 20 vetë të tjerë deri tek Ademi (a.s.), e nxjerr numrin e tyre në 75. Ndërsa Mateu, nuk jep asnjë të dhënë për trungun gjenealogjik para Ibrahimi (a.s.).[56]

56. shih. Mateu, 1/17; Luka, 3/23-38.

Këto mospërputhje, janë mangësi që nuk pranohen as në librat njerëzorë. Njerëzit, gjatë gjithë historisë, megjithëse i kanë parë profetët e tyre dhe kanë qenë dëshmitarë okularë të librave hyjnor, kanë kërkuar prej profetëve mrekulli si argumente të vërtetësisë së tyre. Nisur nga kjo, si mund të quhet fakti që sot ata pranojnë dhe besojnë libra pa burim të saktë dhe plot me mospërputhje e kontradikta?

- Sipas Ungjillit të Mateut, Jahja (a.s.), është "Shpëtimtari Elia"[57], ndërsa në Ungjillin e Gjonit, pohohet se Jahja nuk është Elia[58].

- Lidhur me takimin e Isait (a.s.), me dishepujt dhe marrja e tyre pranë, mes Gjonit dhe Ungjijve të tjerë ka shpjegimi të ndryshme nga njëri-tjetrit.[59]

- Lidhur me çështjen e kombësisë dhe vendbanimit të gruas e cila i pati kërkuar ndihmë Isait (a.s.), për t'ia shëruar vajzën e zënë prej xhinëve kur ai pati shkuar një radhë në zonat Sur dhe Sadja, ka mospërputhje të hapura. Fakti që, sipas Mateut, gruaja ishte kenanase[60], kurse sipas Markut, ishte greke[61], është shumë i çuditshëm për këto libra që konsiderohen hyjnorë! Kur një njeri i zakonshëm, nuk e ngatërron vendlindjen e vet, a është e mundur që Krijuesi, i Cili konsiderohet absolutisht i përsosur dhe i pastër prej çdo të mete, të ngatërrojë vendlindjen e një krijese që e ka krijuar vetë? Sigurisht që Jo!

- Megjithëse në Ungjij Isai (a.s.), përmendet me atribute hyjnore, në shumë vende të tjerë, ai përmendet si "biri i njeriut" dhe "robi i Zotit".[62] Si mund të shpjegohet që dikush të jetë edhe biri i Zotit, edhe i njeriut? Kjo shpjegohet vetëm nëse pranohet se njeriu është i barabartë me Zotin, gjë që as nuk mund të vihet në diskutim! Sepse Zoti është krijues, kurse njeriu krijesë, i krijuar!

- Ngjarjet e zhvilluara natën e kapjes së Isait (a.s.), të katër ungjijtë i përshkruajnë me hollësi. Por edhe në këtë çështje, thëniet e njërit ungjill nuk përputhen me thëniet e tjetrit, duke shfaqur ndryshime dhe kontradikta të mëdha.[63]

- Ndërkohë që në Ungjijtë e Mateut, Markut dhe Lukës, shprehet se Isai (a.s.), u pagëzua nga Jahja (a.s.), në Ungjillin e Gjonit, nuk flitet fare për çështjen e pagëzimit.[64]

57. Mateu, 11/14.
58. Gjoni, 1/21.
59. shih. Luka, 5/1-17; Gjoni, 1/35-51; Mateu, 4/18-22.
60. Mateu, 15/21-22.
61. Marku, 7/26.
62. Mateu, 12/17-18; Veprat e Apostujve, 3/13, 4/27-28.
63. shih. Mateu, 26/47-56; Marku, 14/13-52; Luka, 22/47-53.
64. Mateu, 3/17; Marku, 1/9-12; Luka, 3/21-22.

- Sipas Mateut dhe Markut, kur Isai (a.s.), u kryqëzua në kryq, tha: "Hyji im, Hyji im! Përse hoqe dorë prej meje?"[65] Mirëpo, kjo nuk mund të jetë një fjalë që mund ta thotë një Profet i Allahut, sepse kjo do të thotë të mbash një qëndrim ndaj Zotit.

Kontradiktat dhe gabimet në Ungjij, nuk janë të kufizuara me këto që u përmendën këtu. Lidhur me këtë çështje, mund të shqyrtohet libri "Idhharu'l Hak", i Rahmetullah el-Hindit. Kjo, tregon se Ungjijtë janë shkruar nga njerëz që nuk e kanë njohur njëri-tjetrin dhe sipas dëshirave të tyre, gjë e cila i ka çuar në shumë kundërshtime dhe gabime.

**Shkaku i kryqëzimit të Isait (a.s.), sipas të krishterëve**

Sipas të krishterëve, Ademi (a.s.) dhe Havaja, kur ndodheshin në xhenet, kanë bërë mëkat duke ngrënë nga pema e ndaluar.[66] Për këtë shkak, Zoti i ka dënuar të gjithë fëmijët e ardhur nga brezi i tyre me djegie në zjarr. Mirëpo, Isai (a.s.), duke pranuar të kryqëzohet, ka marrë përsipër të lajë mëkatin e të gjithë njerëzimit duke e shpëtuar nga mëkati i trashëguar prej njeriut të parë.[67]

Në Kuran, Allahu i Lartë e bën të qartë se çështja nuk qëndron kështu:

**"**(I mallkuam ata) **për shkak të mosbesimit të tyre** (ndaj Isait a.s.)**, për shkak të shpifjeve të mëdha që thanë kundër Merjemes dhe për fjalët e tyre: «Ne e vramë Mesihun – Isain, të birin e Merjemes, të dërguarin e Allahut!» Por, ata as e vranë, as e kryqëzuan, por ashtu u është dukur. Ata që nuk u pajtuan për çështjen e tij, me siguri që gjenden në dyshim për të. Ata nuk kanë ditur kurrgjë për të, por vetëm kanë hamendësuar. Ata, në të vërtetë, nuk e kanë vrarë, por, Allahu e ka ngritur pranë Vetes. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm."** (Nisa, 156-158)

Ndërkohë që e vërteta qëndron kështu, besimi se Zoti ka vrarë të birin për ta qetësuar ndëshkimin e Tij ndaj gjynahut të ngrënies së një molle nga gjyshi i tij Ademi (a.s.), është me të vërtetë shumë i çuditshëm! Mirëpo, ngrënia e mollës së një tjetri, nuk dënohet me vdekje. Allahu i Madhëruar, i cili ka deklaruar se, askush s'do të bartë fajin e tjetrit, nuk mund të dërgojë një fe në të cilën ka

65. Mateu, 27/46; Marku, 15/34.

66. Zanafilla, 3/24.

67. Letrat drejtuar Romakëve, 3/23-26.

besime të tilla të padrejta. Kjo mund të shpjegohet vetëm me faktin që feja në fjalë, është e ndryshuar. Mbi të gjitha, kur të krishterët sot ftojnë për në fenë e tyre, duke u shprehur se Isai (a.s.), e ka sakrifikuar veten për të marrë mbi supe mëkatet e të tjerëve, bien në një injorancë dhe gabim shumë të madh. Duke vepruar kështu, ata përpiqen që Krishterimin e prishur, ta paraqesin tërheqës tek njerëzit e thjeshtë.

Nga ana tjetër, kur shohim gjykimin hyjnor për çështjen e vuajtjes së dënimit, e vërteta del në shesh në të gjitha hollësitë e saj. Allahu i Lartë urdhëron:

**"Kush zgjedh rrugën e drejtë, e ka për veten e vet e kush i largohet asaj, i largohet në dëm të vetvetes dhe askush nuk e merr të keqen e tjetërkujt. Ne nuk dënojmë asnjë popull, para se të çojmë të dërguar!"** (Isra, 15)

Ndërsa në ajet bëhet e qartë se, edhe një gjynahqar nuk do ta bartë gjynahun e tjetrit, pretendimi që një i pafajshëm të dënohet për dikë tjetër, është në kundërshtim jo vetëm me të vërtetën hyjnore, por edhe me logjikën njerëzore! E kush mund ta pranojë të vihet nën përgjegjësinë e një faji që s'e ka kryer vetë e që s'ka lidhje me të?

E vërteta është se, Krishterimi i prishur me shpejtësi pas Isait (a.s.), brenda një kohe të shkurtër e ka humbur cilësinë e fesë së vërtetë dhe ka fituar karakterin e një kulture idhujtare.

Motivi i "heroit popullor të kryqëzuar", që është pjesë e kulturave idhujtare, është mishëruar tek Isai (a.s.) dhe, kryqi i lidhur me këtë ngjarje, është nxjerrë në shesh si një idhull i ri. Kryqi ka qenë i pranishëm edhe në idhujtarinë Evropiane të periudhës para Krishterimit.

Synimi i vetëm i mbretërve dhe perandorëve të Greqisë dhe Romës së Vjetër, ka qenë hyjnizimi pas vdekjes. Ky botëkuptim është mishëruar edhe tek Isai (a.s.) dhe ai është përshkruar nëpër Ungjij si një hero legjendar i hyjnizuar.

Shkurt, fjala e Zotit në Ungjij, është e ndërthurur në mënyrë tepër të ngatërruar me fjalën e njeriut si dhe me ide besëtyte.

Isai (a.s.), në kundërshtim me kishën dhe klerikët e sotëm, ka jetuar një jetë shumë të thjeshtë e të përkorë. Profeti (a.s.) thotë:

*"Unë jam më i afërti ndër të gjithë njerëzit ndaj të birit të Merjemes,*

*edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër. Mes nesh nuk ka profet tjetër. Profetët janë vëllezër. Profetët janë vëllezër me nënë të ndryshme por me babë të njëjtë. Edhe fenë e kanë të njëjtë!"* (Buhari, Enbija, 48; Muslim, Fedail, 143.)

*"Nëse kam jetë të gjatë, do të dëshiroja të takohesha me të. Por nëse vdes pa e arritur atë, kush prej jush të takohet me të, t'i japë selam prej meje!"* (Ahmed, II, 298.)

* * *

Veçoria dalluese e Isait (a.s.) ka qenë rëndësia që ai i jepte pastrimit të egos dhe purifikimi i zemrës; domethënë heqja dorë prej dëshirave trupore dhe bërja e një jete shpirtërore. Në sajë të kësaj veçorie, ai përpiqej të vendoste moralin e lartë, mëshirën dhe vëllazërinë mes njerëzve në tokë.

Ndërsa një nga veçoritë e spikatura të Islamit, është; "të duash për hir të Allahut, e të urresh po për hir të Tij". Transmetohet se, Isait (a.s.), i janë shpallur këto fjalë:

*"Edhe sikur të kryesh adhurimet e të gjithë atyre që ndodhen në tokë e në qiej, por, në zemrën tënde nuk ka miqësi dhe armiqësi për Mua, ato adhurime nuk kanë asnjë dobi për ty!"*

Domethënë, duhet që edhe kur të duam, të duam për Allahun, edhe kur të mos duam, të mos duam për Allahun.

Isai (a.s.) porosit:

*"Bëhuni miq të Zotit duke treguar vazhdimisht armiqësi për kundërshtarët e Tij. Bëhuni të afërt të Zotit, duke u qëndruar larg kundërshtarëve të Tij dhe fitoni pëlqimin e Zotit, duke treguar armiqësi ndaj tyre!"*

**O Zot! Na mundëso ta njohim të vërtetën të vërtetë dhe të mbahemi fort pas saj, si dhe ta njohim të shtrembrën të shtrembër dhe të largohemi prej saj, e kështu, të bëhemi prej robërve të Tu të mirë që shijojnë dhuntitë e bahçeve të kënaqësisë Tënde!**

**Amin!**

## PYETJE VLERËSIMI

**A. Përgjigjuni pyetjeve të mëposhtme.**

1. Cilat janë anët e përbashkëta të Zekerijjas, Jahjas dhe Isait (a.s.)?
2. Cilat janë profetët që konsiderohen "Ulu'l-adhm"?
3. Shpjegoini sa logjik është besimi se Allahu ka hyrë ose është trupëzuar në trupin e Isait (a.s.)!
4. Jepni të dhëna në lidhje me ardhjen e Isait (a.s.), përsëri në këtë botë!
5. Në cilën datë ka lindur Isai (a.s.)? A festohen krishtlindjet në kohën e lindjes së tij?
6. Çfarë bëri Merjemja kur e akuzuan për pandershmëri? Si shpëtoi ajo prej atyre akuzave?
7. Ç'është murgëria?
8. Çfarë ka thënë Isai (a.s.), në lidhje me Musain (a.s.), që ka ardhur para tij dhe për Muhammedin (a.s.), i cili do të vinte pas tij?
9. Çfarë tha Isai (a.s.), në lidhje me Muhammedin (a.s.), kur hauarijunët e pyetën atë: "Si do ta njohim shpëtimtarin që do vijë?"?
10. Pse dhe si u martirizua Habib en-Nexhar?
11. Si ndodhi ngritja e Isait (a.s.), në qiell?
12. Kur dhe si ka dalë në pah besimi i trinitetit në Krishterim?

13. Jepni të dhëna në lidhje me murin që hebrenjtë sot e përdorin si “murin e vajtimit”!

14. Çfarë dallimesh ka midis të krishterëve që janë ndarë në Paulianë dhe Barnabasianë?

15. Përmendni pesë mrekulli të Isait (a.s.).

16. Për çfarë arsye nuk e pranojnë hebrenjtë dhe të krishterët profecinë e Muhammedit (a.s.), megjithëse ai është lajmëruar si profeti i fundit edhe në librat e tyre?

17. Pse sipas Krishterimit çdo njeri është gjynahqar?

18. Si bëhet falja e gjynaheve tek të krishterët?

19. Cilat janë arsyet e mospërputhjeve dhe kontradiktave midis Ungjijve?

20. Jepni tre shembuj prej mospërputhjeve dhe kontradiktave midis Ungjijve.

21. Sipas të krishterëve të sotëm, pse është kryqëzuar Isai (a.s.)?

22. Sipas besimit të krishterë, prifti ka të drejtë të falë edhe gjynahet më të mëdha. Nisur nga kjo, a është e logjikshme që Isai (a.s.), të paguante me jetë edhe ndëshkimin e gjynahut të ngrënies së një molle nga ana e Ademit (a.s.), në xhenet? Pse?

**B. Plotësoni hapësirat boshe në fjalitë e mëposhtme.**

1. Zekerijja (a.s.), gjykonte sipas ligjeve të ........................ (a.s.).
2. Atributi i Isait (a.s.), është ...................
3. Isait (a.s.), i është dhënë profecia në moshën ........ vjeç. Atij i është zbritur ........... dhe është ngritur tek Allahu në moshën ............
4. ........................ është gruaja më e mirë e periudhës në të cilën ka jetuar. Ndërsa .................. është gruaja më e mirë e umetit të Muhammedit (a.s.).
5. Nëna e Merjemes, është ......................., ndërsa babai është ..............
6. Hauari, do të thotë ................... ose .........................
7. Hauaritë, në Kuran përmenden edhe si ....................

**C. Gjeni përgjigjen e duhur në pyetjet e mëposhtme.**

**1. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga arsyet që Zekerijja (a.s.), kërkoi një djalë prej Allahut?**

**a.** Dëshira për të pasur një fëmijë të mirë që do ta trashëgonte në profeci dhe dije.
**b.** Dëshira për të vazhduar sojin e profetëve të gjakut të vet, e cila fillonte me Jakubin (a.s.).
**c.** Plakja dhe dobësimi, aq sa ta bënte të ndjente nevojë për një djalë që do t'i shërbente.
**d.** Mungesa e njerëzve të meri-tuar, të cilët do ta udhëhiqnin popullin me drejtësi pas tij.

**2. Cili nga profetët e mëposhtëm, <u>nuk</u> është prej profetëve Ulu'l-Adhm?**

**a.** Nuhu (a.s.).
**b.** Ibrahimi (a.s.).
**c.** Sulejmani (a.s.).
**d.** Isai (a.s.).

**3. Cila nga pikat e mëposhtme tregon shkakun që Isai (a.s.), quhet "Ruhullah"?**

**a.** Për shkak se jeta e tij në tokë, ishte vetëm jetë shpirtërore.

**b.** Për shkak se shfaqi mrekullinë e ngjalljes së të vdekurve.

**c.** Për shkak se Allahu e krijoi Isain (a.s.), pa u formuar plotësisht shkaqet e duhura, pra pa baba, duke i fryrë prej shpirtit që është pronë e Tij.

**d.** Për shkak se shpirti dhe trupi i tij u krijua në të njëjtën kohë.

**4. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga mirësitë që Allahu i fali Merjemes?**

**a.** Fakti që ajo e dinte se çfarë hanin dhe se çfarë mbanin njerëzit në shtëpitë e tyre.

**b.** Fakti që ajo dhe djali i saj ishin të mbrojtur nga çdo ngatërresë dhe e keqe.

**c.** Fakti që asaj i zbrisnin lloj lloj frutash nga qielli.

**d.** Fakti që ajo takohej me Xhebrailin edhe pse ajo nuk ishte profete.

**5. Cila nga të dhënat e mëposhtme në lidhje me krishtlindjet, është <u>e gabuar</u>?**

**a.** Ajo është një natë e veçantë me vlera të larta shpirtërore dhe festohet nga shumë njerëz të feve të ndryshme.

**b.** Lidhur me datën e krishtlindjeve ka kundërshtime ndërmjet medh'hebeve të ndryshme të krishtera.

**c.** Është një festë, e cila festohet si lindja e Krishtit (Isait), nga shumica e të krishterëve.

**d.** Në Ungjijtë që ekzistojnë sot, nuk ka asnjë të dhënë në lidhje me lindjen e Isait (a.s.).

**6. Cila nga përfundimet e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret prej ngjarjes së tre hauarijjunëve, Jakubit, Shemunit dhe Teumanit, të cilët shkuan të ftonin në rrugën e drejtë një sundues mizor?**

**a.** Për të qenë i suksesshëm në një punë, duhen marrë masat e duhura dhe të veprohet me një program të caktuar.

**b.** Shërbimi që bëhet në rrugë të Allahut, përpjekja dhe durimi që tregohet në atë rrugë, nuk shkon kurrë dëm.

**c.** Një besimtar, duhet të ketë urtësi dhe zgjuarsi. Ai duhet të dijë se çfarë, ku, kur dhe si të veprojë.

**d.** Ata që shërbejnë në fenë e Allahut duke u lidhur me gjithë shpirt, nuk goditen nga asnjë fatkeqësi.

**7. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga cilësitë e hauarijjunëve të Isait (a.s.)?**

**a.** Ata ishin persona, të cilëve u ishte dhënë detyra për të shkruar Ungjillin dhe për të vendosur ligje në fe.

**b.** Ata ishin ndihmësit e profetit të tyre, të cilët shërbyen në rrugën e Allahut.

**c.** Ata ishin myslimanë që besonin me gjithë zemër në fenë Allahut.

**d.** Ata ishin besnikë ndaj profetit të tyre dhe e donin shumë atë.

**8. Cila nga fjalitë e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një prej shkaqeve që hebrenjtë donin ta vrisnin profetin Isa (a.s.)?**

**a.** Kalimi i kufijve në mizori dhe të këqija nga ana e hebrenjve.

**b.** Sjellja paqësore e Isait (a.s.), ndaj armiqve të hebrenjve.

**c.** Isai (a.s.), nuk u ishte dërguar bijve të Izraelit.

**d.** Isai (a.s.), ftonte në fe të gjithë njerëzit pa bërë dallim në është mik apo armik.

**9. Cila nga të dhënat e mëposhtme në lidhje me vdekjen e Isait (a.s.), është <u>e gabuar</u>?**

**a.** Isai (a.s.), nuk është vrarë. Në vend të tij, është vrarë një person me emrin Jahuda, i cili i ngjante shumë atij.

**b.** Isai (a.s.), është ngritur në qiell, në një formë të cilën nuk e dimë.

**c.** Isai (a.s.), është ngritur në botën e qiellit për t'u dërguar përsëri në tokë.

**d.** Isai (a.s.), nuk është vrarë nga hebrenjtë, por ka vdekur më vonë.

**10. Pas vdekjes së Isait (a.s.), dolën shumë Ungjij, prej të cilëve u pranuan vetëm katër që përdoren edhe sot e kësaj dite. Cili nga Ungjijtë e mëposhtëm <u>nuk</u> është një prej tyre?**

**a.** Mateu

**b.** Luka

**c.** Barnabas

**d.** Gjoni

**11. Kush quhet "As'hab-i Uhdud"?**

**a.** Të krishterët e Nexhranit që janë hedhur në zjarr për shkak se nuk pranuan Hebraizmin ose ata që i hodhën në zjarr.

**b.** Hauarijjunët e Isait (a.s.).

**c.** Besimtarët që u strehuan në shpellë me qëllim që ta jetonin fenë e tyre aty.

**d.** Ata që u përpoqën të jetonin Hebraizmin edhe pas ardhjes së Krishterimit.

**12. Cila nga shprehjet e mëposhtme <u>nuk</u> tregon mendimet e Barnabasianëve që janë një medh'heb i krishterë?**

**a.** Besimi i trinitetit është i gabuar. Zoti është një dhe nuk ka të ngjashëm me Të.

**b.** Isai (a.s.), nuk është biri i Zotit. Ai është vetëm një profet.

**c.** Në vend të Isait (a.s.), nuk është kryqëzuar Jahuda, por Arijusi.

**d.** Do të vijë një profet me emrin Ahmed, i cili do të jetë i fundit i profetëve.

**13. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> tregon një nga mrekullitë e Isait (a.s.)?**

**a.** Njohja e gjinisë së fëmijës në barkun e nënës?

**b.** Ngjallja e të vdekurve?

**c.** Bërja e zogjve prej balte dhe ngjallja e tyre.

**d.** Njohja e gjithçkaje që ndodhte përreth tij edhe kur ishte në gjumë.

**14. Cilët nga besimet e mëposhtme <u>nuk</u> ekzistojnë në Krishterimin e sotëm?**

**a.** Çdo njeri mund të lidhet drejtpërsëdrejti me Zotin.

**b.** Njerëzit janë mëkatarë që prej lindjes. Vetëm ata që pagëzohen mund të shpëtojnë nga ky gjynah.

**c.** Kjo botë është një vend vuajtjesh. Këtu nuk ka kënaqësi dhe gëzim.

**d.** Zoti e kryqëzoi Jezusin (Isain), në kryq për t'i shpëtuar njerëzit nga mëkati që buron prej gabimit të Adamit (Ademit).

**15. Cila nga pikat e mëposhtme është një nga shkaqet që hebrenjtë <u>nuk</u> e pranojnë fenë Islame?**

**a.** Mospranimi si të logjikshme i parimeve dhe gjykimeve të besimit Islam.

**b.** Mospranimi si të mjaftueshme i cilësive profetike të Muhammedit (a.s.).

**c.** Mosrealizimi i pritshmërisë së tyre që profeti i fundit të ishte prej sojit të tyre.

**d.** Fakti se në librin e tyre të shenjtë shkruhet se Isai është profeti i fundit.

**16. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret si përfundim prej ajetit:** "Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur!" (Ali Imran, 85)

**a.** Kush kërkon fe tjetër përveç fesë së vet, e vetmja fe që do të gjejë është Islami.

**b.** Përveç fesë Islame, nuk ka asnjë besim apo sistem tjetër që mund ta çojë njeriun tek e vërteta.

**c.** Cilësitë që Allahu i Madhëruar kërkon t'i shohë tek njeriu, mund të arrihen vetëm duke ndjekur fenë Islame.

**d.** Nuk ka asnjë fe tjetër e cila përshtatet me natyrshmërinë dhe logjikën njerëzore, aq sa parimet e fesë Islame.

**17. Cili nga parimet e mëposhtme të fesë Islame, <u>nuk</u> bie ndesh me besimin e "mëkatit të parë" të fesë së krishterë?**

**a.** Çdo fëmijë lind në natyrën e pastër Islame dhe i pafajshëm.

**b.** Askush nuk e bart gjynahun e tjetrit. Gjithsecili është përgjegjës për atë që vepron.

**c.** Zbritja e njeriut në tokë, ka ndodhur për shkak të gabimit që Ademi (a.s.), bëri në xhenet.

**d.** Përgjegjësia për veprat, fillon kur njeriu hyn në moshën e pjekurisë dhe ka mendje të shëndoshë.

**18. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> është një nga arsyet e vendosjes së besimit të trinitetit në fenë e krishterë?**

**a.** Mashtrimi i njerëzve nga ana e Palit dhe disa njerëzve të fesë, të cilët ushqenin armiqësi ndaj fesë të veshur me petkun e besimtarit.

**b.** Ndikimi i të krishterëve nga kultura e vjetër Greke dhe Indiane, e bazuar në shumë zota.

**c.** Humbja e origjinalitetit të parimeve të besimit për shkak të ndryshimeve të bëra në librat e shenjtë.

**d.** Mosnjohja e të krishterëve me besimin monoteist që solli Islami.

**19. Çfarë tregon fakti që, midis Ungjijve dhe ekzemplarëve më të vjetër të tyre, nuk gjendet asnjë Ungjill në gjuhën hebreje apo aramaike, që ishin edhe gjuhët që ka folur Isai (a.s.).**

**a.** Hauarijjunët nuk e dinin gjuhën hebreje dhe atë aramaike.

**b.** Ungjijtë janë shkruar shumë kohë pas Isait (a.s.), nga njerëz shumë larg tij.

**c.** Isai (a.s.), nuk dinte shkrim e këndim.

**d.** Ungjijtë në gjuhën hebreje dhe aramaike ruhen në mënyrë shumë të fshehtë.

**20. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> mund të thuhet në lidhje me Ungjijtë e Mateut, Markut, Lukës dhe Gjonit?**

**a.** Në këta Ungjij, temat e trajtuara nga njëri, janë të njëjta edhe tek tjetri.

**b.** Ungjijtë janë shkruar në bazë të mendimeve dhe dëshirave të shkruesve të tyre.

**c.** Ungjijtë kanë filluar të shkruhen shumë vite pas Isait (a.s.).

**d.** Në asnjë prej Ungjijve nuk gjendet ndonjë e dhënë e qartë lidhur me besimin e trinitetit.

**21. Nëse e studiojmë Ungjillin e Barnabas, do të shohim disa të dhëna të ndryshme nga ato të ungjijve të tjerë. Cila nga pikat e mëposhtme <u>nuk</u> është njëra prej këtyre dallimeve?**

a. Isai (a.s.), nuk është as Zot dhe as biri i Zotit.

b. Isai (a.s.), nuk u vra duke u kryqëzuar në kryq.

c. Ungjilli i Barnabas, është shkruar nga vetë Isai (a.s.).

d. Mesihu i pritur është Muhammedi (a.s.).

**22. Cili nga përfundimet e mëposhtme <u>nuk</u> mund të nxirret nga krahasimi i Ungjijve të Mateut, Markut, Lukës dhe Gjonit?**

**a.** Ungjijtë japin të dhëna të ndryshme dhe të papërputhshme për të njëjtat çështje.

**b.** Lidhur me Isain (a.s.), përdoren shprehjet "biri i njeriut" ose "robi i Zotit". Por në të njëjtën kohë, atij i atribuohen edhe cilësi hyjnore.

**c.** Njëherë thuhet se feja e fundit është Krishterimi, e njëherë tjetër thuhet se është Hebraizmi.

**d.** Isait (a.s.), i atribuohen sjellje të cilat nuk mund t'i bëjë edhe një njeri i zakonshëm.

**23. Cila nga cilësitë e mëposhtme <u>nuk</u> është prej cilësive të Isait (a.s.)?**

**a.** Ai nuk luftoi fare me asnjë prej armiqve që nuk e pranuan fenë.

**b.** Ai hoqi dorë nga dëshirat e egos dhe bëri një jetë shpirtërore.

**c.** Ai i jepte rëndësi pastrimit të egos dhe purifikimit të zemrës.

**d.** Ai e këshillonte popullin me mëshirë, butësi dhe paqe.

# PËRMBAJTJA

**CIP Katalogimi në botim BK Tiranë**
Topbas, Osman Nûri
Vargu i Profetëve : nën dritën e Kuranit / Osman
Nuri Topbash ; përkth. Ilir Hoxha, ; red. Nexhat
Gjuzi. – Shkodër : Progres, 2016
[V.]2, 340 f. ; 16 x 13.5 cm.
Tit. origj.: Nebiler silsilesi : ders kitabi
ISBN 978-9928-207-11-1

1.Feja islame 2.Profetë
28 -32